Biblioteka "Lexo" - 7

# Sahîhu-l-Buhâri në gjuhën shqipe - libri 4.

Titulli i origjinalit:

صحيح البخاري

**Përktheu nga origjinali:**
**Feti MEHDIU**

Redaktor profesional:
Bahri ef. ALIU

Redaktor gjuhësor:
Elez ISMAILI

Korrektor:
Hasan EMËRLLAHU

Redaktor teknik:
Nysret S. SIMNICA

Realizimi kompjuterik:
nip shkupi prishtinë

# SAHÎHU-L-BUHÂRI
# Në gjuhën shqipe

**Libri 4.**
**1395-1772**
**HADITHE**

**Përktheu:**
**Feti Mehdiu**

**Prishtinë**
**1994**

*"... Çdo gjë që ju vjen nga unë, krahasojeni me Kur'anin, dhe ajo që është në pajtim me të është thënë nga unë, e çkado që nuk pajtohet me të, nuk është nga unë".*

*Muhammedi a.s.*

*Atyre që kanë etje për t'i njohur burimisht traditën dhe themelet e Fesë Islame.*

*Përkthyesi*

# صحيح البخاري

بحاشية السندي (?)

مشكول

---

الجزء الثاني

---

يطلب من
مكتبة الجمهورية العربية
لصاحبها
عبد الفتاح عبد الحميد مراد
شارع الصنادقية بجوار جامع الأزهر الشريف بمصر

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

*Në emër të All-llahut të Gjithmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

باب وجوب الزكاة . وقول الله تعالى ﴿وأقيموا الصلاةَ وآتوا الزكاةَ﴾ [البقرة ٤٣ ، ٨٣ ، ١١٠]
وقال ابنُ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما : حدَّثني أبو سُفيانَ رضيَ اللهُ عنه فذكرَ حديثَ النبيِّ ﷺ فقال « يأمُرُنا بالصَّلاة والزَّكاةِ والصِّلَةِ والعَفافِ »

## KAPITULLI PËR ZEKATIN, me fjalë të All-llahut:

**"Falni namazin dhe jepni zekatin!"**

Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

- Më ka treguar Ebu Sufjani r.a. dhe përmendi fjalët e Pejgamberit s.a.v.s. duke thënë:

**"Na urdhëron faljen e namazit, dhënien e zekatit, vizitën farefisit dhe modestinë..."**

١٣٩٥ — حدثنا أبو عاصمٍ الضَّحاكُ بنُ مَخلَدٍ عن زكريَّاء بنِ إسحاقَ عن يحيى بنِ عبدِ اللهِ بنِ صَيفيٍّ عن أبي مَعبَدٍ عن ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ النبيَّ ﷺ بعثَ مُعاذاً رضيَ اللهُ عنهُ إلى اليمَنِ فقال : ادعُهم الى شهادةِ أنْ لا إلهَ إلاَّ اللهُ وأنِّي رسولُ اللهِ ، فإنْ هم أطاعوا لذلكَ فأعلِمهم أنَّ اللهَ افترَضَ عليهم خمسَ صلواتٍ في كلِّ يومٍ وليلةٍ ، فإن هم أطاعوا لذلكَ فأعلِمهم أنَّ اللهَ افترضَ عليهم صدقةً في أموالِهِم تُؤخَذُ من أغنيائهم وتُرَدُّ على فُقرائهم »

**1395.** - Na ka rrëfyer Ebu Asim-Dahhak ibn Mahled duke transmetuar nga Zekerijja bin Is-haku, e ky nga Jahja b. Abdull-llah b. Sajfijje, kurse ky nga Ebu Ma'bedi, e ai nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. e dërgoi Muadhin për në Jemen dhe i tha:

**"Thirri ata të dëshmojnë se nuk ka Zot tjetër përveç Një, të vetmit All-llah, se unë jam pejgamber i All-llahut, dhe nëse ata i binden kësaj, atëherë informoi dhe mësoji se All-llahu u ka caktuar si detyrë faljen e pesë kohëve të namazit brenda një dite dhe një nate. Nëse edhe këtë e respektojnë, atëherë njoftoji se All-llahu u ka vënë si detyrë të japin zekatin e pasurisë së tyre, që do të mirret nga të pasurit e mesit të tyre dhe t'u jepet të varfërve në mesin e tyre".**[1]

---

1 Zekati është një detyrim i domosdoshëm i përcaktuar me Kur'an, kurse mënyra e dhënies dhe përqindja që jepet nga llojet e ndryshme të pasurisë është e përkufizuar me hadithe. Zekati është njëri nga detyrimet themelore materiale që kanë muslimanët e pasur ndaj të varfërve. Kushejriu ka thënë: "Ai që mohon dhënien e zekatit, del nga feja islame". Juristët islamë janë pajtuar njëzërit që organi kompetent i administratës islame të mbledhë zekatin edhe kundra vullnetit të atyre që refuzojnë ta kryejnë këtë detyrë, ashtu siç ka vepruar Ebu Bekri në vitin e parë të hilafetit të vet.

Në vitin e nëntë hixhrij Muhammedi a.s., pas kthimit nga Tebuku, dërgoi në Jemen Muadhin dhe Ebu Musën, të parin si mëkëmbës kurse të dytin si kadi. Disa historianë mendojnë se kjo ishte në vitin e dhjetë hixhrij, në muajin rebiu-l-ahar. Me atë rast Muhammedi a.s. dërgoi edhe mësues të fesë dhe përfaqësues: Halid b. Seidin në San'a, Ebu Umejjen në Hind, Zejd b. Lebidin në Hadramavt, Muadh b. Xhenanin dhe Ebu Musën në Zubejd, Aden dhe viset bregdetare.

Nga hadithi i përmendur del përfundimi:

- rrëfimi për rastin e përmendur që është transmetuar vetëm nga një as-hab, është i vlefshëm dhe duhet vepruar sipas tij;
- mosbesimtarët, para se të fillojë lufta me ata, duhet thirrur në fenë islame. Mosbesimtari konsiderohet se është bërë musliman kur dëshmon besimin në All-llahun dhe Pejgamberin e Tij, Muhammedin a.s., d.m.th. kur shqipëron shehadetin. Kjo dekaratë dëshmie është themel i fesë islame dhe pa këtë nuk ka vlerë asnjë veprim tjetër islam;
- është detyrim - farz, falja e pesë namazeve çdo ditë:
- dhënia e zekatit është detyrim i domosdoshëm për muslimanët e pasur;

Zekati i tubuar në ndonjë vend, në radhë të parë u shpërndahet varfënjakëve të atij vendi, por nëse dërgohet në ndonjë vend tjetër dhe shpërndahet, edhe ky veprim është i vlefshëm dhe farzi konsiderohet se është kryer. Umer b. Abdu-l-Aziz nuk e ka lejuar këtë mënyrë të shpërndarjes së zekatit. Në kohën e hilafetit të tij zekati i tubuar në Horasan është bartur në Siri që t'u jepet varfënjakëve të atjeshëm. Sapo u informua për këtë, urdhëroi që shuma e tubuar nga zekati të kthehet menjëherë në Horasan dhe t'u shpërndahet varfënjakëve të popullatës së Horasanit me rrethinë;

- jomuslimanëve, në radhë të parë u bëhet thirrje të dëshmojnë besimin në All-llahun dhe në Muhammedin a.s. si pejgamber të Tij, e pastaj thirren që t'iu përmbahen normave të tjera dhe të kryejnë detyrat e tjera islame;
- disa juristë islamë thonë se teksti i hadithit: "...zekati që merret nga të pasurit e tyre

dhe u shpërndahet varfanjakëve të tyre", përfshin edhe fëmijët, por shafiijtë konsiderojnë se fëmijët nuk janë të detyruar të japin zekat nga pasuria e tyre.

Sipas mendimit të juristëve të shkollës juridike hanefite kushtet që e bëjnë farz zekatin janë: personi të jetë i shëndoshë psikikisht dhe të jetë i moshërritur. Prandaj nuk ngarkohen me zekatë (për pasurinë e tyre) të marrët dhe të miturit. Hazreti Aishja ka transmetuar se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Penda e melekut (që shkruan) nuk shkruan për tre individë: për personin i cili flen, derisa të zgjohet, për femijën, derisa të bëhet i moshërritur dhe për të sëmurin mentalisht, derisa të shërohet."

Tirmidhiu thekson se mendimet e juristëve janë të ndara përkitazi me dhënien e zekatit nga pasuria e të miturit.

Sipas mendimit të Umerit, Aliut, Aishes, Malikut, Shafiut, Ahmedit dhe Is-hakut, nga pasuria e të miturit jepet zekat.

Të tjerët mendojnë se nga pasuria e jetimit të pasur nuk jepet zekatë. Këtë mendim e kanë: Sufjan, Thevri, Abdullah b. Mubarek, Ebu Hanifeja dhe juristë të tjerë të shkollës së tij: Ebu Vail, Seid b. Xhubejr, Nehai, Sha'abi dhe Hasan Basriu.

Seid b. Musejjeb ka thënë: "Me zekatë është i ngarkuar vetëm ai i cili është i ngarkuar me namaz dhe agjërim të ramazanit". Këtë deklaratë e ka shënuar edhe Nesaiu në Sunen-in e tij;

- Kontribut i detyruar - farz është vetëm zekati;

- nga teksti i hadithit: "... do të mirret nga pasanikët e tyre...", kuptohet, që organi kompetent i bashkësisë mund të dërgojë përpara njerëz të besueshëm që ta tubojnë zekatin nga të obliguarit me këtë kontribut-zekatin.

Ibn Mundhir ka thënë: "Të gjithë dijetarët islamë, njëzërit konstatojnë se zekati i është dorëzuar Muhammedit a.s., të deleguarëve dhe përfaqësuesve të tij".

Zekati mund t'u besohet për t'ua shpërndarë edhe mëkëmbësve. Këtë mendim e kanë: Sa'd ibn Vekas, Ibn Umer, Ebu Sid Hudari, Ebu Hurejre, Aisheja, Hasan Basriu, Sha'bi, Muhammed b. Aliu, Seid b. Xhubejr, Evzaiu dhe Shafi'iu.

Atau ka thënë: "Mëkëmbësve zekati mund t'iu jepet ta udhëheqin, nëse ata ua dorëzojnë atyre që u takon".

Tavusi ka deklaruar: "Mëkëmbësi i cili zekatin që i është besuar më parë nuk e ka shpenzuar aty ku është e paraparë me sheriat, nuk do t'i dorëzohet më atij për ta udhëhequr";

- tubuesi i zekatit nuk ka të drejtë që në emër të shërbimit që ka bërë të marrë për vete nga zekati i tubuar sendet më të çmuara, përkatësisht kafshën më të mirë, por vetëm atë me vleftë mesatare;

- personi i ngarkuar me borxhe nuk është i detyruar të japë zekatin;

- Në Kur'an janë numëruar kategoritë e njerëzve të cilëve u jepet zekati për nevojat e tyre personale, por kujdestari i bashkësisë mund që ta dorëzojë në një vend dhe të përdoret për qëllim vetëm të një grupi të caktuar, gjegjësisht për një nevojë të bashësisë, nëse këtë e kërkojnë interesat fetare të bashkësisë;

- kërkesën e të rrezikuarit duhet shqyrtuar me kujdes dhe duhet zgjedhur drejt, madje

١٣٩٦ – حدثنا حفص بن عمر حدثنا شعبة عن ابن عثمان بن عبد الله بن موهب عن موسى بن طلحة عن أبي أيوب رضي الله عنه « ان رجلاً قال للنبي ﷺ : أخبرني بعمل يدخلني الجنة . قال : ماله ماله . وقال النبي ﷺ : أرب ما له ، تعبد الله ولا تشرك به شيئاً ، وتقيم الصلاة وتؤتي الزكاة وتصل الرحم »
وقال بهز : حدثنا شعبة حدثنا محمد بن عثمان وأبوه عثمان بن عبد الله أنهما سمعا موسى بن طلحة عن أبي أيوب عن النبي ﷺ بهذا . قال أبو عبد الله : أخشى أن يكون محمد غير محفوظ ، إنما هو عمرو

**1396.** - Hafs b. Umer na ka treguar nga Shu'be, kurse ky nga Muhammed b. Osman b. Abdull-llah b. Mevhibi, i cili transmeton prej Musa b. Talhës, kurse ky nga Ebu Ejjubi r.a. se një njeri i ka thënë pejgamberit s.a.v.s.:

**"Më informo për punën e cila do të shpiente në xhenet!"**

**"Çka ka? Çka ka?"** pëshpëritën të pranishmit.

Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Ka ndonjë hall".**

**"Të adhurosh vetëm All-llahun dhe të mos i bashkëngjesish asgjë, të falish namazin, të japish zekatin dhe të vizitosh të afërmit".**

Ndërsa Behzi thotë se i ka treguar Shu'be, të cilit ia ka transmetuar Muhammed b. Osman dhe babai i tij Osman b. Abdull-llah se të dy e kanë dëgjuar Musa b. Talhën duke transmetuar këtë nga Ebu Ejjubi.

Ebu Abdull-llah thotë: **"Kam frikë se Muhammed b. Osman nuk është askush tjetër përveç atij që e dimë me emrin Amr".**

١٣٩٧ – حدثني محمد بن عبد الرحيم حدثنا عفان بن مسلم حدثنا وهيب عن يحيى بن سعيد بن حيان عن أبي زرعة عن أبي هريرة رضي الله عنه « أن أعرابياً أتى النبي ﷺ فقال : دلني على عمل إذا عملته دخلت الجنة . قال : تعبد الله لا تشرك به شيئاً ، وتقيم الصلاة المكتوبة ، وتؤدي الزكاة المفروضة ، وتصوم رمضان . قال : والذي نفسي بيده لا أزيد على هذا . فلما ولى قال النبي ﷺ : من سره أن ينظر إلى رجل من أهل الجنة فلينظر الى هذا
حدثنا مسدد عن يحيى عن أبي حيان قال : أخبرني أبو زرعة عن النبي ﷺ بهذا

edhe në qoftë se ai është jomusliman. Ahmedi në musnedin e tij sjell deklaratën e Ebu Hurejres: "Lutjen e të rrezikuarit duhet dëgjuar me kujdes dhe duhet marrë parasysh, e nëse ai ka mëkate tjera, ajo është punë e atij dhe në dëm të tij

**1397.** - Na ka treguar Muhammed b. Abdurrahim, atij Afan b. Muslim, të cilit ia ka transmetuar Vuhejbi nga Jahja b. Seid b. Hajjan, e ky e ka marrë nga Ebu Zur'a, ndërsa ky nga Ebu Hurejre r.a., se një beduin erdhi te Pejgamberi dhe i tha:

**"Më udhëzo në një punë pas kryerjes së të cilës do të hyj në xhennet".**

**"Të adhurosh vetëm All-llahun dhe në këtë të mos i bësh shok, të falish namazin që është detyrë, të japish zekatë dhe të agjërosh Ramazanin"** iu përgjigj Muhammedi a.s.

**"Pasha atë në duar të cilit është jeta ime, kësaj nuk do t'i shtoj asgjë"** - tha beduini.

Kur shkoi ai, Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Kush dëshiron të shohë njeri të xhennetit, le ta shikojë këtë** (beduin)**".**

- Na ka treguar Museddedi duke transmetuar Jahjanë, kurse ky transmeton Ebu Hajjanin i cili ka thënë se këtë ia ka kumtuar Ebu Zur'a nga Pejgamberi s.a.v.s. [2]

١٣٩٨ – حدثنا حَجّاجٌ حدثنا حَمّادُ بنُ زيدٍ حدثنا أبو جَمْرة قال: سمعتُ ابنَ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما

يقول «قَدِمَ وَفدُ عبدِ القَيسِ على النبيِّ ﷺ فقالوا: يا رسولَ اللهِ، إنّا هذا الحيَّ مِن ربيعةَ قد حالَتْ بيننا وبينَكَ كفّارُ مُضَرَ، ولسنا نَخلُصُ إليكَ إلاّ في الشهرِ الحرامِ، فمُرْنا بشيءٍ نأخُذُهُ عنكَ ونَدْعو إليهِ مَن وراءنا. قال: آمُرُكم بأربعٍ، وأنهاكم عن أربعٍ. الإيمانِ باللهِ وشهادةِ أن لا إلهَ إلاّ اللهُ - وعقدَ بيدِهِ هكذا - وإقامِ الصلاةِ، وإيتاءِ الزكاةِ، وأن تُؤَدّوا خُمُسَ ما غنِمتُم. وأنهاكم عنِ الدُّبّاءِ، والحَنتَمِ والنَّقيرِ والمُزَفَّتِ»
وقال سليمانُ وأبو النعمانِ عن حمّادٍ «الإيمانِ باللهِ شهادةِ أن لا إلهَ إلاّ اللهُ»

2 Taberani në Kebir thekson me sened, se Mugire b. Sa'd b. Ahrem ka thënë: "Kam ardhur te Pejgamberi a.s. dhe i kam thënë: O Pejgamber i All-llahut, më udhëzo në punë që do të më çojë në Xhennet dhe do të më largojë nga Xhehennemi!"
Ai heshti për një moment, pastaj ngriti kryet dhe tha: "Të adhurosh vetëm All-llahun, pa i bërë asnjë shok, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh ramazanin dhe t'u bësh njerëzve atë çka dëshiron të ta bëjnë ty".
Për normat fetare duhet të pyesësh njerëzit e ditur. Kjo të shpie drejt zgjidhjes me sukses të çdo çështjeje dhe drejt lumturisë së bashkësisë, kurse të dishmit janë të detyruar të japin përgjigje dhe ta udhëzojnë të interesuarin për çështjen konkrete.

**1398.** - Haxh-xhaxhi na ka treguar, kurse këtij ia ka përcjellur Hammad b. Zejdi nga Ebu Xhemra i cili thotë: E kam dëgjuar Ibn Abbasin r.a. që thonte:

- Pejgamberit s.a.v.s. i erdhi delegacioni i fisit Abdul Kajs dhe i tha: **"O Pejgamber i All-llahut, ky fis është nga soji i Rebi'ave. Ndërmjet nesh dhe teje jetojnë dhe qarkullojnë mosbesimtarët e fisit Mudar, andaj nuk jemi të sigurtë të vijmë te ti, përveç se në ndonjë muaj të shenjtë, prandaj urdhërona ndonjë gjë të cilën do ta marrim prej teje me çka do të thërrasim ata që lëmë pas nesh!"**

**Ju urdhëroj, tha Muhammedi a.s., katër punë dhe ua ndaloj katër tjera. Ju urdhëroj: besimin në All-llahun dhe dëshminë se nuk ka Zot tjetër përveç Një All-llah, dhe dorën e drejtoi kështu, thotë Ibn Abbasi, me gishtin tregues në formë vertikale, se është Një, falnie namazin, të jepni zekatin dhe bashkësisë t'ia jepni të pestën e plaçkës së luftës. Ua ndaloj: të përdorni cërpkat, shtambat, mataret dhe enë tjera, të lyera me rrëshirë (në këso enësh arabët mbanin dhe pinin alkool).**

Sulejmani dhe Ebu Nu'mani, duke transmetuar nga Hammadi, thonë: **"Të besosh në All-llahun do të thotë të deklarosh se nuk ka Zot tjetër përveç një të vetmit All-llah".**

١٣٩٩ – حدثنا أبو اليمان الحكم بن نافع أخبرنا شعيب بن أبي حمزة عن الزهري حدثنا عبيد الله ابن عبد الله بن عتبة بن مسعود أن أبا هريرة رضي الله عنه قال « لما توفي رسول الله ﷺ ، وكان أبو بكر رضي الله عنه ، وكفر من كفر من العرب ، فقال عمر رضي الله عنه : كيف تقاتل الناس وقد قال رسول الله ﷺ : أمرت أن أقاتل الناس حتى يقولوا لا إله إلا الله ، فمن قالها فقد عصم مني ماله ونفسه إلا بحقه ، وحسابه على الله »

**1399.** - Na ka treguar Ebu-l-Jeman el-Hakem b. Nafi, të cilit i ka treguar Shuajb b. Ebi Hamza nga Zubejri, e këtij i ka treguar Ubejdullah b. Abdullah b. Utbe b. Mesud, se Ebu Hurejreja r.a. ka thënë: "Kur ndërroj jetë Pejgamberi s.a.v.s. dhe Ebu Bekri u bë halif, disa arabë iu kthyen mosbesimit, andaj Umeri i tha:

- Si po lufton ti kundër idhujtarëve, kur Pejgamberi i All-llahut ka thënë: **"Më është urdhëruar që të luftoj kundër idhujtarëve derisa të dëshmojnë: La ilahe il-lall-llah, e ai i cili dëshmon kështu, e ruan nga unë**

**pasurinë dhe jetën e vet, me përjashtim të një detyrimi tjetër që e zë asgjë, e dhënia e llogarisë së tij është punë e All-llahut".**

١٤٠٠ — « فقال : واللهِ لأقاتلنّ من فرّق بينَ الصلاةِ والزكاةِ ، فانّ الزكاةَ حقُّ المالِ . واللهِ لو منعوني
عَناقاً كانوا يُؤدّونَها الى رسولِ اللهِ ﷺ لقاتلتُهم على منعِها . قال عمرُ رضيَ اللهُ عنه : فواللهِ ما هوَ إلاّ أنْ قد
شرحَ اللهُ صدرَ أبي بكرٍ رضيَ اللهُ عنه فعرفتُ أنه الحقّ »

**1400. "Pasha All-llahun** - tha Ebu Bekri - **do të luftoj vendosmërisht kundra secilit që bën dallim ndërmjet faljes së namazit dhe dhënies së zekatit. Zekati është detyrim material. Pasha Zotin, kush nuk e jep shaptoren, që më parë ia kanë dhënë Pejgamberit të All-llahut, unë do të luftoj vendosmërisht kundër tyre për këtë ngurrim të tyre".**

Umeri r.a. tha: **"Pasha All-llahun, kjo nuk është asgjë tjetër përveç që All-llahu ia hapi krahërorin Ebu Bekrit r.a. dhe unë e kuptova se ai është me të vërtetë në të drejtë".**[3]

---

3 Ebu Bekri u zgjodh halif menjëherë pasi që ndërroi jetë Muhammedi a.s. Në të njëtën kohë disa fise arabe lëshuan fenë islame dhe u tubuan rreth të vetquajturit pejgamber-Musejlime nga fisi Benu Hanife dhe rreth Esvedu-l-Ansaijit. Ebu Bekri dërgoi menjëherë aradha ushtarake kundra tyre dhe Musejleme u vra në Jemam, kurse Ansai në San'a. Në këtë mënyrë këta përçarës, me bashkëpunëtorët e tyre të ngushtë, shumë shpejt u likuiduan dhe fiset e tyre përsëri u kthyen në gjirin islam.

Disa arabë tjerë u larguan nga mësimet islame, lanë faljen e namazit, dhënien e zekatit dhe detyrat tjera islame dhe iu kthyen jetës së tyre politeiste të perindhës së injorancës. Besnikë të fesë islame mbetën vetëm muslimanët e Mekkes, Medines, regjioni Xhuvathije në Bahrejn, ku banonte fisi Abdu-l-Kajs. Në viset e tjera të Arabisë, xhamitë mbetën të shkreta dhe u ndërpre thirrja e ezanit.

Grupi i tretë i botës arabe bënte dallimin ndërmjet faljes së namazit dhe dhënies së zekatit. Ky grup falte namazin por refuzoi dhënien e zekatit halifit. Këta ishin pjesërisht të larguar nga feja por nuk ishin të kthyer në politeizëm. Ndër ta kishte të atillë që zekatin nuk e kishin refuzuar me vullnetin e tyre, por i kishin detyruar paria e fiseve të tyre të cilët dikund dikund e kishin tubuar zekatin dhe e kishin ndalur për vete. Kështu, për shembull fisi Benu Jerbu' e kishte mbledhur zekatin në rrethin e vet dhe dëshironte t'ia dërgojë halifit Ebu Bekër, por në këtë qëllim i pengoi Malik b. Nuvejre.

Vakidi në veprën e vet "Kitabur-riddeti" thotë: "Porsa ndërroi jetë Pejgamberi i All-llahut, nga bashkësia islame u ndanë fiset: Esed dhe Gatafan, duke mos përfshirë barkun Benu Abas, kurse fisi Benu Amir priste qëndrimin e kryeplakut të vet.

U ndanë edhe fiset: Fezare, Ujemami, Benu Hanife, si dhe disa fise në Bahrejn, pastaj

## باب البيعة على إيتاء الزكاة

﴿ فإن تابوا وأقاموا الصلاة وآتوا الزكاة فإخوانكم في الدين ﴾[ ١١ التوبة ]

١٤٠١ — حدثنا ابن نمير قال حدثني أبي حدثنا إسماعيل عن قيس قال « قال جرير بن عبد الله : بايعت النبي ﷺ على إقام الصلاة، وإيتاء الزكاة، والنصح لكل مسلم »

---

fiset Bekr, Ibn Vail, Nemir ibnu Kasit, Kelb dhe farefisi i afërt me degën Kuda'a. Fenë e lanë krejtësisht: Benu Temim, benu Sulejm, Umejre, Hufaf, benu Auf ibnu Imru-l-Kajs, si edhe fiset Zekvan dhe Harithe.

Fiset që i qëndruan besnike fesë Islame edhe më tej ishin: Eslem, Gifar, Xhubejne, Hudhejne, Eshxha'a, Ka'ab, Ibnu Amr, Ibnu Hudha'a, Thekif, Hudhejl, Duel, Kinane, Surat, Buxhejl, Taj, Hevazin, Xhushejm, Sa'ad, Ibnu Bekr dhe Abdu-l-Kajs, si edhe Nuxhejba, Hemedhan dhe popullsia e San'as".

Musa bin Ukbe transmeton: "Kur ndërroi jetë Pejgamberi, Fenë Islame e lëshuan arabët e Jemenit, të Arabisë Lindore, fiset: Gatafan, Benu Esed, Benu Amr dhe Eshxhe'a. Sipas deklaratës së Firuz Dejlemes dezertorët e parë të fesë islame u paraqitën në Jemen, të prirë nga Esevdu-l-Ansijj, qysh në kohën e Muhammedit a.s.".

Nga hadithi, gjithashtu, mund të përfundohet:

- mendjemprehtësia dhe largpamësia e Ebu Bekrit gjatë marrjes së masave vendimtare në kohën kur paraqitet anarki e përgjithshme;
- vendimi i marrë me anë të analogjisë është i plotfuqishëm;
- të diskutosh për çeshtjet fetare është punë e lavduar;

Maliku konsideron se pendimin e dezertorit të dëshmuar nga feja islame nuk duhet përfillur, e ky mendim transmetohet edhe nga Imam Ahmedi.

Nevevin thotë se "zindiku" - dezertori - është person që mohon të gjitha normat islame, dhe për statusin e tij ka pesë qëndrime të ndryshme: 1) mendimi më i drejtë është që pendimi i të dëshmuarit të përfillet si i barabartë, me plotë të drejtë, 2) që pendimi të mos përfillet, por të mbytet, e nëse e ka pasë pendimin me sinqeritet do të shpërblehet në Ditën e Gjykimit, 3) pendimi i zindikut përfillet vetëm një herë, 4) nëse personi e ka pranuar fenë islame me vullnet të lirë, e pastaj e lëshon, pendimi i pranohet, por nëse e ka pranuar me presion, e më vonë e lëshon, e pastaj pendohet dhe dëshiron të mbesë në fenë islame, nuk do t'i merret parasysh pendimi dhe 5) pendimi nuk i pranohet vetëm personit i cili përveç se e ka lëshuar vetë fenë islame, ka larguar edhe të tjërë nga kjo fe.

Sipas shkollës së juristëve hanefitë pendimin e zindikut duhet përfillur plotësisht. Ebu Hanife ka deklaruar: "Dezertorit të lidhur, të arrestuar, duhet propozuar që të pendohet dhe pendimin e tij duhet përfillur".

Dezertorin e fesë islame dezertimi nuk e shkarkon nga detyrimi i zekatit, por duhet patjetër, pasi të kthebet në fenë islame ta japë tërë zekatin, edhe për periudhën që ishte dezertor.

## DHËNIA ME RREGULL E ZEKATIT

*"Por nëse pendohen dhe falin namazin dhe japin zekatin, i keni vëllezër për nga feja..."*

*(Kur'an, 9:11).*

**1401.** - Na ka treguar Ibn Numejri nga ana e babës së vet, i cili thotë se ia ka transmetuar Ismaili, e ky nga Kajsi, se Xherir b. Abdullahu r.a. ka thënë:

**"Ia kam dhënë besën Pejgamberit s.a.v.s. për kryerjen me rregull të namazit, dhënien e zekatit dhe për këshillimin e secilit musliman".**

باب إثم مانع الزكاة، وقول الله تعالى [ ٣٤ - ٣٥ التوبة ]:

﴿ والذين يكنزون الذهب والفضة ولا ينفقونها في سبيل الله فبشرهم بعذاب أليم . يوم يحمى عليها في نار جهنم ، فتكوى بها جباههم وجنوبهم وظهورهم ، هذا ما كنزتم لأنفسكم ، فذوقوا ما كنتم تكنزون ﴾

## MËKATI PËR MOSDHËNIEN E ZEKATIT

*"... Ata të cilët deponojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hirë të All-llahut, përgëzoi për një dënim të dhembshëm;*
*Atë ditë kur ajo të shkëlqejë në zjarrin e xhehennemit, e me atë do të vulosen ballërat dhe kryqet e shpinët e tyre. Kjo është ajo që e keni deponuar për vete, shijone pra, atë çka e keni deponuar".*

*(Kur'an 9:34,35)*[4]

---

4 Umer b. Abdu-l-Aziz dhe Irak b. Malik konsiderojnë se ajeti i lartëpërmendur është deroguar me ajetin e mëvonshëm: "Merre nga pasuria e tyre zekatin!"

Ibni Abbasi ka deklaruar se muslimanët e kanë pasur më vështirë kur është shpallur ajeti: "Edhe ata që grumbullojnë ar e argjend dhe nuk e japin për hirë të All-llahut..." dhe kanë thënë se prej tash askush kurrkujt nuk mund t'i lejë në trashëgim, as fëmijëve të vet.

Për këtë arsye Umeri dhe Shejbani kanë shkuar te Pejgamberi a.s. dhe e informuan për gjendjen faktike, me ç'rast ai tha: "All-llahu e ka bërë detyrë zekatin që me atë të pastrohet pjesa egzistuese e pasurisë suaj, kurse trashëgimin e ka caktuar nga pasuria që mbetet pas jush".

Umerit edhe kjo i ka ardhur shumë rëndë, prandaj Pejgamberi a.s. vazhdoi: "Do të informoj për pasurinë të cilën njeriu duhet ta ruajë për vet, e ajo është: bashkëshortja e mirë e cila me sjelljen e vet e bën të lumtur bashkëshortin, kur e urdhëron për ndonjë punë ajo e dëgjon, kur ai mungon kjo kujdeset për t'ia ruajtur moralin". Këtë dialog e ka shënuar Hakimi në Mustedrek dhe e konsideron të besueshëm.

Duket se në ditët e para të shpalljes së fesë islame grumbullimi i pasurisë ka qenë i

١٤٠٢ - حدثنا الحكم بن نافع أخبرنا شعيب حدثنا أبو الزناد أن عبد الرحمن بن هرمز الأعرج
حدثه أنه سمع أبا هريرة رضي الله عنه يقول: قال النبي ﷺ «تأتي الإبل على صاحبها على خير ما كانت إذا
هو لم يعط فيها حقها، تطؤه بأخفافها. وتأتي الغنم على صاحبها على خير ما كانت إذا لم يعط فيها حقها تطؤه
بأظلافها وتنطحه بقرونها. قال: ومن حقها أن تحلب على الماء. قال: ولا يأتي أحدكم يوم القيامة بشاة يحملها
على رقبته لها يعار فيقول: يا محمد، فأقول: لا أملك لك شيئا، قد بلغت. ولا يأتي ببعير يحمله على رقبته له رغاء
فيقول: يا محمد، فأقول: لا أملك لك شيئا، قد بلغت»

**1402.** - Na ka treguar Hakem b. Nafi, të cilit i ka kumtuar Shuajbi, e këtij Ebu Zinadi, ndërsa këtij i ka treguar Abdurrahman b. Hurmuz el-Arexh, i cili e ka dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Në Ditën e Kijametit deveja do t'i vijë të zotit të vet më e mirë dhe më e madhe se sa ka qenë, dhe, nëse nuk ka dhënë zekatë për të, ajo do ta shkelë me këmbë. Do t'i vijë edhe delja e pronarit të vet më e mirë se sa ka qenë, dhe, nëse nuk ka dhënë për të zekatë, ajo do ta shkelë me thundra dhe do ta shpojë me brirë. Në Ditën e Kijametit asnjëri prej jush nuk do të vijë e të mos e ketë delen-dashin, varur në qafë, duke blegëruar, e ai do të thërrasë: "O Muhammed!"** Unë do t'i përgjigjem: **Ta kam komunikuar urdhërin e All-llahut kurse tash nuk kam mundësi asgjë të ndihmoj. Asnjëri prej jush nuk do të vijë me devën që po pëllet, varur në qafë, e të mos thërrasë: "O Muhammed!"** E unë do t'i përgjigjem: **Unë të kam komunikuar me kohë, kurse tash asgjë s'mund të bëj".**

١٤٠٣ - حدثنا علي بن عبد الله حدثنا هاشم بن القاسم حدثنا عبد الرحمن بن عبد الله بن دينار عن
أبيه عن أبي صالح السمان عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ «من آتاه الله مالا فلم يؤد
زكاته مثل له يوم القيامة شجاعا أقرع له زبيبتان يطوقه يوم القيامة ثم يأخذ بلهزمتيه - يعني شدقيه - ثم
يقول: أنا مالك، أنا كنزك. ثم تلا [آل عمران ١٨٠]: ﴿ولا يحسبن الذين يبخلون﴾ الآية»

ndaluar dhe është lejuar pas shpalljes së normave për dhënien e zekatit.

Sipas përmbjatjes së ajetit të përmendur zekati jepet nga ari dhe argjendi, qoftë i përpunuar apo i papërpunuar, si edhe nga stolitë e këtyre legurave fisnike.

**1403.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah, e këtij i ka treguar Hashim b. Kasimi nga Abdurrahman b. Abdullah b. Dinar, kurse ky nga babai i vet, e ai nga Ebu Salih Semman kurse ky nga Ebu Hurejreja, i cili thot:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "**Atij të cilit All-llahu i ka dhënë pasuri por ky nuk ka dhënë zekatë për të, ajo pasuri do t'i paraqitet në Ditën e Kijametit sikur gjarpër me ballë të bardhë e me dy pika të zeza përmbi sy, do t'i mbështillet rreth qafës e pastaj do ta vejë ndërmjet nofullave, d.m.th. ndërmjet dy nofullave, e do t'i thotë: - Unë jam pasuria jote, unë jam thesari yt i deponuar,** - e pastaj do t'ia këndojë ajetin:

***"Ata që bëjnë koprraci... kurrsesi le të mos mendojnë se ajo është mirë për ata..."***

***(Kur'an. 3:180)***[5]

---

5 Është e drejtë e dhenve dhe detyrë e pronarit të tyre që ato të milen tek uji ku pinë, në mënyrë që një pjesë e qumshtit të mjelur t'u shpërndahet për çdo ditë pa pagesë të varfërve dhe udhëtarëve të rastit që zakonisht çlodhen pranë burimeve. Ky ka qenë një zakon i mirë i vjetër i arabëve të cilin feja islame e ka pranuar dhe e ka mbështetur.
Shih suren Ali Imran, 180.
Nga përmbajtja e hadithit tjetër del se:
-zekati jepet për devet, gjedhet e mëdha dhe të imta, por është e preferuar të jepet sasia e caktuar edhe nga prodhimet e qumshtit, gjegjësisht nga qumshti. Personi i cili qumshtin dhe prodhimet e qumshtit nga kafshët e veta i përdor vetëm për nevojat e veta, në Ditën e Gjykimit do të paditet nga ana e kafshëve, qumshtin e të cilave e ka shfrytëzuar, për shkak se të drejtën që u takon të varfërve e ka përvetësuar pa të drejtë.
- Teshat dhe pasurinë tjetër të papastruar me zekatë, All-llahu xh.sh. do t'ia prezentojë të padëgjueshmit pronar në formë të një gjarpëri helmues, i cili vazhdimisht do ta kafshojë dhe ngulfasë, mu ashtu siç e ka ngulfatur ai masën e të varfërve me tregtinë dhe kapitalin e vet.
- Dhënia e zekatit ëshët detyrë-farz, zekati jepet për arin, argjendin dhe pasuritë e tjera që kanë kaluar një vjet në duart e muslimanit të moshërritur; jepet edhe për të gjitha të ardhurat nga toka.

بَابُ مَا أُدِّيَ زَكَاتُهُ فَلَيْسَ بِكَنْزٍ

لِقَوْلِ النَّبِيِّ ﷺ « لَيْسَ فِيمَا دُونَ خَمْسَةِ أَوَاقٍ صَدَقَةٌ »

١٤٠٤ – وقال أحمدُ بنُ شَبيبِ بنِ سعيدٍ حدَّثنا أبي عن يونسَ عنِ ابنِ شهابٍ عن خالدِ بنِ أسلمَ قال « خرَجْنا معَ عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما، فقال أعرابيٌّ: أخبِرْني عن قولِ اللهِ ﴿ والذينَ يكنِزونَ الذهبَ والفضةَ ولا يُنفِقونَها في سبيلِ اللهِ ﴾ قال ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما: مَن كنَزَها فلم يُؤَدِّ زكاتَها فويلٌ لهُ، إنَّما كانَ هذا قبلَ أن تُنزَلَ الزكاةُ، فلمّا أُنزِلَتْ جعلَها اللهُ طُهراً للأموال »

## PASURIA NGA E CILA ËSHTË DHËNË ZEKATI NUK TRAJTOHET KAPITAL I GRUMBULLUAR

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk jepet zekat për pasurinë me vlerë nën pesë okë".**

**1404.** - Ahmed b. Shebib b. Seid thotë se babai i tij ia ka transmetuar nga Junusi, e ky nga Ibn Shihabi ndërsa ky nga Halid b. Eselmi i cili ka thënë: **"Dolëm nga qyteti me Abdullah bin Umerin r.a. dhe një beduin tha:**

**- Më informo për fjalët e All-llahut:**

***- ...Ata të cilët deponojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hirë të All-llahut...***

***(Kur'ani, 9:34)***

Ibn Umeri iu përgjegj: **"Ai i cili e grumbullon, dhe nuk jep zekat për të, i mjeri ai! Kështu ka qenë para se të shpallet norma për zekatin, kurse pas normëzimit të zekatit, All-llahu e ka bërë mjet për pastrimin e pasurisë së fituar".**

١٤٠٥ – حدثنا إسحاقُ بنُ يزيدَ أخبرَنا شُعيبُ بنُ إسحاقَ قال الأوزاعيُّ أخبرَني يحيى بنُ أبي كثيرٍ أنَّ عمرَو بنَ يحيى بنِ عُمارةَ أخبرَهُ عن أبيهِ يحيى بنِ عُمارةَ بنِ أبي الحسنِ أنهُ سمِعَ أبا سعيدٍ رضيَ اللهُ عنهُ يقول: قال النبيُّ ﷺ « ليسَ فيما دُونَ خمسِ أواقٍ صدَقةٌ، وليس فيما دُونَ خمسِ ذَودٍ صدقةٌ، وليس فيما دُونَ خمسِ أوسُقٍ صدقةٌ »

**1405.** - Na ka treguar Is-hak bin Jezid, atij i ka kumtuar Shuajb b. Is-hak se i ka thënë Evzai se e ka lajmëruar Jahja b. Ebi Kethir, se Amr b. Jahja b. Umara e ka informuar nga babai i vet Jahja b. Umara b. Ebi-l-Hasan i cili ka dëgjuar Ebu Seidin r.a. duke thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Për pasurinë me vlerë nën pesë okë nuk jepet zekatë, për deve, më pak se pesë, nuk ka zekatë, edhe për pasuri më pak se pesë barrë nuk ka zekatë".**[6]

---

6 Për pasurinë që nuk e përmbush sasinë e nisabit nuk jepet zekatë. Nisabi i arit është 20 mithkal, e kjo është e barabartë me 91.60 gram, sepse një mithkal i ka 4.58 gr; për argjend nisabi është 200 mithkal, d.m.th. 641,5 gram, sepse një mithkal ka 3,21 gram. Nisabi për artikuj tregtije, monedha të metalit ose të letrës, përveç atyre të arit dhe të argjendit, është aq sa vlejnë dyqind gram argjend kur e këmben për para. Nisabi për gjedhet e trasha dhe të imta caktohet sipas shkallës së njohur në veprat e fikhut.Ai i cili nuk ka pasuri që arrin nisabin, ose e ka dhe nga ajo pasuri jep zekatë, ai nuk hyn në grupin e atyre që grumbullojnë kapitalin për të cilin do të jenë përgjegjës.

Zekati është bërë farz pas hixhretit. Duket se kjo është bërë në vitin e dytë hixhrij (624, në Medine), pak kohë para se të bëhet detyrim agjërimi i ramazanit, kurse Ibn Ethir thotë se zekati është shpallur farz në vitin e nëntë hixhrij.

Me zekatë pastrohet pasuria, dhënësi i zekatit lanë borxhin ndaj të varfërve që kanë në atë pasuri, kurse në anën tjetër, lirohet dhe pastrohet nga koprracia dhe njollat e tjera që e përcjellin kapitalin.

"Ukijje" është oka e sheriatit që ka 40 dërhem argjend. Kjo është okë e Hixhazit që dallon nga oka turke, me 1.248 gr.

"Zevdun" do të thotë kope prej 3-10 devesh.

"Veskun" është një barrë deveje. Kjo është prej 60 sa'ësh. Një sa'ë ka 3.333 gram.

Disa këtë masë ("vesk") e trajtojnë barrë të zakonshme për kafshët e samarit, e disa si barrë mushke ose gomari.

Nga ky hadith dalin edhe këto përfundime:

- nga teksti: "Nuk jepet zekatë për pasurinë nën pesë vesakë (barrë) nënkuptohet se nisabi për argjend është 5 ukije, e kjo është 200 dirhem, ngase oka e Hixhazit ka 40 dirhem.

Nisabi në ar është 20 mithkal.

Kadi Ijad transmeton se disa dijetarë të hershëm kanë konsideruar se detyrimi i dhënies së zekatit arrihet sapo të arrijë ari vlerën e 200 dirhemëve argjend, pa marrë parasysh se a jënë 20 mithkalë apo më pak se 20 mithkalë për nga pesha;

- kur arrihet nisabi në ar, argjend dhe artikuj tregtie, zekati i shprehur me përqindje është 2,5%; Në tepricën e arit dhe argjendit kur kalon nisabin duhet të jepet 1/40, d.m.th. 2.5% nga ai dallim, pavarësisht sa është ai dallim. Kështu mendojnë: Maliku, Thevriu, Shaf'iu, Ebu Jusufi dhe Muhammedi, por kështu është transmetuar edhe nga Abdullah b. Umeri.

Ebu Hanife dhe shumë dijetarë të hershëm konsiderojnë se në pasurinë që kalon sasinë e nisabit, në argjend, nuk jepet zekatë derisa ajo tepricë të arrijë në 40 gram. Gjithashtu nuk jepet zekatë as për tepricën e arit që kalon përtej një nisabi, gjegjësisht përmbi 20 mithkalë, derisa ai dallim të arrijë sasinë katër mithkalë. Me fjalë tjera për çdo 40 dirhem argjend, si dallim përmbi një nisab, jepet 1 (një) dirhem, dhe në çdo 4 mithkal ari, si dallim përmbi një nisab, jepet një dirhem;

١٤٠٦ – حدثنا عليٌّ سمع هُشَيماً أخبرنا حُصَينٌ عن زيدِ بنِ وَهبٍ قال « مررتُ بالرَّبذةِ ، فإذا أنا بأبي
ذَرٍّ رضيَ اللهُ عنهُ ، فقلتُ لهُ : ما أنزلكَ منزلكَ هذا ؟ قال : كنتُ بالشأمِ فاختلفتُ أنا ومُعاويةُ في ﴿ والذينَ
يَكنِزونَ الذَّهبَ والفِضَّةَ ولا يُنفِقونَها في سَبيلِ اللهِ ﴾ قال مُعاويةُ : نزَلَتْ في أهلِ الكتابِ ، فقلت : نزَلَتْ
فينا وفيهم ، فكان بيني وبينَهُ في ذاك ، وكتبَ إلى عثمانَ رضيَ اللهُ عنهُ يَشكوني ، فكتبَ إليَّ عثمانُ أنِ اقدَمِ
المدينةَ ، فقدِمْتُها ، فكثُرَ عليَّ الناسُ حتى كأنهم لم يَرَوني قبلَ ذلكَ ، فذكرتُ ذاكَ لعثمانَ ، فقال لي : إنْ
شئتَ تَنَحَّيتَ فكنتَ قريباً . فذاك الذي أنزَلَني هذا المنزلَ ، ولو أمَّروا عليَّ حَبَشيًّا لسمعتُ وأطعتُ »

---

- nga teksti i hadithit: "Për pasurinë më pak se pesë vesak (barrë), nuk ka zekatë". Shafi'iu, Ebu Jusufi dhe Muhammedi nxjerrin përfundimin se në prodhimet bujqësore jepet zekati: 1/10 (një e dhjeta) kur arrihet sasia prej pesë barrësh-vesakë. Prodhimet bujqësore nën sasinë e përmendur, le të jenë çfardo lloji, nuk i nënshtrohen normës për dhënien e zekatit.

- nga teksti: "Nuk ka zekatë për deve kur janë më pak se 5", nënkuptohet pesë deve, hashkë me devet e vogla. Ky është numri minimal për të cilin duhet dhënë zekatë. Për pesë deve që kanë kullotur më shumë se gjysmën e vitit, në emër të zekatit jepet një dele (dash).

Ebu Hanife konsideron se zekati, 1/10-ta, jepet për disa prodhime bujqësore, qofshin shumë apo pak, qoftë që ujiten në mënyrë artificiale ose nga toka që vaditet vetëm nga të reshurat, duke përjashtuar këtu pyjet dhe shavarin persian. Ebu Hanife dhe disa dijetarë të periudhës së hershme, si edhe Umer b. Abdu-l-Aziz, Muxhahidi dhe Ibrahim Nehai i përmbahet tekstit të hadithit të cilin e ka evidentuar Buhariu, e që ia ka transmetuar Zuhriu nga Salimi, ky nga Ibn Ymeri, i cili ka thënë se Muhammedi a.s. ka deklaruar: "Nga prodhimet bujqësore nga toka që ujitet me të reshura natyrore ose burimet, jepet zekati në sasi prej 10%, kurse nga të ardhurat e tokës që ujitet artificialisht, zekati jepet gjysma e të dhjetës, d.m.th. 5%.

Dijetarët e përmendur mbështeten edhe në deklaratën e Ebu Zubejrit që e ka transmetuar Xhabiri se Muhammedi a.s. ka thënë: "Për prodhimet e tokës, që e ujisin lumenjt dhe të reshurat, jepet e dhjeta, kurse për prodhimet e tokës që ujitet me anë të deves (artificialisht), zekati është gjysma e të dhjetës, pra 5%.

Ibn Maxhe në Sunenin e tij ka regjistruar se Muadh b. Xhebel ka thënë: "Pejgamberi i All-llahut më ka dërguar në Jemen dhe më ka urdhëruar të marr të dhjetën (ushurin) në të ardhurat bujqësore nga toka që vaditet me të reshurat atmosferike, kurse 5% në të ardhurat nga bujqësia prej tokës që ujitet artificialisht".

Detyrimi i zekatit në prodhime bujqësore shihet nga ajeti 267 i sures Bekare f. 46.

Zekati nga prodhimet bujqësore jepet në kohën kur mblidhen ato prodhime, siç thuhet në Kur'an: "Jepjauni të varfërit të drejtën e vet ditën e të korrave!"

**1406.** - Na ka treguar Aliu se e ka dëgjuar Hushejmin të cilit i kishte transmetuar Husejni nga Zejd b. Vehbi, i cili ka thënë: **"Kam kaluar pranë Rebedhës,** (lagje afër Medines) **dhe aty u takova rastësisht me Ebu Dherr-rrin r.a. dhe e pyeta:**

**"Çka të ka sjellë në këtë shkallë?"**

**"Kam qenë në Siri"** - mu përgjegj ai - **"dhe nuk jemi pajtuar me Muaviun lidhur me ajetin:**

> ***"... Ata, të cilët deponojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hirë të All-llahut..."***
>
> ***(9:34)***

Muaviu ngul këmbë se ky ajet është shpallur lidhur me rastin e hebrejve dhe të krishterëve, kurse unë po them: **"Është shpallur edhe për ne edhe për ata"**. Kështu që ndërmjet nesh doli një mospajtim, prandaj ai i shkroi Osmanit r.a. dhe më paditi mua. Osmani më shkroi të vij në Medine. Unë erdha dhe rreth meje u mblodh një masë e madhe njerëzish, sikur të mos më kishin parë kurrë më parë. Unë ia thash Osmanit rastin, e ai më tha: **"Nëse je larguar anash, e ke qenë afër"**. Dhe ja, kjo është ajo që më solli në këtë shkallë. Sikur të më emëronin komandant në Etiopi do të kisha dëgjuar dhe do të isha bindur".[7]

١٤٠٧ — حدثنا عيّاشٌ حدثنا عبدُ الأعلى حدثنا الجُرَيريُّ عن أبي العَلاء عن الأحنفِ بنِ قيسٍ قال
« جلست » . وحدثني إسحاقُ بنُ منصورٍ أخبرَنا عبدُ الصمدِ قال حدثني أبي حدثنا الجُرَيريُّ حدثنا أبو العلاء
ابنُ الشِّخِّيرِ أنَّ الأحنفَ بنَ قيسٍ حدَّثهم قال « جلستُ إلى مَلإٍ من قُريشٍ ، فجاء رجلٌ خَشِنُ الشعرِ والثيابِ

---

7 Nga hadithi i përmendur mësojmë se:
- në përhapjen e të vërtetës duhet të jeshë këmbëngulës dhe i qëndrueshëm, madje edhe nëse të kërcënohet internimi;
- kujdestari ose udhëheqësi i bashkësisë mund ta internojë personin puna e të cilit i bën dëm bashkësisë dhe e vë në sprovë unitetin e bashkësisë;
- lufta e mendimeve dhe diskutimi për çështje fetare është e lejuar;
- kujdestari, paria, duhet të ketë kujdes ndaj atyre që i ka nën pushtet të vetin, i butë dhe i sjellshëm, e të mos marrë masa të ashpra menjëherë.

والهيئة ، حتى قام عليهم فسلم ثم قال : بشر الكانزين برضف يحمى عليه في نار جهنم ثم يوضع على حلمة ثدي أحدهم حتى يخرج من نغض كتفه ، ويوضع على نغض كتفه حتى يخرج من حلمة ثديه يتزلزل . ثم ولى فجلس إلى سارية . وتبعته وجلست إليه وأنا لا أدري من هو ، فقلت له : لا أرى القوم إلا قد كرهوا الذي قلت . قال : إنهم لا يعقلون شيئا »

**1407.** - Na ka treguar Ajjashi, e këtij Abdul-A'la të cilit ia ka transmetuar Xhurjeri nga Ebul-A'la, kurse ky nga Ahned b. Kajsi i cili ka thënë: "Kam ndjekur... kurse në senedin tjetër: më ka treguar Is-hak b. Mensur, ndërsa këtij i ka thënë Abdussamed: "Im atë më ka thënë: Na ka rrëfyer Xhurejri, të cilit i ka kumtuar Ebu-l-A'la b. Shihhar, se u ka thënë Ahnef b. Kajs:

Kam qenë duke ndejtur me disa fisnikë kurejshit dhe erdhi një njeri me flokë e tesha të pahijshme dhe pamje të vrazhdë u ndal tek ata, dha selam dhe citoi:

**"Ata që grumbullojnë pasuri përgëzoji me gurë të nxehtë, mbi të cilët do të digjen në zjarrin e xhehennemit. Pastaj ata do t'iu vëhen secilit prej tyre në majë të sisës e do t'i arrijë deri në cep të krahut, kurse pastaj, do t'i vëhet në cep të krahut duke e lëvizur derisa t'i vijë prap në majë të sisës"**. Mandej shkoi e u ul afër një shtylle. Unë e shoqërova dhe u ula pranë tij. Nuk e dijsha kush është, por i thashë:

**"Më duket se këtyre njerëzve nuk u pëlqeu se çka u the".**

**"Ata nuk kuptojnë asgjë"** - u përgjegj ai.

١٤٠٨ — قال لي خليلي ـ قال قلت : من خليلك ؟ قال : النبي ﷺ ـ : يا أبا ذر أتبصر أحدا ؟ قال فنظرت إلى الشمس ما بقي من النهار ، وأنا أرى أن رسول الله ﷺ يرسلني في حاجة له ، قلت : نعم . قال : ما أحب أن لي مثل أحد ذهبا أنفقه كله إلا ثلاثة دنانير . وإن هؤلاء لا يعقلون ، إنما يجمعون الدنيا . لا والله ، لا أسألهم دنيا ولا أستفتيهم عن دين حتى ألقى الله »

**1408.** - Më ka thënë miku im.

**"Kush është miku yt?"** e pyeta.

**"Pejgamberi s.a.v.s."**, m'u përgjegj ai.

**"O Ebu Dherr, a e sheh Uhudin?"** - më pyeti Muhammedi a.s.

Shikova diellin. Dita gati ishte ngrysur. Unë kujtova se Pejgamberi i All-llahut më drejton atje për ndonjë punë, prandaj i thash: **"Po, e shoh".**

**"Kisha dëshiruar të kem ari sa është Uhudi, vetëm me dëshirë që ta shpërndajë të tërë, përveç tre dinarëve"** - tha Muhammedi a.s.

**"Ata nuk e kuptojnë këtë, prandaj grumbullojnë vetëm pasuri të kësaj bote".**

**"Jo, pasha Zotin! Unë nuk kërkoj prej tyre atë pasuri të kësaj bote, e as që do t'i pyes për normat e fesë deri në ballafaqim me All-llahun".**[8]

باب إنفاق المال في حقه

١٤٠٩ - حدثنا محمد بن المثنى حدثنا يحيى عن إسماعيل قال حدثني قيس عن ابن مسعود رضي الله عنه قال: سمعت النبي ﷺ يقول «لا حسد إلا في اثنتين: رجل آتاه الله مالاً فسلطه على هلكته في الحق، ورجل آتاه الله حكمة فهو يقضي بها ويعلمها»

## SHPENZIMI I PASURISË NË VEND TË SIGURT

**1409.** - Na ka treguar Muhammed b. Muthenna, kurse këtij Jahjai që e ka transmetuar nga Ismaili, ndërsa këtij Kajsi nga Ibn Mes'udi r.a., i cili ka thënë:

- E ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. që thoshte:

---

8 Imam Ahmedi në Musnedin e tij thekson se Ahnet b. Kajs ishte në Medine dhe aty pa një njeri nga i cili njerëzit tjerë shmangeshin dhe iknin, prandaj e pyeti:
"Kush je ti?"
Ebu Dherri" - u përgjegj ai. "Përse ikin njerëzit nga ti?", "I kritikoj pse grumbullojnë pasurinë, por këtë ua ka ndaluar edhe Pejgamberi i All-llahut" - u përgjegj Ebu Dherri.
Pejgamberi ka punuar dhe e ka porositur punën, por tërë fitimin, përveç nevojave reale të shtëpisë, të njëjtën ditë ua jepte të varfërve. Ai kapitalin e deshte jo të kenaqet me të, por e deshte që me të ta ndihmojë bashkësinë islame dhe anëtarët e saj. Nga ari, sa është mali Uhud, ai për vete do të ndalte vetëm tre metelik, dhe atë: një, siç thotë Kurtubiu, për furnizim të familjes së vet, një për të liruar ndonjë rob, kurse një për të paguar ndonjë borxh eventual.
Ebu Dherri ishte shok i afërt i Pejgamberit a.s. dhe drejtpërsëdrejti prej tij i ka mësuar normat islame, andaj nuk ka pasë nevojë të pyes askënd për normat fetare dhe mënyrën e jetës islame. Ai grumbullimin e kapitalit privat, përtej nevojave reale të shtëpisë, e ka konsideruar haram. Ebu Dherri ajetin e lartpërmendur nga sureja Tevbe, ajeti 35, e ka aplikuar në mënyrë parimore gjatë jetës së vet. Deponimin e pasurive të kësaj bote tek individët, për t'u ruajtur, ai e ka gjykuar, pavarësisht a e ka dhënë zekatin apo jo.

**"Zili duhet pasur vetëm në dy raste: njeriut të cilit All-llahu i ka dhënë pasuri dhe ai e shpenzon në vend të sigurt për qëllime bëmirësie dhe njëriut, të cilit All-llahu i ka dhënë dituri, e ai vepron sipas asaj dhe i mëson të tjerët".**

باب الرِّياء في الصدقة ، لقوله [ البقرة ٢٦٤ ] :

{ يا أيُّها الذين آمنوا لا تُبطِلوا صدقاتِكم بالمنِّ والأذى - إلى قوله - واللهُ لا يهدي القومَ الكافرين }

وقال ابنُ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما { صَلْداً } : ليس عليه شيء . وقال عِكرمةُ { وابِلٌ } : مطرٌ شديد .
و { الطَّلُّ } : النَّدَى

## HIPOKRIZIA NË DHËNIE TE SADAKËS

Sipas fjalëve të All-llahut:

***"O besimtarë, mos e prishni sadakën tuaj me përgojime dhe ofendime..." deri te fjalët e Tij "Dhe All-llahu nuk përudhë popullin mosbesimtar".***

***(Kur'an, 2:264)***

Ibn Abbasi r.a. ka thënë: Shprehja "**saldan**" në Kur'an do të thotë "**guri që nuk ka asgjë**". Ikrime thotë: fjala "**vabilun**" në ajetin e Kur'anit do të thotë "**shi i madh**" kurse shprehja "**tal-lun**" "**vesë shiu**"[9]

باب لا يَقبلُ اللهُ صدقةً من غُلولٍ ، ولا يَقبلُ إلاَّ مِن كسبٍ طيِّبٍ لقوله [ البقرة ٢٦٣ ] :

{ قولٌ معروفٌ ومَغفِرةٌ خيرٌ مِن صَدَقةٍ يَتبعُها أذًى ، واللهُ غنيٌّ حَليم }

باب الصدقة من كَسبٍ طيِّبٍ ، لقوله [ البقرة ٢٧٦ - ٢٧٧ ] :

{ ويُرْبي الصدقاتِ واللهُ لا يُحِبُّ كلَّ كفَّارٍ أثيم - الى قوله - ولا خوفٌ عليهم ولا هم يَحزنون }

---

9 Shih përkthimin e tërësishëm të ajetit 264 nga s. Bekare, f. 45.
Muslimi, nëpërmjet Ebu Dherrit, transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në Ditën e Gjykimit All-llahu nuk do të shikojë në tri grupe njerëzish, as do t'iu flasë e as do t'i pastrojë nga mëkatet, por do t'i dënojë me dënim shumë të rëndë, e ata janë: njerëzit që e përmendin, marrin nëpër gojë, lavdrohen me kontributin e vet; personi i cili nga mendjemadhësia, mantilin e vet e lëshon zvarrë përtoke dhe personi që e shet gjësendin me betim të rrejshëm".

## ALL-LLAHU NUK E PRANON SADAKËN NGA PASURIA E FITUAR ME SHPËRDORIM

por vetëm nga fitimi me djersë të hallallit, sipas fjalëve të All-llahut:

***"... dhe e shton sadakën. All-llahu nuk e do asnjë mosbesimtar e mëkatar"**, e deri te fjalët: **"... për ata nuk ka frikë as pikëllim"**.*
***(Kur'an, 2: 276-277)***[10]

١٤١٠ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مُنيرٍ سمِعَ أبا النَّضرِ حدَّثنا عبدُ الرحمنِ – هو ابنُ عبدِ اللهِ بنِ دينارٍ – عن أبيهِ عن أبي صالحٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه قال: قال رسولُ اللهِ ﷺ «مَن تصدَّقَ بعَدْلِ تمرةٍ من كسبٍ طيِّبٍ – ولا يَقبلُ اللهُ إلاّ الطيِّبَ – فإنَّ اللهَ يتقبَّلُها بيمينهِ، ثمَّ يُربِّيها لصاحبهِ كما يُربِّي أحدُكم فَلُوَّهُ، حتَّى تكونَ مثلَ الجبلِ». تابعَهُ سليمانُ عن ابنِ دينارٍ. وقال وَرقاءُ عن ابنِ دينارٍ عن سعيدِ بنِ يسارٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ. ورواهُ مسلمُ بنُ أبي مريمَ وزيدُ بنُ أسلمَ وسُهَيلٌ عن أبي صالحٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ

**1410.** - Na ka treguar Abdull-llah b. Munir i cili ka dëgjuar Ebu Nasrin që thotë se i ka transmetuar Abdurrahman b. Abdull-llah b. Dinar nga babai i vet, kurse ky prej Ebu Salihut, ndërsa ky nga Ebu Hurejreja r.a.a i cili ka thënë:

- Resulu-ll-llahu s.a.v.s. ka thënë: "**Kush jep sadakë në vlerën e një hurme, nga fitimi i tij me nderë, e All-llahu as që e pranon përveçse nga fitimi me nderë, All-llahu do t'ia pranojë nga e djathta, e pastaj pronarit do t'ia ngrisë vlerën sikur që çdo njëri prej jush rrit mazin, derisa të bëhet sikur kodër"**.

Në senedin tjetër të Abdurrahmanit, Sulejmani e transmeton nga Ibn Dinari. Vereka thotë: "Hadithi është transmetuar nga Ibn Dinari, i cili e tregon prej Seid b. Jaserit, e ky prej Ebu Hurejres r.a. ndërsa ky prej Pejgamberit s.a.v.s."

Të njëjtin hadith e transmetojnë Muslim b. Ebi Merjem, Zejd b. Eslem dhe Suhejl nga Ebu Salih, kurse ai nga Ebu Hurejreja r.a. e ky nga Pejgamberi s.a.v.s.

10 Shih suren Bekare, ajeti 277.

باب الصدقة قبل الرد

١٤١١ — حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا معبد بن خالد قال سمعت حارثة بن وهب قال: سمعت النبي ﷺ يقول «تصدقوا، فإنه يأتي عليكم زمان يمشي الرجل بصدقته فلا يجد من يقبلها، يقول الرجل: لو جئت بها بالأمس لقبلتها، فأما اليوم فلا حاجة لي بها»

## DHËNIA E SADAKËS PARA SE TË REFUZOHET

**1411.** - Na ka treguar Ademi, nga Shu'be, të cilit i ka treguar Ma'bed b. Halid, që i ka thënë se e ka dëgjuar Harith b. Vehbin, i cili ka deklaruar: - E kam dëgjuar Pejgamberin që ka thënë:

**"Shpërndani sadaka, sepse do të vijë koha kur njeriu do të bartë sadakën e nuk do të gjejë njeri që t'ia pranojë". Njeriu që ka nevojë, do të thotë: "Po të ma kishe sjellur dje pata për ta pranuar, sot nuk kam nevojë".**

١٤١٢ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب حدثنا أبو الزناد عن عبد الرحمن عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال النبي ﷺ «لا تقوم الساعة حتى يكثر فيكم المال، فيفيض، حتى يهم رب المال من يقبل صدقته، وحتى يعرضه فيقول الذي يعرضه عليه: لا أرب لي»

**1412.** - Na ka treguar Ebu-l-Jeman, të cilit i ka treguar Shuajbi nga Ebuzzinadi, duke i transmetuar prej Abdurrahmanit e ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Nuk do të bëhet Dita e Kijametit derisa tek ju të mos shumohet kapitali, dhe pronarët të brengosen se kush do ta pranojë zekatin, dhe derisa t'ia afrojë dikujt, e ai të cilit i afrohet zekati do të thotë: "Nuk kam nevojë".**

١٤١٣ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدَّثنا أبو عاصمٍ النبيلُ أخبرَنا سَعدانُ بنُ بِشرٍ حدَّثنا أبو مجاهدٍ حدَّثنا مُحِلُّ بنُ خَليفةَ الطائيُّ قال سمعتُ عَديَّ بنَ حاتمٍ رضيَ اللهُ عنهُ يقولُ «كنتُ عندَ رسولِ اللهِ ﷺ فجاءَهُ رجُلانِ: أحدُهما يشكو العَيلةَ، والآخرُ يشكو قَطعَ السَّبيلِ. فقال رسولُ اللهِ ﷺ: أمّا قطعُ السبيلِ فإنهُ لا يأتي عليكَ إلاّ قليلٌ حتى تخرُجَ العِيرُ إلى مكةَ بغيرِ خَفيرٍ. وأمّا العَيلةُ فإنّ الساعةَ لا تقومُ حتى يَطوفَ أحدُكم بصدَقتهِ لا يَجِدُ مَن يَقبلُها منه. ثمّ ليَقِفَنَّ أحدُكم بينَ يدَيِ اللهِ ليسَ بينَهُ وبينَهُ حِجابٌ ولا تَرجُمانٌ يُترجِمُ لهُ، ثمّ ليَقولَنَّ له: ألم أوتِكَ مالاً؟ فليَقولَنَّ: بلى. ثمّ ليَقولَنَّ: ألم أُرسِلْ إليكَ رسولاً؟ فليَقولَنَّ: بلى. فيَنظرُ عن يمينهِ فلا يَرى إلاّ النارَ، ثمّ يَنظرُ عن شِمالهِ فلا يَرى إلاّ النارَ. فليَتَّقِيَنَّ أحدُكمُ النارَ ولو بشِقِّ تَمرةٍ، فإن لم يَجِدْ فبِكلمةٍ طيِّبةٍ»

**1413.** - Na ka treguar Abdullah b. Muhammed, këtij Ebu Asim Nebil të cilit ia transmeton Sa'dan b. Bishr, se si i ka treguar Ebu Muxhahid që i ka thënë Muhhil b. Halife Tai:

- E kam dëgjuar Adijj b. Hatim r.a. kah thotë: Kam qenë tek Pejgamberi s.a.v.s. kur i erdhën dy vetë, njëri ankohej për varfëri kurse tjetri ankohej për plaçkitjet në rrugë. **Resulull-llahu s.a.v.s. u përgjegj: "Sa i përket plaçkës në rrugë, nuk do të kalojë kohë shumë e gjatë kur karavanët do të mund të vijnë në Mekke edhe pa mbrojtje, përcjellje; ndërkaq sa për varfërinë, me siguri Dita e Kijametit nuk do të vijë derisa individët nga ju të mos shetitin me zekatin e vet, duke mos gjetur njeri i cili do t'ia pranojë. Pastaj secili prej jush, me siguri, do të qëndrojë para All-llahut pa asnjëfar ndërmjetësimi ndërmjet All-llahut dhe atij dhe pa interpretues, i cili do t'i jepte sqarime, dhe do t'i thotë:**

**"A nuk të kam dhënë pasuri?"**

**"Po, më ke dhënë"** - do të përgjigjet ai.

Pastaj përsëri do t'i thotë:

**"A nuk të kam dërguar pejgamber?"**

**"Ke dërguar"** - do të përgjigjet ai. **Pastaj do të shikojë në anën e djathtë dhe do të shohë asgjë përveç zjarrit të xhehennemit, pastaj do të shikojë në anën e majtë dhe nuk do të shohë asgjë përveç zjarrit të xhehennemit, prandaj secili prej jush le të ruhet mirë, qoftë edhe me një gjysmë hurme, e nëse nuk e ka as këtë, atëherë me një fjalë të mirë".**

١٤١٤ — حدثنا محمد بن العلاء حدثنا أبو أسامة عن بريد عن أبي بردة عن أبي موسى رضي الله عنه، عن النبي ﷺ قال «ليأتين على الناس زمان يطوف الرجل فيه بالصدقة من الذهب، ثم لا يجد أحداً يأخذها منه، ويرى الرجل الواحد يتبعه أربعون امرأة يلذن به، من قلة الرجال وكثرة النساء»

**1414.** - Na ka treguar Muhammed b. Ala'a, të cilit ia ka transmetuar Ebu Usame nga Burejdi, e ky nga Ebu Burda, e ky nga Ebu Musa r.a. ndërsa ky prej Pejgamberit s.a.v.s. që ka thënë:

**"Do të vijë koha, në të cilën njeriu do të endet me zekatin në valutë ari dhe nuk do të gjejë askënd i cili do ta pranonte prej tij; dhe një njeri do ta përcjellin katërdhjetë gra duke kërkuar mbrojtjen e tij, e kjo është për shkak të numrit të vogël të burrave, dhe numri të madh të grave".**[11]

باب اتقوا النار ولو بشق تمرة، والقليل من الصدقة

﴿ومثل الذين ينفقون أموالهم ابتغاء مرضاة الله وتثبيتاً من أنفسهم﴾ الآية — إلى قوله ﴿من كل الثمرات﴾

١٤١٥ — حدثنا عبيد الله بن سعيد حدثنا أبو النعمان الحكم هو ابن عبد الله البصري حدثنا شعبة عن سليمان عن أبي وائل عن أبي مسعود رضي الله عنه قال «لما نزلت آية الصدقة كنا نحامل، فجاء رجل فتصدق بشيء كثير، فقالوا: مرائي. وجاء رجل فتصدق بصاع، فقالوا: إن الله لغني عن صاع هذا. فنزلت ﴿الذين يلمزون المطوعين من المؤمنين في الصدقات، والذين لا يجدون إلا جهدهم﴾ الآية»

---

11 Kah fundi i jetës së Muhammedit a.s., shumë të varfër nuk dëshironin të pranojnë zekatin as kontribute tjera, për shkak të devotshmërisë. Hadithi i përmendur paralajmëron ngritjen materiale të njerëzve, pasurimin e botës muslimane, por edhe shkatërrimin e kohëpaskohshëm të njerëzve dhe të pasurisë. Në të kaluarën ka pasur shkatërrime krahinash të tëra dhe popujsh të tërë. Pasuri materiale nganjëherë ka pasur me shumicë dhe njerëzit nuk kanë vuajtur për të. Nganjëherë meshkujt i ka korrë lufta, kanë mbetur pakicë, kurse femrat kanë qenë me shumicë, ashtu që një mashkull ka mundur të ketë shumë gra. Këto janë, gjithsesi, parashenja të një situate të përgjithshme të rëndë për gjininë njerëzore, parashenja të shkatërrimit të kulturës shpirtërore dhe materiale, dhe përfundimisht të shkatërrimit të njeriut në tokë.

Në bazë të kësaj që u tha, bëmirësia dhe ndihma materiale duhet bërë me kohë dhe të mos shtyhen për më vonë, për një kohë kur ndoshta nuk do t'i vlejë askujt as dhurata e arit e lëre më sadaka e zakonshme.

## RUAJUNI NGA ZJARRI I XHEHENNEMIT, QOFTË ME NJË GJYSMË HURME, QOFTË ME NJË SADAKA TË VOGËL

***"Kurse ata që shpenzojnë pasuritë e veta me dëshirë që të mbërrijnë kënaqësinë e All-llahut dhe që ta forcojnë vetveten..."*** *deri në fund të ajetit, dhe ajeti vijues deri te fjala:* ***"... ku rrjedhin lumenj dhe ka fruta të ndryshme...".***

***(Kur'an, 2:265,266)***[12]

**1415.** - Na ka treguar Ubejdull-llah b. Seid, kurse këtij Ebu Nu'man Hakem b. Abdullah el-Basri, të cilit i ka treguar Shu'be, i cili transmetonte nga Sulejmani, kurse ai prej Ebu Vail, e ky nga Ebu Mesudi r.a. i cili ka thënë:

**"Kur është shpallur detyrimi i dhënies së zekatit, ne bartnim barrët tona. Erdhi një njeri dhe në emër të zekatit dha diçka shumë".**

- **Hipokrit** - thanë të pranishmit.

Më vonë erdhi një njeri tjetër i cili dha në emër të zekatit një sa'ë.

- All-llahu nuk ka nevojë për një sa'ë, i thanë. Pastaj është shpallur ajeti:

***"Ata të cilët i pengojnë besimtarët në dhënien vullnetare të kontributeve, madje i përbuzin edhe ata të cilët japin me përpjekje të madhe..."*** *deri në fund të ajetit.*

***(Kur'an 9:79-80)***[13]

١٤١٦ — حدثنا سعيد بن يحيى حدثنا أبي حدثنا الأعمش عن شقيق عن أبي مسعود الأنصاري رضي الله عنه قال «كان رسول الله ﷺ إذا أمرنا بالصدقة انطلق أحدنا إلى السوق فتحامل، فيصيب المد، وإن لبعضهم اليوم لمائة ألف»

**1416.** - Na ka treguar Seid b. Jahja, e këtij baba i tij me fjalë të A'meshit, kurse ky prej Shekikut, ndërsa ky nga Ebu Mes'ud Ensariu r.a. i cili ka thënë:

---

12 shih suren Bekare, ajeti 265-266.

13 shih suren Tevbe, ajetet 79-80.

**"Kur na urdhëronte pejgamberi s.a.v.s. për të dhënë zekatin dikush prej nesh shkonte në treg dhe i bartte barrët dhe fitonte një mudd, kurse dikush atë ditë fitonte deri njëqindmijë mudd-a".**

١٤١٧ – حدثنا سليمان بن حرب حدثنا شعبة عن أبي إسحاق قال سمعت عبد الله بن معقل قال: سمعت عدي بن حاتم رضي الله عنه قال: سمعت رسول الله ﷺ يقول «اتقوا النار ولو بشق تمرة»

**1417.** - Na ka treguar Sulejman b. Harb, atij i ka treguar Shu'be nga Ebu Is-haku, i cili e ka dëgjuar Abdull-llah b. Ma'kilin, kur ka deklaruar se ai kishte dëgjuar Adijj b. Hatimin r.a. duke thënë:

"E kam dëgjuar Resulull-llahun s.a.v.s. që thoshte: **"Ruajuni nga zjarri i xhehennemit, qoftë edhe me një gjysmë hurme!"**[14]

١٤١٨ – حدثنا بشر بن محمد قال أخبرنا عبد الله أخبرنا معمر عن الزهري قال حدثني عبد الله بن أبي بكر بن حزم عن عروة عن عائشة رضي الله عنها قالت «دخلت امرأة معها ابنتان لها تسأل، فلم تجد عندي شيئاً غير تمرة، فأعطيتها إياها، فقسمتها بين ابنتيها، ولم تأكل منها، ثم قامت فخرجت. فدخل النبي ﷺ علينا، فأخبرته فقال: من ابتلي من هذه البنات بشيء كن له ستراً من النار»

**1418.** - Na ka treguar Bishr b. Muhamed, të cilit i ka kumtuar Abdullahu nga Ma'mer, ndërsa ky nga Zuhriu, i cili thotë se i ka treguar Abdullah b. Ebi Bekr b. Hazm, e ky nga Urve, ndërsa ky prej Aishes r.a. e cila ka thënë:

- Më erdhi një grua, e bashkë me të edhe dy bijat e saj, dhe lypnin. Unë nuk kisha asgjë përveç se një hurmë. Unë këtë ia dhash asaj, e ajo ua ndau vajzave të veta pa e shijuar vetë aspak. Pastaj u ngrit dhe shkoi, kurse tek ne erdh Pejgamberi s.a.v.s. dhe kur e informova për këtë rast tha: **"Kush është vënë në sprovë me këto dy vajza, ato do të jenë njëlloj perdje ndërmjet atij dhe zjarrit të xhehennemit"**.[15]

---

14 Të njëjtin hadith e ka evidentuar edhe Muslimi në Sahih, kurse Imam Ahmedi, nëpërmjet Ibn Mes'udit ka shenuar deklaratën: "Fshehuni nga zjarri i xhehennemit, qoftë edhe me një gjysëm hurme!"

15 Nga ky rast konkret mund të përfundojmë se:
- varfanjakun nuk duhet refuzuar, por t'i japësh sadakë, madje edhe në qoftë se mbetesh

باب فضل صدقة الشحيح الصحيح

لقوله [ ١٠ المنافقون ] : ﴿ وأنفقوا مما رزقناكم من قبل أن يأتي أحدكم الموت ﴾ الآية

وقوله [ ٢٥٤ البقرة ] : ﴿ يا أيها الذين آمنوا أنفقوا مما رزقناكم من قبل أن يأتي يوم لا بيع فيه ﴾ الآية

١٤١٩ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا عبد الواحد حدثنا عمارة بن القعقاع حدثنا أبو زرعة حدثنا أبو هريرة رضي الله عنه قال « جاء رجل إلى رسول الله ﷺ فقال : يا رسول الله أي الصدقة أعظم أجراً ؟ قال : أن تصدق وأنت صحيح شحيح تخشى الفقر وتأمل الغنى ، ولا تمهل حتى إذا بلغت الحلقوم قلت : لفلان كذا ولفلان كذا ، وقد كان لفلان »

## SADAKA MË E VLEFSHME DHE PËR SADAKËN E KOPRRACIT TË VERTETË

Në fjalët e All-llahut:

*"Dhe shpërndani prej asaj që ne ju furnizojmë, para se t'i vijë vdekja ndonjërit prej jush!..." deri në fund të ajetit.*

***(Kur'an, 63:10)***

dhe fjalët e tij: **"O besimtarë, shpërndane një pjesë nga ajo me çka ju furnizojmë Ne, para se të vijë dita kur nuk do të ketë shitje..."**[16]

**1419.** - Na ka treguar Musa b. Ismail, e këtij Abdulvahid nëpërmjet Umara b. Ka'kasë, të cilit ia ka transmetuar Ebu Zur'a nga Ebu Hurejre r.a. se ka thënë:

- I erdhi pejgamberit një njeri dhe e pyeti: **"O pejgamber i All-llahut, cili kontribut, sadakë, e pasurisë shpërblehet më shumë?"** Të japish sadakë sa të jesh i shëndosh, frikësohesh nga varfëria, dhe ke lakmi për pasuri.

Mos e vono sadakën për në momentin kur të vjen shpirti në fyt, e të thuash: **"Këtë këtij, e atij tjetrit këtë, ndërsa pasuria më nuk është e ytja".**

---

pa metelikun e fundit,
- sadaka është e vlefshme pavarsisht sa është e shtrenjt,
- shihet mëshira dhe kujdesi i nënës për fëmijët.

16 shih suren Munafikûn, ajeti 9-11, dhe suren Bekare, ajeti 254.

١٤٢٠ - باب * حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا أبو عوانة عن فراس عن الشعبي عن مسروق عن عائشة رضي الله عنها أن بعض أزواج النبي ﷺ قلن للنبي ﷺ: أينا أسرع بك لحوقاً؟ قال: أطولكن يداً. فأخذوا قصبة يذرعونها، فكانت سودة أطولهن يداً. فعلمنا بعد أنما كانت طول يدها الصدقة، وكانت أسرعنا لحوقاً به، وكانت تحب الصدقة »

**1420.** - Na ka treguar Musa b. Ismail, këtij i ka kumtuar Ebu Avane nga Firasi e ai nga Sha'bi, ndërsa ky nga Mesruku, kurse ky nga Aisheja r.a. se disa bashkëshorte e kanë pyetur pejgamberin:

**- Cila prej nesh do të bashkohet ty më shpejt - për ahiret?**

**- Ajo që është më dorëgjatë prej jush** - u përgjigj ai.

Pastaj ato morën një shkop kallami dhe filluan të masin duart. Duart më të gjata i kishte Sevda. Ne tek më vonë e kuptuam se shprehja më "**dorëgjatë**" do të thoshte dhënia më shumë sadakë. Me të vërtetë ajo para nesh iu bashkua pejgamberit, a njëmend ajo jepte shumë sadakë.[17]

باب صدقة العلانية. وقوله عز وجل [ ٢٧٤ البقرة ] :
﴿ الذين ينفقون أموالهم بالليل والنهار سراً وعلانية - إلى قوله - ولا هم يحزنون ﴾

17 Pejgamberi a.s. është martuar me Sevda bint Zem'in pasi ndërroi jetë Hatixheja, dhe kjo ka ndërruar jetë në kohën e hilafetit të h. Umerit. Kjo bisedë është zhvilluar në prezencën e disa bashkëshorteve të Pejgamberit a.s. në mesin e të cilave nuk ka qenë Zejnebja e cila ka ndërruar jetë përpara Sevdës. Në këtë mënyrë, Sevda, që ka të bëjë me bisedën e lartpërmendur, është e para që ka ndërruar jetë nga bashkëshortet e Pejgamberit a.s., e që ka marrë pjesë në këtë rast.
Hakimi në Mustedrek ka shenuar se h. Aisheja ka thënë:
- Pejgamberi me një rast u ka thënë bashkëshorteve të veta: "Ajo që është më dorgjatë prej jush, ajo do të më bashkohet e para për në Ahiret". Pasi ndërroi jetë Pejgamberi a.s., ne, sa herë që mblidheshim në dhomën e cilësdoqoftë prej nesh, i shtrinim duart tona për muri, të shohim kush i ka më të gjata. Kështu vepronim vazhdimisht deri kur ndërroi jetë Zejnebe b. Xhahshi. Ajo ka qenë më e ultë me trup dhe si e tillë nuk ka pasë duar më të gjata se ne, tek atëherë e kuptuam se Pejgamberi a.s. me shprehjen "Ajo që është më dorëgjatë" ka menduar ajo që jep sadakë, është dorëlirë".

## DHËNIA E SADAKËS HAPTAZI

Sipas fjalëve të Lartmadhërishmit:

***"Ata që shpërndajnë pasurinë e vet natën dhe ditën, fshehurazi dhe haptazi ... deri te "... "për ata nuk ka as frikë as pikëllim".***
***(Kur'an, 2:274)***[18]

**باب** صدقة السرّ. وقال أبو هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ «ورجلٌ تصدّق بصدقة فأخفاها حتى لا تعلم شماله ما صنعت يمينه». قوله تعالى [ ٢٧١ البقرة ] : ﴿وإن تُخفوها وتؤتوها الفقراء فهو خيرٌ لكم﴾ الآية

## DHËNIA E SADAKËS FSHEHURAZI

Ebu Hurejre r.a. ka transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. **"... dhe njeriu që e shpërndanë pasurinë, e atë e bën fshehurazi aq sa nuk e din e majta se ç'ka bërë e djathta"**. Ndërsa fjalët e All-llahut janë:

***"Bukur është kur jepni sadakë haptazi, por është më mirë për ju nëse ua jepni të varfërve fshehurazi!..."***
***(Kur'an, 2:271)***[19]

---

18 shih suren Bekare, ajeti 274.
Ibn Abbas, Muxhahidi dhe Kelbi thonë se ajeti i lartpërmendur është shpallur lidhur me sadakën e Ali b. Ebi Talibit i cili me një rast i ka pasur katër dirhem, dhe prej tyre, njërin e ka dhuruar natën, njërin ditën, njërin fshehtazi kurse tjetrin haptazi. Pejgamberi a.s. më vonë, siç e transmeton Kelbi, e pyeti Aliun:
"Çka të shtyri të veprosh ashtu?"
"Më ka shtyrë dëshira, që ta shtij borxh All-llahun xh.sh. për atë çka më ka premtuar" u përgjegj Aliu.
"Ta dishë se e ke arritur këtë" - u përgjegj Pejgamberi a.s. dhe i citoi ajetin e lartpërmendur.
Keshshafi mendon se ajeti i përmendur është shpallur në lidhje me rastin e Ebu Bekrit i cili një herë shpërndau sadakë 40.000 dukatë, në emër të flijimit të pasurisë. Këtë e bëri: 10.000 haptazi, 10.000 fshehtazi, 10.000 natën kurse 10.000 ditën.
Taberiu thotë se dijetarët e tjerë thonë se me ajetin e lartpërmendur aludohet në maturi gjatë shpërndarjes së pasurisë për hirë të All-llahut xh.sh. as mos derdhish tepër as mos jesh tepër koprrac.

19 Shih suren Bekare, ajetin 271.

Amir Sha'biu thotë se ajeti i lartpërmendur është shpallur përkitazi me rastin vijues të Ebu Bekrit dhe Umerit. Umeri, në emër të flijimit të pasurisë për nevoja të fesë islame ia dorëzoi Muhammedit a.s. gjysmën e pasurisë së vet, dhe Muhammedi a.s. e pyeti:
"Umer, çka i ke lënë familjes tënde?"
"I kam lënë gjysmën e pasurisë", u përgjegj Umeri.
Më vonë erdhi Ebu Bekri dhe ia dorëzoi Pejgamberit a.s. tërë pasurinë e vet.
"Çka u ke lënë atyre pas teje?" e pyeti Muhammedi a.s.
"Premtimin e All-llahut dhe të Pejgamberit të Tij" - u përgjegj.
O, Ebu Bekr, tha Umeri, për ty do t'i jepja të tëra! Pasha All-llahun, askush prej nesh nuk mund të matet me ty për bëmirësi, ti ke qenë gjithmonë i pari.
Katade ka thënë: "Pasurinë është mirë ta shpërndash fshehtazi por edhe haptazi. Çdo sadakë te All-llahu xh.sh. është e pranuar nëse është dhënë me qëllim të sinqert. Mendoj se megjithatë është më mirë të jepet fshehtazi. Ne na kanë transmetuar se pasuria e shpërndarë për hatër të All-llahut xh.sh. i zhdukë mëkatet sikur uji që fik zjarrin.
Është transmetuar nga Ibn Abbasi: "Shpërndarjen e pasurisë vullnetarisht në mënyrë të fshehtë, All-llahu xh.sh. e shpërblen më shumë se atë që shpërndahet haptazi, thuhet për 70 herë, kurse dhënien e asaj pasurie që është detyrim-farz, është më e lavdëruar se ajo që jepet fshehtazi, thuhet për 25 herë".
Taberaniu thotë: "Mendimi i përgjithshëm i dijetarëve është se shpërndarja e pasurisë, që është farz, haptazi është më mirë se shpërndarja fsheburazi, kurse te shpërndarja vullnetare është e kundërta".
Imam Ahmedi në Sunen me sened ka shënuar se Muhammedi a.s. ka thënë: "Kur e krijoi All-llahu xh.sh. tokën, sipërfaqja e saj ishte elastike dhe jo e qëndrueshme, pastaj krijoi kodrat dhe i stabilizoi në tokë, edhe toka u stabilizua. Meleqët u habitën për krijimin e kodrave dhe thanë:
"O zot! A ka nga krijesat Tua diçka më të rëndë se kodrat?"
"Ka, është hekuri", u përgjigj.
"O Zot, pyetën përsëri meleqët, a ka nga krijesat tua gjë më të rëndë se hekuri?"
?Po, ka. Është zjarri", u përgjigj Ai.
"O Zot, a ka diçka më të fortë se zjarri?"
"Është uji", u përgjigj Ai.
"O Zot, - pyetën përsëri meleqët - a ka nga krijesat tua diç më të rëndë se uji?"
"Ka, është era" u përgjegj Ai.
O Zot, a ka gjë më të fortë se era?", pyetën melaqet.
"Ka", iu përgjeg All-llahu xh.sh. "Ai është njeriu i cili e shpërndan pasurinë me dorë të djathtë, por nuk e di dora e majtë".

باب إذا تصدق على غني وهو لا يعلم

١٤٢١ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب حدثنا أبو الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال « قال رجل لأتصدقن بصدقة . فخرج بصدقته فوضعها في يد سارق ، فأصبحوا يتحدثون : تُصُدِّق على سارق . فقال : اللهم لك الحمد ، لأتصدقن بصدقة . فخرج بصدقته فوضعها في يدِ زانية ، فأصبحوا يتحدثون : تُصُدِّق الليلة على زانية . فقال : اللهم لك الحمد ، على زانية ، لأتصدقن بصدقة . فخرج بصدقته فوضعها في يدَي غني ، فأصبحوا يتحدثون : تُصُدِّق على غني . فقال : اللهم لك الحمد ، على سارق ، وعلى زانية ، وعلى غني . فأُتِيَ فقيل له : أما صدقتك على سارق فلعله أن يستعف عن سرقته ، وأما الزانية فلعلها أن تستعف عن زناها ، وأما الغني فلعله أن يعتبر ، فينفق مما أعطاه الله »

## DHËNIA E SADAKËS PASANIKUT ME PADIJE - PA HIRË

**1421.** - Na ka treguar Ebul-Jeman, atij i ka thënë Shuajbi, të cilit ia ka transmetuar Ebuzzinad, nga A'rexh, e ai nga Ebu Hurejre r.a. se Resulull-llahu s.a.v.s. ka thënë:

- Një njeri ka thënë: "**Pasha Zotin, tash do të jap sadakë**". Pastaj e dha sadakën por ra në dorë të vjedhësit. Të nesërmen flitej se si iu dha sadakë vjedhësit, kurse ai tha: "**O Zoti im, qofsh i lavdëruar! Pasha Zotin, përsëri do të japë sadakë. Përsëri dha sadakë, edhe këtë ia dha lavires. Të nesërmen prap flitnin: "Sonte i është dhënë sadakë lavires!"**

- O Zoti im, Ty të lavdëroj! Tani sadakën ia dhash lavires! Pasha Zotin, prap do të jap sadakë. Prap.e dha sadakën, por ia dha pasanikut. Të nesërmen flitnin: "**I është dhënë sadakë pasunikut!**" O Zoti im! Qofsh i lavdruar! I dhash sadakë vjdedhësit, edhe lavires, e më në fund edhe pasunikut.

Më vonë këtij njeriu iu tha: (në ëndërr)

**Sa i përket sadakës tënde te vjedhësi, ndoshta ajo do ta largojë, ca pak, nga vjedhja. Sa i përket lavires, ndoshta ajo sadakë do ta shpëtojë nga prostitucioni, kurse në rastin e pasanikut, ndoshta ajo sadakë do ta mësojë që edhe ai të fillojë të japë sadakë nga ajo që ia ka dhënë All-llahu atij".**[20]

20 Bëmirësit anonim iu tha në ëndërr se janë pranuar dhe janë të vlefshme të tri sadakatë,

## باب إذا تصدّق على ابنه وهو لا يشعر

١٤٢٢ — حدثنا محمد بن يوسف حدثنا إسرائيل حدثنا أبو الجويرية أن معن بن يزيد رضي الله عنه حدّثه قال «بايعت رسول الله ﷺ أنا وأبي وجدّي، وخطب عليّ فأنكحني وخاصمت إليه. وكان أبي يزيد أخرج دنانير يتصدّق بها، فوضعها عند رجل في المسجد، فجئت فأخذتها فأتيته بها فقال: والله ما إياك أردت. فخاصمته إلى رسول الله ﷺ فقال: لك ما نويت يا يزيد، ولك ما أخذت يا معن»

---

dhe se nuk duhet të brengoset e as t'i përsërisë.

Nga hadithi mund të përfundojmë se:

- Popujt e mëhershëm u jepnin sadakë vetëm të varfërve. Në rast të kundërt sadaka nuk ishte e vlefshme;
- All-llahu xh.sh. i shpërblen bëmirësit sipas qëllimeve të tyre. Izraeliti anonim ka dhënë sadakë, me qëllim që të fitojë kënaqësinë e All-llahut xh.sh dhe All-llahu xh.sh. ia pranoi, pavarësisht nga ajo se nuk ia kishte dhënë nevojtarit të devotshëm;

Ky mendim pranohet vetëm për kontributet vullnetare, sepse zekati nuk mund t'i jepet individit të pasur.

- Sadaka që i jepet njeriut jo të mirë mund të ndikojë tek ai pozitivisht dhe ta nxisë të bëjë vepra të mira; tek vjedhësi mund të ndikojë që të heqë dorë nga vjedhja; lavirja të heqë dorë nga amoraliteti, kurse pasaniku të shkundet nga koprracia dhe egoizmi e të hyjë në radhë të bëmirësve;
- vleftë të madhe ka sadaka që u jepet të varfërve, në emër të All- llahut, fshehurazi, dhe jo për qëllim të ndonjë levërdie personale;
- kontributi vullnetar që nuk i është dhënë varfanjakut, pra që nuk është dhënë në vend të qëlluar, është e vlefshme, por është mustehab që ta japim përsëri në vendin e duhur.
- njerëzit gjykohen sipas veprave të tyre derisa nuk kryejnë ndonjë vepër që është në kundërshtim;
- muslimani i cili ia ka dhnë zekatin ndonjë individi, duke menduar se është i varfër, por më vonë e kupton se ai është i pasur, zekatin e ka të vlefshëm dhe nuk duhet që ta japë sërish te ndonjë i varfër. Kështu mendon Ebu Hanife dhe Muhammedi. Ky mendim është transmetuar edhe nga Hasan Basriu dhe Ibrahim Nehaiu.

Imam Ebu Jusufi, si dhe Shafi'iu dhe Hasan b. Salihu nuk mendojnë si juristët e lartpërmendur por konsiderojnë se zekatin e tillë duhet përsëritur dhe t'u jepet atyre që u takon sipas sheriatit. Me këtë mendim pajtohet Imam Thevriu dhe shton: "Personi që nuk e ka dhënë zekatin në vendin e përcaktuar me norma të sheriatit, i ngjan njeriut i cili ka harruar se ka ujë me vete dhe merr tejemun për të falë namazin. Ky person duhet të marrë abdest me ujin që e ka me vete dhe namazin duhet ta përsërisë.

## DHËNIA E SADAKËS FËMIJËS SATE PA QËLLIM

**1422.** - Na ka treguar Muhamed b. Jusuf, të cilit i ka treguar Israili, si i ka treguar Ebu Xhuvejri se Ma'n b. Jezid r.a. i ka rrëfyer:

I kam dhënë besën Resulull-llahut s.a.v.s. unë, babai im dhe gjyshi im. Bëri mësitni dhe më martoi, ra puna t'i ankohem: Babai im Jezidi nxorri ca dinarë, të jepen për sadakë, dhe i la te një njeri te xhamia. Unë erdha dhe i mora prej atij dhe shkova te babai im". Pasha Zotin, më tha ai, nuk e kam pasur qëllimin për ty.

Pastaj këtë ia paraqita Pejgamberit s.a.v.s. e ai tha: **"O Jezid, ty të takon ajo çka e ke pasur mendjen, e ty o Ma'n, ajo çka e ke marrë".**[21]

---

21 Nga hadithi i përmendur mësojmë se:

- deklarata me përmbajtje të përgjithësuar vlen për kryerjen e një pune të përgjithshme. Jezidi në një rast konkret i tha njërit t'ua japë dukatët, në emër të sadakës, të nevojshëmve për këtë. Pastaj erdhi djali i tij dhe njeriut konkret ia paraqiti gjendjen dhe nevojat e veta, dhe ky me gjithë dëshirë ia dhuroi, pa e ditur se ky ishte djali i Jezidit;
- pasuria e babait arriti në duar të të birit në emër të sadakës dhe bëhet pronë e tij.

Është mendim unanim i tërë juristëve se zekati dhe sadakatu-l-fitri nuk është i vlefshëm, nuk pranohet, nëse e merr fëmija nga prindërit e vet, dhe këtë duhet dhënë përsëri sipas normave të sheriatit.

Shafi'iu e lejon që fëmiu të marrë zekatin nga prindërit e vet vetëm në rast se është borxh, ka për të larë borxhe, ose është në luftë.

Farefisit, në familje të mvetësuara, nga gjaku dhe zjarri, mund t'iu jepet sadaka e detyruar-farz. Ky është qëndrimi i: Ibn Abbasit, Ata'u Dahhakut, Tavusit dhe Muxhahidit. Darimi në Musnedin e vet ka evidentuar se Muhammedi a.s. ka thënë: "Sadaka më e vlefshme është ajo që i jepet farefisit, familjes, që jeton e mvetësuar, për furnizimin e të cilës bëmirësi nuk është i detyruar".

Eshhebi, Tavusi dhe Hasan Basriu mendojnë se farefisit nuk duhet dhënë zekati. Ibn Muvez transmeton verzionin se Maliku e ka trajtuar si mekruh dhënien e zekatit familjes-farefisit, madje edhe nëse janë të largët, furnizimin e të cilëve bëmirësi nuk e ka detyrë.

- shpërndarjen e sadakës bëmirësi mund t'ia besojë kujt të dojë, sidomos nëse dëshiron të mbetet anonim;
- bëmirësi ka shpërblimin e All-llahut xh.sh. sipas qëllimit që e ka arrit apo nuk arriti sadaka e tij në duar të atyre që u takon kjo.

باب الصدقة باليمين

١٤٢٣ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن عبيد الله قال حدثني خبيب بن عبد الرحمن عن حفص بن عاصم عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «سبعة يظلهم الله تعالى في ظله يوم لا ظل إلا ظله: إمام عدل، وشاب نشأ في عبادة الله، ورجل قلبه معلق في المساجد، ورجلان تحابا في الله اجتمعا عليه وتفرقا عليه، ورجل دعته امرأة ذات منصب وجمال فقال: إني أخاف الله، ورجل تصدق بصدقة فأخفاها حتى لا تعلم شماله ما تنفق يمينه، ورجل ذكر الله خاليا ففاضت عيناه»

## DHËNIA E SADAKËS ME TË DJATHTËN

**1423.** - Museddei thotë: Na ka treguar Jahja se i ka treguar Ubejdullahu të cilit ia ka transmetuar Hubejb. b. Abdurrahman nga Hafs b. Asimi, i cili ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. kurse ky Pejgamberin s.a.v.s. i cili ka thënë:

**- All-llahu i Lartëmadhëruar, atë ditë kur nuk do të ketë hije tjetër përveç hijes së Tij, shtatë vetë do t'i vendosë në hijen e vet, e ata janë: "Prijësi i drejtë, i riu që është rritur duke adhuruar vetëm All-llahun, njeriu zemra e të cilit është e lidhur ngusht me xhaminë, dy vetë të cilët njëritjetrin e duan për hirë të All-llahut - ky qëllim i ka afruar dhe kështu kanë mbetur deri në vdekje; njeriu të cilin e ka thirrë një femër e bukur, e ky i është përgjijgur "I frikësohem All-llahut", dhe njerium i cili ka ndarë pasurinë e vet aq fshehtë, sa që nuk e ka ditur dora e majtë se çka ka dhënë e djathta, si edhe njeriu i cili kur e ka kujtuar All-llahun në vetmi, ka qarë".**

١٤٢٤ – حدثنا علي بن الجعد أخبرنا شعبة قال أخبرني معبد بن خالد قال سمعت حارثة بن وهب الخزاعي رضي الله عنه يقول: سمعت النبي ﷺ يقول «تصدقوا، فسيأتي عليكم زمان يمشي الرجل بصدقته فيقول الرجل: لو جئت بها بالأمس لقبلتها منك، فأما اليوم فلا حاجة لي فيها»

**1424.** - Na ka treguar Ali b. Xha'd të cilit i ka kumtuar Shu'be përmes Ma'bed b. Halidit, kurse ky ka dëgjuar Harith b. Vehb-Huzajin r.a. kah thotë:

- E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: **Jepni sadakë, sepse do t'u vijë koha kur njeriu do t'ia çojë sadakën njeriut, kurse ai do t'i thotë: "Po të ma kishe sjellur dje, do ta kisha pranuar, por sot nuk kam nevojë për këtë".**

باب من أمر خادمه بالصدقة ولم يناول بنفسه

وقال أبو موسى عن النبي ﷺ « هو أحد المتصدقين »

١٤٢٥ — حدثنا عثمان بن أبي شيبة حدثنا جرير عن منصور عن شقيق عن مسروق عن عائشة رضي الله عنها قالت : قال رسول الله ﷺ « إذا أنفقت المرأة من طعام بيتها غير مفسدة كان لها أجرها بما أنفقت ، ولزوجها أجره بما كسب ، وللخازن مثل ذلك ، لا ينقص بعضهم أجر بعض شيئا »

## URDHËRIMI SHËRBËTORIT TË JAPË SADAKË DHE MOSDHËNIA E SADAKËS PERSONALISHT

Duke transmetuar nga ana e pejgamberit s.a.v.s Ebu Musa thotë: **"Edhe shërbëtori është një nga bëmirësit".**

**1425.** - Na ka treguar Osman b. Ebi Shejbe, se, i ka transmetuar Xheriri prej Mensurit, kurse ky nga Shekiku, të cilit i ka thënë Mesruku që e ka dëgjuar Aishen r.a. se ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s ka thënë: **"Kur bashkëshortja jep sadakë nga ushqimi i shtëpisë së vet, me maturi, do të ketë shpërbilim për dhënie të sadakës, bashkëshorti i saj do të ketë shpërblim për atë çka e ka fituar, a edhe roja gjithshtu, dhe asnjëri prej tyre nuk ia zvoglon shpërblimin tjetrit".**[22]

---

22 Shpërblimi për individët në hadithin e përmendur do të jetë në pajtim me kontributin e tyre dhe përpjekjet që kanë bërë për ta realizuar sadakën e përmendur.
Nga hadithi del përfundimi:
- gruaja ka të drejtë të japë sadakë të zakonshme nga pasuria e përbashkët, shtëpia e burrit të vet;
- gruaja mund të shpërndajë sadakë nga shtëpia e burrit të vet edhe pa urdhëresë të burrit; Ebu Hurejre ka transmetuar se Muhammedi a.s. ka thënë: "Bashkëshortja nuk duhet të agjërojë nafile derisa e ka bashkëshortin në shtëpi, por as të pranojë shoqe në ndejë derisa është ai në shtëpi, vetëm nëse ai i lejon. Për sadakën që jep gruaja pa urdhëresën e burrit, gjysma e shpërblimit nga All-llahu xh.sh. i takon burrit";
- bashkëshortja mundet që në emër të sadakës, madje dhe pa urdhëresë të burrit, të shpërndajë ushqime që mund të prishen, si: buka, pemët, zarzavate e të ngjashme.

**باب** لا صدقة إلا عن ظهر غنى ، ومن تصدق وهو محتاج أو أهله محتاج أو عليه دين
فالدين أحق أن يقضى من الصدقة والعتق والهبة ، وهو رد عليه ، ليس له أن يتلف أموال الناس . وقال
النبي ﷺ « من أخذ أموال الناس يريد إتلافها أتلفه الله » ، إلا أن يكون معروفا بالصبر فيؤثر على نفسه
ولو كان به خصاصة ، كفعل أبي بكر رضي الله عنه حين تصدق بماله . وكذلك آثر الأنصار المهاجرين .
ونهى النبي ﷺ عن إضاعة المال ، فليس له أن يضيع أموال الناس بعلة الصدقة . وقال كعب رضي الله عنه
« قلت يا رسول الله ، إن من توبتي أن أنخلع من مالي صدقة إلى الله وإلى رسوله ﷺ . قال : أمسك عليك
بعض مالك ، فهو خير لك . قلت : فإني أمسك سهمي الذي بخيبر »

## SAKRIFICA MATERIALE BËHET VETËM NGA PASURIA

Kush sakrifikon nga pasuria, duke qenë vetë i nevojshëm, ose anëtarët e familjes janë të nevojshëm, apo ai ka borxh, e kthimi i borxhit është më i rëndësishëm - më urgjent - se dhënia e sadakës, lirimi i robit ose shpërndarja e dhuratave, ai sakrifikim i refuzohet te All-llahu xh.sh.,sepse nuk guxon të shkatërrohet pasuria e njerëzve.

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë

**"Kush e merr pasurinë e tjetrit, me qëllim që ta shkatërrojë atë, All-llahu do ta shkatërrojë atë, me përjashtim nëse ai është i njohur për durim dhe i jep përparësi tjetrit, edhe pse është edhe vetë i nevojshëm për atë send, siç ka qenë sjellja e Ebu Bekrit, kur në emër të sakrifikimit material e dha të gjithë pasurinë e vet, dhe sikurse janë medinasit që jepnin përparësi imigrantëve, muhaxhirëve, nga Meka".**[23]

---

23 Ebu Bekri ka qenë i pasur, i durueshëm, i qëndrueshëm në fe dhe i njohur për aftësitë fizike, prandaj ka pasë mundësi edhe mëtej të mbajë familjen e vet në kushte modeste.
Ebu Davud dhe Tirmidhi në Sunenet e tyre edhe Hakemi në Mustedrek theksojnë se Zejd b. Esleme ka thënë:
- Kam dëgjuar h. Umerin kah thotë: "Pejgamberi i All-llahut na ka urdhëruar të shpërndajmë pasurinë tonë për qëllime bëmirësie. Unë në atë kohë kisha shumë pasuri dhe thash: "Sot do t'ia kaloj Ebu Bekrit". Ia dërgova Pejgamberit s.a.v.s. gjysmën e pasurisë sime. Në atë moment erdhi Ebu Bekri dhe ia fali Pejgamberit tërë pasurinë e vet.
"O Ebu Bekër, çka i ke lënë familjes tënde?" - e pyeti Pejgamberi a.s.

Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shkatërrimin e pasurisë, dhe njeriu nuk ka të drejtë që në emër të sakrifikimit material të shkatërrojë pasurinë e njerëzve.

Ka'bi r.a. thotë:

- I kam thënë: **"O pejgamber i All-llahut, pasurinë time dua ta japë sadakë, për shak se mungova në luftën e Tebukut dhe me qëllim të pendimit, te All-llahu dhe Pejgamberi i Tij".**

- **Mbaje një pjesë të pasurisë për vete, sepse kjo është më mirë,** - u përgjigj Muhammedi a.s.

- **Unë do të mbajë pjesën time që kam në Hajber,** - i thash.

١٤٢٦ — حدثنا عَبدانُ أخبرَنا عبدُ اللهِ عن يونُسَ عنِ الزُّهريِّ قال أخبرَني سعيدُ بنُ المسيَّبِ أنه سمعَ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عنِ النبيِّ ﷺ قال « خيرُ الصدَقةِ ما كان عن ظَهرِ غِنىً ، وابدأْ بمَنْ تَعولُ »

**1426.** - Na ka treguar Abdan (Abdullah b. Osman), të cilit i ka transmetuar Abdullah (b. Mubarek) nga Junusi, këtij i ka treguar Zuhriu të cilit i ka kumtuar Sejjid b. Musejjeb se Ebu Hurejre r.a. e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. që ka thënë:

---

"Ja kam lënë All-llahun xh.sh. dhe Pejgamberin e tij". u përgjegj.

Taberiu dhe autorë të tjerë theksojnë se numri më i madh i dijetarëve thonë: "Njeriut i lejohet që tërë pasurinë ta dhurojë për qëllime bëmirësie derisa është i shëndoshë fizikisht dhe psikikisht, nuk ka borxhe, dhe që është i durueshëm në skamje dhe që nuk ka familje, ose ka familje por edhe ajo është e qëndrueshme në skamje dhe modeste në jetë. Në të kundërtën nuk është e pëlqyeshme të flijojë tërë pasurinë si kontribut vullnetar"

Hatabi ka thënë: "Kontributi më i vlefshëm është ai të cilin njeriu e ndanë dhe e jep nga pasuria e vet, duke i lënë familjes së vet në shtëpi sasinë e mjaftueshme për furnizimin e përditshëm".

Disa dijetarë prapë mendojnë se njeriu me kushtet e lartpërmendura mund të japë në emër të kontributit një të tretën e pasurisë së vet, kurse Evzai dhe Mukhul lejojnë dy të tretat e pasurisë.

Muslimanët që ikën nga Mekka dhe erdhën në Medine duarthatë dhe pa kurrfarë pasurie, medinasit i pranuan sikur vëllezër të vërtetë, dhe e ndanë bashkë me ta pasurinë e fituar më heret, kurse njëri prej tyre, Abdurrahman b. Avfi i ka thënë: "Do ta lëshoj njërën nga bashkëshortet e mia që ti të martohesh me të dhe të ndërtosh shtëpinë tënde".

**"Sakrifica më e mirë materiale është ajo që jepet nga pasuria dhe filloje prej atij që e mban!"**

١٤٢٧ – حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا وُهَيب حدثنا هشام عن أبيه عن حكيم بن حِزام رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «اليدُ العُليا خيرٌ من اليدِ السُّفلى، وابدأْ بمن تَعول. وخيرُ الصدقةِ عن ظهرِ غنًى، ومَن يَستعفِفْ يُعِفَّهُ اللهُ، ومَن يَستغنِ يُغنِهِ اللهُ»

**1427.** - Na ka treguar Musa b. Ismail, dhe thotë se i ka treguar Vuhejbi, nga Hishami, e ky nga babai i vet, kurse ai nga Hakim b. Hizam r.a. i cili transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Dora e lartë (që jep) është më e mira se dora e poshtme (që pranon sadakën). Fillon me atë që e mban!**

**Sakrifica materiale më e mirë është nga pasuria. Kush dëshiron modesti dhe ndershmëri, All-llahu do ta bëjë modest, por kush dëshiron pasuri, All-llahu me atë do ta pasurojë".**

١٤٢٨ – وعن وُهَيبٍ قال أخبرَنا هشامٌ عن أبيه عن أبي هريرةَ رضي الله عنه بهذا

**1428.** - Ky hadith është transmetuar edhe nga Vuhejbi, i cili thotë se atij i ka treguar Hishami nga babai i vet, kurse ky e ka dëgjuar nga Ebu Hurejreja.[24]

---

24 Nesaiu në Sunen, me anë të Ebu Hurejres ka shënuar se Muhammedi a.s. ka thënë: "Jepni nga pasuria materiale!"
- O Pejgamberi i All-llahut - i tha një njeri - unë kam një dukat.
- Jepja vetvetes! - i tha Muhammedi a.s.
- E kam edhe një ! - i tha i njëjti njeri.
- Jepja bashkëshortes tënde!
- E kam edhe një? - shtoi ky.
- Jepja fëmiut tënd! - i tha Pejgamberi a.s.
- Por e kam edhe një? - tha ky.
- Jepja shërbëtorit tënd! - u përgjegj Pejgamberi a.s.
- Unë e kam edhe një? - tha, prap ky.
- Ti e di dhe e sheh më mirë se kujt i duhet - i tha Pejgamberi a.s.

Ebu Davudi dhe Hahimi te njëjtin dialog e kanë shënuar në sahihët e tyre, por me një dallim. Në tekstet e tyre fëmija është përmendur para bashkëshortes, në radhë.

Njeriu e ka për detyrë sipas sheriatit që përveç bashkëshortes të mbajë, të furnizojë, edhe prindët e vet të pafuqishëm, vëllezërit e motrat e pafurnizuara, madje edhe pasardhësit e mitur dhe të pafurnizuar.

١٤٢٩ - حدثنا أبو النعمان قال حدثنا حماد بن زيد عن أيوب عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما
قال سمعت النبي ﷺ . ح . وحدثنا عبد الله بن مسلمة عن مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما
« ان رسول الله ﷺ قال وهو على المنبر - وذكر الصدقة والتعفف والمسألة : اليد العليا خير من اليد السفلى .
فاليد العليا هي المنفقة ، والسفلى هي السائلة »

**1429.** - Na ka treguar Ebu Nu'man, e këtij Hammad b. Jezid nga Ejjubi kurse këtij Nafiu, kurse ky nga Abdullah (b. Umeri) r.a. që thotë:

"E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s., kurse me senedin tjetër, na ka rrëfyer Abdullah b. Mesleme që transmeton nga Maliku e ky nga Nafiu, ndërsa ai prej Abdullah b. Umerit r.a. se **Pejgamberi s.a.v.s., derisa ishte në minber, me të vërtetë e ka përmendur dhënien e sadakës, të përmbajurit nga marrja e sadakës dhe nga të lypurit, duke thënë: "Dora e lartë është më e mirë se dora e poshtme. Dora e epërme është ajo që jep kurse e poshtmja është ajo që lyp".**[25]

باب المنان بما أعطى ، لقوله [ ٢٦٢ البقرة ] :
﴿ الذين ينفقون أموالهم في سبيل الله ثم لا يتبعون ما أنفقوا منا ولا أذى ﴾ الآية

## VËREJTJE NJERIUT PËR ATË ÇKA E JEP

Në bazë të fjalëve të All-llahut:

***"Ata të cilët shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të All-llahut, e pastaj atë çka e shpenzojnë nuk e përcjellin me përgojime dhe shqetësime...".***

***(Kur'an, 2:262)***[26]

---

25 Pejgamberi a.s. i nxiste, inkurajonte, muslimanët e pasur të japin sa më shumë nga pasuria e tyre, të varfërit të përmbahen nga lypja dhe të jenë sa më modestë.

Nga hadithi del ky përfundim:

- gjykohet lypsaria, të lypurit lëmoshë. Të lypurit, thonë juristët islamë, e kanë haram personat që kanë të siguruar ushqimin e një dite,
- muslimani i pasur bujar, është më i mirë dhe më i dobishëm për bashkësinë se i varfëri,
- imami nga minberi duhet të flasë për tema aktuale, të dobishme për individë dhe për bashkësinë,
- imami duhet të nxisë dhe të inkurajojë për të dhënë kontribute sa herë që i jepet rasti për këtë.

26 Shih suren Bekare, ajeti 262.

باب مَن أحبَّ تعجيلَ الصدقةِ من يومِها

١٤٣٠ — حدثنا أبو عاصم عن عمرَ بنِ سعيدٍ عن ابنِ أبي مُليكةَ أن عُقبةَ بنَ الحارثِ رضيَ اللهُ عنه حدَّثهُ قال « صلَّى بنا النبيُّ ﷺ العصرَ فأسرعَ، ثمَّ دخلَ البيتَ فلم يَلبثْ أن خرجَ، فقلتُ — أو قيلَ — له فقال: كنتُ خلَّفتُ في البيتِ تِبراً منَ الصدقةِ فكرِهتُ أن أُبيِّتَهُ، فقسَمتُه »

## AI QË DËSHIRONTE TË JAPË SA MË PARË

**1430.** - Na ka treguar Ebu Asimi, duke transmetuar nga Umer b. Seidi, kurse ky nga Ibn Ebi Mulejke, të cilit Ukbe b. Harith r.a. i ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. na e fali namazin e iqindisë e pastaj me të shpejtë shkoi dhe hyri në banesë të vet. Nuk ndejti gjatë, doli. Unë i thash apo iu tha nga të tjerët, kurse ai u përgjegj: **"E kam pasë lënë në shtëpi, në emër të sadakës, një copë ari të papërpunuar. E konsiderova si gjë të keqe, ta mbaja në shtëpi gjatë natës, prandaj ua shpërndava".**

باب التحريضِ على الصدقةِ، والشفاعةِ فيها

١٤٣١ — حدثنا مسلمٌ حدثنا شعبةُ حدثنا عديٌّ عن سعيدِ بنِ جُبيرٍ عن ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « خرجَ النبيُّ ﷺ يومَ عيدٍ فصلَّى ركعتينِ لم يُصلِّ قبلُ ولا بعدُ. ثمَّ مالَ على النساءِ — ومعهُ بلالٌ — فوعظهنَّ، وأمرَهنَّ أن يتصدَّقنَ، فجعلتِ المرأةُ تُلقي القُلْبَ والخُرْصَ »

## NXITJA PËR TË DHËNË SAKRIFICA MATERIALE DHE ANGAZHIM PËR ATA

**1431.** - Na ka treguar Muslimi, të cilit ia ka transmetuar Adijj nga Seid b. Xhubejri, kurse ky nga Ibn Abbasi r.a., i cili thotë:

**"Pejgamberi s.a.v.s doli ditën e Bajramit në xhami dhe fali dy reqatë. Nuk fali asgjë përpara e as prapa kësaj. Pastaj shkoi me Bilallin te gratë dhe u mbajti këshillime, duke i urdhëruar të japin sadakë. Atëherë secila grua hudhi bylyzikat, unazat e gjerdanët".**

١٤٣٢ — حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدثنا عبدُ الواحدِ حدثنا أبو بُردةَ بنُ عبدِ اللهِ بنِ أبي بُردةَ حدثنا أبو بُردةَ بنُ أبي موسى عن أبيهِ رضيَ اللهُ عنهُ قال « كانَ رسولُ اللهِ ﷺ إذا جاءهُ السائلُ أو طُلبتْ إليهِ حاجةٌ قال: اشفعوا تُؤجَروا، ويقضي اللهُ على لسانِ نبيِّهِ ﷺ ما شاءَ »

**1432.** - Na ka treguar Musa b. Ismail, këtij ia ka transmetuar Abdul-Vahidi nga Ebu Burejda b. Abdullah b. Ebi Burde, i cili thotë se i ka thënë Ebu Burde b. Ebi Musa nga babai i vet r.a. i cili ka thënë:

Pejgamberi s.a.v.s., kur i vinte ndonjë lypës ose kur lypej ndonjë send prej tij, thoshte: **"Ndihmohuni dhe angazhohuni (në punë të mira) dhe do të shpërbleheni, kurse All-llahu përmes gojës së Pejgamberit të vet vendos ashtu si do Ai".**[27]

١٤٣٣ — حدثنا صدقة بن الفضل أخبرنا عبدة عن هشام عن فاطمة عن أسماء رضي الله عنها قالت :

قال لي النبي ﷺ « لا توكي فيوكى عليك »

حدثنا عثمان بن أبي شيبة عن عبدة وقال « لا تحصي فيحصي الله عليك »

**1433.** - Na ka treguar Sadeka b. Fadl, të cilit ia ka transmetuar Abda nga Hishami, e ky nga Fatimeja kurse kjo nga Esma r.a. e cila ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s më ka thënë: **"Mos e shtrëngo grykën e thesit se të shtrëngon edhe ajo ty".**

- Na ka treguar Osman b. Ebi Shejbe i cili transmeton nga Abda që ka thënë: **"Mos i numëro, bëmirësitë, se t'i numëron edhe ty All-llahu!".**[28]

---

27 Shih suren Nisa, ajeti 25.

28 Virtyte islame janë, të angazhohesh për të varfërin dhe për kërkesën e arsyeshme të një të pafuqishmi. Atij që ka nevojë duhet ndihmuar, të angazhohesh për te dhe kështu arrihet shpërblimi i All-llahut, madje edhe në qoftë se nuk arrihet sukses i plotë në këtë drejtim, ose nuk arrihet kurrfarë suksesi.
Muhammedi a.s. ka thënë: "All-llahu është në ndihmë të robit të vet derisa ai të jetë në ndihmë të tjetrit".
Për mossukses eventual gjatë një angazhimi ose për ndonjë mungesë që e shohin të tjerët nuk duhet zemruar dhe nuk duhet hequr dorë nga puna.
Shpërndarja e pasurisë e rritë pasurinë e njeriut bujar, rritë numrin e miqve dhe nderin tek njerëzit.
Të tëra mirësitë i përkasin All-llahut xh.sh. dhe, shpërndarja e pasurisë nuk duhet theksuar dhe numëruar, ngase kjo mund të ketë si pasojë ntë që edhe neve All-llahu xh.sh. të na i numërojë dhe me këtë të na i kufizojë të mirat e veta.

باب الصدقة فيما استطاع

١٤٣٤ – حدثنا أبو عاصم عن ابن جريج، وحدثني محمد بن عبد الرحيم عن حجاج بن محمد عن ابن جريج قال: أخبرني ابن أبي مليكة عن عباد بن عبد الله بن الزبير أخبره عن أسماء بنت أبي بكر رضي الله عنهما أنها جاءت إلى النبي ﷺ فقال «لا توعي فيوعي الله عليك، ارضخي ما استطعت»

## PËR DHËNIEN E SADAKËS SIPAS MUNDËSISË

**1434.** - Na ka treguar Ebu Asim, që transmeton nga Inbu Xhurejxhi, kurse sipas senedit tjetër, më ka treguar Muhammed b. Abdurrahman duke transmetuar prej Haxhxhaxh b. Muhammedit, e ky nga Ibn Xhurejxhi i cili ka deklaruar:

- Më ka informuar Ibn Ebi Mulejka, duke transmetuar nga Abbad b. Abdullah b. Zubejri, e ai ka treguar nga Esma b. Ebi Bekr r.a. se ajo ka ardhur te Pejgamberi s.a.v.s., i cili i ka thënë:

**"Mos e mbaj pasurinë në enë, pa e shpërndarë, e që edhe All-llahu ta mbajë ndaj teje! Jep aq sa ke mundësi!"**

باب الصدقة تكفر الخطيئة

١٤٣٥ – حدثنا قتيبة حدثنا جرير عن الأعمش عن أبي وائل عن حذيفة رضي الله عنه قال «قال عمر رضي الله عنه: أيكم يحفظ حديث رسول الله ﷺ عن الفتنة؟ قال: قلت أنا أحفظه كما قال. قال: إنك عليه لجريء، فكيف قال؟ قلت: فتنة الرجل في أهله وولده وجاره تكفرها الصلاة والصدقة والمعروف - قال سليمان: قد كان يقول الصلاة والصدقة والأمر بالمعروف والنهي عن المنكر - قال: ليس هذه أريد، ولكني أريد التي تموج كموج البحر. قال: قلت ليس عليك بها يا أمير المؤمنين بأس، بينك وبينها باب مغلق. قال: فيكسر الباب أو يفتح؟ قال قلت: لا، بل يكسر. قال: فإنه إذا كسر لم يغلق أبدا. قال قلت: أجل. فهبنا أن نسأله من الباب. فقلنا لمسروق: سله. قال فسأله فقال: عمر رضي الله عنه. قال قلنا: فعلم عمر من تعني؟ قال: نعم، كما أن دون غد ليلة. وذلك أني حدثته حديثا ليس بالأغاليط»

## DHËNIA E SADAKËS I MBULON DISA MËKATE

**1435.** - Na ka treguar Kutejbe, kurse atij i tregoi Xheriri i cili ka dëgjuar nga A'mashi, e ky nga Ebu Vaili që e kishte dëgjuar Hudhejfen r.a. duke thënë:

Umeri r.a. ka pyetur: **"Kush e ka mbajtur mend prej jush fjalën e Pejgamberit s.a.v.s. lidhur me fitnen?"**

- Unë, u përgjigj Hudhejfe, e kam mbajtur mend ashtu siç ka folur ai.

- Me të vërtetë ti je trim - i tha Umeri. - Si ka thënë?

- Sprova (fitneja) e njeriut mund të jetë me familjen e vet, me fëmiun e vet dhe me fqinjin e vet. Këso fitne i mbulon falja e namazit me rregull, sadaka dhe bëmirësia.

Sulejmani ka shtuar:

- Ebu Vaili ka thënë edhe: **"... falja e namazit, dhënia e sadakës dhe urdhërimi për punë të mira, e ndalimi nga e keqja".**

**- Nuk është ky qëllimi im** - tha Umeri. - **Unë mendoj në fitnen** (përzierjen) **që do të përshtillet sikur vala e detit.**

**- O sundimtar i muslimanëve** - i thash - **në atë përzierje nuk ka për ty kurrfarë dëmi. Është e mbyllur dera ndërmjet teje dhe asaj** (fitneje)

**- A do të hapet ajo derë apo do të thehet?** pyeti Umeri.

**- Jo, por do të thehet** - i thash - thotë Hudhejfeja.

**- E kur të thehet, a nuk do të mbyllet kurrë më?** - pyeti Umeri, përsëri.

- **Po**, - iu përgjegja, thotë Hudhejfe.

- Ebu Vail thotë:

- U frikësuam ta pyesim Hudhejfen, cila është ajo derë, prandaj i thamë Mesrukut: **"Pyete ti!"** Ai, thotë Ebu Vail, e pyeti, e ai i tha: **"Umeri r.a."**

**- A e dinte Umeri se çka mendon ti?**

**- Po, e ka ditur** - u përgjegj ai, - **sikurse që dihet se para mëngjezit ka natë;** Kjo është e gjithë çka rrëfeva, pa asnjë gabim.

**باب** مَن تَصدَّقَ في الشِّركِ ثُمَّ أسلَمَ

١٤٣٦ — **حدّثنا** عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدَّثنا هِشامٌ حدَّثنا مَعْمرٌ عنِ الزُّهريِّ عن عُروةَ عن حكيمِ بنِ حِزامٍ رضيَ اللهُ عنهُ قال «قلتُ يا رسولَ اللهِ ، أرأيتَ أشياءَ كنتُ أتحنَّثُ بها في الجاهليةِ من صدَقةٍ أو عَتاقةٍ ومن صِلةِ رحمٍ ، فهل فيها مِن أجرٍ؟ فقال النبيُّ ﷺ : أسلمتَ على ما سلَفَ مِن خيرٍ »

## KUSH KA DHËNË SADAKË DUKE QENË POLITEIST E PASTAJ PRANON FENË ISLAME

**1436.** - Na ka treguar Abdullah b. Muhammed, të cilit i ka thënë Hashimi, të cilit ia ka transmetuar Ma'meri nga Zuhejri, e ky nga Urva, ndërsa ky transmeton Hakim b. Hizamin r.a. i cili ka thënë:

- O Pejgamber i All-llahut, i kam thënë, çka mendon për punët që kam bërë nga devotshmëria në periudhën paraislame: dhënia e sadakës, lirimi i robërve dhe vizita farefisit, a kam shpërblim për këtë në Ditën e Kijametit?

**- E ke pranuar fenë Islame, por edhe për atë të mëparshmen do të kesh të mira - u përgjigj Pejgamberi s.a.v.s.**[29]

باب أجرِ الخادمِ إذا تَصدّقَ بأمرِ صاحبِهِ غيرَ مُفسِدٍ

١٤٣٧ – حدثنا قُتيبةُ بنُ سعيدٍ حدّثنا جَريرٌ عن الأعمشِ عن أبي وائلٍ عن مسروقٍ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت: قال رسولُ اللهِ ﷺ «إذا تَصدّقتِ المرأةُ من طعامِ زوجِها غيرَ مُفسِدةٍ كان لها أجرُها، ولزوجِها بما كسبَ، وللخازنِ مثلُ ذلك»

---

29 Veprat e mira të moshesimtarit All-llahu xh.sh, i pranon, nëse ai, të paktën, në fund të jetës së vet pranon Fenë Islame. Në të kundërtën ato vepra mbesin pa shpërblim, siç thuhet në Kur'an: "Kush nuk beson All-llahun dhe Pejgamberin e Tij veprat e tij janë të shkatërruara".
Disa teologë thonë: "Politeisti i cili pranon Fenë Islame te All-llahu xh.sh. i ka të pranuara veprat që i ka bërë më heret, kurse veprat e këqija i fshihen dhe i falen. Veprat e mira i pranohen sepse ai këto i ka bërë edhe atëherë nga devotshmëria dhe nxitja fetare, qoftë ajo edhe jo e drejtë".
Është transmetuar se Muhammedi a.s. ka thënë: "Pasuesit e shpalljes së mëparshme që pranojnë Fenë Islame do të kenë shpërblim të dyfishtë Ditën e Gjykimit: shpërblimin që e kanë besuar dhe pasuar pejgamberin e mëparshëm dhe shpërblimin që kanë besuar Muhammedin a.s.".
Kurtubiu ka thënë: "Njeriu që pranon Fenë Islame me veprat e mira i fshinë mëkatet dhe veprat e këqia që i ka bërë më parë, kurse veprat e mira të mëparshme i mbesin për t'iu shpërblyer në Ditën e Gjykimit".

## SHPËRBLIMI I SHËRBËTORIT KUR JEP SADAKË ME URDHËR TË ZOTËRIUT TË VET PA IA DËMTUAR PASURINË[30]

**1437.** - Na ka treguar Kutejbe b. Seid, këtij ia ka transmetuar Xheriri duke u mbështetur në A'meshin, ndërsa ky prej Ebu Vailit, ky nga Mesruku, kurse ky e ka dëgjuar Aishen r.a. e cila ka thënë:

Pejgamberi s.a.v.s ka thënë:

**"Kur gruaja jep sadakë nga ushqimi i burrit të vet, pa e dëmtuar me këtë pasurinë, ajo për këtë ka shpërblimin e vet; burri i asaj ka shpërblim për atë që ka prodhuar, fituar, kurse shërbëtori gjithashtu, ngase e ka ruajtur".**

١٤٣٨ — حدثنا مُحمدُ بنُ العلاء حدثنا أبو أسامة عن بُرَيدِ بنِ عبدِ اللهِ عن أبي بُردةَ عن أبي موسى عنِ النبيِّ ﷺ قال «الخازنُ المسلمُ الأمينُ الذي يُنفِذُ — وربما قال: يُعطي — ما أُمِرَ بهِ كاملاً مُوَفَّراً طيِّباً بهِ نفسُه فيدفعُه الى الذي أُمِرَ لهُ بهِ أحدُ المتصدِّقَين»

**1438.** - Na ka treguar Muhammed b. A'la i cili thotë se i ka treguar Ebu Usame fjalët e Burejd b. Abdullahut, e ky nga Burejdi, ky nga Ebu Musa i cili ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Arkëtari musliman, i besuar, i cili zbaton urdhërin, e ndonjëherë thoshte: ai i cili shpërndanë në tërësi atë çka i urdhërohet, me çka është edhe vetë i kënaqur, dhe sadakën ia afron atij që i është urdhëruar, ai është njëri nga bëmirësit".**

**باب** أجرِ المرأةِ إذا تصدَّقَتْ أو أطعَمتْ مِن بيتِ زوجِها غيرَ مُفسِدة

١٤٣٩ — حدثنا آدمُ حدثنا شُعبةُ حدثنا منصورٌ والأعمشُ عن أبي وائلٍ عن مَسروقٍ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها عنِ النبيِّ ﷺ تعني إذا تَصدَّقَتِ المرأةُ من بيتِ زوجِها

---

30 Shërbëtorit nuk i lejohet të japë sadakë nga pasuria e zotëriut të vet, pa urdhëresën e tij ose lejim paraprak.

## SHPËRBLIMI I GRUAS E CILA JEP SADAKË OSE E USHQEN TË NEVOJSHMIN NGA PASURIA E BURRIT TË VET PA E DËMTUAR PASURINË

**1439.** - Na ka treguar Ademi, këtij i treguar Shu'be, të cilit i kanë transmetuar Mensuri dhe A'meshi prej Ebu Vailit, e ky prej Mesrukut, e ky nga Aisheja r.a. ndërsa kjo nga Pejgamberi s.a.v.s. ku gruaja jep Sadakë nga pasuria e burrit të vet.

١٤٤٠ — حدثنا عُمَرُ بنُ حَفصٍ حدَّثنا أبي حدَّثنا الأعمشُ عن شَقيقٍ عن مَسروقٍ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت : قال النبيُّ ﷺ « إذا أطعمَتِ المرأةُ مِن بيتِ زوجِها غيرَ مُفسِدةٍ لها أجرُها ولهُ مثلُه وللخازنِ مثلُ ذلكَ ، لهُ بما اكتسبَ ولها بما أنفقتْ »

**1440.** - Na ka treguar Umer b. Hafs, të cilit i ka treguar babai i vet, e këtij ia transmeton A'meshi nga Shekiku, ky prej Mesrukut, ndërsa ky prej Aishes, r.a. e cila ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nëse gruaja e ushqen të nevojshmin, nga shtëpia e burrit të vet, pa ia dëmtuar pasurinë, ajo ka shpërblim për këtë, edhe burri gjithashtu, por edhe ai që e ruan pasurinë: burri shpërblehet që e ka fituar kurse gruaja që e ka shpërndarë".**

١٤٤١ — حدثنا يحيى بنُ يحيى أخبرَنا جَريرٌ عن مَنصورٍ عن شَقيقٍ عن مَسروقٍ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها عنِ النبيِّ ﷺ قال « إذا أنفقتِ المرأةُ من طعامِ بيتِها غيرَ مُفسِدةٍ فلها أجرُها ، وللزَّوجِ بما اكتسبَ ، وللخازنِ مثلُ ذلكَ »

**1441.** - Na ka treguar Jahja b. Jahja se i ka treguar Xheriri, ky nga Mensuri, e ky nga Shekiku, ky prej Mesrukut të cilit i ka treguar Aisheja r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- "Kur bashkëshortja shpërndan ushqim nga shtëpia e vet ose e burrit të vet, pa e dëmtuar pasurinë, për këtë ka shpërblim burri për atë që e ka fituar, por njëlloj edhe rojtari që e ka ruajtur".**

**باب** قولِ اللهِ تعالى [ ٥ الليل ] : ﴿ فأمّا مَن أعطى واتقى ، وصدّق بالحسنى فسنيسّره لليسرى ، وأمّا مَن بَخِل واستغنى وكذّب بالحسنى ، فسنيسّره للعسرى ﴾

اللهمّ أعطِ مُنفِقَ مالٍ خَلَفًا

١٤٤٢ — **حدثنا** إسماعيلُ قال حدّثني أخي عن سُليمانَ عن مُعاويةَ بنِ أبي مُزَرِّدٍ عن أبي الحُبابِ عن أبي هُريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ أنّ النبيّ ﷺ قال « ما مِن يومٍ يُصبحُ العِبادُ فيه إلاّ مَلَكانِ يَنزِلانِ فيقولُ أحدُهما : اللّهمّ أعطِ مُنفِقًا خَلَفًا ، ويقولُ الآخرُ : اللّهمّ أعطِ مُمسِكًا تَلَفًا »

## FJALA E ALL-LLAHUT

*- "Sa i përket atij që jep edhe ruhet; Edhe e dëshmon me mirësi; Do t'ia lehtësojmë rrugën për lehtësi; Kurse atij që koprracon dhe kërkon të pasurohet; Dhe e përgënjeshtron të mirën; Do t'ia lehtësojmë rrugën për në vështirësi".*

*(Kur'an, 92:5)*

- **O Zot!** - shton Buhariu - **atij që e jep pasurinë e vet të nevojshmëvet, kompenzoja.**[31]

**1442.** - Na ka treguar Ismaili i cili ka dëgjuar nga vëllau i vet që i ka treguar Sulejmani nga Muavi b. Ebi Muzerrid i cili ka treguar nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**- Nuk ka asnjë ditë që gdhinë e njerëzve, të mos u vijnë dy engjuj: njëri prej tyre thërret: "O Zoti im! Kushdo që i ka dhënë sadakë të nevojshmit jepi kompenzim". Tjetri thotë: "O Zoti im! Atij që e ruan pasurinë aq shumë sa që nuk jep asgjë, jepi shkatërrim!".**

31 Shih suren Lejl, ajeti 5-21.

باب مَثَلِ المُتَصَدِّقِ والبَخِيلِ

١٤٤٣ — حدثنا موسى حدثنا وُهَيبٌ حدثنا ابنُ طاوُسٍ عن أبيهِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ قال : قال النبيُّ ﷺ « مَثَلُ البَخيلِ والمُتَصدِّقِ كمَثَلِ رجُلَينِ عليهما جُبَّتانِ من حديدٍ »
وحدَّثنا أبو اليَمانِ أخبرَنا شُعيبٌ حدثنا أبو الزِّنادِ أنَّ عبدَ الرحمنِ حدَّثَهُ أنهُ سمعَ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ أنهُ سمعَ رسولَ اللهِ ﷺ يقولُ « مَثَلُ البَخيلِ والمُنفِقِ كمَثَلِ رجُلَينِ عليهما جُبَّتانِ من حديدٍ من ثُدِيِّهما إلى تَراقيهما . فأمّا المُنفِقُ فلا يُنفِقُ إلاّ سَبَغَتْ — أو وَفَرَتْ — على جلدهِ حتى تُخفيَ بَنانَهُ وتَعفُوَ أثرَهُ . وأمّا البَخيلُ فلا يُريدُ أن يُنفِقَ شيئاً إلاّ لَزِقَتْ كلُّ حَلْقةٍ مَكانَها ، فهوَ يُوَسِّعُها ولا تَتَّسِعُ »
تابعَهُ الحسنُ بنُ مُسلمٍ عن طاوُسٍ في الجُبَّتينِ

## SHEMBULLI I KOPRRACIT DHE BËMIRËSIT

**1443.** - Na ka treguar Musa, të cilit i ka treguar Vuhejbi nga Ibn Tavusi, e ky prej babës së vet i cili e ka dëgjuar Ebu Hurejre r.a. i cili thotë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Koprraci dhe bëmirësi janë si dy vetë të cilët kanë dy parzmore të metalta",** kurse në senedin tjetër, na ka treguar Ebu-l-Jeman, i cili thotë se ia ka transmetuar Shuajbi fjalët e Ebi Zinadit se Abdurahmani e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. e ky ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: **"Koprraci dhe bëmirësi u ngjajnë dy vetëve me dy parzmore të metalta prej krahërori deri në qafë. Bëmirësi sa herë që jep sadakë parzmorja i zgjatet dhe i zgjerohet derisa i mbulon edhe majet e gishtërinjëve dhe do t'ia fshijë gjurmët që lënë këmbët e tij në tokë. Sa i përket njeriut koprrac sa herë që të mos dëshirojë të japë diçka çdo verigë e prazmores do t'i ngushtohet dhe ngjitet për trupi, e ky do të përpiqet ta zgjerojë, por nuk i zgjerohet".**

Në senedin tjetër të Ibn Tavusit pason Hasan b. Muslimi që transmeton nga Tavusi: "**... në dy parzmore...**"

Hudhejfe ka transmetuar nga Tavusi "**... tek të cilët ka dy parzmore...**".

١٤٤٤ — وقال حنظلةُ عن طاوُسٍ « جُنَّتانِ »
وقال الليثُ : حدثني جعفرٌ عن ابنِ هُرمُزَ سمعتُ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عن النبيِّ ﷺ « جُنَّتانِ »

**1444.** - Lejthi thotë: Mua më ka treguar Xhaferi prej Ibn Hurmuzit i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren r.a. si transemton fjalët e Pejgamberit s.a.v.s. "**... mbi të cilët ka dy mbuloja**".[32]

باب صدقة الكسب والتجارة ، لقوله تعالى [ ٢٦٧ البقرة ] :

﴿يا أيها الذين آمنوا أنفقوا من طيبات ما كسبتم - إلى قوله - إن الله غني حميد﴾

## ZEKATI NGA FITIMI ME NDER DHE TREGTIA

Sipas fjalëve të Lartmadhërishmit All-llah: **"O besimtarë shpenzoni nga ato gjëra të mira që i fitoni dhe prej atyre që u japim nga toka..."** deri te fjalët: **"... Dhe ta dini se All-llahu është i pasur dhe i denjë për lavdatë".**[33]

---

32 Hatabi, duke komentuar hadithin e lartpërmendur, thotë se Muhammedi a.s. bujarinë e ka krahasur me njeriun i cili sapo e ka veshur këmishën deri në krahëror e pastaj, ngadalë i shtie duart në mëngë, e lëshon fundin deri në tokë dhe ndien lumturi e siguri. Koprracin e ka krahasuar me njeriun i cili gjithashtu në krahëror e ka futur këmishën që ia ka shtrënguar duart rreth qafës kurse pjesët e këmishës ia mpijnë lëkurën. Në këtë gjendje vuan, përjeton dhimbje në pjesën e sipërme të trupit, kurse në shpirt vuan përse pjesën e poshtme nuk e ka të mbuluar dhe të siguruar me parazmore nga armiku. Ashtu vuan edhe koprraci i cili rastësisht gjendet në një rreth që e shtrëngon të japë ndonjë kontribut vullnetar.

Njeriu bujar-dorëlirë, në vend të parzmores së koprracisë, mbanë në vete parazmoren e bujarisë, dhe sa më shumë që jep aq më i lumtur është. Është më i kënaqur dhe më i pasur dhe parzmorja e sigurisë ia mbulon çdo pjesë të trupit.

Ibn Batali thotë: "Kur jep bujari sadakë ajo ia mbulon dhe ia fshinë mëkatet e vogla sikur parazmorja në të cilën njeriu ngadalë fut duart nëpër mangë, e pastaj e lëshon trupit deri në tokë, fundi i saj i fshin gjurmët e këmbëve nëpër tokë dhe e mbronë edhe nga armiku. Te koprraci është rasti i kundërt".

Muhal-lebi thotë: "Domethënia e hadithit të lartpërmendur është që All-llahu xh.sh. njeriut bujar ia siguron edhe ia lehtëson jetën si në këtë botë edhe në botën tjetër, kurse koprracit ia vështirëson, ia kufizon dhe shpesh e ekspozon në tallje dhe turpërim që ia djeg shpirtin dhe i dëmton pasurinë.

33 Shih suren Bekare, ajeti 267 ku thuhet: " O besimtarë! shpenzoni nga ato gjëra të bukura që i fitoni dhe prej atyre që ua japim nga toka, mos nisni të ndani atë që nuk vlen të shpërndahet, që ju vetë nuk do ta kishit marrë, vetëm me symbyllur. Dhe ta dini se All-llahu është i pavarur dhe i denjë për lavdatë." All-llahu xh.sh. me ajetin e lartpërmendur ka urdhëruar që të jepet zekati në ari, argjend, para dhe të ardhura nga toka; në pemë, perime, dhe kafshë, duke mos e zgjedhur atë që nuk vlen, që është e

باب على كل مسلم صدقة، فمن لم يجد فليعمل بالمعروف

١٤٤٥ – حدثنا مسلم بن إبراهيم حدثنا شعبة حدثنا سعيد بن أبي بردة عن أبيه عن جده عن النبي ﷺ قال «على كل مسلم صدقة. فقالوا: يا نبي الله فمن لم يجد؟ قال: يعمل بيده فينفع نفسه ويتصدق. قالوا: فإن لم يجد؟ قال: يعين ذا الحاجة الملهوف. قالوا: فإن لم يجد؟ قال: فليعمل بالمعروف، وليمسك عن الشر، فإنها له صدقة»

## SECILI MUSLIMAN ËSHTË I DETYRUAR TË SHPËRNDAJË NGA PASURIA, POR AI QE NUK KA, LE TË BËJË MIRË

**1445.** - Na ka treguar Muslim b. Ibrahim, e këtij Shu'beja ia transmeton nga Said b. Ebi Burde, e ky nga babai i vet, ndërsa ky nga gjyshi i cili tregon se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Secili musliman është i ngarkuar me sadakë"**

- **O Pejgamber i All-llahut, po ai që nuk ka** - pyetën as-habët.

**Do të punojë me duart e veta dhe do të ketë dobi edhe për vete edhe do të shpërndajë** - u përgjegj Pejgamberi a.s.

- **Po nëse nuk gjen punë?** - pyetën të pranishmit.

**Do t'i ndihmojë personalisht atij që ka nevojë, të brengosurit, të nëpërkëmburit** - tha Muhammedi a.s.

---

prishur, etj., të cilën nuk do ta kishim marrë për vete.

Imam Ahmedi në Sunen shenon se Abdullah b. Mes'udi ka treguar:

- Pejgamberi a.s. ka thënë:

"All-llahu u ka dhënë fizionomi sikurse edhe fatin, furnizimin. All-llahu i jep pasuri në këtë botë atij që ai e do, por edhe atij që Ai nuk e do, kurse fenë ia jep atij që e do.

Sipas kësaj, atij që i ka dhënë fenë, me siguri e do. Po betohem në All-llahun xh.sh. që njeriu nuk do të jetë musliman i vërtetë derisa zemra dhe gjuha e tij nuk janë besnikë ndaj Fesë Islame, kurse besimtar i vërtetë nuk do të jetë derisa fqinji i tij nuk është i kursyer, ruajtur, nga dhuna dhe shqetësimi i tij.

Sadaka jepet nga fitimi i arritur me nderë. All-llahu xh.sh. nuk i fshin veprat e këqia me të këqia, por i fshin të këqiat me vepra të mira. Vepra e keqe nuk mbulohet me të keqe".

Bera b. Azeb thotë se ajeti i lartpërmendur është shpallur në lidhje me disa medinas, të cilët në kohën e vjeljes së rrushit dhe hurmave i nxorrën kalaveshët e vyshkur dhe i varën nëpër shtyllat e xhamisë së Muhammedit a.s. për t'i hëngër të ardhurit nga Mekka.

- **Nëse nuk gjen të tillë?** - e pyetën përsëri.

- **Atëherë le të veprojë ashtu si është mirë dhe të ruhet nga e keqja dhe mbrapshtitë, edhe kjo është sadaka për te.**[34]

باب قدرُ كم يُعطى منَ الزكاةِ والصدقةِ، ومَن أعطى شاةً

١٤٤٦ — حدثنا أحمدُ بنُ يونُسَ حدثنا أبو شِهابٍ عن خالدٍ الحذّاء عن حفصةَ بنتِ سيرينَ عن أمِّ عطيةَ رضيَ اللهُ عنها قالت «بُعثَ إلى نُسَيبةَ الأنصاريةِ بشاةٍ، فأرسلَتْ إلى عائشةَ رضيَ اللهُ عنها منها، فقال النبيُّ ﷺ: عندَكم شيءٌ؟ فقلتُ: لا، إلاّ ما أرسلَتْ به نُسَيبةُ من تلكَ الشاةِ. فقال: هاتِ، فقد بلغَتْ مَحِلَّها»

## SASIA QE JEPET NË EMËR TË ZEKATIT DHE SADAKËS DHE RASTI I ATIJ QË E KA DHËNË DELEN

**1446.** - Na ka treguar Ahmed b. Junus, e këtij Ebu Shihab nga Halid Hadh-dhai, e ky nga Hafs b. Sirin, kurse ky nga Ummi A'tije r.a., e cila ka thënë:

**"Nusejbije Ensarijes i është dërguar (nga ana e Pejgamberit a.s.) një dele, dhe ajo një pjesë të asaj ia dërgoi Aishes r.a. Pejgamberi a.s. pastaj kishte pyetur: A keni ndonjë send, ushqim?**

- **Nuk ka, i thash, përveç asaj nga ajo delja që e dërgoi Nusejba** (përgjigjet Aisheja).

**Jepe ate! Ajo e ka arritur qëllimin e vet** - tha ai.[35]

---

34 Nga dialogu i shenuar mund të përfundojmë se:
- nevojtarin duhet ndihmuar në emër të All-llahut xh.sh., moralisht dhe materialisht, sipas mundësive që ke. Puna dhe përpjekja e të varfërit është sikurse dhënia e sadakës së njeriut të pasur;
- në hadith janë numëruar shumë obligime tonat shoqërore që kemi ndaj të varfërve. Nëse ato nuk mund të zbatohen të gjitha në mënyrë parimore, duhet zbatuar ato që mund të kryhen. Fundi i fundit mund të ruhesh nga e keqja dhe kriminaliteti, dhe me këtë të meritosh shpërblimin e atij që shpërndan nga pasuria e vet;
- puna dhe prodhimi nuk janë vetëm virtyte islame por janë edhe detyrime, në mënyrë që të mund të furnizojmë veten, familjen tonë dhe të ndihmojmë njerëzit tjerë që kanë nevojë.

35 Zekati për kafshët jepet sipas shkallës së përcaktuar, dhe kjo gjithmonë jepet vetëm në

باب زكاة الورق

١٤٤٧ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن عمرِو بنِ يحيى المازنيِّ عن أبيهِ قال: سمعتُ أبا سعيدٍ الخدريَّ قال: قال رسولُ اللهِ ﷺ «ليسَ فيما دونَ خمسِ ذَوْدٍ صدقةٌ منَ الإبلِ، وليسَ فيما دونَ خمسِ أواقٍ صدقةٌ، وليسَ فيما دُونَ خمسةِ أوسُقٍ صدقةٌ»

حدثنا محمدُ بنُ المثنّى حدَّثَنا عبدُ الوهابِ قال حدَّثَني يحيى بنُ سعيدٍ قال أخبرَني عمرٌو سمعَ أباهُ عن أبي سعيدٍ رضيَ اللهُ عنهُ سمعتُ النبيَّ ﷺ بهذا

## ZEKATI NË ARGJEND - NË TË HOLLA

**1447.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf të cilit i ka treguar Maliku nga Amr b. Jahja el-Mazini, që ka dëgjuar babën e vet i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Ebu Seid Hudarin kur tha: "Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. ka thënë:

---

kafshë, kurse sadaka e zakonshme mund të jetë në mish, me pakicë ose shumicë.

Pejgamberi a.s. delen e lartpërmendur ia dërgoi Nusajbit në emër të sadakës, kurse ajo shtëpisë së Pejgamberit a.s. më vonë, i dërgoi një pjesë të mishit si dhuratë-hedije, gjë të cilën Muhammedi a.s. e pranoi. Sikur Nusejba ta kishte dërguar këtë mish si sadakë, Muhammedi a.s. do ta kishte refuzuar, për shkak se pranimi i sadakës për Pejgamberin a.s. dhe familjen e tij të ngushtë është i ndaluar.

Zekati jepet për kafshët që kalojnë më shumë se gjysmën e vitit në kullosë.

Shkalla e zekatit për: lopë, qe dhe buallica;

- për 30 lopë jepët një viç që ka hyrë në vitin e dytë;
- për 40, jepet një viç që ka hyrë në vitin e tretë;
- për 60, jepen dy vjeta, që janë në vitin e dytë,
- për 70 krerë jepet një mëshqerrë në vitin e tretë dhe një mëzat në vitin e dytë.

Pas kësaj, për çdo dhjetë krerë, zekati llogaritet ashtu që nga 30 copë jepet një viç në vitin e dytë, kurse në 40 krerë jepet një viç në vitin e tretë.

Shkalla e zekatit për dhen është:

- për 40 deri 120 krerë jepet një dele,
- prej 121 deri 200 krerë jepen dy dhen,

prej 201 deri 400 jepen tri dhen,

- prej 401 deri 500 jepen katër dhen,

përmbi 500 krerë dhen jepen pesë dhen, dhe në çdo njëqind krerë pas këtij, jepet nga një dele.

**"Nuk jepet zekatë për deve që janë më pak se pesë krenë, nuk ka zekat për tufë dhensh më pak se pesë krenë, dhe nuk jepet zekatë për prodhime të tokës kur ka më pak se pesë barrë (vesak)".**

Na ka treguar Muhammed b. Muthenna, atij Abdulvehabi të cilit i ka transmetuar Jahja b. Seid nga Amri, që ka dëgjuar babën e vet i cili tregon për Ebu Seid Hudarin r.a. që ka thënë: "... **këte kështu e kam dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s.".**[36]

## باب العرض في الزكاة

وقال طاوس قال معاذ رضي الله عنه لأهل اليمن : ائتوني بعرض ثياب خميص أو لبيس في الصدقة مكان الشعير والذرة ، أهون عليكم ، وخير لأصحاب النبي ﷺ بالمدينة

وقال النبي ﷺ « وأما خالد فقد احتبس أدراعه وأعتده في سبيل الله »

وقال النبي ﷺ « تصدقن ولو من حليكن » فلم يستثن صدقة العرض من غيرها . فجعلت المرأة تلقي خرصها وسخابها . ولم يخص الذهب والفضة من العروض

36 Hadithin e përmendur e kanë regjistruar të gjithë muhaddithët e njohur në kolekcionet e tyre. Muslimi në Sahihun e tij, me anë të Xhabir b. Abdullahut e ka evidentuar në këtë variantë: "Nuk ka zekatë për argjend nën 5 evakë, nuk ka zekatë për deve nën pesë krerë dhe nuk ka zekatë për hurma nën 5 vesakë (barrë)".

Dar Kutni në kolekcionin e tij të haditheve me sened thekson se Muhammedi a.s. ka thënë: "Nuk ka zekatë për deve nëse janë më pak se 5 krerë, nuk ka zekatë për dhen nëse janë më pak se 40 krerë, dhe nuk ka asgjë për lopë nëse janë më pak se 30 krerë, nuk ka asgjë për ari nëse është më pak se 20 mithkal, nuk ka asgjë për argjend kur është më pak se 200 dirhem, dhe nuk ka asgjë edhe në të ardhurat nga bujqësia nëse është më pak se 5 barrë (vesakë).

Te hurmat, rrushi i thatë, gruri, elbi dhe prodhimet e tjera bujqësore nga toka që ujitet nga të reshurat - natyralisht, jepet një e dhjeta 1/10, kurse nga ato që ujiten artificialisht, jepet gjysma e të dhjetës, d.m.th. 5%.

Dar Kutni ka regjistruar me sened deklaratën vijuese të Aishes: "Ka qenë qëndrimi i prerë i Pejgamberit të All-llahut që në prodhime bujqësore në sasinë më pak se 5 vesakë të mos jepet zekatë". Një vesak ka 60 sa'a, dhe 5 vesakë i kanë 300 sa'a grurë, përkatësisht elb, hurma, rrush të thatë etj.

Sa'i ka 3 kgr. 33 dkg. dhe 2 gr. Sipas kësaj, 5 vesakë, d.m.th. 300 sa'a i kanë rrafsh 1000 kgr.

## ZEKATI PËR SENDET E SHTËPISË

Tavusi tregon se Muadhi r.a. u ka thënë jemenasve:

**"Më sillni, në emër të zekatit diçka nga sendet shtëpiake: teshë të re ose të vjetër në vend të elbit dhe grurit, se kjo u vjen më lehtë, kurse për shokët e pejgamberit, në Medine, është më mirë"**. Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Halidi ka ndalur për vete parzmoren dhe rekuizitat e veta ushtarake për hirë të rrugës së All-llahut". Shpërndanie pasurinë, qoftë edhe për stolitë tuaja!"** Nga kjo nuk ka theksuar në mënyrë të veçantë zekatin, thotë Buhariu.

Në këtë moment secila grua filloi t'i lë në sexhade florinjtë e veshit, madje edhe qaforet. Ai nuk e precizoi për sendet shtëpiake arin dhe argjendin.

١٤٤٨ – حدثنا محمد بن عبد الله قال حدثني أبي قال حدثني ثمامة أن أنسا رضي الله عنه حدثه أن أبا بكر رضي الله عنه كتب له التي أمر الله رسوله ﷺ « ومن بلغت صدقته بنت مخاض وليست عنده وعنده بنت لبون فإنها تقبل منه ويعطيه المصدق عشرين درهما أو شاتين ، فإن لم يكن عنده بنت مخاض على وجهها وعنده ابن لبون فإنه يقبل منه وليس معه شيء »

**1448.** - Na ka treguar Muhammed b. Abdullah, e këtij babai i vet të cilit i ka treguar Thumame nga Enesi r.a., kurse këtij i ka shkruar Ebu Bekri r.a. për atë çka All-llahu xh.sh. i ka urdhëruar në mënyrë decidive pejgamberit të vet:

**"Edhe ai zekati i të cilit ka arritur për deve që ka hy në vitin e dytë, por të tillë nuk ka tek ai, ama, ka deve që ka hy në vitin e tretë, ajo do të pranohet prej tij, në emër të zekatit, dhe ai që e pranon këtë zekatë do t'i japë 20 dirhem ose dy dhen për ndryshim-kompenzim. Nëse i ngarkuari me zekatë nuk ka deve dy vjeçe, siç është e paraparë për zekatë, por do të ketë deve mashkull në vitin e tretë, ajo do të pranohet prej tij, por për këtë nuk paguhet ndryshimi**[37]

37 Shkalla e zekatit për deve është si vijon:
- për 5 deve jepet një dele;
- për 10 deve jepen dy dhen;

١٤٤٩ — حدثنا مؤمل حدثنا إسماعيل عن أيوب عن عطاء بن أبي رباح قال: قال ابن عباس «أشهد على رسول الله ﷺ لصلى قبل الخطبة فرأى أنه لم يسمع النساء، فأتاهن ومعه بلال ناشر ثوبه فوعظهن وأمرهن أن يتصدقن، فجعلت المرأة تلقي» وأشار أيوب إلى أذنه وإلى حلقه

**1449.** - Na ka treguar Muemmel, këtij i ka treguar Ismaili, e ky nga Ejjubi, ndërsa ai prej Ata b. Rebahit i cili ka thënë:

- Abdullah b. Abbas r.a. ka thënë: "**Kam prezentuar kur pejgamberi i All-llahut falte Bajramin para se të lexohet hutbeja. E hetoi se gratë që prezentonin nuk e dëgjuan, prandaj shkoi tek ato, bashkë me te edhe Bilalli, i cili e shtroi xhyben e vet. Muhammedi a.s. pastaj u mbajti ligjëratë dhe urdhëroi të japin zekatë, dhe secila grua filloi ta zbatoi këtë, ndërsa Ejjubi tregoi me dorë duke prekur veshët dhe fytin (d.m.th. vathët dhe qaforet)**".

باب لا يجمع بين متفرق ولا يفرق بين مجتمع

ويذكر عن سالم عن ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ مثله

١٤٥٠ — حدثنا محمد بن عبد الله الأنصاري قال حدثني أبي قال حدثني ثمامة أن أنسا رضي الله عنه حدثه أن أبا بكر رضي الله عنه كتب له التي فرض رسول الله ﷺ «ولا يجمع بين متفرق، ولا يفرق بين مجتمع خشية الصدقة»

---

- për 15 deve jepen tri dhen;
- për 20 deve jepen katër dhen;
- për 25 deri 35 krerë deve, jepet një deve në vitin e dytë;
- për 36 deri 45 deve jepet devja në vitin e tretë;
- prej 46 deri 60 krerë, jepet një deve në vitin e katërt;
- prej 61 deri 75, jepet një deve pesëvjeçare;
- prej 76 deri 90, jepen dy deve që kanë nga tri vjet;
- prej 91 deri 120, jepen dy deve nga katër vjet;
- prej 121 deri 145 deve, jepet në çdo pesë deve nga një dele;
- prej 146 deri 150 jepet një deve në vitin e dytë dhe një deve në vitin e katërt;
- prej 150 e tutje, jepen tri deve që janë në vitin e katërt dhe kështu me radhë siç është evidentuar në librat e fik'hut.

## GJEDHET E NDARA TË DY PRONARËVE NUK BASHKOHEN, PDR AS TUFA E BASHKUAR E DY PRONARËVE TË PËRBASHKËT NUK NDAHET

Këtë e ka treguar Salimi i cili e ka dëgjuar nga Ibn Ymeri r.a. kurse ky nga Pejgamberi s.a.v.s

**1450.** - Na ka treguar Muhammed b. Abdullah Ensari, duke thënë se i ka transmetuar babai i tij, të cilit i ka rrëfyer Usame se i ka thënë Enesi r.a. se **Ebu Bekri i ka shkruar ashtu siç i ka urdhëruar pejgamberi i All-llahut për zekatin dhe se gjedhet e ndara të dy poseduesve nuk bashkohen, kurse të bashkuarat nuk ndahen, me qëllim të shmangies nga zekati.**[38]

باب ما كانَ مِن خليطَين فانهما يَتراجَعانِ بينَهما بالسوية

وقال طاوسٌ وعَطاء : إذا علمَ الخليطانِ أموالَهما فلا يُجمَعُ مالُهما

وقال سُفيانُ : لا تجبُ حتى يَتمّ لهذا أربعونَ شاةً ولهذا أربعونَ شاةً

١٤٥١ — حدّثنا محمدُ بنُ عبدِ اللهِ قال حدّثني أبي قال حدّثني ثُمامةُ أنّ أنساً حدّثهُ أنّ أبا بكر رضيَ اللهُ عنه كتبَ له التي فرَضَ رسولُ اللهُ ﷺ « وما كانَ مِن خَليطَين فانهما يَتراجَعانِ بينهما بالسَّويةِ »

---

38 Për kope që ka më pak se 40 krerë dhen ose dhi nuk jepet zekat, kurse prej 40 deri 120 jepet një dele, prej 121 deri 200 krerë jepen dy dhen, kurse prej 201 deri 399 krerë jepen tri dhen dhe kështu me radhë sipas shkallës së përcaktuar me Sheriat.

Në rast se, për shembull, tre individë me nga 40 krerë dhen dëshirojnë që t'i bashkojnë tufat e tyre dhe të bëhet një kope prej 120 krerësh, ashtu që të tre, bashkarisht, të japin vetëm një dele, në vend se të japin secili për vete nga një, kjo nuk është e lejuar. Ose kur dy vetë në kope të përbashkët i kanë 202 krerë dhen, dhe për të mos dhënë si zekatë tri dhen, ata përkohësisht i ndajnë dhentë, në mënyrë që secilit t'i takojnë nga 101, dhe kështu në emër të zekatit japin secili nga një dele. Këto marifetllëqe sheriati nuk i lejon. Me këtë mbrohet fondi i përgjithshëm i zekatit, por edhe detyrimet stabile të pronarit të tufës.

Ky bashkim dhe kjo ndarje e kafshëve është e ndaluar vetëm nga aspekti i pronësisë, por jo edhe nga ai fizik. Kështu që për shembull, pronari i cili ka 20 krerë dhen në një vend, kurse 20 në një vend tjetër, do të konsiderohet dhe do të llogarisë se i ka 40 krerë dhen dhe është i detyruar që për këto të japë një dele në emër të zekatit.

## ZEKATI NË PJESË TË BARABARTA TË DY PRONARËVE KA TË BËJË ME BARAZINË PËR TË DY PRONARËT

Tavus dhe Ata'i kanë thënë:

- Kur e dinë pronarët sasinë e pasurisë së vet, pasuria e tyre nuk mund të trajtohet si tërësi e përbashkët, kurse Sufjani thotë: **"Nuk duhet të jepet zekatë derisa nuk bëhen për njërin 40 krenë dhen, dhe për këtë tjetrin 40 dhen"**

**1451.** - Na ka treguar Muhammed b. Abdullah, kurse këtij baba i vet të cilit i ka treguar Thumame, se i ka treguar Enes, se **Ebu Bekri r.a. i ka shkruar atë çka ka caktuar Pejgamberi i Zotit: që zekati për pjesë të barabarta të dy pronarëve u referohet të dyve në mënyrë të barabartë.**

باب زكاة الإبل . ذكره أبو بكر وأبو ذر وأبو هريرة رضى الله عنهم عن النبي ﷺ

١٤٥٢ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا الوليد بن مسلم حدثنا الأوزاعي قال حدثني ابن شهاب عن عطاء بن يزيد عن أبي سعيد الخدري رضي الله عنه « أن أعرابيا سأل رسول الله ﷺ عن الهجرة فقال : ويحك ، إن شأنها شديد ، فهل لك من إبل تؤدي صدقتها ؟ قال : نعم . قال : فاعمل من وراء البحار فإن الله لن يترك من عملك شيئا »

## ZEKATI PËR DEVE

Këtë e kanë përmendur Ebu Bekri, Ebu Dherri dhe Ebu Hurejre r.a. të cilët transmetojnë nga Pejgamberi s.a.v.s.

**1452.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah, këtij i ka treguar Velid b. Muslim, të cilit i transmetoi Evzai prej Ibn Shihabit, kurse ky nga Ata' b. Jezid, e ky prej Ebu Jezidit, ndërsa ky prej Ebu Said Hudari r.a. se një beduin e ka pyetur Pejgamberin e Zotit s.a.v.s. për t'u shpërngulur në Medine, dhe i është përgjegjur:

**"I mjeri ti! Shpërngulja në Medine është e rëndë. A ke ndonjë deve për të cilat jep zekatë?"**

- **"Po, kam"** - u përgjigj beduini.

- **"Vepro kështu edhe mëtej, pas këtij lumi shpërnguljesh, se Allllahu, pa dyshim, nuk ta zvogëlon aspak punën tënde"** - i tha Pejgamberi a.s.

**باب** من بلغت عنده صدقة بنت مخاض وليست عنده

١٤٥٣ - **حدثنا** محمد بن عبد الله قال حدثني أبي قال حدثني ثمامة أن أنسا رضي الله عنه حدثه أن
أبا بكر رضي الله عنه كتب له فريضة الصدقة التي أمر الله رسوله ﷺ «من بلغت عنده من الإبل صدقة
الجذعة وليست عنده جذعة وعنده حقة فإنها تقبل منه الحقة ويجعل معها شاتين إن استيسرتا له أو عشرين
درهما . ومن بلغت عنده صدقة الحقة وليست عنده الحقة وعنده الجذعة فإنها تقبل منه الجذعة ويعطيه
المصدق عشرين درهما أو شاتين . ومن بلغت عنده صدقة الحقة وليست عنده إلا بنت لبون فإنها تقبل
منه بنت لبون ويعطي شاتين أو عشرين درهما . ومن بلغت صدقته بنت لبون وعنده حقة فإنها تقبل منه
الحقة ويعطيه المصدق عشرين درهما أو شاتين . ومن بلغت صدقته بنت لبون وليست عنده وعنده بنت
مخاض فإنها تقبل منه بنت مخاض ويعطي معها عشرين درهما أو شاتين»

## RASTI I ATIJ QE I ARRIN ZEKATI PËR DEVE DYVJEÇE, POR AI NUK E KA

**1453.** - Na ka treguar Muhammed b. Abdullah, kurse këtij baba i vet, të cilit i ka treguar Thumame nga Enesi r.a. se Ebu Bekri r.a. i ka shkruar për kontributin në pasuri që ia ka urdhëruar All-llahu xh.sh. pejgamberit të vet:

**"Pronari, zekati të cilit i arrinë për deve në pesë vjeçe, e ai nuk ka deve në vjetin e pestë, por ka deve në vjetin e katërt, nga ai do të pranohet ajo deve në vjetin e katërt dhe bashkë me te do të japë edhe dy dhen, nëse i vjen më lehtë, ose njëzet dërhem. Kurse pronari zekati të cilit arrinë për deve në vjetin e katërt, e ai nuk ka deve në vjetin e katërt, por ka deve në vjetin e pestë, prej atij do të pranohet ajo deve në vjetin e pestë, por mbledhësit e zekatit do t'i kthejnë njëzet dërhem, dallimin, ose dy dhen.**

**Pronari, të cilit zekati i arrinë deven katër vjeçe, por ai nuk ka, ama e ka deven në vjetin e tretë, prej tij, në emër të zekatit do të pranohet deveja në vjetin e tretë por do t'i jepen njëzet dërhem ose dy dhen për kompenzim.**

**Individi, tek i cili zekati i arrinë deven në vjetin e tretë, e ai ka deve në vjetin e katërt, prej tij do të pranohet deveja në vjetin e katërt, kurse mbledhësit e zekatit do t'i paguajnë dallimin prej njëzet dërhemësh ose dy dhen.**

**Pronari zekati të cilit i arrinë deven në vjetin e tretë, por ky nuk e ka, dhe ka deve në vjetin e dytë, prej tij do të pranohet deveja në vjetin e dytë, por ky do të japë bashkë me të edhe njëzet dërhem ose dy dhen".**

**باب** زكاة الغنم

١٤٥٤ – **حدثنا** محمد بن عبد الله بن المثنى الأنصاري قال حدثني أبي قال حدثني ثمامة بن عبد الله بن أنس أن أنسا حدثه أن أبا بكر رضي الله عنه كتب له هذا الكتاب لما وجهه إلى البحرين « بسم الله الرحمن الرحيم . هذه فريضة الصدقة التي فرض رسول الله ﷺ على المسلمين ، والتي أمر الله بها رسوله ، فمن سئلها من المسلمين على وجهها فليعطها ، ومن سئل فوقها فلا يعط : في أربع وعشرين من الإبل فما دونها من الغنم من كل خمس شاة ، فاذا بلغت خمسا وعشرين إلى خمس وثلاثين ففيها بنت مخاض أنثى ، فاذا بلغت ستا وثلاثين الى خمس وأربعين ففيها بنت لبون أنثى ، فاذا بلغت ستا وأربعين الى ستين ففيها حقة طروقة الجمل ، فاذا بلغت واحدة وستين الى خمس وسبعين ففيها جذعة ، فاذا بلغت – يعني ستا وسبعين – الى تسعين ففيها بنتا لبون . فاذا بلغت إحدى وتسعين إلى عشرين ومائة ففيها حقتان طروقتا الجمل . فاذا زادت على عشرين ومائة ففي كل أربعين بنت لبون وفي كل خمسين حقة . ومن لم يكن معه إلا أربع من الإبل فليس فيها صدقة إلا أن يشاء ربها ، فاذا بلغت خمسا من الإبل ففيها شاة . وفي صدقة الغنم في سائمتها إذا كانت أربعين إلى عشرين ومائة شاة . فاذا زادت على عشرين ومائة إلى مائتين شاتان ، فاذا زادت على مائتين إلى ثلاثمائة ففيها ثلاث ، فاذا زادت على ثلاثمائة ففي كل مائة شاة ، فاذا كانت سائمة الرجل ناقصة من أربعين شاة واحدة فليس فيها صدقة إلا أن يشاء ربها . وفي الرقة ربع العشر ، فان لم تكن إلا تسعين ومائة فليس فيها شيء إلا أن يشاء ربها »

## ZEKATI NË BAGËTI TË IMTË - DHEN

**1454.** - Na ka treguar Muhammed b. Abdullah b. Muthenna el-Ensari, se i ka thënë baba i vet, se i ka treguar Thumame b. Abdullah b. Enes, nga Enesi se Ebu Bekri r.a. kur e ka dërguar për në Bahrejn i ka shkruar këtë letër:

**Në emër të All-llahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshirëplotit**

**Ky është kontribut i detyrueshëm në pasuri, të cilin e ka caktuar Resulull-llahu s.a.v.s. detyrim për muslimanët, sipas urdhërit të All-llahut që e ka urdhëruar Pejgamberin e vet. Prandaj ai musliman prej të cilit kërkohet zekati sipas normave të poshtëshënuara, le ta japë, kurse atij që i kërkohet sasi më e madhe se ajo, le të mos e japi atë tepricë.**

**Për njëzetekatër deve ose më pak, zekati me dhen, është: për pesë deve jepet një dash. Për tufën prej njëzetepesë devesh deri në tridhjetepesë, zekati është një deve femër në vjetin e dytë; kurse në tufën prej tridhjetegjashtë devesh deri në katërdhjetë e pesë, zekati është një deve femër në vjetin e tretë.**

**Për tufën prej 46 deri në 60 deve, zekati është një deve femër në vjetin e katërt dhe barsë (plle), kurse prej 61 deri në 75 deve, zekati është një deve në vjetin e pestë. Në tufën prej 76 deri 90 deve, zekati është dy deve në vjetin e tretë, kurse prej 91 deri 120, zekati është dy deve barësa në vjetin e tretë. Kur tufa rritet përmbi 120, atëherë zekati është për çdo katërdhjetë ke një deve në vjetin e tretë, kurse në çdo 50 krerë përmbi këto zekati është një deve në vjetin e katërt. Ai që ka vetëm katër deve nuk jep zekatë për ato, përveç nëse dëshiron pronari i tyre, ndërsa për pesë deve zekati është një dele.**

**Zekati për bagëti të imtë që kanë kaluar në kullosë më tepër se gjysmë viti është, për tufë prej 40 deri 120, një dele. Kur ato shtohen përmbi 120 deri në 200 krerë, zekati është dy dhen, kurse përmbi 200 deri 300, zekati është tri dhen, por kur kalon prej 300 e më tepër, për çdo njëqind krerë jepet një dele për zekatë. Nëse tufa e një pronari e cila ka kaluar në kullosa më tepër se gjysmë viti është më pak se katërdhjetë krerë, nuk ka zekatë për këto, përveçse nëse dëshiron pronari i tyre.**

**Për argjend (dhe të holla) zekati është një e katërdhjeta pjesë (2,5%), andaj nëse njeriu ka vetëm njëqind e nëntëdhjetë dërhem, për këtë nuk ka zekatë, vetëm nëse dëshiron pronari në mënyrë vullnetare".**[39]

---

39 Nga hadithi nxjerrim disa përfundime:

Atij që e tubon zekatin nuk duhet dhënë sasinë që e kërkon përtej masës dhe kundër ligjit. Zekatmbledhësin e tillë duhet marrë në përgjegjësi, ose të paktën t'i tërhiqet vërejtja për veprim antiligjor;

- për kope devesh më pak se pesë krerë nuk jepet zekatë;
- zekati për kafshë jepet nëse kafshët kanë kaluar në kullosa më shumë se gjysmë viti.

Ky është qëndrimi i Ebu Hanifes dhe Shafiut, ndërsa Maliku, Ibn Hazmi dhe Lejthi konsiderojnë se për frymë të imta (dhent) dhe devet, jepet zekat pa marrë parasysh a kanë qenë në kullosë apo janë ushqyer në grazhd dhe janë përdorur për transport, punë bujqësie etj.

Juristi i shkollës hanefite Ebu Hasan b. Muflis këtë mendim e përfill për deve, kurse për

بابُ لا تُؤخَذُ في الصدقةِ هَرِمةٌ ولا ذاتُ عَوارٍ ولا تَيسٌ، إلا ما شاء المصدِّقُ

١٤٥٥ — حدثنا محمدُ بنُ عبدِ اللهِ قال حدثني أبي قال حدثني ثُمامةُ أن أنساً رضيَ اللهُ عنه حدَّثه أن
أبا بكرٍ رضيَ اللهُ عنه كتبَ له التي أمرَ اللهُ رسولَهُ ﷺ «ولا يُخرَجُ في الصدقةِ هرِمةٌ ولا ذاتُ عَوارٍ ولا
تيسٌ، إلا ما شاء المصدِّقُ»

## NUK MIRRET PËR ZEKATË GJËJA PLAKË OSE E VERBËR, AS EDHI, VETËM NËSE DËSHIRON UDHËHEQËSI I ZEKATIT

**1455.** - Na ka treguar Muhammed b. Abdullahu nga baba i vet i cili ka thënë se ia ka transmetuar Thumame të cilit i ka treguar Enesi, se Ebu Bekri r.a. i ka shkruar çka i ka urdhëruar All-llahu Pejgamberit s.a.v.s. , dhe ka përmendur: **"Për zekatë nuk jepet lopë shumë e plakur, e verbër, por as edhi, përveç nëse dëshiron udhëheqësi i mbledhjes së zekatit".**

---

lopë dhe dhen thotë se zekati jepet nëse ato kanë kaluar në kullosa më shumë se gjysmë viti. Ebu Bekr b. Davudi thotë: "Për deve dhe për dhen zekati jepet njëlloj, si për ato që kanë kaluar më shumë se gjysmën e vitit në kullosa si për ato që nuk kanë qenë në kullosa aq kohë, kurse zekati për lopë jepet vetëm në qoftë se kanë kaluar në kullosa më shumë se gjysmën e vitit.

Sipas mendimit të shumicës së juristëve të Shkollës Hanefite zekati për deve jepet po qe se devet kanë kaluar më shumë se gjysmën e vitit në kullosa, por edhe po të mos kenë qenë fare në kullosa. Për deve nuk jepet zekatë nëse shfrytzohen për punë të ndryshme dhe ushqehen në grazhd. Kështu mendojnë edhe Ata'u, Hasan Basriu, Nehai, Ibn Xhabir, Sufjan Thevrije, Lejthi, Shafi'iu, Ahmedi, Is'haku, Ebu Thevri dhe Ibn Mundhir.

Te Bedai theksohet: Nëse dhent, lopët ose devet mhahen, kultivohen për mish, kalërim ose transport, për ato nuk jepet zekatë, por në se i ruajmë për tregti, atëherë për këto jepet zekatë 2,5%, njëlloj sikur në artikujt e tregtisë. Në bazë të kësaj, për katër ose më pak se katër deve, vlefta e të cilave arrinë në 200 gram argjend, në emër të zekatit jepet 5 gram. Nëse i ka pesë, por vlera e tyre nuk arrin 200 gram argjend, për ato nuk jepet zekatë.

Tek Zehriu qëndron: Nëse tregtari e blen deven për tregti nga kullosa, por prapë e len në kullosë pjesën më të madhe të vitit, dhe në pronësi të tij kalon një vit, ai e ka për detyrë të japë zekatë për këtë, sipas shkallës së zekatit për artikuj tregtie, e jo sikur për devet që kanë kaluar në kullosa më shumë se gjysmën e vjetit;

- zekati për argjend jepet pasi që të bëhen 200 gram. Në këtë peshë të argjendit zekati është 2,5%. Për peshë më pak se 200 gr. nuk jepet zekatë. Prandaj, për 200 gram argjend zekati është 5 gr, për 400 gram është 10 gr, për 1000 gram është 25 gr, për 10.000 gram zekati është 250 gr, për 20,000 gram është 500 gr, kështu që për çdo 200 gram, në emër të zekatit jepet 5 gram.

باب أخذ العناق في الصدقة

١٤٥٦ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري. وقال الليث حدثني عبد الرحمن بن خالد عن ابن شهاب عن عبيد الله بن عبد الله بن عتبة بن مسعود أن أبا هريرة رضي الله عنه قال « قال أبو بكر رضي الله عنه: والله لو منعوني عناقاً كانوا يؤدونها إلى رسول الله ﷺ لقاتلتهم على منعها »

## PRANIMI (I EDHIT KATËRMUAJSH) NË EMËR TË ZEKATIT

**1456.** - Na ka treguar Ebu-l-Jeman, të cilit i ka kumtuar Shuajbi i cili transmeton fjalët e Zuhejrit, kurse sipas rendit tjetër; Lejthi ka thënë se i ka treguar Aburrahman b. Halid, që transmeton nga Ibn Shihabi, e ky nga Abdullah b. Utbe b. Mes'ud, se Ebu Hurejre r.a. ka thënë:

- Ebu Bekri r.a. ka thënë: **"Pasha All-llahun, po të ma ndalin edhin katërmuajsh, të cilin ia jepnin Pejgamberit të All-llahut në emër të zekatit, unë për këtë ndalesë, do të kisha luftuar kundra tyre me vendosmëri".**

١٤٥٧ — « قال عمر رضي الله عنه: فما هو إلا أن رأيت أن الله شرح صدر أبي بكر رضي الله عنه بالقتال فعرفت أنه الحق »

**1457. - Kjo nuk është asgjë tjetër** - ka thënë më vonë Umeri r.a. - **përveçse një argument që e pashë se All-llahu ia ka hapur kraherorin Ebu Bekrit për luftë, dhe unë atëherë jam bindur se kjo është luftë e drejtë.**[40]

40 Nuk mund të jepet në emër të zekatit kafsha me të meta, e ligë dhe e sëmurë, ose ajo kafshë që nuk ka pamje për pazar, fjala vjen edhi. Për dhen, në emër të zekatit jepet delja që ka mbushur një vjet. Nuk jepet zekati për viça, maza, kuaj, pela ose vetëm shqerra. Sipas mendimit të Buhariut edhi katërmuajsh mund të jepet për zekatë në llogari të dhenve.

باب لا تؤخذ كرائم أموال الناس في الصدقة

١٤٥٨ – حدثنا أمية بن بسطام حدثنا يزيد بن زريع حدثنا روح بن القاسم عن إسماعيل بن أمية
عن يحيى بن عبد الله بن صيفي عن أبي معبد عن ابن عباس رضي الله عنهما «أن رسول الله ﷺ لما بعث
معاذا رضي الله عنه على اليمن قال: إنك تقدم على قوم أهل كتاب، فليكن أول ما تدعوهم إليه عبادة الله،
فإذا عرفوا الله فأخبرهم أن الله قد فرض عليهم خمس صلوات في يومهم وليلتهم، فإذا فعلوا الصلاة فأخبرهم أن الله
فرض عليهم زكاة من أموالهم وترد على فقرائهم، فإذا أطاعوا بها فخذ منهم، وتوق كرائم أموال الناس»

## NË EMËR TË ZEKATIT NUK MIRRET GJËKAFSHA MË E MIRË

**1458.** - Na ka treguar Umeje b. Bistam, kurse këtij Jezid b. Zurej, të cilit i ka transmetuar Revh b. Kasim nga Ismail b. Umejje, e ky nga Jahja b. Abdullahu b. Sajfije, kurse ky nga Ebu Ma'bedi, e ky nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi i All-llahut kur e ka dërguar Muadhin në Jemen ka thënë:

**"Ti shkon tek një popull që ka pranuar një libër qiellor. Pikësëpari do t'i thërrasish të adhurojnë vetëm All-llahun, e kur të binden në këtë, të pranojnë All-llahun, informoi se All-llahu ua ka bërë detyrë pesë kohë të namazit gjatë një dite dhe një nate, e kur ta bëjnë namazin, tregoju se All-llahu ua ka bërë detyrë zekatin që mirret nga pasuria e tyre dhe u jepet të varfërve nga mesi i tyre. Kur t'i binden edhe kësaj mblidhe zekatin prej tyre dhe ruaju nga pasuritë më të çmueshme të tyre".**[41]

باب ليس فيما دون خمس ذود صدقة

١٤٥٩ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن محمد بن عبد الرحمن بن أبي صعصعة المازني عن
أبيه عن أبي سعيد الخدري رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «ليس فيما دون خمسة أوسق من التمر صدقة،
وليس فيما دون خمس أواق من الورق صدقة، وليس فيما دون خمس ذود من الإبل صدقة»

41 Ashtu sikurse që nuk mundet dhënësi i zekatit të japë për zekat kafshën e ligë, të dobët, gjithashtu edhe ai që tubon zekatin nuk ka të drejtë të zgjedhë lopën ose delen më të mirë, më të majme, me lesh më të mirë etj.

## NUK KA ZEKATË PËR TUFËN MË PAK SE PESË DEVE

**1459.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf të cilit i ka kumtuar Maliku i cili transmeton nga Muhammed b. Abdurrahman b. Ebu Sa'sa el-Mazini, e ky nga baba i vet ndërsa ky prej Ebu Seid el-Hudani r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Për pasurinë që është më pak se pesë barrë (vesakë) hurma nuk jepet zekatë; për pasuri që është më pak se pesë evakë argjend nuk ka zekatë dhe në pasuri më pak se pesë krerë deve nuk ka zekatë".**

**باب** زكاة البقر. وقال أبو حميد: قال النبي ﷺ «لأعرفن ما جاء الله رجل ببقرة لها خوار»
ويقال: جؤار. تجأرون: ترفعون أصواتكم كما تجأر البقرة

١٤٦٠ — **حدثنا** عمر بن حفص بن غياث حدثنا أبي حدثنا الأعمش عن المعرور بن سويد عن أبي ذر رضي الله عنه قال «انتهيت إليه قال: والذي نفسي بيده — أو والذي لا إله غيره، أو كما حلف — ما من رجل تكون له إبل أو بقر أو غنم لا يؤدي حقها إلا أتي بها يوم القيامة أعظم ما تكون وأسمنه، تطؤه بأخفافها وتنطحه بقرونها، كلما جازت أخراها ردت عليه أولاها حتى يقضى بين الناس». رواه بكير عن أبي صالح عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ

## ZEKATI PËR LOPË

Ebu Humejdi thotë: - Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Do t'ju informoj për ardhjen e një njeriu para All-llahut me lopën e cila do të pëllasë"**

Thuhet se do të pëllasë, sikur lutet, **"ndihmo"!** d.m.th. e ngrit zërin për ndihmë kur i duhet diçka.

**1460.** - Na ka treguar Umer b. Hafs b. Gijath se i ka treguar baba i vet, këtij i ka treguar A'meshi, duke përcjellur prej Ma'mur b. Suvejdit, e ky prej Ebu Dherrit r.a. i cili ka thënë: Iu afrova Pejgamberit a.s. (duke ndejur në hije të Qabes) dhe dëgjova se tha:

**"Pasha atë, në duart të cilit është shpirti im! Ose ka thënë: Pasha All-llahun që është Një, apo si po betohet, secili njeri që ka deve, lopë ose dhen, e nuk e jep hakun e tyre në zekatë, ato kafshë në Ditën e**

**Kijametit do t'i vijnë më të mëdha e më të majme se që kanë qenë e me thundrat e tyre do ta shkelin kurse me brinjë do ta therrin; sapo e shkel e fundit, i këthehet e para, dhe kështu do të vazhdojnë derisa të zgjasë pagimi i hakut ndërmjet njerëzve".**

Këtë hadith e transmeton edhe Bukejri prej Salihut, kurse ky nga Ebu Hurejre r.a. ndërsa ky nga Pejgamberi s.a.v.s..[42]

42 Hadithi i përmendur potencon detyrën për dhënien e zekatit për lopë. Në Sunenin e tij, Tiramidhiu thekson se Muadhi ka thënë: "Më ka dërguar Pejgamberi a.s. në Jemen dhe më ka urdhëruar që të marr një mëshqerrë që është në vitin e tretë si zekat për 40 krerë lopë, kurse për 30 lopë të marr një mëzat që është në vitin e dytë. Këtë hadith e evidenton edhe Hakemi dhe e trajton të besueshëm.
Lidhur me zekatin për lopë mendimet janë të ndara.
Ebu Hanife konsideron se zekati për lopë jepet pasi të jenë bërë tridhjetë krerë. Sipas mendimit të tij për 30 krerë lopë që kanë kaluar në kullosa më tepër se gjysmë viti, në emër të zekatit jepet një viç në vitin e dytë, prej 40 deri 59 krerë, përveç mëshqerrës në vitin e dytë jepet për secilën lopë, të shtuar mbi katërdhjet, edhe 1/40 e mëshqerrës në vitin e tretë, dhe kur numri i shtuar i kafshëve të bëhet 60, përveç mëshqerrës që është në vitin e dytë, jepet edhe 2/40 e mëshqerrës në vitin e tretë.
Ebu Jusufi dhe Muhammedi, mendimi i të cilëve zbatohet tek ne, thonë se nuk jepet zekat për secilën lopë, veç e veç, derisa të arrijnë në 60 krerë, dhe atëherë duhet të jepen dy mëzet ose dy mëshqerra që janë në vitin e dytë. Për 70 krerë zekati është një mëzat në vitin e dytë dhe një mëzat në vitin e tretë. Për 80 krerë zekati është dy mëshqerra në vitin e tretë, kurse për 90 krerë jepen tri mëshqerra në vitin e dytë. Për 100 krerë zekati është dy mëzet në vitin e dytë dhe një në vitin e tretë. Dhe zekati kështu llogaritet sa herë që numri rritet për dhjetë krerë, d.m.th. për çdo 30 krerë nga një mëzat në vitin e dytë, kurse për çdo 40 krerë nga një mëzat në vitin e tretë.
Këtë mendim e kanë edhe: H. Aliu, Ebu Seid Hudariu, Shabiu, Tavusi, Umer ibn Abdu-l-aziz, Hasan Basriu, Maliku, Shafiu dhe Ahmedi.

باب الزكاة على الأقارب. وقال النبي ﷺ «له أجران: أجر القرابة والصدقة»

١٤٦١ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن إسحاق بن عبد الله بن أبي طلحة أنه سمع أنس بن مالك رضي الله عنه يقول «كان أبو طلحة أكثر الأنصار بالمدينة مالاً من نخل، وكان أحب أمواله إليه بيرحاء، وكانت مستقبلة المسجد، وكان رسول الله ﷺ يدخلها ويشرب من ماء فيها طيب. قال أنس: فلما أنزلت هذه الآية ﴿لن تنالوا البر حتى تنفقوا مما تحبون﴾ قام أبو طلحة إلى رسول الله ﷺ فقال: يا رسول الله، إن الله تبارك وتعالى يقول ﴿لن تنالوا البر حتى تنفقوا مما تحبون﴾ وإن أحب أموالي إلي بيرحاء، وإنها صدقة لله أرجو برها وذخرها عند الله، فضعها يا رسول الله حيث أراك الله. قال فقال رسول الله ﷺ: بخ، ذلك مال رابح، ذلك مال رابح، وقد سمعت ما قلت، وإني أرى أن تجعلها في الأقربين. فقال أبو طلحة: أفعل يا رسول الله. فقسمها أبو طلحة في أقاربه وبني عمه».

تابعه روح. وقال يحيى بن يحيى وإسماعيل عن مالك «رايح»

## DHËNIA E ZEKATIT FAMILJES - TË AFËRMËVET

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Ai ka dy shpërblime: shpërblim që e ndihmon të afërmin e vet dhe shpërblim që ka dhënë sadakë".**

**1461.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, të cilit i ka kumtuar Maliku, duke transmetuar prej Is-hak b. Abdullah b. Talhas se e ka dëgjuar Enes b. Malikun r.a. duke thënë:

Ebu Talha ka pasur në plantazhin e hurmeve pasurinë më të madhe se çdo ensari tjetër në Medine, por pasuria më e dashur nga pasuria e tij ka qenë Bejruha përballë xhamisë. Pejgamberi s.a.v.s. hyri aty dhe piu ujë, ishte ujë i mirë. Enesi r.a. thotë: **Kur është shpallur ajeti:**

***"Nuk do ta arrini mirësinë e plotë deri sa të mos e ndani një pjesë të asaj që e keni më të dashur".***

***(Kur'an, 3:92)***

Ebu Talha iu qas Pejgamberit të All-llahut dhe i tha:

O Pejgamber i All-llahut i Lavdruari dhe i Madhëruari All-llah po thotë: **"Nuk do ta arrini mirësinë e plotë derisa të mos e ndani një pjesë të asaj që e keni më të dashur"**, kurse për mua nga pasuria ime, më e dashur është

pa dyshim Bejruha. E dhuroj në emër të All-llahut dhe shpresoj se kjo është bëmirësi e vërtetë dhe është deponuar te All-llahu, dhe ti, o Pejgamber i All-llahut vepro me atë si të ka udhëzuar All-llahu!

**- Të lumtë! Ajo është pasuri që do të të përparojë! Ajo është pasuri që do të shtohet! Dëgjova se çka the dhe unë e shoh të arsyeshme që t'ia falish familjes tënde!**

Ebu Talha iu përgjegj: "**Do të veproj ashtu, o Pejgamber i All-llahut**". Pastaj Ebu Talha ua shpërndau familjes së vet dhe kushërinjve të vet.

Në senedin tjetër të Abdullah b. Jusufit pason Revh.

Jahja b. Jahja dhe Ismail, në bazë të fjalëve të Malikut, kanë thënë: "**...pasuri për shpërblime të përditshme..**".[43]

43 Të kesh në pronësi pasuri të majme nuk është e metë. Pasuria në duar të njeriut të mirë mund të jetë e dobishme edhe për individin, edhe për shoqërinë;

- është virtyt të bësh marrëveshje, të konsultohesh, me njerëz të dijshëm e të mësuar;
- evidentimi i pasurisë për vakëf bëhet me deklaratën e bëmirësit, madje edhe sikur të mos bëhet menjëherë pranim-dorëzimi i pasurisë së vakufizuar;
- bëmirësi mund të autorizojë ndonjë tjetër që para tij të shpërndajë zekatin, sadakën ose të rregullojë pasurinë e vakufizuar. Maliku e lejon këtë por me kusht që i autorizuari të mos marrë asgjë për vete, edhe në qoftë se është i varfër. Juristët e tjerë nuk e parashtrojnë këtë kusht dhe konsiderojnë se i autorizuari mundet, nëse është i varfër, ta marrë tërë atë çka i dedikohet:
- kontributi i pasurisë, duke përfshirë këtu edhe vakufin, merret si i kryer me deklarimin e dhuruesit dhe pa i theksuar kushtet, aty për aty, se ku dhe si do të shpenzohet sasia e përmendur e pasurisë. Dhuruesi kushtet mund t'i kumtojë më vonë;
- dhuruesit mund t'i shprehet falënderim publik;
- t'i jepish zekatin dhe sadakën farefisit tënd është më mirë se t'ia japish ndonjë tjetri.

١٤٦٢ — حدثنا ابنُ أبي مريمَ أخبرنا محمد بن جعفر قال أخبرني زيدٌ عن عياضِ بنِ عبدِ اللهِ عن أبي سعيد الخدريِّ رضيَ اللهُ عنه « خرجَ رسولُ اللهِ ﷺ في أضحىً أو فِطرٍ إلى المصلَّى، ثمَّ انصرفَ فوعظَ الناسَ وأمرَهم بالصدقةِ فقال: أيُّها الناسُ، تصدَّقوا. فمرَّ على النساءِ فقال: يا معشرَ النساءِ تصدَّقنَ، فإني رأيتُكنَّ أكثرَ أهلِ النارِ. فقلنَ: وبِمَ ذلكَ يا رسولَ اللهِ؟ قال: تُكثِرْنَ اللعنَ، وتكفُرْنَ العشيرَ. ما رأيتُ مِن ناقصاتِ عقلٍ ودينٍ أذهبَ لُبَّ الرجُلِ الحازمِ من إحداكُنَّ يا معشرَ النساءِ. ثمَّ انصرفَ، فلمَّا صار إلى منزلِهِ جاءتْ زينبُ امرأةُ ابنِ مسعودٍ تستأذِنُ عليه، فقيل: يا رسولَ اللهِ، هذهِ زينبُ. فقال: أيُّ الزَّيانبِ؟ فقيل: امرأةُ ابنِ مسعودٍ. قال: نعم، ائذَنوا لها، فأُذِنَ لها. قالت: يا نبيَّ اللهِ، إنكَ أمرتَ اليومَ بالصدقةِ، وكان عندي حُلِيٌّ لي فأردتُ أن أتصدَّقَ بها، فزعمَ ابنُ مسعودٍ أنهُ وولدَهُ أحقُّ مَن تصدَّقتُ بهِ عليهم. فقال النبيُّ ﷺ: صدقَ ابنُ مسعودٍ، زوجُكِ وولدُكِ أحقُّ من تصدَّقتِ به عليهم »

**1462.** - Na ka treguar Ibn Ebi Merjem, se i ka transmetuar Muhammed b. Xhafer, të cilit i ka treguar Zejdi nga Ijad b. Abdullahu, kurse ky prej Ebu Seid Hudariut r.a.:

Pejgamberi s.a.v.s. doli në një Bajram të Kurbanit a të ramazanit në musal-la. Pastaj (pas namazit) iu drejtua të pranishmivet, dhe u mbajti ligjëratë, i urdhëroi të shpërndajnë nga pasuria e vet, duke iu thënë: **"Burra, shpërndani nga pasuria!"** Pastaj kaloi te gratë dhe u tha; **"O xhematë i grave! shpërndani nga pasuria!. Unë shumicën prej jush e shoh në mesin e shoqërisë së xhehennemit!".**

- **Po pse ashtu, o i Dërguar i All-llahut?"** - pyetën ato.

- **Shumë mallkoni dhe nuk jeni mirënjohëse të burrit (dhe familjes)** - u përgjigj ai.

- **O gra të tubuara, unë akoma nuk kam parë që ndonjëra prej jush me besim dhe mençuri më të vogël të përfitojë burrë të mençur dhe të zgjuar".** - Pastaj shkoi. Kur erdhi në banesën e vet, i erdhi Zejnebeja, bashkëshortja e Ibn Mesudit dhe kërkoi leje të hyjë brenda tek ai.

**"O Pejgamber i All-llahut, i thanë, ajo është Zejnebja".**

**"Cila Zejnebe?"** pyeti ai.

**"Bashkëshortja e Ibn Mesudit".**

**"Mirë, le të hyj"** - tha ai.

I treguan asaj dhe ajo hyri. Pastaj tha: **O Pejgamber i All-llahut, ti sot ke urdhëruar të shpërndahet pasuri. Unë kam stolitë e mia dhe dëshiroj t'ua shpërndajë të nevojshmëvet, por Ibn Mesudi mendon se ai dhe fëmiu i tij janë më të nevojshmit që kjo t'iu jepet atyre".**

Pejgamber s.a.v.s. tha: **"Ibn Mesudi ka thënë të vërtetën. Bashkëshorti yt dhe fëmiu yt janë më të nevojshmit që t'u ndihmosh.**[44]

---

44 Nga hadithi i përmendur rezulton se:

Shafi'iu, Ahmedi, Ebu Jusufi, Muhammedi dhe Zahiri duke u mbështetur në këtë dhe në sjelljen e Zejnebes, konsiderojnë se bashkëshortja mund t'ia japë zekatin bashkëshortit të vet të varfër. Këta e mbështesin qëndrimin e tyre edhe në deklaratën e Ata'ut, i cili ka thënë: "Erdhi një grua te Pejgamberi a.s. dhe e pyeti: - O Pejgamber i All-llahut, unë kam dhënë besën që të shpërndajë njëzet dërhem për ata që kanë nevojë, por bashkëshortin e kam të varfër, prandaj a më lejohet që këto t'ia jap atij?"

Hasan Basriu, Thevriu, Ebu Hanife, Maliku dhe Ahmedi nuk lejojnë që bashkëshortja t'ia japë zekatin bashkëshortit. Kështu transmetohet edhe nga h. Umeri. Këta dijetarë konsiderojnë se sadaka e Zejnebes, që është përmendur në hadithin e lartpërmendur, nuk është zekatë, por një kontribut, sadakë vullnetare. Ata sjellin edhe një hadith tjetër, verzion më i gjerë, për të njëjtin rast, në të cilin flitet për sadakë të zakonshme. Përveç kësaj ata tërheqin vërejtjen edhe në shprehjen "fëmijes së vet", sepse mendimi unanim i juristëve islamë është se zekati nuk mund t'i jepet kurrsesi "fëmijes së vet".

Mendimet janë të ndryshme edhe për zekatin në stoli. Ebu Hanifeja dhe juristët e shkollës së tij edhe Imam Thevriu thonë: "Për stolitë e përpunuara prej ari, përkatësisht argjendi, duhet të jepet zekatë. Këtë mendim e kanë pasë edhe: h. Umeri, Ibn Mes'udi, Abdullah b. Umeri, Abdullah b. Abbasi, Seid b. Musejjeb, Seid b.Xhubejr, Ata'u, Muhammed b. Sirin, Xhabir b. Zejd, Muxhahidi, Zahiriu, Tavusi, Mejmun b. Mihran, Dahhak, Alkame, Esved, Umer b. Abdul-l-Aziz, Evzai, Ibn Mundhir, Ibn Hazm.

Këta dijetarë e mbështesin qëndrimin e vet me shumë hadithe. Tiramidhi me sened ka shënuar: "Erdhën te Pejgamberi a.s. dy gra të cilat në duar kishin stoli, rrathë ari.

- A keni dhënë për këto zekatë? - pyeti Pejgamberi a.s.

-Jo, u përgjigjën gratë.

- A dëshironi që në Ditën e Gjykimit All-llahu t'ju stolisë me rrathë xhehennemi?

- Jo, u përgjigjën ato.

- Atëherë, pra, jepni sa më shpejt zekatin për këto! - tha Pejgamberi a.s..

Ebu Davudi në sunenin e vet ka shënuar se si disa as-habë kanë hyrë në dhomën e h. Aishes, bashkëshorte e Pejgamberit a.s. dhe ajo u tha: "Një herë ka hyrë Pejgamberi i All-llahut dhe më pa në dorë disa unaza të punuara nga argjendi.

- Ç'janë këto? - pyeti Pejgamberi a.s.

- Kam porositur të m'i mbarojnë që të të zbukurohem - u përgjegj Aisheja.

- Po a ke dhënë për këto zekatë? - pyeti Pejgamberi a.s.

باب ليسَ على المسلمِ في فرسِهِ صدقة

١٤٦٣ — حدثنا آدمُ حدثنا شُعبةُ حدثنا عبدُ اللهِ بنُ دينارٍ قال: سمعتُ سُليمانَ بنَ يسارٍ عن عِراكِ بنِ مالكٍ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ قال: قال النبيُّ ﷺ «ليسَ على المسلمِ في فرسِهِ وغلامِهِ صدقة»

---

- Nuk kam dhënë - u përgjigja.
- Ty të mjafton xhehennemi! - tha ai.

Këtë rast e ka regjistruar edhe Hakemi në Mustedrekun e tij.

Ahmedi në Musnedin e tij shenon se Esma bint Jezid erdhi te Pejgamberi a.s. me hallën e saj me rrathë ari dhe Pejgamberi a.s. i pyeti:

- A keni dhënë zekatë për këto rrathë?
- Nuk kemi dhënë - u përgjegjën ato.
- A nuk keni frikë se All-llahu do t'ju ngjesë rrathë xhehennemi? Jepni menjëherë zekatin për këto!

Dar Kutni në sunen me sened transmeton se Fatima b. Kajsi ka thënë:"Ia kam sjellë Pejgamberit a.s. qaforen që kishte shtatëdhjetë mithkal ari dhe i thash: - O Pejgamber i Zotit, merre nga kjo sa është e caktuar. Ai nga kjo mori 1,3/4 (një mithkal e tri të katërtat e mithkalit)".

Ebu Davudi në Sunein e vet shenon se Ummi Seleme ka thënë: "Një herë e vara një qafore me para ari dhe pyeta: O Pejgamber i All-llahut, a është kjo grumbullim pasurie?".

- Kur pasuria e arrinë shkallën për të dhënë zekatë, dhe nga ajo pasuri jepet zekati, atëherë ajo nuk konsiderohet grumbullim pasurie. Këtë dialog e ka regjistruar edhe Hakemi në Mustedrekun e tij.

Imam Maliku, Ahmedi, Is'haku dhe Shafi'iu thonë:

- për stoli, të çfarëdo lloji qofshin ato, nuk duhet dhënë zekatë. Këtë mendim e kanë transmetuar edhe: Ibn Umeri, Xhabir b. Abdullah. Aisheja, Kasim b. Muhammed dhe Sha'bi.

Lejthi ka thënë: "Stolitë që mbahen rregullisht nuk i nënshtrohen zekatit, por stolitë që janë blerë nga pasuria e cila i nënshtrohet zekatit, me qëllim që kjo të zvoglojë sadopak pasurinë me qëllim që të mos e zëjë norma e zekatit, nuk lirohet nga zekati"

Enesi thotë: "Zekatë për stoli duhet të japish vetëm njëherë dhe jo vjet për vjet, pavarësisht sa është ajo në pronësi të të zotit të vet".

Ky grup dijetarësh transmetojnë se Xhabiri ka thënë: "Për stoli nuk jepet zekatë". Të njejtën gjë e thotë edhe Enesi. Shafi'i dhe Bejhaki në kolekcionet e veta të haditheve transmetojnë se Ibn Halidi e ka pyet Xhabir b. Abdullahun se, a jepet zekatë për stoli. Xhabiri është përgjegj se nuk jepet - sikur të arrijë edhe në njëmijë metelikë ari.

## MUSLIMANI NUK JEP ZEKATË PËR KALIN E SAMARIT (TË PUNËS)

**1463.** - Na ka treguar Ademi, dhe thotë se i ka treguar Shube nga Abdullah b. Dinari i cili ka dëgjuar Sulejman b. Jaserin, e që e transmeton nga Irak b. Maliku, e ky prej Ebu Hurejres r.a. ku thotë:

- Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. ka thënë: "**Muslimani për kalin e vet dhe shërbëtorin e vet nuk ka zekatë".**[45]

---

45 Muhaddithët e tjerë, të njëjtin rast e transmetojnë në kolekcionet e tyre në një variant të ndryshëm. Muslimi e ka kështu: "Muslimani për rrogëtar dhe për kalë nuk ka zekatë". Në verzionin tjetër Muslimi thotë: "Muslimani për rrogëtarin e vet nuk jep kurrëfarë kontributi material, përveç sadakut-l-fitër". Ebu Davudi në Sunen-n e vet transmeton: "Për kuaj dhe rrogëtarë nuk ka zekatë, por për rrogtarë jepet vetëm sadakatu-l-fitër.". Taberani në Kebir me sened transmeton:"Pejgamberi dërgoi në Jemen një letër në të cilën shkruante detyrimet e domosdoshme dhe jo të domosdoshme të muslimanit, ku thotë: Muslimani për kalin e vet dhe rrogtarin e vet nuk ka asnjëfarë detyrimi të zekatit".
Imam Ahmedi në Musnedin e vet, me sened thotë
- Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për kuajt dhe rrogëtarin nuk jepet zekat".
Taberani, në Kebir dhe Bejhekiu në Sunenin e vet me sened transmetojnë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk jepet zekatë për gomarë, për kuaj, për rrogëtarë dhe për lopë që përdoren për zgjedhë".
Me sa u tha më lart rezulton:
- për kuaj nuk jepet zekatë. Kështu mendojnë: Seid b. Musejeb, Umer b. Abdu-l-aziz, Mukhala, Ata'u, Shabiu, Hasan Basriu, Hakem Ibn Sirin, Thevrije, Zuhriu, Maliku, Shafi'iu, Ahmedi, Is-haku, Ebu Jusufi dhe Muhammedi.
Qëndrimi i këtyre dijetarëve është se për kuaj që kanë kaluar më shumë se gjysmë viti në kullosa nuk jepet zekatë.
Ibrahim Nehai, Hamad, Ebu Hanife dhe Zuferi konsiderojnë të arsyeshme të thonë: "Për pela jepet zekatë".
Është transmetuar se h. Ymeri ka marrë zekatë për kuaj. Ai me një rast Jala b. Umeje i ka thënë: "Merr për katërdhjetë dhen një dele, kurse për kuaj mos merr asgjë për zekatë, por merr për secilin kalë vetëm nga një dukat".
Xhabiri transmeton se Muhammedi a.s. ka thënë: "Për çdo kalë merret vetëm nga një dukat".
Dar Kutni në Sunenin e tij thekson: "H. Umerit i erdhi nga Suma një grup njerëz dhe i thanë: "Ne kemi në pronësi: kuaj, robër, robëresha dhe kemi dëshirë të japim zekatë për këto".
- Ate që e ka bërë paraardhësi im Ebu Bekri, do ta bëj edhe unë - tha Umeri.
Pastaj u konsultua me shokët e Pejgamberit a.s. dhe të gjithë i thënë se ajo është mirë,

باب ليسَ على المسلمِ في عبدِهِ صدقة

١٤٦٤ — حدثنا مسددٌ حدثنا يحيى بنُ سعيدٍ عن خُثَيمِ بنِ عِراكِ بنِ مالكٍ عن أبيه عن أبي هريرةَ رضيَ الله عنهُ عنِ النبيِّ ﷺ قال «ليسَ على المسلمِ صدقةٌ في عبدِهِ ولا في فرَسِهِ»

## NUK KA ZEKATE PËR ROBIN

**1464.** - Na ka treguar Musedded, këtij i ka transmetuar Jahja b. Seid prej Huthejm b. Irakut, të cilit i ka treguar babai i vet duke transmetuar Ebu Hurejren r.a. kurse ky prej Pejgamberit a.s. por me anë të një senedi tjetër, më ka treguar Sulejman b. Harb, e këtij Vuhejb b. Halid, të cilit i ka transmetuar Huthejm b. Irak b. Malik nga babai i vet, kurse ky prej Ebu Hurejres r.a., ndërsa ky prej Pejgamberit s.a.v.s., se ka thënë:

**"Nuk ka zekatë për robin dhe kalin"**

---

vetëm h. Aliu heshti. Umeri e pyeti pse hesht, e ai u përgjegj: "Ajo është mirë, sikur të mos ishte përcaktuar xhizja (tatimi për jomuslimanët) që do t'u mirret pas teje".

Umeri, pastaj, mori nga 10 dërhem për çdo kalë, por shumë shpejt hoqi dorë nga kjo praktikë dhe caktoi për çdo kalë zekatë në vleftë prej një dukati.

Ibrahim Nehaiu thotë: "Për kuaj dhe pela që kalojnë së bashku në kullosa më shumë se gjysmë viti, dhe shtohen, për çdo frymë jepet, nëse dëshiron, nga një dukat ose dhjetë dirhem, por nëse dëshiron mund të japish sipas vlerës në monedhë, ashtu që për çdo 200 gram vlerë në para, jepët vlera për pesë gram".

Kerhi ka thënë: "Nëse dëshiron pronari i kalit, ai mund të japë 2.5% të vlerës në monedhë për çdo frymë kali, e nëse do mund të japë për çdo kalë nga një dukat".

Në librin Xhamiu-l-Fikh, shkruan: "Për pela dhe ergele pelash dhe kuajsh duhet të jepet zekatë për çdo frymë nga një dukat, kurse disa juristë islamë kanë thënë, mund të jepet 2.5% në të holla duke llogaritur vlerën-e përgjithshme të tyre".

Imam Razi thotë: "Zekatin duhet dhënë, qoftë edhe vetëm për pela, kurse për kuaj nëse ata janë të përzier me pela".

Në Beda'i theksohet: "Kuajt që ushqehen për hipje, për tërheqje ose punë të tjerë të bujqësisë dhe për luftë në rrugë të All-llahut, nuk i nënshtrohen rregullave të zekatit. Ky është mendim unanim i juristëve islamë. Nëse ergelja e përhërë prej kuajsh dhe pelash kalon në kullosa më shumë se gjysmën e vitit, ose ruhen për tregëti apo plleshmëri, për këto frymë doemos duhet të jepet zekatë".

Në Muhit është evidentuar: " Është mendim i përgjithshëm se nuk jepet zekatë për pela, e as për kuaj, vetëm si kuaj të ndarë. Për këto frymë zekati jepët vetëm nëse ato së bashku kanë kaluar në kullosa më shumë se gjysmë viti".

## باب الصدقة على اليتامى

١٤٦٥ — حدثنا معاذ بن فضالة حدثنا هشام عن يحيى عن هلال بن أبي ميمونة حدثنا عطاء بن يسار أنه سمع أبا سعيد الخدري رضي الله عنه يحدث « ان النبي ﷺ جلس ذات يوم على المنبر وجلسنا حوله فقال : إن مما أخاف عليكم من بعدي ما يفتح عليكم من زهرة الدنيا وزينتها . فقال رجل : يا رسول الله ، أو يأتي الخير بالشر ؟ فسكت النبي ﷺ . فقيل له : ما شأنك تكلم النبي ﷺ ولا يكلمك ؟ فرأينا أنه ينزل عليه . قال فمسح عنه الرحضاء فقال : أين السائل — وكأنه حمده — فقال : إنه لا يأتي الخير بالشر ، وإن مما ينبت الربيع يقتل أو يلم ، إلا آكلة الخضراء ، أكلت حتى إذا امتدت خاصرتاها استقبلت عين الشمس فثلطت وبالت ورتعت . وإن هذا المال خضرة حلوة ، فنعم صاحب المسلم ما أعطى منه المسكين واليتيم وابن السبيل — أو كما قال النبي ﷺ — وإنه من يأخذه بغير حقه كالذي يأكل ولا يشبع ، ويكون شهيداً عليه يوم القيامة »

## DHËNIA E ZEKATIT (SADAKËS) BONJAKËVE

**1465.** - Na ka treguar Muadh b. Fedale, të cilit i ka thënë Hishami, nga Jahja, kurse ky prej Hilal b. Ebu Mejmun, që thotë se i ka treguar Ata b. Jaser se ka dëgjuar Ebu Seid Hudariun r.a. që po rrëfen se Pejgamberi s.a.v.s. u ulë një ditë në minber, ndërsa ne u ulëm përreth tij dhe ai na tha:

**- Ajo për çka unë frikësohem për ju, pas meje, është çështja se do t'ju hapen rrugë të luksozit në këtë botë dhe do t'ju mundësohen stoli".**

Atëherë një njeri i tha: **O Pejgamber i All-llahut, me ato të mira a vjen edhe e keqja?"**

Pasi heshti për një moment Pejgamberi s.a.v.s., këtij personi i bënë vërejtje: **"Çka është puna jote?** I flet Pejgamberit të Zotit, e ai nuk të përgjigjet fare".

**- Atëherë e kemi parë** - thotë Ebu Seid - **se si po vinte shpallja, e ai i fshinte djersët, dhe tha:**

**"Ku është ai që pyeti?"** Një herë sikur i shprehi mirënjohje, e pastaj tha: **E mira, vetëvetiu, nuk sjell të keqe. Prej asaj që mbinë, mugullon, në pranverë, dikush vdes, dikujt i shkaktohen dhembje, ndërsa dikush atë gjelbrim e han dhe han aq shumë sa i rriten krycat, fryhet, e pastaj kthehet kah dielli dhe shtrihet, baglon, pëshurr dhe përsëri kullot me**

**kënaqësi. E mira e kësaj bote është kollosë e mirë dhe e shishme, andaj është i mirë, fantastik, poseduesi i asaj - muslimani i cili nga kjo jep kontributin të varfërit, bonjakut dhe udhtarit të rastit".**

Ose, siç ka thënë Pejgamberi s.a.v.s.:

**"Ndërsa pasuria të cilën njeriu e rrëmben i ngjan atij që han, por nuk mund të ngihet, dhe ajo pasuri do të jetë dëshmitare kundra tij në Ditën e Kijametit".**[46]

**باب** الزكاةِ على الزوجِ والأيتامِ في الحِجرِ. قالهُ أبو سعيدٍ عن النبيِّ ﷺ

١٤٦٦ — **حدثنا** عمرُ بنُ حفصٍ حدثنا أبي حدثنا الأعمشُ قال حدثني شقيقٌ عن عمرِو بنِ الحارث عن زينبَ امرأةِ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما. قال فذكرتُهُ لإبراهيمَ فحدثني إبراهيمُ عن أبي عُبيدةَ عن عمرِو بنِ الحارثِ عن زينبَ امرأةِ عبدِ اللهِ بمثلهِ سواء قالت «كنتُ في المسجدِ فرأيتُ النبيَّ ﷺ فقال: تصدَّقنَ ولو من حُليِّكنَّ. وكانت زينبُ تُنفقُ على عبدِ اللهِ وأيتامٍ في حِجرِها. فقالت لعبدِ اللهِ: سَلْ رسولَ اللهِ ﷺ أيجزي عني أن أنفقَ عليكَ وعلى أيتامي في حِجري من الصدقة؟ فقال: سَلي أنتِ رسولَ اللهِ ﷺ. فانطلقتُ إلى النبيِّ ﷺ فوجدتُ امرأةً من الأنصارِ على البابِ حاجتُها مثلُ حاجتي، فمرَّ علينا بلالٌ فقلنا: سَلِ النبيَّ ﷺ أيجزي عني أن أنفقَ على زوجي وأيتامٍ لي في حِجري. وقلنا: لا تُخبِرْ بنا. فدخلَ فسألهُ فقال: مَن هما؟ قال: زينبُ. قال: أيُّ الزيانبِ؟ قال: امرأةُ عبدِ اللهِ. قال: نعم، ولها أجرانِ: أجرُ القرابةِ وأجرُ الصدقةِ»

46 Nga Hadithi i përmendur rezulton:
- nga grumbullimi i pasurisë dhe mosshpërndarja e kësaj pasurie atyre që kanë nevojë, është dëm edhe për individin edhe për bashkësinë.
Njeriu me ambicje mesatare nuk grumbullon pasuri pa të drejtë. Ai punon dhe fiton në mënyrë të ndershme dhe çdo metelik që i tepron e ndan dhe ua jep nevojtarëve;
- përgjigjen në pyetjen e shtruar duhet gjithmonë ta marrish me mend më përpara dhe të logjikosh;
- egoizmin duhet mbajtur gjithmonë në kufijt logjik, kurse tepricën e pasurisë së fituar t'ua shpërndash të nevojshmëve dhe institucioneve të dobishme për shoqërinë;
- egoizmi është një ves që shkatërron moralin, fytyrën dhe besimin dhe i nxit forcat destruktive shoqërore për luftë të ndërsjellë, kacafytje dhe shkatërrim të ndërsjellë.

## DHËNIA E ZEKATIT BASHKËSHORTIT DHE BONJAKËVE NËN KUJDES

**1466.** - Na ka treguar Umer b. Hafs nga babai i vet, i cili thotë se i ka treguar A'mesh, këtij Shekiku nga Amr b. Harthi, e ky nga Zejnebe b. Abdullahu r.a., dhe këtë, thotë A'meshi, ia përmenda Ibrahimit, kurse Ibrahimi më tregoi, duke transmetuar nga Ebu Ubejdi, e ky nga Amr b. Harthi, e ky nga Zejnebe b. Abdullahu se ka treguar njëlloj sikur Shekiku.

- **Kam qenë në xhami** - thotë Ebu Seidi dhe e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. kur u ka thënë (grave): **"Shpërndani nga pasuria juaj, qoftë edhe nga stolitë!"**

Zejnebja jepte nga pasuria e vet Abdullahut dhe bonjakëve që i ishin nën kujdesin e saj, andaj i tha Abdullahut: **Pyete Pejgamberin e All-llahut, a e kam të lejuar të të jap sadakë ty dhe bonjakëve që i kam nën kujdesin tim!"**

- **Pyete ti Pejgamberin e All-llahut**, iu përgjegj ai.

**- Unë, pastaj, shkova te Pejgamberi i Zotit dhe para dyerve të tij gjeta një ensare. Edhe ajo kishte të njëjtën pyetje. Në këtë moment pranë nesh kaloi Bilalli dhe ne i thamë:**

**- Pyete Pejgamberin e All-llahut, a është e lejuar t'i jap sadakë bashkëshortit tim dhe bonjakëve, që i kam në mbikëqyrje, por mos i trego për ne, i thamë!**

Bilali hyri dhe e pyeti, por ai e pyeti Bilalin: **"Kush janë ato?" "Zejnebja"**, u përgjegj Bilali. **"Cila Zejnebe?"** pyeti përsëri Pejgamberi. **"Bashkëshortja e Abdullahut"** - u përgjegj Bilali.

**- Po, mundet - tha ai. Ajo ka dy shpërblime: Shpërblimin që e ndihmon familjen dhe shpërblimin që jep kontributin e pasurisë.**

١٤٦٧ – حدّثنا عثمانُ بنُ أبي شيبةَ حدّثنا عبدةُ عن هِشامٍ عن أبيهِ عن زينبَ بنتِ أمِّ سلمةَ قالت: قلتُ يا رسولَ اللهِ، أليَ أجرٌ أن أُنفِقَ على بني أبي سلمةَ؟ إنّما هم بَنِيَّ. فقال: أنفِقي عليهم، فلكِ أجرُ ما أنفقتِ عليهم.

**1467.** - Na ka treguar Osman b. Ebu Shujbe se i ka treguar Abda prej Hishamit, kurse ky nga baba i vet, e ky nga Zejnebe b. Ummi Seleme, e cila ka thënë:

- I kam thënë Pejgamberit të All-llahut: **"A kam shpërblim nëse nga pasuria ime u jap të bijve të Ebu Selemes? Këta janë bijtë e mi".**

- **Jepu!** - u përgjegj ai - **dhe për çdo gjë që u jep do të kesh shpërblim.**

باب قولِ اللهِ تعالى [ التوبة ٦٠ ] : ﴿ وفي الرقاب والغارمينَ وفي سبيلِ الله ﴾

ويُذكَرُ عنِ ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما: يُعتِقُ من زكاةِ مالِهِ ويُعطي في الحجِّ

وقال الحسَنُ: إنِ اشترى أباهُ منَ الزكاةِ جاز، ويُعطي في المجاهدينَ والذي لم يحجَّ

ثم تلا [ التوبة ٦٠ ] : ﴿ إنما الصدقاتُ للفقراء ﴾ الآية، في أيِّها أعطيتَ أجزأتْ

وقال النبيُّ ﷺ « إن خالداً احتبَسَ أدراعَهُ في سبيل الله »

ويُذكَرُ عن أبي لاسٍ « حمَلَنا النبيُّ ﷺ على إبلِ الصدقةِ للحجِّ »

## "...ROBËRIT, PËR HIRË TË ALL-LLAHUT..."

sipas fjalëve të All-llahut:

> ***"Zekati u takon vetëm të varfërvet dhe të mjerëve, edhe atyre që e tubojnë, edhe atyre zemrat e të cilëve duhet përfituar, edhe për lirimin e robërve, dhe të ngarkuarve me borxhe, edhe luftëtarëve për hirë të rrugës së All-llahut, edhe udhëtarëve - musafirë, si obligim nga All-llahu. Kurse All-llahu i di të tëra dhe është i urtë".***
>
> ***(Kur'an, 9: 60)***

Transmetohet nga Ibn Abbasi r.a.: **"Lejohet ta çlirosh robin me anë të zekatit nga pasuria jote dhe të japish zekatë për nevojë të haxhit".**

Hasan (Basriu) thotë: - **Lejohet që individi me zekatë të kompenzojë, lirojë, babën e vet (të robëruar), dhe që zekatin t'ua japë luftëtarëve për hirë të All-llahut, dhe atij që nuk mund të shkojë në haxh (me mundësitë e veta)**, e pastaj këndoi:

> ***"Zekati u takon të varfërve dhe të mjerëve..."*** *deri në fund të ajetit,* ***".. kujtdo që t'ia japish, prej tyre, është me vend".***
>
> ***(Kur'an, 9:60),***

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Halidi e ka ndalur për vete parzmoren e vet për hirë të rrugës së All-llahut".**

Nga Ebu Asi transmetohet: **"I dërguari i All-llahut xh.sh. na ka ngarkuar një deve prej zekatit për nevoja të haxhit".**[47]

١٤٦٨ – حدثنا أبو اليمانِ أخبرَنا شُعيبٌ حدَّثنا أبو الزِّنادِ عن الأعرجِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ قال
«أمرَ رسولُ اللهِ ﷺ بالصدقةِ ، فقيل : منَعَ ابنُ جَميلٍ وخالدُ بن الوَليدِ وعبّاسُ بنُ عبدِ المطّلبِ ، فقال النبيُّ
ﷺ : ما ينقِمُ ابنُ جميلٍ إلاّ أنهُ كان فقيراً فأغناهُ اللهُ ورسولُه ، وأمّا خالدٌ فإنكم تظلمونَ خالداً ، قدِ احتبَسَ
أدراعَهُ وأعتُدَهُ في سبيلِ اللهِ ، وأما العبّاسُ بنُ عبدِ المطّلبِ فعمُّ رسولِ اللهِ ﷺ فهيَ عليهِ صدقةٌ ومثلُها معَها »
تابعَهُ ابنُ أبي الزِّنادِ عن أبيه . وقال ابنُ إسحاقَ عن أبي الزِّنادِ « هيَ عليهِ ومثلُها معها »
وقال ابنُ جُريجٍ : حُدِّثتُ عنِ الأعرجِ مثلَه

**1468.** - Na ka treguar Ebu-l-Jeman, të cilit i ka treguar Shuajbi nga Ebu Zinadi, ky nga A’rexhi, kurse ky nga Ebu Hurejre r.a., i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar dhënien e zekatit, dhe i është thënë: **"Ibn Xhemil, Halid b. Velid dhe Abbas b. Abdu-l-Muttalibi nuk e kanë dhënë".**

---

47 Shih suren Tevbe, ajetin, 61.

Sipas kësaj zekati mund të jepet vetëm për qëllimet që janë përmendur në ajetin e lartpërmendur. Me shprehjen "... edhe në emër të rrugës së All-llahut" mendohet për luftëtarët e varfër.

Ebu Hudari transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Të pasurit mund t’i jepen të ardhura nga zekati nëse është i angazhuar për tubimin e zekatit, si nëpunës, nëse është i zënë me luftë në rrugë të All-llahut xh.sh., ose nëse ka rënë në borxh". Këtë deklaratë e kanë regjistruar edhe Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe Hakemi në kolekcionet e tyre të hadithit.

Ibn Abbasi dhe shumë bashkëkohanikë të tij kanë lejuar që në emër të zekatit të blehet robi dhe menjëherë të lirohet.

Bera b. Azeb transmeton se i ka ardhë një njeri Pejgamberit a.s. dhe i ka thënë: "Më udhëzo në një punë e cila do të më afrojë afër xhennetit dhe do të më largojë prej xhehennemit".

- Liro robin ose merr pjesë në lirimin e tij - i tha Muhammedi a.s.

Halidi kishte tetë këmisha-parzmore, dhe as-habët konsideronin se ndonjërën duhet ta japë për zekatë. Mirëpo Muhammedi a.s. ka thënë se Halidi nuk i ka mbledhur parzmoret për tregti, ose ndonjë qëllim tjetër personal, por për luftë për hirë të rrugës së All-llahut xh.sh. njëlloj sikurse edhe almiset e tjera luftarake dhe kuajt.

Pejgamberi s.a.v.s. u përgjegj: **"Ibn Xhemil nuk e mohon zekatin, por ka qenë i varfër, kurse All-llahu dhe I dërguari i tij, e kanë pasuruar. Sa i përket Halidit, ju bëni padrejtësi ndaj tij. Ai ka mbajtur për vehte parzmoren e vet dhe almiset ushtarake në emër të rrugës së All-llahut, e sa për Abbas b. Abdu-l-Muttalibin ai është axhë i Pejgamberit të All-llahut dhe zekatin e ka detyrë edhe më të madhe".**

Në senedin tjetër të A'rexhit pason Ibn Ebi Zinad, i cili transmeton hadith nga babai i vet.

Ibn Is-hak, duke transmetuar nga Ebu Zinadi, thotë: **"... Kjo njëlloj më është transmetuar nga A'rexhi".**[48]

---

48 Për h. Abbasin ka garantuar Muhammedi a.s. se do ta japë shumën e detyruar për zekatë, madje edhe më tepër, sepse ai është hashimij dhe nuk e shkel autoritetin e vet.

Ibn Is-haku thekson se Muhammedi a.s. ia anuloi Ibn Abbasit dhënien e zekatit për dy vjet më vonë. Duke u mbështetur në rastin e përmendur edhe h. Umeri një vjet që mori thatësia i madhe, e anuloi tubimin e zekatit në disa krahina, dhe e la të tubohet në vitin tjetër.

Nga hadithi i përmendur mund të përfundojmë:

- zekati jepet në artikuj tregtie;
- zekati në artikujt e tregtisë mund të jepet si artikull por mundet të llogaritet edhe në monedhë;
- zekati mund t'i jepet kujtdo qoftë nga shfrytëzuesit që janë përmendur në ajetin 61 të sures Tevbe;
- kujdestari i bashkësisë mund ta anulojë përkohësisht (zekatin), qoftë një individi apo një grupi të caktuar njerëzish,
- muslimani që është i obliguar me zekatë mund të mbajë për vete armët e nevojshme si edhe pajisjet tjera ushtarake, si kalin dhe të ngjajshme;
- personat që e tubojnë zekatin duhet të jenë njerëz të besueshëm dhe të kenë njohuri për normat e mbledhjes së zekatit;
- vërejtje për ata njerëz që nuk tregojnë maturi ndaj dhëntive që u ka dhënë All-llahu xh.sh;
- lejohet t'i nënshtrohet kritikës ai i cili e zë asgjë dhënien e zekatit;
- zekati nuk jepet për pajimet dhe gjërat e nevojshme për jetën e përditshme të njeriut.

باب الاستعفاف عن المسألة

١٤٦٩ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن عطاءِ بنِ يزيدَ الليثيِّ عن أبي سعيدٍ الخدريِّ رضيَ اللهُ عنه « إنَّ ناساً منَ الأنصارِ سألوا رسولَ اللهِ ﷺ فأعطاهم، ثمَّ سألوهُ فأعطاهم، ثمَّ سألوهُ فأعطاهم، حتى نفِدَ ما عندَهُ فقال: ما يكونُ عندي من خيرٍ فلن أدَّخِرَهُ عنكم، ومَن يَستعفِفْ يُعِفَّهُ اللهُ، ومَن يَستغنِ يُغنِهِ اللهُ، ومَن يَتصبَّرْ يُصبِّرْهُ اللهُ، وما أُعطِيَ أحدٌ عطاءً خيراً وأوسعَ منَ الصبرِ »

## NGURRIMI NGA LYPSIA

**1469.** - Na ka treguar Abdull-llah b.Jusuf, këtij Maliku i cili transmeton nga Ibn Shihabi, e ky nga Ata'a b. Jezid Lejthij, kurse ky nga Ebu Said Huderi r.a., se disa ensarë kanë kërkuar nga Pejgamberi s.a.v.s. sadakë, dhe ai u ka dhënë. Më vonë prapë kërkuan, dhe ai përsëri u dha, ashtu që pasuria e tij u mbarua, prandaj u tha: "**Tek unë nuk ka më asgjë nga pasuria dhe unë nuk e fshehi nga ju. Kush dëshiron jetë modeste dhe të ruhet nga harami, All-llahu do t'i japë modesti, kush dëshiron të bëhet i pasur All-llahu do ta pasurojë, e kush dëshiron të jetë i durueshëm All-llahu do ta pajisë me durim. Askujt nuk i është dhënë shpërblim më i mirë se durimi**".[49]

١٤٧٠ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن أبي الزنادِ عنِ الأعرجِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه أن رسولَ اللهِ ﷺ قال « والذي نفسي بيدِهِ، لأن يأخذَ أحدُكم حبلَهُ فيحتطِبَ على ظهرِهِ خيرٌ لهُ من أن يأتيَ رجلاً فيسألَهُ، أعطاهُ أو منعَهُ »

**1470.** - Na ka treguar Abdull-llah b.Jusuf, që thotë se i ka treguar Maliku nga Ebu Zinadi, kurse ky nga A'rexh, e ky nga Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi i All-llahut ka thënë:

49 Nga hadithi i lartpërmendur dalin këto përfundime:
- lypsit duhet dhënë sadakë gjithësa herë që kërkon prej nesh;
- njerëzit duhet inkurajuar për durim, si në punë të mira ashtu edhe në vështirësi;
- të lypurit dhe gjunjëzimi i njerëzve për sadakë është punë e nënçmuar dhe duhet t'i shmanget njeriu, kurse nevojat e tij duhet t'i plotësojë nga të ardhurat pesonale të fituara me nderë;
- në mënyrë të veçantë shihet fisnikëria, dhimbshmëria dhe bujaria e Pejgamberit a.s. i cili u ka dhënë nevojtarëve edhe kafshatën e fundit.

**"Pasha Atë, në dorë të të cilit është shpirti im, për cilindo qoftë prej jush është shumë më mirë të marr litarin dhe të bartë dru në shpinë se sa t'i drejtohet ndonjë njeriu dhe të lypë lëmoshë prej tij, pavarsisht i dha apo nuk i dha".**[50]

---

50 Përmbajtja e hadithit nxit për punë dhe për të jetuar nga të ardhurat e punës personale. Marrja e çfarëdo ndihme qoftë gjithmonë të mvaret nga vullneti i dhuruesit, dhe ndihma e tij aq sa ka mirësi për të varfërin, njëlloj ka edhe nënçmim. Kur ai ia ndal ndihmën të varfërit, atëherë krahas nënçmimit vjen edhe humbja e shpresës. Për këtë arsye as-habët, kur u binte kamxhiku nga deveja nuk kërkonin që t'ua jepte ndonjë tjetër, por zbritnin vetë dhe e merrnin. Nga hadithi rezulton:

- të lypurit mund të jetë haram - e ndaluar, mund të jetë mekruh - e papëlqyer, dhe më në fund mubah e lejuar. Të lypurit është rreptësisht e ndaluar për të pasurin. Është keq dhe e urrejtur të lypë përsoni i cili mund të furnizohet edhe pa lypje, kurse mubah, lejohet, për të varfërin që të lypë nga të afërmit e vet, qoftë nga gjaku e zjarri, ose nga fqinjët e njohur. Është detyrë të kërkohet sadakë në momentin kur bie në situatë të rrezikshme, kur është edhe jeta në pyetje.

Pranimi i sadakës, pa e lypur, prej dikujt është e lejuar.

Ibn Mes'udi ka transmetuar se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ai që lyp, duke pasur diçka nga pasuria, në Ditën e Ghykimit do të vijë me fytyrë të rjepur, të krisur, të plasaritur dhe me dregëza".

- O Pejgamber i All-llahut, tha dikush nga të pranishmit - sa është ajo pasuri?

- 50 dërhem, gjegjësisht vlera e tyre në ar.

Këtë dialog e kanë shënuar: Tirmidhi, Nesai dhe Ibn Maxhe, kurse Hakemi e citon në tjetër variant.

Ebu Davudi dhe Ibn Maxhe kanë shënuar në Sunenet e tyre, se Ebu Hurejre ka thënë: "Të lypurit i lejohet vetëm: të varfërit që nuk ka kurrfarë mjetesh për jetë, borxhliut, borxhi i të cilit është më i madh se pasuria e tij dhe se të ardhurat, fitimi i tij, si edhe të sëmurit dhe varfanjakut të paaftë për punë".

Bezzazi, Ahmedi dhe Taberaniu theksojnë se Thevbani ka transmetuar nga Pejgamberi a.s. këtë deklaratë: "Ai që kërkon sadakë nga njerëzit, pa pasë nevojë, në Ditën e Gjykimit ajo do t'i vehet në fytyrë për tallje e turpërim".

Tregohet se në kohën e Haxhit të Lamtumirës, derisa Pejgamberi a.s. ndante sadakë, iu afruan dy vetë dhe i kërkuan sadakë. Ai i shikoi, pastaj uli kryet teposhtë dhe tha: "Nëse ju dëshironi unë do t'ju jap sadakë, por aty nuk kanë pjesë të pasurit, i forti dhe i afti për punë".

Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibn Habban në kolekcionet e tyre të haditheve kanë shënuar, se Ebu Seid Hudari ka transmetuar këtë deklaratë nga Pejgamber a.s.: "Ai që lyp, e ka pasuri në vlerë prej 40 dërhem, ai për njerëzit është mistrac".

Imam Ahmedi në Musnedin e tij shënon, se një grua, sikurse të varfërit e tjerë, e dërgoi

١٤٧١ – حدثنا موسى حدثنا وهيب حدثنا هشام عن أبيه عن الزبير بن العوام رضي الله عنه عن
النبي ﷺ قال «لأن يأخذ أحدكم حبله فيأتي بحزمة الحطب على ظهره فيبيعها فيكف الله بها وجهه، خير له
من أن يسأل الناس أعطوه أو منعوه»

**1471.** - Na ka treguar Musa, kurse këtij Vuhejbi të cilit i ka transmetuar Hishami prej babait të vet, e ky nga Zuhejr b. Avvami r.a. kurse ky nga Pejgamberi s.a.v.s. i cili ka thënë:

**"Është më mirë që dikush prej jush të marrë litarin dhe në shpinën e vet të sjellë një barrë dru dhe ta shesë dhe me këtë All-llahu t'ia ruaj fytyrën, se sa të lypë prej njerëzve sadakë, qoftë t'i japin apo jo".**

---

djalin e vet te Pejgamberi a.s. të lyp sadakë. Ky shkoi dhe e gjeti Pejgamberin a.s. në minber duke folur, dhe thoshte: "Ai që dëshiron të jetojë me modesti dhe t'i ruhet haramit, All-llahu do t'ia mundësojë modestinë; ai që don të jetë i pavarur materialisht nga të tjerët, All-llahu do ta udhëzojë rrugës së begatisë; ai që kërkon lëmoshë nga njerëzit, por ka pasuri sa pesë ukje (200 dërhem), ai është mistrec".

Mendova vetmevete, thotë ky:"Unë e kam një deve më të vlefshme se pesë ukje, gjithashtu edhe djali im".

Taberaniu në Evsatin e vet dhe disa muhaddithë kanë shënuar se h. Aliu ka transmetuar këtë deklaratë të Pejgamberit a.s.:

"Ai që kërkon sadakë, duke qenë i pasur, ajo në botën tjetër do t'i shndërrohet në shtrat xhehennemi me gur zjarri".

- Po kush është i pasur?- pyetën të pranishmit.

- Ai i cili e ka darkën për atë ditë.

Firasi thotë se dikush e ka pyetur Pejgamberin a.s. për lypjen, e ai iu përgjegj: "Mos lyp! Po nëse e ke të domosdoshme të lypish lyp nga njerëzit e mirë".

Aziz b. Umeri thotë:

- I erdhi një njeri Pejgamberit a.s. dhe ky i dha sadakë. Pasi që i njëjti u pat ndalur në prag të derës, Pejgamberi a.s. i tha: "Po ta dije çfarë pasojash ka të lypurit (lypsija), askush - askujt kurrë, nuk do t'i drejtohej të lypë sadakë.

١٤٧٢ – حدثنا عبدانُ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا يونسُ عن الزُّهريِّ عن عُروةَ بنِ الزُّبيرِ وسعيدِ بنِ المسيَّبِ
أنَّ حكيمَ بنَ حِزامٍ رضيَ اللهُ عنه قال «سألتُ رسولَ اللهِ ﷺ فأعطاني، ثمَّ سألتُهُ فأعطاني، ثم سألته فأعطاني ثمَّ
قال: يا حكيمُ، إنَّ هذا المالَ خَضِرةٌ حُلوة، فمن أخذَهُ بسخاوةِ نفسٍ بوركَ له فيه، ومن أخذَهُ بإشرافِ نفسٍ لم
يُبارَكْ له فيه، كالذي يأكلُ ولا يشبَعُ. اليدُ العُليا خيرٌ منَ اليدِ السُّفلى. قال حكيمٌ: فقلتُ: يا رسولَ اللهِ،
والذي بعثَكَ بالحقِّ لا أرزَأُ أحداً بعدَكَ شيئاً حتى أفارِقَ الدنيا. فكان أبو بكرٍ رضيَ اللهُ عنهُ يدعو حكيماً إلى
العطاءِ فيأبى أن يَقبلَهُ منه. ثمَّ إن عمرَ رضيَ اللهُ عنهُ دعاهُ ليعطيَهُ فأبى أن يَقبلَ منهُ شيئاً، فقال عمرُ: إني
أُشهِدُكم يا معشرَ المسلمينَ على حكيمٍ أني أعرِضُ عليهِ حقَّهُ من هذا الفَيْءِ فيأبى أن يأخذَه، فلم يَرزَأْ حكيمٌ أحداً
منَ الناسِ بعد رسولِ اللهِ ﷺ حتى تُوفِّي»

**1472.** - Na ka treguar Abdan, të cilit i ka kumtuar Abdullahi, këtij i ka transmetuar Junusi prej Zuhriut, e ky prej Urve b. Zuhejrit dhe Seid b. Musejjeb, se Hakim b. Hizam r.a.ka thënë:

- **Kam lypur sadakë nga Pejgamberi i Zotit dhe ai më dha. Pastaj përsëri lypa dhe ai prapë më dha. Më vonë, përsëri lypa, ai përsëri më dha**, por pastaj më tha:

**"O Hakim, kjo pasuri materijale është livadhı i jeshilt dhe i ëmbël, kush e pranon për hirë të bujarisë, do të ketë bekim dhe përparim, por kush e merr nga egoizmi, ai nuk do të ketë as bekim as përparim; ky është sikur ai i cili han por nuk mund të ngihet. Dora që jep është më e mirë se dora që merr".**

Hakimi atëherë tha: **"O Pejgamber i All-llahut, pasha atë që të ka dërguar me të vërtetën, pas teje nga askush nuk do të marr asgjë deri sa të jem gjallë".**

Ebu Bekri r.a. më vonë, e ka thirrur t'i japë sadakë Hakemit, por ai nuk ka dashur ta pranojë. Pastaj e ka thirrur edhe Umeri r.a. që t'i japë sadakë, por ai edhe prej tij nuk deshi ta pranojë.

Me këtë rast Umeri r.a. ka thënë: **"O burra muslimanë! Ju kam dëshmitarë për Hakimin se i kam afruar të drejtën e vet ligjore nga kjo**

**pasuri e luftës, por nuk deshi ta pranojë"**. Hakimi kështu ka vdekur, e pas Pejgamberit s.a.v.s. nuk ka pranuar nga askush sadakë.[51]

باب من أعطاه الله شيئا من غير مسألة ولا إشراف نفس

{وفي أموالهم حق للسائل والمحروم} [١٩ الذاريات]

١٤٧٣ - حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن يونس عن الزهري عن سالم أن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما قال: سمعت عمر يقول «كان رسول الله ﷺ يعطيني العطاء فأقول: أعطه من هو أفقر إليه مني، فقال: خذه، إذا جاءك من هذا المال شيء وأنت غير مشرف ولا سائل، فخذه، وما لا فلا تتبعه نفسك»

## AI TË CILIT ALL-LLAHU I KA DHËNË DIÇKA PA E LYPUR DHE PA E LAKMUAR

**1473.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr, këtij i ka kumtuar Lejthi prej Junusit, e ky prej Zuhriut, ndërsa ky prej Salimit, se Abdullah b. Ymer r.a ka thënë:

- Kam dëgjuar Umerin duke thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s. më dha një dhuratë, e unë i thash: "Jepja atij që është më i nevojshëm se unë!"**

51 Nga hadithi rezulton:
- nuk është turp të kërkohet ndihmë materiale nga kujdestari i bashkësisë, nga arka shtetrore e shoqërore;
- lypsi këmbëngulës mund të refuzohet me rekomandim për një jetë më modeste dhe durim gjatë vështirësive të kësaj jete;
- të lypurit është e lejuar në momentin e fundit, kur bie në rrezik për jetë;
- pasuria materiale me bujari nxit për devotshmëri dhe i jep përparim pasurisë. Kjo është lumturi në këtë dhe në jetën tjetër;
- pasuria nuk ka vlerë dhe nuk është qëllim i fundit. Pasuria materiale do të ketë vlerë vetëm atëherë kur ajo të përdoret për punë dhe me një qëllim të lartë e të dobishëm, qoftë individual qoftë kolektiv. Kësaj i ngjanë shembulli kur dikush me pak ushqim ngihet, e dikush han shumë por mbetet i uritur për bark e për sy;
- lypsit duhet dhënë sadakë, e pastaj t'i tregohet për pasojat e rënda që ka lypja, dhe të udhëzohet në profesion më të denjë;
- nuk është keq që lypsit t'ia ndalësh sadakën e katërt me radhë.

- **Merre këtë** - më tha ai. - **Kur të bie në dorë diçka nga kjo pasuri, që ti nuk e ke lypur as e ke lakmuar, merre! Kurse ajo që nuk të takon, mos e lyp!".**[52]

باب من سأل الناس تكثرا

١٤٧٤ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عبيد الله بن أبي جعفر قال سمعت حمزة بن عبد الله بن عمر قال : سمعت عبد الله بن عمر رضي الله عنه قال : قال النبي ﷺ « ما يزال الرجل يسأل الناس حتى يأتي يوم القيامة ليس في وجهه مزعة لحم » .

## TË LYPURIT PËR TË GRUMBULLUAR PASURI

**1474.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr se i ka treguar Lejthi prej Ubejdullah b. Ebi Xha'ferit i cili ka dëgjuar Hamz b. Abdullah b. Umerin i cili thotë:

- E kam dëgjuar Abdullah b. Umerin r.a. i cili ka thënë: Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. ka deklaruar:

- **Njeriu i cili vazhdimisht kërkon lëmoshë nga njerëzit, në Ditën e Kijametit do të vijë me fytyrën pa asnjë grimë mish.**

١٤٧٥ — وقال « إن الشمس تدنو يوم القيامة حتى يبلغ العرق نصف الأذن . فبينا هم كذلك استغاثوا بآدم ، ثم بموسى ، ثم بمحمد ﷺ » . وزاد عبد الله : حدثني الليث حدثني ابن أبي جعفر « فيشفع ليقضى بين الخلق ، فيمشي حتى يأخذ بحلقة الباب ، فيومئذ يبعثه الله مقاما محمودا يحمده أهل الجمع كلهم » .

وقال معلى حدثنا وهيب عن النعمان بن راشد عن عبد الله بن مسلم أخي الزهري عن حمزة سمع ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ في المسألة

52 Nuk lejohet pranimi i dhuratës, kur e din se dhuruesi e ka marrë atë në mënyrë joligjore. Në të kundërtën është e preferuar që dhurata të pranohet. Udhëheqësi i bashkësisë mund të ndajë dhurata, sipas vlerësimit të tij, nga pasuria shoqërore. Shpërblimin e udhëheqësit është më mirë ta pranosh se ta refuzosh, nëse ajo është nga të ardhurat ligjore. Në rast se ai shpërblim është nga të ardhurat joligjore duhet refuzuar.
Disa thonë se çdo shpërblim e dhuratë të ofruar nga udhëheqësi i bashkësisë, duhet pranuar, sepse në Kur'an thuhet: "Ate që u jep Pejgamberi i All-llahut merrnie, e çka ua ndalon lëreni!"

**1475. - Në Ditën e Gjykimit, dielli** - tha ai - **do të lëshohet aq poshtë, sa që djersa njerëzve do t'u arrij deri në gjysmë të veshëve dhe në atë gjendje do të lusin për ndihmë Ademin, pastaj Musain a.s. e pastaj Muhammedin s.a.v.s..**

Abdullahu ka shtuar, në senedin tjetër, se i ka treguar Lejthi, kurse këtij Ibn Ebi Xhaferi: **"...Ai pastaj do të angazhohet që të fillojë gjykimi i njerëzve, do të shkojë dhe të kapë rezen e derës (në xhennet), por All-llahu xh.sh. atëherë do ta vendosë në pozitë të lartë e të lakmueshme, kurse njerëzit e tubuar të gjithë do t'i falënderojnë".**

Mual-la ka thënë se i ka treguar Vuhejbi e ky prej Nu'man b. Rashidit, e ky prej Abdullah b. Muslimit, vëllaut të Zuhriut, e ky nga Hamza i cili ka dëgjuar Ibn Umerin r.a. që nga Pejgamberi s.a.v.s. po transmeton deklaratën për lypjen.

باب قولِ اللهِ تعالى ﴿لا يَسألونَ الناسَ إلحافاً﴾ [البقرة ٢٧٣]
وكمِ الغِنى، وقولِ النبيِّ ﷺ «ولا يَجِدُ غِنىً يُغنيه»
﴿للفُقراءِ الذينَ أُحصِروا في سبيلِ اللهِ - إلى قوله - فإنَّ اللهَ به عليم﴾ [البقرة ٢٧٣]

## FJALËT E TË LARTMADHËRISHMIT ALL-LLAH:

**"Mos e lypni zekatin me ashpërsi nga njerëzit"**

## SASIA E PASURISË DHE DEKLARATA E PEJGAMBERIT s.a.v.s.

**"Nuk ka pasuri e cila do ta bëjë të pasur tjetrin"**, sipas fjalëve të All-llahut xh.sh. **"Zekati është për të varfërit që janë të angazhuar në rrugë të All-llahut dhe nuk kanë mundësi të fitojnë nga toka..."** deri tek fjalët e Tij: **"...All-llahu me siguri e di".**[53]

---

53 Shih suren Bekare, ajeti 273 ku thuhet: "Të varfërve të cilët janë të angazhuar në rrugë të All-llahut dhe nuk mund të punojnë tokën, i painformuari i konsideron këta si të pasur, për shkak të modestisë së tyre (varfanjakëve). Do t'i njohish sipas pamjes së tyre, ata nuk u mërziten njerëzve duke lypur. Dhe çkado që jepni për të mirë, All-llahu me siguri e di".

Ka një kategori njerëzish që janë në skamje të madhe, por dinjiteti, sedra, e tyre nuk i lejon të lypin dhe t'i përulen ndihmës së tjetrit. Ata njihen nga fizionomia e padisponuar,

١٤٧٦ — حدثنا حجاج بن منهال حدثنا شعبة أخبرني محمد بن زياد قال سمعت أبا هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « ليس المسكين الذي ترده الأكلة والأكلتان، ولكن المسكين الذي ليس له غنى ويستحيي، أو لا يسأل الناس إلحافا »

**1476.** - Na ka treguar Haxhxhaxh b. Munhal duke thënë se i ka treguar Shu'be nga Muhammed b. Zijadi i cili thotë:

- E kam dëgjuar Ebu Hurejren r.a. që transmeton prej Pejgamberit s.a.v.s.: **"Nuk është varfanjak i vërtetë ai të cilin e largon nga dera me një e dy kafshata buke, por është varfanjak i vërtetë ai i cili nuk ka asfarë pasurie, dhe, turpërohet (të lypë ndihmë), gjegjësisht nuk lyp nga njerëzit që t'i mërzisë".**

١٤٧٧ — حدثنا يعقوب بن إبراهيم حدثنا إسماعيل بن علية حدثنا خالد الحذاء عن ابن أشوع عن الشعبي حدثني كاتب المغيرة بن شعبة قال « كتب معاوية إلى المغيرة بن شعبة أن اكتب إلي بشيء سمعته من النبي ﷺ. فكتب إليه: سمعت النبي ﷺ يقول: إن الله كره لكم ثلاثا: قيل وقال، وإضاعة المال، وكثرة السؤال »

**1477.** - Na ka treguar Jakub b. Ibrahim, e këtij Ismail b. Ulejje, i cili thotë se i ka treguar Halid Huzai prej Ibn Eshva, e ky nga Sha'bi, të cilit i ka treguar sekretari Mugire b. Shu'be:

- Muaviju i shkroi Mugire b. Shu'bes: **"Shkruaj diçka çka ke dëgjuar prej Pejgamberit s.a.v.s.!"**

---

dhe të ndihmohen ata është punë më e rëndësishme.

Nesefiu thotë se ajeti i përmendur ka të bëjë me As-habi suf, d.m.th. as-habët që jetonin në korridoret e xhamisë së Muhammedit a.s. në Medine. Ata ishin 400 dhe nuk kishin as shtëpi e as familje të tyre, dhe kishin mundësi rregullisht të dëgjojnë predikimet e Pejgamberit a.s., të marrin pjesë në namazet e përbashkëta me të, dhe të shkojnë bashkë me të në aksione luftarake.

Ibën Mes'udi ka thënë se e kanë pyetur Muhammedin a.s.:

- O Pejgamber i All-llahut, kush është i pasur që nuk ka nevojë për ndihmë materiale të tjetrit?

- Ai që ka 50 dërhem ose vlerën e tyre në ari - u përgjigj Pejgamberi a.s.

Pastaj i shkroi: - **E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. që thoshte: "All-llahu i ka qortuar tri lloj punësh për ju: bisedën e padobishme, shkatërrimin e pasurisë dhe lypsarinë e tepruar".**[54]

١٤٧٨ - حدثنا محمد بن غرير الزهري حدثنا يعقوب بن إبراهيم عن أبيه عن صالح بن كيسان عن ابن شهاب قال أخبرني عامر بن سعد عن أبيه قال «أعطى رسول الله ﷺ رهطا وأنا جالس فيهم، قال فترك رسول الله ﷺ منهم رجلا لم يعطه - وهو أعجبهم إلي - فقمت إلى رسول الله ﷺ فساررته فقلت: مالك عن فلان، والله إني لأراه مؤمنا. قال: أو مسلما. قال فسكت قليلا، ثم غلبني ما أعلم فيه فقلت: يا رسول الله، مالك عن فلان، والله إني لأراه مؤمنا. قال: أو مسلما. قال فسكت قليلا، ثم غلبني ما أعلم فيه فقلت: يا رسول الله مالك عن فلان، والله إني لأراه مؤمنا. قال: أو مسلما. إني لأعطي الرجل وغيره أحب إلي منه خشية أن يكب في النار على وجهه». وعن أبيه عن صالح عن إسماعيل بن محمد أنه قال: سمعت أبي

يحدث بهذا فقال في حديثه «فضرب رسول الله ﷺ بيده فجمع بين عنقي وكتفي ثم قال: أقبل أي سعد، إني لأعطي الرجل». قال أبو عبد الله ﴿فكبكبوا﴾: قلبوا. ﴿مكبا﴾: أكب الرجل إذا كان فعله غير واقع على أحد، فإذا وقع الفعل قلت: كبه الله لوجهه، وكببته أنا

---

54 Të përfolish deklaratat e panevojshme të tjerëve, të marrish pjesë në thashethëna dhe të përhapish lajme alarmante është e ndaluar, haram, njëlloj sikurse shkatërrimi i pasurisë, qoftë e ytja, qoftë e ndonjë tjetri; të sillesh me pakujdesi ndaj asaj, me oreks të pamatur, me ndërtime luksoze të objekteve, me veshje luksoze, ushqim dhe mobilje luksoze; po ashtu edhe shpenzimi i pasurisë në punë të ndaluara e të mos ia ndash të varfërit dhe bashkësisë tënde për qëllime e nevoja bëmirësie.

Nga hadithi rezulton edhe:

- përderdhësit, qoftë i moshërritur ose i mitur, duhet caktuar mbikëqyrës-tutor. Kështu mendon: h. Aliu, Ihën Abbasi, Ibën Zubejri, Aisheja, Maliku, Evzai, Ebu Jusufi, Muhammed Shafi'iu, Ahmedi, Is-haku dhe Ebu Thevre. Mirëpo Nehaiu, Ibn Sirin, Ebu Hanife dhe Zuferi thonë: "Për të moshërriturin nuk ka tutor";
- virtyti i maturisë për kërkesa materiale mesatare. Jeta luksoze dhe përderdhja të sjellin në varfëri, e ndonjëherë deri te shkopi i lypsit, ndërsa maturia shpie kah lumturia në këtë dhe në botën tjetër;
- deklaratën e njeriut të besueshëm duhet trajtuar të vlefshme;
- duhet mësuar, nxënë dije, tërë jetën.

**1478.** - Na ka treguar Muhammed b. Gurejr Zuhri, të cilit i ka treguar Jakub b. Ibrahim, ky ka dëgjuar nga babai i vet, kurse ky nga Salih b. Kesjan, e ky prej Ibn Shihabit, i cili thotë se i ka kumtuar Amr b. Sa'd, që e përcjell nga babai i vet:

**- Pejgamberi s.a.v.s. u jepte ndihmë materiale një grup njerëzish, kurse unë isha në mesin e tyre. Pejgamberi i All-llahut thotë Sa'd, një njeri e kapërcei pa i dhënë ndihmë, kurse ai më pëlqente më së shumti nga ata. U ngrita, iu afrova Pejgamberit s.a.v.s. dhe i thash: "Çka ke ti kundra filan fistekut? Pasha Zotin, unë e konsideroj besimtar të mirë!"**

- **Ose musliman** - tha Pejgamberi a.s.

- **Unë pastaj** - thotë Sa'd - heshta për nji moment, pastaj më pushtoi ajo çka dijsha për atë, prandaj i thash: **"O Pejgamber i Zotit, çka ke ti kundra këtij? Pasha Zotin unë e di për besimtar të mirë"**

- **Ose musliman** - përsëriti Pejgamberi a.s.

Përsëri heshta pak, thotë Sa'd, dhe prap më kaploi ajo çka dijsha për atë, andaj i thash: **O Pejgamber i Zotit, çka ke ti kundra tij? Pasha Zotin unë e konsideroj besimtar të mirë"**

- **Musliman** - tha ai.

Atëherë Pejgamberi a.s. tha: **"Unë nganjëherë i jap ndihmë materiale një njeriu, a tjetrin e dua më shumë, nga frika që mos të bjerë me fytyrë në zjarr".**

Në senedin tjetër Jakubi transmeton nga baba i vet, kurse ky prej Salihut, ky nga Ismail b. Muhammedi, se ka thënë: **E kam dëgjuar babën tim si po e paraqet këtë njëlloj, dhe këtij diskutimi i shton edhe: "... Dhe Pejgamberi i Zotit i ra, kurse ky u rrudh. Pastaj Pejgamberi i tha: "Sa'd, këtë kie parasysh dhe kthehu, shko! Unë nganjëherë i jap ndihmë materiale njeriut..."**

Ebu Abdull-llah Buhariu ka thënë: **"Kubkibû"** do të thotë ta përmbysish me krye teposhtë. **"Ekebber-rrexhulu"**, do të thotë, njeriu u përkul, përdoret kur veprimi i foljes nuk bie në tjetër objekt. Nëse veprimi kalon në tjetër njeri, atëherë do të thuash, **"Kebbehull-llahu livexhhihi..."** domethënë **"All-llahu e përmbysi"** Ndërsa **"kebebtuhu ene"** do të thotë **"përmbysi unë".**

١٤٧٩ – حدثنا إسماعيل بن عبد الله قال حدثني مالك عن أبي الزناد عن الأعرج عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال «ليس المسكين الذي يطوف على الناس ترده اللقمة واللقمتان والتمرة والتمرتان، ولكن المسكين الذي لا يجد غنى يغنيه، ولا يفطن به فيتصدق عليه، ولا يقوم فيسأل الناس»

**1479.** - Na ka rrëfyer Ismail b. Abdullah, të cilit i ka treguar Maliku, përmjet të Ebu Zinadit, ky nga A'rexhi ndërsa ky prej Ebu Hurejres r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Nuk është varfnjak i mirfilltë ai i cili ec nëpër njerëz dhe refuzon një e dy kafshata ose një a dy hurma, por varfanjak i mirëfilltë është ai i cili nuk ka pasuri që e bën të panevojshëm për të tjerët, por edhe i rrit nevojat e veta, e t'i jepet ndihmë dhe nuk rrin duke lypur sadakë.**

١٤٨٠ – حدثنا عمر بن حفص بن غياث حدثنا أبي حدثنا الأعمش حدثنا أبو صالح عن أبي هريرة عن النبي ﷺ قال «لأن يأخذ أحدكم حبله ثم يغدو – أحسبه قال إلى الجبل – فيحتطب فيبيع فيأكل ويتصدق خير له من أن يسأل الناس». قال أبو عبد الله: صالح بن كيسان أكبر من الزهري، وهو قد أدرك ابن عمر

**1480.** - Na ka treguar Umer b. Hafs, b. Gijath, këtij A'mesh nga Ebu Salihu i cili transmeton nga Ebu Hurejre r.a. ndërsa ky nga Pejgamberi s.a.v.s.:

**"Që dikush prej jush të marrë litarin e të ngrihet heret** - Ebu Hurejre thotë, mendoj se ka thënë - **deri te ajo kodër, e të mbledhë dru, t'i shes dhe diçka të hajë e diçka të ndaj sadakë, e ka më mirë se të kërkojë mëshirë nga njerëzit".**

Ebu Abdullah (Buhariu) ka thënë: **"Salih b. Kejsan (që përmendet në sened) është më i vjetër se Zuhriu dhe ka pasë mundësi të dëgjojë personalisht Abdullah b.Umerin dhe ta mbajë mend".**

باب خرص التمر

١٤٨١ – حدثنا سهل بن بكار حدثنا وهيب عن عمرو بن يحيى عن عباس الساعدي عن أبي حميد الساعدي قال «غزونا مع النبي ﷺ غزوة تبوك، فلما جاء وادي القرى إذا امرأة في حديقة لها، فقال النبي ﷺ لأصحابه: اخرصوا، وخرص رسول الله ﷺ عشرة أوسق، فقال لها: أحصي ما يخرج منها. فلما أتينا تبوك

قال: «أما إنها ستهب الليلة ريح شديدة، فلا يقومن أحد، ومن كان معه بعير فليعقله»، فعقلناها، وهبت ريح
شديدة فقام رجل فألقته بجبل طيء. وأهدى ملك أيلة للنبي ﷺ بغلة بيضاء، وكساه بردا، وكتب له ببحرهم،
فلما أتى وادي القرى قال للمرأة: «كم جاء حديقتك؟» قالت: عشرة أوسق خرص رسول الله ﷺ. فقال النبي
ﷺ: «إني متعجل الى المدينة، فمن أراد منكم أن يتعجل معي فليتعجل». فلما - قال ابن بكار كلمة معناها -
أشرف على المدينة قال: «هذه طابة»، فلما رأى أحدا قال: «هذا جبيل يحبنا ونحبه. ألا أخبركم بخير دور
الأنصار؟» قالوا: بلى. قال: «دور بني النجار، ثم دور بني عبد الأشهل، ثم دور بني ساعدة أو دور بني الحارث
ابن الخزرج، وفي كل دور الأنصار يعني خيرا»

## VLERËSIMI I HURMAVE NË RREMB

**1481.** - Na ka treguar Sehl b. Bekkar, të cilit i ka thënë Vuhejbi me anë të Amr b. Jahja, e ky nga Abbas b. Saidij, e ky nga Ebu Humejd Saidijj r.a. i cili ka thënë:

**U nisëm me Pejgamberin s.a.v.s. në Luftën e Tebukut. Në Vadi-l-Kura një grua rrinte në kopshtin e vet dhe Pejgamberi s.a.v.s. u tha shokëve të vet: "Vlerësonie frytin!"** Pejgamberi i All-llahut e vlersoi në dhjetë barrë dhe i tha gruas: **"Numroi ti sa do të dalë!"** Kur erdhëm në Tebuk, tha: **"Sonte do të fryjë erë shumë e fortë por askush prej jush le të mos ngrihet. Ai që ka deve le ta lidhë atë"**, andaj edhe ne i lidhëm. Fryu një erë e fortë dhe një njeri nga ne u ngrit, mirëpo era e hodhi në kodrën Tajj. Mbreti Ejle i dhuroi Pejgamberit s.a.v.s. një mushkë të bardhë (Duldul), e mbuloi me një plaf dhe i shkroi për nënshtrimin e tij (që të paguaj xhizjen).

Kur Pejgamberi s.a.v.s., gjatë kthimit, arriti përsëri në Vadi-l-Kura, e pyeti po atë grua: **"Sa prodhim ka dhënë bahçja?"**

**- Dhjetë vesakë** - u përgjigj ajo - **siç e kishte vlersuar edhe Pejgamberi i All-llahut.**

Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Unë po ngutem për në Medine, prandaj kush dëshiron të vij me mua, nga ju, le të ngutet"**

Ibn Bekkar, thotë Buhariu, ka thënë, përafërsisht këtë: **"Pasi iu afrua Medines,** thirri: **"Kjo është Taba!"** E kur e pa Uhudin, tha: **"Kjo është kodrina të cilën na e duam dhe ajo na don! A dëshironi t'ju informoj për shtëpitë më të mira ensare?"**

- **Dëshirojmë,** thanë.

**- Shtëpitë e Benu Nexhxharëve, pastaj shtëpitë e Benu Abdu-l-Esh-helëve, mandej shtëpitë e Benu Saidëve, përkatësisht shtëpitë e Benu Harith b. Hazrexhëve, por edhe për të gjitha shtëpitë tjera, ensarije mendonte mirë.**

١٤٨٢ — وقال سُليمانُ بنُ بِلالٍ حدَّثني عمرٌو « ثمَّ دارُ بني الحارثِ ثمَّ بني ساعدةَ »
وقال سُليمانُ عن سعدِ بن سعيدٍ عن عُمارةَ بنِ غَزِيَّةَ عن عبَّاسٍ عن أبيهِ عنِ النبيِّ ﷺ قال « أُحُدٌ جبلٌ يُحبُّنا
ونُحبُّه » . قال أبو عبدِ الله : كلُّ بُستانٍ عليهِ حائطٌ فهوَ حَديقةٌ ، وما لم يَكنْ عليهِ حائطٌ لم يُقَلْ حَديقةٌ

**1482.** - Sulejman b. Bilal thotë, se i ka treguar Amri: "**... pastaj shtëpia e Benu Harith, e mandej shtëpia e Benu Saidëve...**"

Sulejmani edhe një herë tjetër transmeton nga Sa'ad b. Seid, e ky nga Umare b. Gazijje, ndërsa ky nga Abbasi, e ky nga babai i vet r.a. i cili ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: **"Uhudi është kodër e cila na don dhe të cilën ne e duam..."**

Ebu Abdullah thotë: **"Çdo kopsht i rrethurar me rrethojë është bahçe, kurse pa rrethojë nuk quhet bahçe".**[55]

---

55 Mendimet e juristëve ndryshojnë përkitazi me vlerësimin e hurmave në rrem. Zuhriu, Ata'i, Hasan Basriu, Amir b. Dinar, Mervan, Hasan b. Muhammed, Shafi'iu, Ahmedi, Ibn Thevr dhe disa të tjerë lejojnë vlerësimin e hurmave dhe rrushit kur formohet dhe shihet fryti.

Ibn Rushdi thotë se shumica e dijetarëve e lejojnë vlerësimin e fryteve në rrem pasi që të jetë pjekur aq sa mund të hahet.

Davudi ka deklaruar: "Vetëm fryti i hurmës mund të vlerësohet në rrem". Shafi'iu thotë: "Vlerësimi lejohet te hurma dhe rrushi por jo te të korrat".

Shurejhu dhe Zuhriu, duke iu përmabjtur me përpikëshmëri sjelljeve të Pejgamberit a.s. e lejojnë vlerësimin e fryteve në rrem vetëm për hurmat, kurse numri më i madh i juristëve islamë lejon përveç hurmave edhe te rrushi. Buhariu, në anën tjetër, lejon vlerësimin e të gjitha fryteve e prodhimeve që mund të përdoren si lëndë e parë, d.m.th. edhe e njomë edhe e terur.

Pemët dhe prodhimet tjera të vlerësuara mbeten edhe më tej tek pronari, dhe nëse ata dëmtohen për shkak të të reshurave atmosferike, pronari nuk është i detyruar të japë zekatë për ato.

Tirmidhiu në Sunenin e vet me sened transmeton: "Pejgamberi a.s. ka urdhëruar që vreshta të vlerësohet njëlloj sikurse edhe hurmat dhe zekati për këtë të merret në formë

## باب العشر فيما يسقى من ماء السماء وبالماء الجاري

ولم ير عمر بن عبد العزيز في العسل شيئا

١٤٨٣ — حدثنا سعيد بن أبي مريم حدثنا عبد الله بن وهب قال أخبرني يونس بن يزيد عن الزهري عن سالم بن عبد الله عن أبيه رضي الله عنه عن النبي ﷺ أنه قال «فيما سقت السماء والعيون أو كان عثريا العشر، وما سقي بالنضح نصف العشر»

قال أبو عبد الله: هذا تفسير الأول لأنه لم يوقت في الأول، يعني حديث ابن عمر «وفيما سقت السماء العشر» وبين في هذا ووقت. والزيادة مقبولة، والمفسر يقضي على المبهم إذا رواه أهل الثبت، كما روى الفضل بن عباس «أن النبي ﷺ لم يصل في الكعبة» وقال بلال «قد صلى» فأخذ بقول بلال وترك قول الفضل

---

kokrre, njëlloj sikur merret për hurma. Vlerësimi i pemëve në rrem është vërtetuar me fjalë dhe me praktikë të Pejgamberit a.s. Muhammedi a.s. i ka pasur vlerësuesit e vet.

Ebu Davudi thekson se Aisheja ka thënë: "Pejgamberi a.s. ka dërguar në Hajber Abdullah b. Revah, dhe ky, për të tubuar xhizjen nga hebrejt, ka bërë vlerësimin e prodhimit të hurmave, fryti i të cilave ende nuk ishte pjekur për ta ngrënë".

Sipas shënimeve të tjera Ibn Revah është dërguar në Hajber pasi që hebrejtë ishin mundur dhe ishin nënshtruar, dhe ky ua vlerësoi prodhimin e hurmave dhe të pemëve tjera në 1.040 vesakë (barrë), duke u garantuar gjysmën e kësaj shume.

Vlerësuesi duhet të jetë i aftë dhe i besueshëm dhe vlerësimin ta bëjë në prezencën e pronarit dhe të një a dy burrave me autoritet.

Sha'abiu, Thevriu, Ebu Hanife, Ebu Jusufi dhe Muhammedi thonë: "Është mekruh të bëhet vlerësimi i pemëve dhe i të korrave".

Ebu Hanifeja, Jusufi, dhe Muhammedi kanë thënë: "Vlerësimi nuk është i sigurtë dhe nuk ka bazë juridike. "Këta, përveç transmetimit të Buhariut, i përmbahen edhe deklaratës së mëvonshme të Xhabir b. Semur: "Pejgamberi ka ndaluar shitjen e të gjitha llojeve të fryteve me anë të vlerësimit kuturu. Vlerësimi i tillë është vetëm përafërsisht i saktë, në çka mund të gabohet shumë lehtë. Deklaratë e Xhabirit e ka deroguar praktikën e mëhershme.

Nga hadithi rezulton edhe:

- Mrekullia e Muhammedit a.s., paralajmërimi për shtërngatë;
- rëndësia e Medines, Uhudit dhe disa familjeve në Medine;
- lejohet këmbimi i dhuratave me jomuslimanët.

Ibn Arebi thotë: "Është konstatuar se Pejgamberi a.s. ka lejuar vlerësimin e fryteve vetëm te hebrejt, kurse për muslimanët, ai nuk ka bërë këso vlerësimi. Tek këta është marrë e dhjeta, përkatësisht një e pesta, në hurma të terura, sipas deklarimit të tyre.

## PËR TË DHJETËN NË TË ARDHURA PREJ TOKËS E CILA UJITET NGA TË RESHURAT DHE UJËRAT RRJEDHËSE

Umer b. Abdu-l-aziz ka konsideruar se për mjaltë nuk jepet asgjë.[56]

**1483.** - Na ka treguar Seid b. Ebi Merjem, duke thënë se i ka transmetuar Abdullah b. Vehbi nga Junus b. Jezid i cili ka transmetuar nga Zuhriu, ky nga Salih b. Abdullahu ndërsa ky nga babai i vet r.a. e ai nga Pejgamberi s.a.v.s. që ka thënë:

**"E dhjeta është një tatim nga toka që ujitet nga të reshurat dhe ujërat rrjedhëse ose është vetëvetiu e lagur (kënetë), kurse gjysma e të dhjetës është për të ardhurat nga toka e cila ujitet në mënyrë artificiale".**

Ebu Abdullahi ka thënë: Ky sqarim është i transmetuesit të parë (Abdullah b. Umerit) dhe te ai nuk është caktuar vëllimi i të ardhurave, d.m.th. në deklarimin e Ibn Umerit.

**"Në të ardhura të tokës që e ujit shiu dhe..."**, e kjo është sqaruar në hadithin vijues, d.m.th. është caktuar vëllimi dhe teprica që përfillet. Hadithi i qartë për ndonjë vendim është më i rëndësishëm se ai i paqarti, vetëm nëse transmetuesi është gjithmonë i besueshëm. Ashtu Fadil b. Abbasi ka trans-

---

56 Zekatin duhet dhënë për mjaltë, qoftë pak apo shumë, sipas mendimit të Ahmedit dhe Is-hakut, kurse Ebu Hanifeja thotë: "Zekati për mjaltin jepet vetëm nëse bletët gjenden në pronën ushri (tokë për të cilën paguhet e dhjeta), ndërsa për ato që janë në tokën harixhi (toka për të cilën paguhet tatimi në dynym), nuk jepet zekatë, pavarësisht se çfarë sasie të mjaltit ka.

Bejhakiu thekson hadithin në të cilin Ebu Hurejre thotë: "Pejgamberi u ka shkruar në Jemen që për mjaltë të mirret një e dhjeta".

Mendim të njëjtë me Ymer b. Abdu-lazizin kanë: Maliku, Shafi'iu, Sufjani, Thevriu, Muhammed b. Abdurrahman, Kasim b. Salih, Davudi, Abdullah b. Umer dhe Mugire b. Hakim.

Ibn Mugire thotë: "Ebu Hanife konsideron se për mjaltin e bletëve në tokën ushri, jepet një e dhjeta, qoftë pak ose shumë".

Nga Ebu Jusufi dhe Muhammedi është transmetuar mendimi se për mjaltin, më pak se pesë vesakë nuk jepet e dhjeta. Sipas kësaj që u tha e që është mbështetur në mendimin e Ebu Hanifes për mjaltin, e dhjeta jepet vetëm nga bletët në ushri, pavarësisht sasinë e mjaltit, kurse sipas mendimit të Ebu Jusufit dhe Muhammedit, tek atëherë kur sasia e mjaltit arrin pesë vasakë, d.m.th. dhjetë ritl. Një ritl ka 114 dërhem ose 449,28 gram. Në bazë të kësaj, dhjetë ritla kanë 5 kg. mjaltë.

metuar se **Pejgamberi s.a.v.s. nuk është falur në Qabe, ndërsa Bilali thotë se është falur, andaj është përfillur deklarata e Bilalit kurse deklarata e Fadilit është refuzuar.**[57]

---

57 Ebu Hanifeja, duke iu përmbajtur hadithit të transmetuar nga Buhariu, konsideron se zekati jepet për të gjitha prodhimet bujqësore, qofshin pak ose shumë, dhe këtë duhet bërë në kohën që është theksuar në Kur'an: "Jepnu të nevojshmëve atë që u takon në kohën e të korrave!" Sipas mendimit të Ebu Hanifes zekati jepet në të gjitha llojet e drithërave dhe pemëve, madje edhe për kallamin e sheqerit. Në bazë të kësaj, zekati nuk jepet për dru, shavarin persian, barë, kashtë, gjethe të thara dhe ushqimet e tjera për kafshë - zahire.

Mendimin e Ebu Hanifes e pranon edhe: Ibrahim Nehaiu, Muxhahidi, Hamadi, Zuferi dhe Ebu Davudi. Muslimi transmeton se Xhabiri ka thënë: "Për hurma dhe drith në më pak se 5 vesakë nuk ka zekatë". Deklaratën e përmendur të Hanefiut e çmojnë, si të drejtë me vërejtjen se ajo i referohet vetëm hurmave dhe drithit për tregëti, si artikuj tregtie. Kështu duhet kuptuar edhe deklaratën e Xhabirit, ku thotë: "Nuk ka zekatë në të ardhurat në drith derisa nuk arrin në 5 vesakë, por kur arrin në 5 vesakë atëherë nga kjo jepet zekati".

Ebu Jusufi dhe Muhammedi thonë: "Është detyrim të jepet zekati në prodhime afatgjata dhe që nuk prishen, kur arrihet vëllimi në 5 vesakë". Sipas kësaj, zekati nuk jepet për perime, pjepëra, shalqinj, tranguj dhe të ngjashme me to.

Imam Muhammedi ka deklaruar: "Nuk jepet zekatë për ftonj, fiq, mollë, dardha, kumbulla dhe kajsia të njoma".

Në "Janabi'u" qëndron: "Zekati duhet të jepët për të gjitha prodhimet që mund të qëndrojnë një vit, e të mos prishen, siç janë: arrat, bademi, lejthia, e të tjera.

Në Mebsut është përmendur se imamët hanefitë: Muhammedi dhe Jusufi konsiderojnë se zekatin duhet dhënë për arra dhe badema, kurse mendimi për të tjerat është vetëm mendim i Ebu Jusufit.

Sipas mendimit të Imam Muhammedit zekatë nuk jepet për qepë dhë hudhra, mollët, kumbullat e njoma, për farat e pjeprave dhe shalqinjëve, trangujve dhe të gjitha farërat tjera, me përjashtim të drithit.

Zekati jepet edhe për farën e konopit, por jo për bimën e konopit, për kimin dhe farën e kimit dhe sinapin, sepse këto janë prodhime në kokrra dhe si të tilla hyjnë në grupin e drithërave.

Në Muhit gjejmë: "Nuk ka të dhjetë për pyjet, të cilët me rrënjët e tyre janë të lidhura shumë thellë për toke, siç janë trungu i hurmës dhe lisave të tjerë apo pemëve dhe drunjve tjerë të zakonshëm të pyllit.

Mendim unanim i juristëve islamë është që zekati duhet të jepet për: grurë, elb, misër, fasule dhe thjerrëz, tërshërë, mel.

Shumë juristë mendojnë se zekatin duhet dhënë për secilin prodhim nga toka që matet me vesakë ose sa'a, kurse juristët nga Iraku i shtojnë edhe "...dhe mund të depozitohet

باب ليس فيما دون خمسة أوسق صدقة

١٤٨٤ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى حدثنا مالك قال حدثني محمد بن عبد الله بن عبد الرحمن بن أبي صعصعة عن أبيه عن أبي سعيد الخدري رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال «ليس فيما أقل من خمسة أوسق صدقة، ولا في أقل من خمسة من الإبل الذود صدقة، ولا في أقل من خمس أواق من الورق صدقة»

قال أبو عبد الله: هذا تفسير الأول إذا قال «ليس فيما دون خمسة أوسق صدقة». ويؤخذ أبدا في العلم بما زاد أهل الثبت أو بينوا

## PËR TË ARDHURAT NGA BUJQËSIA MË PAK SE PESË BARRË (VESAKË) NUK JEPET ZEKATË

**1484.** - Na ka treguar Musedded, këtij Jahja të cilit i ka treguar Maliku, kurse këtij Muhamed b. Abdullah b. Abdurahman b. Ebi Sa'sa, duke transmetuar nga Ebu Seid Hudari r.a., kurse ky e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

---

dhe të teret".

Maliku përkitazi me dhënien e zekatit për dirithëra, më së tepërmi pajtohet me Shafi'iun dhe konsideron se zekatë duhet të jepet edhe nga prodhimet: fasule uku, ullinj, farë kolze, farë limuni.

Ahmed b. Hanbeli thotë: "Zekatin duhet dhënë për të gjitha prodhimet në kokrra dhe pemët që qëndrojnë për një kohë të gjatë, që mund të teren dhe maten me terazi, pa marrë parasysh a shërbejnë si ushqim i drejtpërdrejtë për njerëzit apo jo. Kështu që zekati jepet për: grurë, elb, tërshërë, misër, mel, farë limuni, farë trangujsh, për hurma, badema, lejthia, arra,... por nuk jepet për: fiq, mollë, dardha, kumbulla të njoma, kajsija, tranguj, patlixhana, domate, lule.

Hammad b. Sulejman konsideron se zekati jepet për të gjitha llojet e drithërave kokrrore, për perime dhe prodhime pemësh.

Abdari ka transmetuar nga Thevri dhe Ibn Ebi Lejla se zekati jepet vetëm për hurma, grurë dhe elb, kurse Ibnu-l-Uzza transmeton nga Evzai se zekati nuk jepet për ullinj.

Zuhriu dhe Hasan Basriu thonë se zekati jepet, përveç për drithëra, edhe për perime nëse kanë vlerën e 200 dërhemve.

Davud Zahriu dhe juristët e shkollës së tij thonë: "Zekati jepet për të gjitha prodhimet që maten me vesakë (barrë), pasi të arrijnë në pesë vesakë, d.m.th. 1000 kgr. kurse për ato që nuk maten me vesakë zekatë jepet sipas dëshirës pavarsisht nga vëllimi".

**"Për pasuri më pak se pesë vesakë nuk jepet zekatë dhe për më pak se pesë krerë deve si edhe për më pak se pesë ukije argjend".**

Ebu Abdullahu ka thënë: - **Ky komentim është nga transmetuesi i parë (Ibn Abdullah) i cili thotë: "Për pasuri më pak se pesë vesakë nuk ka zekatë", që nuk është e qartë si duhet, kurse në shkencat islame gjithmonë mirret parasysh e dhëna të cilën e kanë thënë njerëz të sigurtë.**

باب أخذ صدقة التمر عند صرام النخل
وهل يترك الصبي فيمس تمر الصدقة؟

١٤٨٥ - حدثنا عمر بن محمد بن الحسن الأسدي حدثني أبي حدثنا ابراهيم بن طهمان عن محمد بن زياد عن أبي هريرة رضي الله عنه قال «كان رسول الله ﷺ يؤتى بالتمر عند صرام النخل، فيجيء هذا بتمره وهذا من تمره، حتى يصير عنده كوماً من تمر، فجعل الحسن والحسين رضي الله عنهما يلعبان بذلك التمر، فأخذ أحدهما تمرة فجعله في فيه، فنظر اليه رسول الله ﷺ فأخرجها من فيه فقال: أما علمت أن آل محمد لا يأكلون الصدقة»

## MARRJA E ZEKATIT NGA HURMAT ME RASTIN E VJELJES DHE A LEJOHET QË FËMIJA TË MARRË HURMA SI SADAKË?

**1485.** - Na ka treguar Umer b. Muhammed b. Hasan Esedi, të cilit i ka treguar babai i vet, duke i thënë se i ka transmetuar Ibrahim b. Tahman që transmeton nga Muhamed b. Zijad, e ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

**- Pejgamberit s.a.v.s. i kanë sjellë hurma me rastin e vjeljes; secili i sillte hurmat e veta ashtu që tek ai (në xhami) u bë një grumbull hurmash,andaj Hasani dhe Huseini r.a. filluan të luajnë me ato hurma, kurse njëri prej tyre e mori një hurmë dhe e futi në gojë, Pejgamberi i All-llahut e pa këtë, ia nxori nga goja dhe tha:**

**"A nuk e di se familja e Muhammedit nuk han zekatë?".**[58]

---

58 Nga hadithi i përmendur rezulton:
- Muhammedit a.s. dhe familjes së tij nuk i lejohet të shfrytëzojë për nevoja personale asnjë kontribut material;
- zekati nga pemët dhe të ardhurat bujqësore merret me rastin e shirjes-vjeljes, para se të hiqen shpenzimet që janë bërë gjatë punës, në frymën e ajetit të Kur'anit: "Jepjani atij

باب من باع ثماره أو نخله أو أرضه أو زرعه وقد وجب فيه العشر

أو الصدقة فأدى الزكاة من غيره، أو باع ثماره ولم تجب فيه الصدقة

وقول النبي ﷺ «لا تبيعوا الثمرة حتى يبدو صلاحها» فلم يحظر البيع بعد الصلاح على أحد،

ولم يخص من وجب عليه الزكاة ممن لم تجب

١٤٨٦ — حدثنا حجاج حدثنا شعبة أخبرني عبد الله بن دينار سمعت ابن عمر رضي الله عنهما «نهى النبي ﷺ عن بيع الثمرة حتى يبدو صلاحها». وكان إذا سئل عن صلاحها قال: حتى تذهب عاهته»

## SHITJA E PRODHIMIT (PEMËVE) OSE TRUPAVE TË PEMËVE OSE TOKËS APO TË MBJELLAVE

për të cilat jepet një e dhjeta ose zekatë dhe për zbatimin e këtij zekati nga ana e ndonjë tjetri dhe shitja e prodhimeve për të cilat nuk jepet zekatë si edhe për deklarimin e Pejgamberit s.a.v.s. "**Mos e shitni asnjë frut deri sa të piqet!**"

**Pejgamberi s.a.v.s.** - thotë Buhariu - **askujt nuk ia ka ndaluar shitjen pas pjekjes së fryteve, por nuk e ka theksuar në mënyrë të veçantë se kush është i ngarkuar me zekatë ndaj atij i cili nuk është i ngarkuar.**

**1486.** - Na ka treguar Haxhxhaxhi, e këtij Shu'be, të cilit i ka thënë Abdullah b. Dinar:

---

që ka nevojë të drejtën e vet ditën e të korrave!"

- Xhamia shfrytëzohet edhe për deponim të përkohshëm të zekatit të tubuar dhe për shpërndarjen e tij, mbajtjen e ligjëratave, pranimin e delegacioneve, për gjykime, ushtrime për të përdorur shpatën dhe punë të tjera të dobishme për shoqërinë islame.

Është mekruh që individi ta shfrytëzojë xhaminë për qëllime personale, e sidomos për tregëti, rrobaqepësi, etj;

- fëmijëve u lejohet ardhja në xhami;

- për punët që u ndalohen të rriturëve duhet informuar edhe fëmijët dhe të largohen prej tyre sa janë të mitur. Ajo që nuk u lejohet të rriturëve duhet ndaluar edhe fëmijëve, në mënyrë që kur të rriten të jenë të mësuar të çojnë jetë islame;

- kujdestari dhe prindi janë të detyruar të kujdesen për punën dhe sjelljen e fëmijve, madje edhe për atë se çka hanë. Vazhdimisht të pengohen nga punët e këqia dhe të nxiten për punë të mira dhe të aftësohen për jetë të pavarur dhe të denjë sipas normave islame.

E kam dëgjuar Ibn Umerin r.a. që thotë: "**Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e frytave para se të piqen**".

Kur e pytën Ibn Umerin për pjekjen e frytave tha:

"**Derisa të kalojë rreziku nga ato**".

١٤٨٧ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ حدَّثني الليثُ حدَّثني خالدُ بنُ يزيدَ عن عطاءِ بنِ أبي رَباحٍ عن جابرِ بنِ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما « نهى النبيُّ ﷺ عن بيعِ الثمارِ حتى يبدوَ صلاحُها »

**1487.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka thënë Lejthi, ndërsa këtij Halid b. Jezidi nga Ata'a b. Ebi Rebah, kurse ky nga Xhabir b. Abdullah r.a., se **Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e fryteve ende të pa pjekura.**

١٤٨٨ – حدثنا قُتيبةُ عن مالكٍ عن حُميدٍ عن أنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه « أن رسولَ اللهِ ﷺ نهى عن بيعِ الثمارِ حتى تُزهِيَ . قال : حتى تَحمارَّ »

**1488.** - Na ka treguar Kutejbe i cili transmeton nga Maliku, kurse ai nga Humejdi, e ky nga Enes b. Malik r.a. se **Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar shitjen e fryteve derisa ato të marrin ngjyrën e vet të zakonshme (të fillojnë të piqen), derisa të mos skuqen mirë - ka thënë ai.**[59]

---

59 Kur pema fiton shijen, nuk i kërcnënohet rreziku që të prishet, nuk të idhtëson kur e han, bërthama i forcohet dhe merr ngjyrën e prodhimit të pjekur, shitblerja e pemëve të tilla lejohet. Kjo lejohet për shkak se edhe në rast të ndonjë shtërngate, prodhimi nuk shkatërrohet në tërësi. Shitblerja e prodhimit të pemëve në ndonjë fazë të mëhershme nuk lejohet.

Nga hadithi i përmendur nxirret përfundimi:

- ai që shet pemët në fazën duke u pjekur, ose tokën me bimë të njoma, është i detyruar të japë zekatin për prodhimet e atyre pemëve, përkatsisht bimëve. Ky lirohet nga zekati vetëm në rast se blerësi merr për detyrë që ai ta japë zekatin. Kështu mendon Maliku. Ebu Hanife thotë: "Në qoftë se në rastin konkret nuk është bërë asnjë marrëveshje, blerësi ka të drejtë të zgjedhë: ose ta përfill blerjen ose t'ia kthejë tokën shitësit".

Mbledhësi i zekatit do ta marrë të dhjetën nga hurmat e terura, përkatësisht pemët e tjera, kurse blerësi do t'i drejtohet shitësit për kompenzimin e të dhjetës që i ka dorëzuar tagërmbledhësit, tubuesit të zekatit.

Shafi'iu sipas një verzioni mendon se kjo shitblerje është jasht ligjit, sepse shitësi ka shitur edhe pasurinë e vet edhe pasurinë që nuk është e tij, e kjo e dyta është zekati - pjesa që u takon të varfërve.

Maliku, Ebu Hanife dhe Shafi'iu në një verzion të mëvonshëm thonë: "Pronarit të

باب هل يشترى صدقته؟ ولا بأس أن يشترى صدقة غيره

لأن النبي ﷺ إنما نهى المتصدق خاصة عن الشراء ولم ينه غيره

١٤٨٩ - حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب عن سالم أن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما كان يحدث «أن عمر بن الخطاب تصدق بفرس في سبيل الله، فوجده يباع، فأراد أن يشتريه، ثم أتى النبي ﷺ فاستأمره فقال: لا تعد في صدقتك. فبذلك كان ابن عمر رضي الله عنهما لا يترك أن يبتاع شيئا تصدق به إلا جعله صدقة»

## A MUND TË BLESH ZEKATIN TËND QË MË PARË IA KE DHËNË DIKUJT?

Nuk është gabim që dikush, përveç atij që e ka pasë detyrë, të blejë zekatin, sepse **Pejgamberi s.a.v.s. këtë blerje, në mënyrë decidive ia ka ndaluar vetëm atij që e ka pasë detyrë ta japë, ndërsa të tjerëve jo.**

**1489.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr, këtij i ka thënë Lejthi që transmeton nga Ukajli, e ky nga Ibn Shihabi, ndërsa ky prej Salimit se Abdullah b. Umer r.a. ka treguar, se Umer b. Hattab ka dhënë për hirë të All-llahut një kalë (ndonjë luftëtari), më vonë e gjeti duke e shitur dhe ka dëshiruar ta blejë për vete. Shkoi te Pejgamberi s.a.v.s. dhe kërkoi lejen e tij.

- **Mos u kthe te zekati yt!** i tha Muhammedi a.s.

---

pemëve i lejohet të shesë drunjt e pemëve në kohën kur pemët nuk kanë filllluar të piqen, por për atë vit me zekatë ngarkohet bleresi i trupavet të pemëve, ashtu siç thuhet në Kur'an: "Jepjani varfanjakut të drejtën e tij në kohën e vjeljes!"

Me normat islame ndalohet shitblerja e pemëve të papjekura dhe bimës së njomë, për shkak se ato deri kur të piqen dhe të vilen, a fshihen, mund të shkatërrohen dhe bleresi me këtë rast materialisht dëmtohet, kurse shitblerja e trupave të pemëve në kohën e frytave të papjekura është plotësisht e lirë të shitet, sepse aty, megjithatë, ka llogari në perspektivë,

- shitja e pemëve dhe drithërave për të cilat duhet dhënë zekatin është e lejuar edhe para se të jepet zekati për këto. Sipas mendimit të Malikut dhe Lejthit zekatin për këto prodhime e jep shitësi, në rast se gjatë pazarit nuk ia ka kushtëzuar zekatin bleresit. Mirëpo Imam Ahmedi, Thevriu dhe Evzai me këtë zekatë e ngarkojnë shitësin me çdo kusht.

Për këtë shkak Ibn Umeri r.a. nuk ka ngurruar, të gjitha gjërat e blera, të cilat më herët i ka shpërndarë si kontribute vullnetare, që përsëri t'i jepte si kontribut.

١٤٩٠ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكُ بنُ أنسٍ عن زيدِ بنِ أسلمَ عن أبيهِ قال: سمعتُ عمرَ رضيَ اللهُ عنه يقول «حملتُ على فرسٍ في سبيلِ اللهِ، فأضاعَهُ الذي كانَ عندَه، فأردتُ أن أشتريَهُ – وظننتُ أنهُ يبيعُهُ برُخصٍ – فسألتُ النبيَّ ﷺ فقال: لا تشترِ، ولا تَعُدْ في صدقتِكَ وإن أعطاكَهُ بدرهمٍ، فإنَّ العائدَ في صدقتِهِ كالعائدِ في قيئِهِ»

**1490.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, se i ka treguar Malik b. Enesi, duke transmetuar nga Zejd b. Eslemi, e ky nga babai i vet i cili ka thënë:

E kam dëgjuar Umer b. Hattabin r.a. duke thënë: **"I kam falur një luftëtari një kalë për hirë të All-llahut, por ai shumë shpejt e dobësoi, prandaj dëshirova që përsëri ta blej duke menduar se do të ma shiste dhe do të kisha privilegje për këtë.** Lidhur me këtë e pyeta edhe Pejgamberin s.a.v.s. dhe ai më tha:

**- Mos e blej për vete dhe mos u kthe tek sadaka yte, qoftë edhe sikur të ta shiste për një metelik. Ai i cili kthehet tek sadaka e vet i ngjan atij që do të kthehej te ajo që e ka vjellur".**[60]

---

60 Nga hadithet e përmendura del përfundimi:

- është mekruh ta blesh sendin të cilin më herët ia ke dhënë dikujt në emër të zekatit ose dhuratës. Ky mendim është i Malikut, i juristëve të Kufes dhe Shafi'iut. Ibn Batal thotë: "Këtë mendim e pranojnë pjesa dërmuese e juristëve islamë. Kjo shitblerje nuk është e dëmshme e as e paligjshme, por duhet shmangur". Ibn Mundhiri thekson se mendimin e përmendur e pranojnë: Hasan Basriu, Ikrime, Rebi'a dhe Evza'i. Ibn Kasar thotë se ka juristë të cilët nuk e lejojnë këtë shitblerje dhe e konsiderojnë edhe të paligjshme edhe të dëmshme. Gjësendi që i është dhënë dikujt në emër të kontributit material për pasurinë, është e lejuar që më vonë të pranohet në formë të trashëgimit. Kjo është e lejuar me mendim unanim nga juristët islamë, pa asnjë vërejtje. Muhaddithët tregojnë se një grua erdhi te Muhammedi a.s. dhe e pyeti: "O Pejgamber i Zotit, unë i kam falë nënës sime një shërbëtore, por ajo tash ka vdekur?".

- shpërblimi të takon gjithsesi por edhe ajo të përket ty si trashëgim që mbetet pas nënës tënde;

- rëndësi të posaçme ka ndihma që u jepet luftëtarëve për hir të fjalës së All-llahut dhe

باب ما يُذكَرُ في الصدقةِ للنبيِّ ﷺ

١٤٩١ — حدثنا آدمُ حدثنا شُعبةُ حدثنا محمدُ بنُ زيادٍ قال: سمعتُ أبا هريرةَ رضيَ اللهُ عنه قال «أخذَ الحسنُ بنُ عليٍّ رضيَ اللهُ عنهما تمرةً من تمرِ الصدقةِ فجعلَها في فيهِ، فقال النبيُّ ﷺ: كِخْ، كِخْ، ليَطرَحَها. ثمَّ قال: أما شعرتَ أنّا لا نأكلُ الصدقةَ»؟

## PËR ZEKATIN DHE PEJGAMBERIN s.a.v.s.

**1491.** - Na ka treguar Ademi se i ka transmetuar Shu'be kurse atij i ka treguar Muhammed b. Zejd:

**- E kam dëgjuar Ebu Hurejren i cili thotë: Hasan b. Alij r.a. mori një hurmë nga zekati dhe e vuri në gojë, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. tha:**

**- Lere atë! Hudhe! - ashtu që ai e hudhi. Pastaj e pyeti:**

**- A nuk e din se ne me të vërtetë nuk hamë nga zekati?**[61]

باب الصدقةِ على مَوالي أزواجِ النبيِّ ﷺ

١٤٩٢ — حدثنا سعيدُ بنُ عُفَيرٍ حدثنا ابنُ وَهبٍ عن يونسَ عنِ ابنِ شهابٍ حدثني عبيدُ اللهِ بنُ عبدِ اللهِ عن ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «وَجدَ النبيُّ ﷺ شاةً ميّتةً أُعطِيَتْها مولاةٌ لميمونةَ منَ الصدقةِ، قال النبيُّ ﷺ: هلّا انتفَعتُم بجِلدِها؟ قالوا: إنها ميتةٌ. قال: إنما حَرُمَ أكلُها»

---

për dobi të bashkësisë së vet. Duhet kurajuar njerëzit për këso ndihmash luftëtarëve.

61 Zekati dhe kontributet e tjera për pasurinë janë mjet i pastrimit të shpirtit nga koprracia dhe egoizmi, si edhe përgatitje e njerëzve për bujari dhe ndihmë materiale atyre që kanë nevojë. Në Kur'an thuhet: *"Merre zekatin nga pasuria e tyre që t'i pastrosh!"*.
Njeriu i aftë dhe me dinjitet nuk pranon sadakë, sepse ajo është nënçmim për të. Sikur Muhammedi a.s. ta kishte pranuar sadakën, armiqtë e fesë islame do ta kishin sulmuar dhe do ta kishin akuzuar se propagandon dhe tubon sadakë me qëllim të pasurimit individual, për komoditet personal. Për këtë shkak në Kur'an, në shumë vende, theksohet: "Thuaj, unë nuk u kërkoj kurrfarë shpërblimi për këto udhëzime..." Pejgamberëve nuk u ka hije të pranojnë sadakë. Ata, me ndihmë të All-llahut, nevojat e tyre jetësore i kanë plotësuar me punë të vet, kurse tërë pasurinë e tyre për të cilën nuk kishin shumë nevojë, ua shpërndanin, të njejtën ditë, të varfërve dhe atyre që kishin nevojë.

## DHËNIA E ZEKATIT ROBËRVE TË LIRUAR

**1492.** - Na ka treguar Seid b. Ufejr, këtij Ibn Vehb duke transmetuar nga Junusi e ai nga Ibn Shihabi, të cilit i ka treguar Ubejdullah b. Abdullah nga Ibn Abbasi r.a. i cili ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. e gjeti një dele të coftë në zekatin e mbledhur, që i kishin dhënë robëreshës së liruar të Mejmunit, prandaj tha:**

**"Ta kishit shfrytëzuar lëkurën e saj!"**

- **Po kjo është e cofur** - u përgjigjën të pranishmit.

- **E ndaluar është vetëm ngrënia e saj**, tha Pejgamberi.

١٤٩٣ — حدثنا آدمُ حدثنا شُعبةُ حدثنا الحكمُ عن إبراهيمَ عنِ الأسودِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها أنها أرادَتْ أن تَشتريَ بَريرةَ للعتق، وأرادَ مَواليها أن يَشترطوا وَلاءها، فذكرَتْ عائشةُ للنبيِّ ﷺ، فقال لها النبيُّ ﷺ: اشتَريها، فإنما الوَلاءُ لِمَن أعتقَ. قالت: وأُتيَ النبيُّ ﷺ بلحمٍ، فقلتُ: هذا ما تُصدِّقَ به على بَريرةَ، فقال: هو لها صدقةٌ ولنا هديةٌ»

**1493.** - Na ka treguar Ademi se i ka treguar Shu'be, e këtij Hakemi nga Ibrahimi, ndërsa ky nga Esvedi, e ky nga Aisheja r.a. se ka dëshiruar ta blejë Berirën me qëllim që ta lirojë, kurse zotërinjtë e saj kushtëzonin mbikëqyrjen.

Aishja këtë ia përmendi Pejgamberit s.a.v.s. dhe ai tha:

**"Bleje për vete! Mbikqyrja i takon atij që e liron".**

Në këtë moment, thotë Aisheja, Pejgamberit i sollën ca mish e unë i thash:

**- Ky i është dhuruar Berirës për sadakë.**

- **Ky është sadakë për ate, kurse për ne është dhuratë** - u përgjigj Pejgamberi.[62]

---

62 Është ndaluar-haram, ngrënia e mishit të kafshës së coftë, kurse përdorimi i lëkurës së regjur, të të njëjtës kafshë lejohet.
Ebu Davudi ka shënuar:
- Pejgamberi kaloi pranë disa kurejshive që po tërhiqnin zvarrë një dele të coftë,
- T'ia kishit marrë lëkurën! - tha Pejgamberi.
- Kjo kishte cofur -u përgjegjën ata.
- këtë e pastron uji kur regjet - shtoi Pejgamberi.

Ahmedi në Sunenin e tij thekson se Ibn Abbasi ka thënë:
- Sevda bint Zem'it i cofi delja dhe ajo tha: "O Pejgamber i All-llahut, filan fistekut i ka cofur delja?"
T'ia kishit marrë lëkurën!
- A të marrim lëkurën e deles së cofur? pyeti Sevda.
- Ju nuk e hani mishin e saj, por do të shfrytëzoni vetëm lëkurën e saj - u përgjigj Pejgamberi.
Pastaj ajo e dërgoi një njëri që ta rjepë lëkurën, ai e bëri këtë, dhe kjo prej lëkurës bëri një calik të cilin e përdori deri kur u gris.
Muslimi sjell hadithin: "Lëkura e kafshës së cofur kur përpunohet, regjet, bëhet e pastër". Ka muhadddithë që transmetojnë se e kanë pyetur Muhammedin a.s. për çështjen e lëkurës, dhe është përgjegjur: "ajo pastrohet me regjje", e në një verzion tjetër theksohet se ka thënë: "Përdornie lëkurën e kafshës së cofur kur të bëhet me dhe, me fi apo material të ngjashëm".
Nga hadithet e përmendura rezulton:
- numri më i madh i as'habëve dhe pasuesve të tyre (tabiin, pasues të shokëve të Muhammedit a.s.) konsiderojnë se lëkura e kafshës së cofur pastrohet me regjje. Këtë mendim e miratojnë: Ibn Mes'udi, Ibn Musejjeb, Ata. B Ebi Rbahu, Hasan Basri, Shabiu, Nehaiu, Salimi, Ibn Xhubejri, Katadeja, Dahaku, Lejthi, Evzai, Thevri, Abdullah b. Mubareku, Ebu Hanifeja dhe juristë të tjerë të shkollës së tij, si edhe Is'haku dhe Shafi'iu;
- lëkura e regjur e kafshës së cofur mund të përdoret për nevoja personale, kurse e paregjura nuk mund të përdoret.
Tahaviu transmeton se Lejthi ka thënë: "Lëkurën e kafshës së cofur nuk është e ndaluar ta shesish edhe para se ta regjish, sepse Pejgamberi a.s. e ka lejuar përdorimin e saj, e shitja është një formë e përdorimit". Ebu Xhaferi ka thënë: "Asnjë jurist përveç Lejthit, nuk ka transmetuar mendimin se është i lejuar përdorimi dhe shitja e lëkurës së kafshës së cofur, para se të përpunohet".
Përkitazi me pastërtinë e lëkurës së regjur të kafshës së cofur ka shtatë qëndrime juridike, normative:
- a) me të regjur pastrohet lëkura e çdo kafshe të cofur, përveç e qenit dhe e derrit, dhe mund të përdoren si lëndë e parë dhe të terura, qoftë nga kafshët që u hahet mishi apo nga ato që nuk u hahet mishi. Ky është qëndrimi i Ibn Mes'udit dhe Shafi'iut;
- b) lëkura e kafshës së cofur nuk pastrohet me të regjur. Këtë mendim e kanë transmetuar nga Umer b. Hattabi, Abdullah b. Umeri, Aisheja, Ahmedi dhe Maliku;
c) me të regjur do të pastrohet lëkura e asaj kafshe, mishi të cilës, nëse është prerë me sheriat, hahet. Kështu mendon Evzaiu, Ibën Mubareku dhe Ebu Lejthi;
ç) me të regjur pastrohet lëkura e të gjitha kafshëve të cofura përveç asaj të derrit. Këtë mendim e miratojnë juristët e shkollës hanefite;
d) me të regjur bëhet e pastër ana e jashtme e çdo lëkure, madje edhe e lëkurës nga kafsha e cofur, përveç të derrit, dhe mund të përdoren në formë të terur ose si lëndë e parë. Në lëkurë të tillë mund të falesh, por nuk mund të falesh i veshur me të;

باب إذا تحولت الصدقة

١٤٩٤ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا يزيد بن زريع حدثنا خالد عن حفصة بنت سيرين عن أم عطية الأنصارية رضي الله عنها قالت « دخل النبي ﷺ على عائشة رضي الله عنها فقال: هل عندكم شيء؟ فقالت: لا، إلا شيء بعثت به إلينا نسيبة من الشاة التي بعثت بها من الصدقة. فقال: إنها قد بلغت محلها »

## KUR ZEKATI E NDËRRON STATUSIN E VET

**1494.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah, këtij i ka thënë Jezid b. Zurej, ndërsa këtij Halidi me anë të Hafse bintu Sirinë nga Ummi Atije Ensarije r.a. e cila ka thënë:

**- Pejgamberi s.a.v.s. ka hyrë tek Aisheja r.a. dhe i tha: "A ke ndonjë send (për të ngrënë)?**

**- Përveç çka na ka dërguar Nusejba nga ajo delja që ia ke dërguar ti nga zekati.**

**- Kjo ka ardhur në vendin e vet** - tha ai.

١٤٩٥ – حدثنا يحيى بن موسى حدثنا وكيع حدثنا شعبة عن قتادة عن أنس رضي الله عنه « أن النبي ﷺ أتي بلحم تصدق به على بريرة فقال: هو عليها صدقة، وهو لنا هدية »
وقال أبو داود: أنبأنا شعبة عن قتادة سمع أنسا عن النبي ﷺ

**1495.** - Na ka treguar Jahja b. Musa se i ka treguar Veki'a e ky ka dëgjuar nga Shu'be i Katades, kurse ai nga Enesi, se Pejgamberi s.a.v.s. për mishin e sjellur këtij, që më parë i është dhënë Berirës si sadakë, ka thënë: **"Ai për atë është sadakë, kurse për ne është dhuratë".**

---

dh) Davudi dhe Zuhriu konsiderojnë se me të regjur pastrohet lëkura e coftinës, madje edhe e qenit, si ana e jashtme ashtu edhe ana e brendshme;

e) sipas mendimit të disa juristëve të Shkollës shafi'ite përdorimi i lëkurës së kafshës së cofur lejohet edhe pa u regjur, qoftë në formë të terur ose si lëndë e parë.

Kushtet e vëna në kundërshtim me ligjet nuk kanë vlerë juridike dhe nuk duhet t'iu përmbahemi.

Ebu Davud ka thënë: "Na ka informuar Shu'be, duke transmetuar nga Katade, se ky hadithin e lartpërmendur e ka dëgjuar nga Enesi r.a., kurse ky nga Pejgamberi s.a.v.s..

باب أخذِ الصدقةِ منَ الأغنياءِ، وتُرَدُّ في الفقراءِ حيثُ كانوا

١٤٩٦ — حدَّثنا محمدٌ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا زكرياءُ بنُ إسحاقَ عن يحيى بنِ عبدِ اللهِ بنِ صَيفيٍّ عن أبي مَعْبَدٍ مَولى ابنِ عبَّاسٍ عن ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «قال رسولُ اللهِ ﷺ لمعاذِ بنِ جَبَلٍ حينَ بَعَثَهُ إلى اليمنِ: إنكَ ستأتي قوماً أهلَ كتابٍ، فإذا جِئتَهُم فادعُهم إلى أن يَشهدوا أنْ لا إلهَ إلاَّ اللهُ وأنَّ محمداً رسولُ اللهِ، فإنْ هم أطاعوا لكَ بذلكَ فأخبِرْهم أنَّ اللهَ قد فَرَضَ عليهم خمسَ صلواتٍ في كلِّ يومٍ وليلةٍ، فإنْ هم أطاعوا لكَ بذلكَ فأخبِرْهم أنَّ اللهَ قد فَرَضَ عليهم صدقةً تُؤخَذُ من أغنيائهم فتُرَدُّ على فقرائهم. فإنْ هم أطاعوا لكَ بذلكَ فإيَّاكَ وكَرائمَ أموالِهم. واتَّقِ دَعوةَ المظلومِ، فإنه ليسَ بينَهُ وبينَ اللهِ حِجابٌ»

## MARRJA E ZEKATIT NGA PASANIKËT DHE DHURIMI TË VARFËRVE KUDO QË TË JENË ATA

**1496.** - Na ka treguar Muhammedi, të cilin e ka informuar Abdullahu se i ka transmetuar Zekerijja b. Is-hak nga Jahja b. Abdulah b. Sajfa, e ky nga Ebu Ma'bedi - rob i liruar i Ibn Abbasit kurse ai prej Ibn Abbasit r.a. i cili ka thënë: - I Dërguri i All-llahut xh.sh. i ka thënë Muadh b. Xhebelit, kur e ka dërguar për në Jemen: **"Ti do të shkosh tek një popull që i përmbahet Librit, prandaj kur të shkosh tek ata, thirri të dëshmojnë: Se nuk ka Zot tjetër përveç një të Vetmit All-llah dhe se Muhammedi është i Dërguar i All-llahut. Nëse binden në këtë, lajmëroji se All-llahu ka caktuar kryerjen e pesë kohëve të namazit për çdo ditë. Pasi që të binden edhe për këtë, informoi se All-llahu u ka caktuar detyrimisht ndarjen e zekatit, që mirret nga të pasurit e tyre dhe u jipet varfanjakëve të tyre.**

**Ruaju nga pasuria e tyre më e çmueshme dhe frikësoju mallkimit të atyre që u është bërë dëm, sepse ndërmjet atij dhe All-llahut nuk ka kurrfarë perdje (ndërmjetës).**[63]

---

63 Me hadithin e përmendur u tërhiqet vërejtja udhëheqësve se është e nevojshme sjellja e drejtë ndaj njerëzve. Njerëzit e padrejtë i mallkon edhe All-llahu edhe njerëzit. Në Kur'an

بابُ صلاةِ الإمامِ ودُعائِهِ لصاحبِ الصدقةِ ، وقولِهِ [ ١٠٣ التوبة ] :

﴿ خُذْ من أموالِهِم صدقةً تُطهِّرُهم وتُزكِّيهم بها ، وصَلِّ عليهم ، إنَّ صلاتَكَ سَكَنٌ لهم ﴾

١٤٩٧ — حدثنا حفصُ بنُ عمرَ حدثنا شُعبةُ عن عمرٍو عن عبدِ اللهِ بنِ أبي أوفى قال « كان النبيُّ ﷺ إذا أتاه قومٌ بصدقتِهِم قال : اللهمَّ صَلِّ على آلِ فلانٍ . فأتاهُ أبي بصدقتِهِ فقال : اللهمَّ صَلِّ على آلِ أبي أوفى »

## NAMAZI I UDHËHEQËSIT DHE BEKIMI I TIJ PËR DHËNIEN E ZEKATIT DHE FJALËT E TË LARTMADHËRISHMIT:

**"Merre nga pasuria e tyre zekatin me të cilin do t'i pastrosh dhe me çka do t'ua shtosh dhe lutu për ata! Pa dyshim lutja yte është qetësim për ata. All-llahu të gjitha i di mirë:.**

**1497.** - Na ka treguar Hafs b. Umer, këtij Shu'be, duke transmetuar nga Amri, e ky nga Abdullah b. Ebi Evfa i cili ka thënë:

**- Kur i sillnin njerëzit zekatin e tyre, I dërguari i All-llahut u thoshte: "O Zot, bekoje dhe mëshiroje familjen e filan fistekut!"** Në këtë kohë ia solli zekatin edhe babai im dhe ai i tha: **"O Zot! mëshiroje dhe bekoje familjen e Ebu Evfit!".**

---

thuhet: "Mallkimi i All-llahut qoftë mbi të padrejtit dhe kriminelët". Mallkimi i All-llahut është edhe në largimin e njeriut të padrejtë nga mëshira e All-llahut. Padrejtësia është e ndaluar me të gjitha librat e shenjtë, ligjet e mëparshëm të All-llahut por edhe me ligjet e njerëzve.

Imam Ahmedi në Musnedin e tij ka shënuar, me anë të Ebu Hurejres, hadithin me këtë domethënie: "Lutja e atij të cilit i bëhet dëmi është e pranuar te All-llahu, por nëse është vetë mëkatar, për këto do të përgjigjet para All-llahut".

Në bazë të kësaj që u tha, kërkesën e secilit duhet dëgjuar, ta shqyrtosh seriozisht dhe ta zgjedhësh drejt, qoftë në pyetje muslimani apo jomuslimani.

باب ما يُستخرج من البحر

وقال ابن عباس رضي الله عنهما : ليس العنبرُ بركازٍ ، هو شيء دَسَرَهُ البحرُ

وقال الحسنُ : في العنبرِ واللؤلؤِ الخُمسُ ، فإنما جعلَ النبيُّ ﷺ في الركازِ الخمسَ ، ليسَ في الذي يُصابُ في الماء

١٤٩٨ — وقال الليثُ : حدثني جعفرُ بنُ ربيعةَ عن عبدِ الرحمنِ بنِ هُرمزَ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه عن النبيِّ ﷺ « ان رجلاً من بني إسرائيلَ سألَ بعضَ بني إسرائيلَ بأنْ يُسلِفَهُ ألفَ دينارٍ ، فدفعَها اليه ، فخرجَ في البحرِ فلم يجدْ مركباً ، فأخذَ خشبةً فنقرَها فأدخلَ فيها ألفَ دينارٍ فرمى بها في البحرِ ، فخرجَ الرجلُ الذي كان أسلفَهُ فاذا بالخشبةِ ، فأخذَها لأهلهِ حطباً ـ فذكرَ الحديثَ ـ فلما نشرَها وجدَ المالَ »

## PËR GJËRA QË NXIRREN NGA DETI

Ibn Abbasi r.a. ka thënë: Xhevahirët nuk janë sikur pasuria e nëntokës. Ajo është diçka që nxjerr deti në sipërfaqe.

Hasan Basriu thotë: "**Për xhevahirë e margaritarë jepet e pesta.**

**Pejgamberi s.a.v.s.**, thotë Buhariu, **ka caktuar një të pestën vetëm për pasurinë që është e gjetur nën tokë, e jo edhe për atë që gjendet në ujë.**

**1498.** - Lejthi tregon se i ka treguar Xhafer b. Rebia duke transmetuar nga Abdurahman b. Hurmuzi, e ky nga Ebu Hurejre r.a. ndërsa ky nga **Pejgamberi s.a.v.s. se si një izrealit kërkoi nga një izrealit tjetër që t'i japë hua 1000 dukat. Ai ia dha, kurse më vonë ky shkoi në det dhe pasi nuk gjeti ndonjë barkë, e mori një dru, e gdhendi i bëri një gropë dhe në atë gropë i futi 1000 dukatë dhe ashtu në atë dru të gdhendur e hudhi në det.**

**Më pastaj njeriu që ia pat dhënë huanë doli, buzë detit, dhe e pa atë dru, e mori dhe e solli në shtëpi për ta djegur.**

Ebu Hurejre, pastaj e përshkroi tërë rastin dhe tha: **Kur e çau ky drurin, aty gjeti pasurinë e vet".**[64]

64 Nesaiu, të njëjtin rast, në Musnedin e vet e transmeton pak më gjërësisht, në këtë variant: "Një izrealit erdhi te një izrealit tjetër dhe kërkoi hua nja 1000 dukat.
- M'i sjell dëshmitarët të cilëve unë u besoj - tha ai.

- Na mjafton për dëshmitarë All-llahu - u përgjegj huamarrësi.
- Më sjell një dorëzan (garantues)! - tha huadhënësi.
- Na mjafton All-llahu për dorëzan - u përgjegj huamarrësi.
- Ke folur të vërtetën - tha huadhënësi dhe ia dha shumën e kërkuar të dukatëve hua me afat të caktuar.

Kur arriti afati i caktuar huamarrësi doli në breg të detit me qëllim që të gjejë mjet për të kaluar deri te huadhënësi dhe t'ia kthejë borxhin në afatin e paraparë. Nuk gjeti mjet për të dalë përtej ujit dhe mori një dru të trashë, bëri një vrimë i futi aty 1000 dukatë dhe bashkë me të një letër për huadhënësin. E rregulloi, dhe e hudhi drurin në det, duke u lutur: "O Zot, ti e di se unë lypa prej filan fistekut hua prej 1000 dukatësh. Ai më lypi dëshmitarë, e unë iu përgjegja "All-llahun e kam dëshmitarin më të mirë". Ai ishte i kënaqur me Ty, por më kërkoi dorëzan. Unë përsëri i thashë: "All-llahun e kam dorëzanin më të mirë". Ai ishte i kënaqur me ty dhe më dha 1000 dukatë për një afat të caktuar. Unë u mundova të gjejë ndonjë mjet për të kaluar deri te ai dhe t'ia kthej me kohë këto dukatë, por përkundra të gjitha përpjekjeve të mia nuk pata sukses. Prandaj, tash, o i Gjithfuqishmi Zot, po ta besoj Ty këtë borxh!" Pasi i tha fjalët e lartpërmendura dhe e hudhi drurin me dukatë në det, u kthye prap për në vendin ku jetonte, por rrugës vazhdimisht pyeste, mos po gjen ndonjë barkë për të kaluar tek vendbanimi i huadhënësit. Pas disa ditësh huadhënësi doli buzë detit të presë huamarrësin me ndonjë barkë. Duke shetitur buzë detit, rastësisht pa një dru të trashë që notonte mbi ujë. Ky e mbërrini dhe e shpuri në shtëpi për ta djegur. Pasi që e çau në shtëpi, aty i gjeti dukatët e pështjellur me letër nga huamarrësi i tij.

Pas një kohe të gjatë arriti edhe borxhliu personalisht me 1000 dukatët tjerë dhe i tha: "Pasha All-llahun, gjatë kohë kam lypur ndonjë mjet transporti, për të ta kthyer me kohë borxhin por nuk kam gjetur asgjë deri tash, dhe ja tash erdha".
- A më ke dërguar ndonjë send më heret? e pyeti huadhënësi.
- Të thash se nuk kam mund të gjejë mjet transporti, përveç kësaj barke që e gjeta tash - u përgjegj huamarrësi.
- All-llahu m'i dorëzoi të tëra çka m'i kishe dërguar në atë drurin - tha huadhënësi.

Në këtë mënyrë huamarrësi u kthye prap në shtëpi me dukatët.

Nga rasti i përmendur rezulton:
- lejohet të bësh marrëveshje për hua me afat të caktuar për kthimin e borxhit;
- për çka gjendet në det nuk jepet zekatë derisa të mos bëhet një vjet në pronësinë e atij që i ka gjetur;
- ai i cili me të vërtetë mbështetet në All-llahun xh.sh. siç kanë bërë Pejgamberët apo siç bëjnë evlijatë, Ai do t'u ndihmojë.

باب فى الرِّكازِ الخُمسُ ، وقال مالكٌ وابن إدريس : الرِّكازُ دِفنُ الجاهلية ، فى قليلِهِ وكثيرِهِ
الخُمسُ ، وليسَ المعدنُ بِرِكازٍ . وقد قال النبيُّ ﷺ فى المعدنِ جُبارٌ ، وفى الرِّكازِ الخُمسُ . وأخذَ عمرُ بنُ عبدِ
العزيزِ منَ المعادنِ من كلِّ مائتينِ خمسةً . وقال الحسنُ : ما كان من رِكازٍ فى أرضِ الحربِ ففيهِ الخُمسُ ، وما كان
من أرضِ السِّلْمِ ففيهِ الزَّكاة . وإن وَجدتَ اللُّقَطةَ فى أرضِ العدوِّ فعرِّفْها ، وإن كانت منَ العدوِّ ففيها الخُمسُ .
وقال بعضُ الناسِ المعدنُ رِكازٌ مثلُ دِفنِ الجاهلية ، لأنه يقال : أركَزَ المعدنُ إذا خرجَ منه شيء . قيل له : قد يقال
لمن وُهِبَ له شيء أو رَبِحَ ربحاً كثيراً أو كثُرَ ثمرُهُ أركزتَ . ثم ناقضَ وقال : لا بأسَ أن يكتُمَهُ فلا يُؤدِّيَ
الخمس .

## PËR PASURINË E GJETUR NËN TOKË JEPET NJË E PESTA

Malik dhe Ibn Idris kanë thënë: "Në **"rikaz"**, d.m.th. në pasurinë e nëntokës në periudhën parakur'anore, qoftë shumë ose pak, jepet një e pesta, por as xehja nuk është **"rikaz"**".

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Për mineralet, xehet, nuk ka pagesë me të holla, kurse për pasurinë e gjetur nën tokë duhet një e pesta".**

Umer b. Abdulaziz ka marrë prej xehes për çdo 200 dërhem pesë dërhem.

Hasan Basriu ka thënë: **"Për atë që gjendet nën tokë nga pasuria, në vendin joislam jepet një e pesta, kurse për atë që gjendet në vendin me të cilin ka marrëveshje paqe, jepet zekati. Nëse gjësendin e humbur e gjen në vendin armiqësor, shpalle, e nëse i takon armikut për atë jepet e pesta".**

Dikush nga të pranishmit, thotë Buhariu, ka thënë: **"Xehja është pasuri nëntoksore sikurse pasuria nëntokësore paraislame"**. Mirëpo, kur nga kjo del diçka në sipërfaqe të tokës, thuhet: **"Ka gjetur xehe".**

I është thënë edhe kjo:

- Ndonjëherë individit i thuhet: **"Ke gjetur pasuri nëntoksore, kur diçka i dhurohet ose kur i afrohet ndonjë fitim i madh, apo plleshmëri e madhe.**

Ai pastaj ra në kundërshtim me vetvetën duke thënë: Nuk ka dëm nëse njeriu pasurinë e gjetur nëntoksore ose xehen e fshehë që të mos i japë të pestën (arkës së shtetit).

١٤٩٩ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن ابن شهاب عن سعيد بن المسيب وعن أبي سلمة ابن عبد الرحمن عن أبي هريرة رضي الله عنه أن رسول الله ﷺ قال « العجماء جبار، والبئر جبار، والمعدن جبار، وفي الركاز الخمس »

**1499.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, duke thënë se i ka transmetuar Maliku nga Ibn Shihabi, e ky nga Seid b. Musejjeb dhe Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Kafshët (e lënduara, axhmâu) janë të liruara nga pagesa, bunari është i liruar, xeherorja është e liruar, kurse për pasurinë nëntokësore jepet e pesta".**[65]

---

65 Ebu Zinad thotë: "Umer b. Abdu-l-aziz ka marrë nga xeheroret një të katërdhjetën, d.m.th. 2,5%.

Sendin e gjetur të armikut nuk duhet shpallur, ajo trajtohet pre lufte. Nga vlera reale e atij sendi 1/5 i jepet arkës shtetit, kurse pjesën tjetër e mban për vete kush e ka gjetur, si pronë të veten. Sendin e gjetur në vendin joislam duhet shpallur sepse është e mundshme që të jetë pronë e ndonjë muslimani i cili ka kaluar ose ka jetuar në atë vend.

Ebu Hanife nuk ka shprehur kontradiktë, por siç e ka shënuar Tahavi, ka dhënë një përfundim logjik: "ai që nxjerr pasurinë nga nëntoka, nuk bën gabim nëse i jep një të pestën të varfërve, por nëse edhe vetë është i nevojshëm, i lejohet ta marrë për vete dhe nevojat personale". Ebu Hanifeja me këtë deklaratë kishte për qëllim të vejë në spikamë se gjetësi ka detyrime konkrete ndaj arkës së shtetit në vlerë prej 1/5-ës, por njëkohsisht edhe të drejtë të marrë pjesë në prenë e luftës me të njëjtën vlerë, sasi. Sipas kësaj, të pestën që do ta ndalë gjetësi për vete, nga pasuria e gjetur në dhe, është vetëm një shpërblim për pjesën që i takon nga preja e luftës, e duhet t'ia japë arka e shtetit.

Nga hadithi nxirret përfundimi:

- nuk kemi detyrim të japim damshpërblim as për gjak as në të holla, nëse dikush bie në bunarin tonë, në tokën tonë, ose në rast se muret e bunarit, gjatë punës, e lëndojnë, përkatësisht e mbysin punëtorin. E njëjta rregull vlen për minatorin në minierë. Në të dy rastet, qoftë ai udhëtar ose punëtor, duhet të ruhet vetë dhe të ndërmarrë të gjitha masat e sigurisë personale;

- lëndimi nga kafshët mund të jetë llojesh të ndryshme. Kadi' Ijad thotë: "Juristët janë të mendimit se për lëndimin e shkaktuar nga kafshët gjatë ditës nuk ka dëmshpërblim, nëse me kafshën nuk ka qenë asnjë nga pronarët e saj. Mirëpo, në rast se me te ka qenë kalorësi ose grahësi, ose roja, bariu, atëherë dëmshpërblimi është sipas vlerësimit real të lëndimit.

Dhahirinjtë, duke iu përmbajtur hadithit fjalëpërfjalë, konsiderojnë se për lëndim të

باب قولِ اللهِ تعالى [ ٦٠ التوبة ] : ﴿ والعاملينَ عليها ﴾ ومحاسبةِ المصدِّقينَ معَ الإمامِ

١٠٠٠ — حدثنا يوسفُ بنُ موسى حدثنا أبو أُسامةَ أخبرَنا هشامُ بنُ عُروةَ عن أبيهِ عن أبي حُميدٍ الساعديِّ رضيَ اللهُ عنهُ قال « استعملَ رسولُ اللهِ ﷺ رجُلاً من الأسْدِ على صدقاتِ بني سُلَيمٍ يُدعى ابنَ الأُتْبيةِ فلما جاءَ حاسبَهُ »

---

shkaktuar nga kafshët nuk ka kurrfarë dëmshpërblimi në asnjë rast, qoftë ta ketë bërë kafsha me këmbët e para a të prapme, me përjashtim nëse për këtë e ka nxitur kalorësi, gjegjësisht grahësi, me ç'rast kafsha trajtohet si mjet në duar të njeriut.

Shafi'itë thonë: "Dëmshpërblimi jepet për dëmin e bërë dhe për lëndimin e shkaktuar qoftë me këmbë të para a të prapme ose me gojë. Nuk ka rëndësi a ka qenë me te pronari, i autorizuari ose mbikëqyrësi, qoftë kafsha e marrë me qira ose e grabitur pa lejen e pronarit. Nëse kafsha shkakton vdekjen e njeriut, pronari jep dëmshpërblimin sipas ligjit.

Imam Maliku, Lejthi dhe Evzaiu thonë: "Nuk ka dëmshpërblim nëse kafsha e godet dikend me këmbë të parë a të mbrapme".

Ebu Hanife thotë: "Nuk ka dëmshpërblim nëse kafsha e godet me këmbë të mbrapme, por nëse e godet me këmbë të parë, i dëmtuari ka të drejtë për dëmshpërblim, sepse në këtë rast pronari ka pasur mundësi të marrë masa sigurie për palën tjetër. Për lëndimin që e shkakton kafsha ditën, por që është e njohur si e rrezikshme, e me te nuk ishte asnjë nga kujdestarët e saj, pronari i saj jep dëmshpërblimin, sepse ka qenë i detyruar që gjatë ditës ta lidhë (për shembull: kali, kau që vritet, qeni etj.)"

Për dëmin dhe lëndimin që e shkakton kafsha natën, pronari paguan dëmshpërblimin sipas mendimit të Malikut, kurse Shafi'iu thotë: "pronari i saj do të japë dëmshpërblim, në rast se nuk është kujdesur për sigurinë dhe mbrojtjen e njerëzve nga kafsha e tij".

Ebu Hanife ka thënë: "Nuk ka dëmshpërblim për lëndimin nëse pronari ka qenë duke kullotur bagëtitë ditën".

Nesaiu me sened transmeton, se deveja e Bera b. Azebit ka hyrë në pemishten e njërit dhe i ka bërë dëm, prandaj Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pronari i pemishtes e ka për detyrë ta ruajë pemishten gjatë ditës, kurse pronari i kafshës ta ruaj kafshën gjatë natës".

- për xehen që e gjen dikush në shtëpinë e vet, shitoren e vet ose në ndonjërin nga objektet përcjellëse, qoftë ai musliman ose mbrojtës i shtetit islam, ai nuk jep kurrfarë kontributi dhe e tërë ajo pasuri i takon pronarit të shtëpisë, d.m.th. gjetësit. Ky është mendimi i Ebu Hanifes dhe Ahmedit, kurse ebu Jusufi dhe Muhammedi konsiderojnë se pronari-gjetës, duhet ta japë menjëherë një të pestën në arkën e shtetit, ndërsa Maliku dhe Shafi'iu thonë se duhet të japë menjëherë zekatin.

Sipas mendimit të Ebu Hanifes dhe Muhammedit nuk jepet menjëherë as e pesta as zeqati, për ar, argjend, safir e xhevahirë që janë nxjerrë nga deti. E tërë pasuria e gjetur i takon gjetësit. Këtë mendim e pranon edhe Maliku.

## KAPITULLI NË BAZË TË FJALËVE TË ALL-LLAHUT:

*"-... Edhe atyre që punojnë në mbledhjen e zekatit"*

***(Tevbe: 60)***

dhe ata që japin llogari udhëheqësit kompetent për mbledhjen e zekatit.

**1500.** - Na ka treguar Jusuf b. Musa, këtij Ebu Usame, të cilit i ka transmetuar Hisham b. Urve nga babai i vet, e ky nga Ebu Humejd Saidi r.a. i cili ka thënë:

**Pejgamberi s.a.v.s. ka marrë në shërbim një njeri i cili quhej Ibn Lutbijje nga fisi Esed, për të grumbulluar zekatin tek fisi Benu Sulejm dhe kur u kthye prapë paraqiti llogari për mbledhjen e zekatit".**[66]

باب استعمال إبل الصدقة وألبانها لأبناء السبيل

١٥٠١ — حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن شعبة حدثنا قتادة عن أنس رضي الله عنه «أن ناسا من عرينة اجتووا المدينة، فرخص لهم رسول الله ﷺ أن يأتوا إبل الصدقة فيشربوا من ألبانها وأبوالها. فقتلوا الراعي واستاقوا الذود. فأرسل رسول الله ﷺ فأتي بهم فقطع أيديهم وأرجلهم وسمر أعينهم وتركهم بالحرة يعضون الحجارة». تابعه أبو قلابة وحميد وثابت عن أنس

66 Nga hadithi i përmendur nxirret përfundimi:
- dijetarët unanimisht mendojnë se nëpunësit që tubojnë zekatin nuk kanë të drejtë në përqindjen e shumës së tubuar, p.sh. në një të shtatën, një të tetën etj., por do të caktohet rroga ose paushalli për mundin e tyre real,
- nëpunësit që kanë tubuar zekatin, pas mbarimit të punës, duhet t'i paraqesin udhëheqësit të tyre llogarinë përfundimtare;
- punët shoqërore, sidomos ato financiare, duhet lënë në duart e njerëzve të punës, pedantë, të besueshëm dhe të aftë, e jo të bëhen në bazë të lidhjeve miqësore dhe interesave personale;
- ai që është angazhuar për kryerjen e punëve me interes për mbarë shoqërinë, ka të drejtë për shpërblim për punën dhe mundin e vet, qoftë të përhershme ose të përkohshme.

## EMRIMI I NËPUNËSIT PËR MBLEDHJEN E ZEKATIT NGA DEVET DHE NDARJA E QUMËSHTIT TË TYRE UDHËTARËVE TË NEVOJSHËM

**1501.** - Na ka treguar Musedded se i ka treguar Jahja nga Shu'be, të cilit i ka transmetuar Katade, duke përcjellur nga Enese r.a., se disa njerëz nga fisi Urjene e urrenin banimin në Medine, **prandaj Pejgamberi i Zotit i lejoi të vijnë te devet që ishin për zekatë, të pijnë qumështin e tyre dhe të shërbehen me urinën e tyre. Mirëpo, ata, i vranë barinjtë dhe devet i morën me vete, andaj Pejgamberi s.a.v.s. kërkoi të ndiqen. U zunë dhe u sollën, këtyre iu prenë duart dhe këmbët, kurse sytë iu dogjën duke i lënë në diell të nxehtë të përtypin gurë.**

Në një sened tjetër Kataden e pasojnë: Ebu Kilabe, Humejd dhe Thabit të cilët njëlloj këtë rast e përcjellin nga Enesi.

باب وَسْمِ الإمامِ إبلَ الصدقةِ بيدِهِ

١٥٠٢ — حدثنا ابراهيمُ بنُ المنذرِ حدثنا الوليدُ حدثنا أبو عمرٍو الأوزاعيُّ حدثني إسحاقُ بنُ عبدِ اللهِ ابنِ أبي طلحةَ حدثني أنسُ بنُ مالكٍ رضيَ اللهُ عنهُ قال « غَدَوْتُ إلى رسولِ اللهِ ﷺ بعبدِ اللهِ بنِ أبي طلحةَ ليُحَنِّكَهُ ، فوافيتُه في يدِهِ المِيسَمُ يَسِمُ إبلَ الصدقةِ »

## SHENJIMI I DEVEVE NGA UDHËHEQËSI I MBLEDHJES SË ZEKATIT

**1502.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir, këtij i ka treguar Velidi i cili thotë se i ka treguar Ebu Amr Evzaijj që thotë se i ka treguar Is-hak b. Abdullah b. Ebi Talha, të cilit Enes b. Malik r.a. i ka thënë:

**"Njëherë shkova heret me Abdullah b. Ebi Talhën tek I Dërguari i Zotit për t'i zbutur hurmat (rexhur hurmat) dhe i gjeta në dorë një mjet me të cilin shenjonte devet e mbledhura nga zekati".**[67]

67 Lejohet shenjimi i kafshës madje edhe duke i djegur leshin në ndonjë vend të caktuar. Shafi'iu thotë është e porositur që kafshët e tubuara në emër të zekatit dhe xhizjes, të shenjohen, kurse tjerat është e lejuar që edhe ato të shenjohen.
Është bukur t'i shenjosh, d.m.th. dhenëve t'ua qethish leshin te veshët, kurse deves a gjedhes në shpinë ose në kofshë. Qëllimi i këtij shenjimi është ta dallosh kafshën tënde nga të tjerat.

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ

*Në emër të All-llahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

باب فرض صدقة الفطر . ورأى أبو العالية وعطاء وابن سيرين صدقة الفطر فريضة

١٥٠٣ — حدثنا يحيى بن محمد بن السكن حدثنا محمد بن جهضم حدثنا إسماعيل بن جعفر عن عمر بن نافع عن أبيه عن ابن عمر رضي الله عنهما قال « فرض رسول الله ﷺ زكاة الفطر صاعاً من تمر أو صاعاً من شعير على العبد والحر والذكر والأنثى والصغير والكبير من المسلمين ، وأمر بها أن تؤدى قبل خروج الناس الى الصلاة »

## DHËNIA E SADAKATU-L-FITRIT

Ebu Alije, Ata'a dhe Ibn Sirin kanë konsideruar se dhënia e sadakatul-fitrit është farz (detyrë e domosdoshme).

**1503.** - Na ka treguar Jahja b. Muhammed b. Seken se i ka treguar Muhamed b. Xhehdam, të cilit i ka transmetuar Ismail b. Xhafer nga Umer b. Nafia, kurse ky nga babai i vet dhe ky nga Ibn Umer r.a. i cili ka thënë:

Pejgamberi s.a.v.s. ka caktuar zekatulfitrin në këtë mënyrë: **një sa'ë hurma, ose një sa'ë nga elbi për besimtarin e lirë, mashkull apo femër, i vogël ose i madh dhe ka urdhëruar që ky të jepet para se të shkojnë njerëzit në namaz (të Bajramit)".**

باب صدقة الفطر على العبد وغيره من المسلمين

١٥٠٤ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما « ان رسول الله ﷺ فرض زكاة الفطر صاعاً من تمر أو صاعاً من شعير على كل حر أو عبد ذكر أو أنثى من المسلمين »

## PËR DETYRËN E MUSLIMANIT QË TË JAPË SADAKUTU-L-FITRIN PËR RROGTARIN E VET DHE SHTËPIARËT E TJERË

**1504.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, të cilit i ka treguar Maliku që ka transmetuar nga Nafiu, e ky prej Ibn Umrit r.a. se **Pejgamberi s.a.v.s. e ka caktuar zekatulfitrin në sasi prej një sa'ë hurma ose sa'ë elbi çdo muslimani të lirë apo të robruar, burrit dhe gruas.**[68]

---

68 Me këtë mendim të tre dijetarëve të lartpërmendur pajtohet Shafi'iu, Maliku dhe Ahmedi, kurse juristët e shkollës hanefite sadakatu-l-fitrin e konsiderojnë *vaxhib,* ndërsa dikush tjetër nga malikijtë e quajnë *synnet.* Ka dijetarë që thonë se sadakatu-l-fitri është *mustehab.* Këta mbështeten në Kajs b. Sa'ad b. Ubad, i cili ka thënë: "Pejgamberi a.s. na ka urdhëruar të japim sadakatu-l-fitrin para se të shpallet detyrimi i normave për zekatë, e pasi u shpall zekati, sadakatu-l-fitrin as na e ka urdhëruar më as na e ka ndaluar, kurse ne edhe mëtej e jepnim". Këtë deklaratë e kanë shënuar në sunenet e tyre Nesaiu, Ibn Maxhe, por edhe Hakemi në Mustedrek. Sipas kësaj deklarate detyrimi i dhënies së sadakatu-l- fitrit është deroguar dhe është lënë në vullnetin e secilit musliman.

Bejhekiu thotë: "Normat e zekatit të shpallur më vonë nuk do të thonë derogim i urdhërit të mëhershëm, e në këtë frymë as derogim i praktikës së dhënies së sadakatu-l-fitrit. Prandaj, nuk lejohet që sadakatu-l-fitri të nëpërkëmbet, të zihet për asgjë.

Mendimet dhe qëndrimet e ndryshme për statusin e këtij kontributi material janë rrjedhim i të kuptuarit në mënyrë të ndryshme të hadithit ku përdoret fjala *"...fereda..."* që mund të përkthehet *"... e caktoi..."* por edhe *"... e detyroi, bëri farz..."*.

Hanefijtë këtë e kuptojnë dhe interpretojnë sipas domethënies së parë,kurse juristët shafi'ij, malikij dhe hanbelij marrin kuptimin e dytë dhe këtë kontribut e konsiderojnë detyrim-farz.

Nga hadithet e përmendura rezulton:

- sadakatu-l-fitri është një sa'ë hurma ose elb. Imam Davudi, duke respektuar hadithin e përmendur, konsideron se ky kontribut në pasuri duhet dhënë patjetër vetëm në hurma dhe elb, dhe nuk mund të paguhet me grurë, miell të grytë, miell të elbtë, as me bukë të pjekur, rrush të tharë ose diçka tjetër;
- me këtë kontribut është e ngarkuar edhe gruaja. Burri nuk është i detyruar të japë sadakatu-l-fitër për gruan e vet. Ajo duhet ta japë nga prona e saj;
- sadakatu-l-fitri jepet për fëmijët, halis, por edhe për bonjakët. Autori i veprës "El-Hidaje" thotë: "Prindi ose kujestari do të japë sadakatu-l-fitër për fëmijët e vet të mitur, por nëse ata kanë pasurinë e vet, kjo do të jepet nga pasuria e tyre. Ky qëndrim është i Ebu Hanifes dhe Ebu Jusufit, kurse Imam Muhammedi ka mendim të kundërt. Hasan Basriu ka thënë: "Babai është i detyruar ta japë këtë sadakë për fëmijët e vet, nga pasuria e vet, e në rast se e jep nga pasuria e fëmijës, ka për detyrë t'ia kompenzojë fëmijes.

باب صاعٍ من شعيرٍ

١٥٠٥ — حدثنا قَبيصةُ حدثنا سفيانُ عن زيدِ بنِ أسلمَ عن عياضِ بنِ عبدِ اللهِ عن أبي سعيدٍ رضيَ اللهُ عنه قال «كنّا نُطعِمُ الصدقةَ صاعاً من شعيرٍ»

## SADAKATU-L-FITRI ËSHTË NJË SA'Ë ELBI

**1505.** - Na ka treguar Kabise se i ka thënë Sufjani nga Zejd b. Eslemi, kurse ky nga I'jad b. Abdullah, ndërsa ky nga Ebu Saidi r.a. i cili ka thënë:

**"I kemi ushqyer (të varfërit) me sadakatulfitër prej një sa'ë elbi"**

---

Nëse marrim parasysh përfudimin e tekstit të hadithit, kjo sadakë jepet vetëm për muslimanin. Kësthu mendojnë Maliku, Shafi'iu, Ahmedi, Ebu Thevre dhe Hasan Basriu.

Imami Ebu Hanife dhe Thevri konsiderojnë se sadakatu-l-fitri jepet edhe për jomuslimanin. Këtë mendim e kanë edhe: Ata'au, Muxhahidi, Seid b. Xhubejri, Umer b. Abdul-l-azizi, Nehaiu, por është transmetuar edhe nga Ebu Hurejre dhe Ibn Umer. Këta mbështeten në deklaratën e Ibn Abbasit:

- Pejgamberi ka thënë: "jepnie sadakatu-l-fitrin për çdo person të mitur apo të moshërritur, qoftë mashkull apo femër, hebrenj a i krishterë, me status të robit apo të personit të lirë: gjysëm sa'ë grurë ose një sa'ë hurma ose elb".

Tahaviu ka shenuar deklaratën e Ebu Hurejres me këtë variantë: "Sadakatu-l-fitri jepet për çdo individ të cilin e mban i zoti i shtëpisë, qoftë i mitur a i moshërritur, qoftë i lirë apo rob, madje edhe nëse është i krishterë, dhe këtë e jep: një gjysmë sa'ë grurë ose një sa'ë hurma". Muhaddithët kanë shenuar se Umer b. Abdu-l-aziz ka dhënë sadakatu-l-fitër edhe për robët jomusliman.

Përfundimi i tekstit të hadithit tek Buhariu "... min-el-muslimîn..." sipas mendimit të hanefijve ka kuptimin: "...sadakatu-l-fitrin e ka detyrë ta japë muslimani për vete dhe për ata që i mban".

- është mustehab që sadakatu-l-fitri të jepet në kohën prej agimit e deri me faljen e namazit të Bajramit, ditën e parë të Bajramit. Ky mendim është i Ibn Umerit, Ibn Abbasit, Ata'a b. Rebahit, Ibrahim Nehaiut dhe i disa juristëve tjerë. Ibn Hazim ka thënë: "Është vaxhib që sadakatu-l-fitri të jepet para se të shkojnë njerëzit të falin namazin e Bajramit, dhe është e ndaluar-haram, të shtyhet dhe të jepet pas faljes së namazit të Bajramit.

باب صدقة الفطر صاعاً من طعام

١٥٠٦ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن زيدِ بن أسلمَ عن عياضِ بنِ عبدِ اللهِ بن سعدِ بنِ أبي سَرحٍ العامريِّ أنه سمعَ أبا سعيدٍ الخدريَّ رضيَ اللهُ عنه يقول « كنّا نُخرِجُ زكاةَ الفطرِ صاعاً من طعامٍ أو صاعاً من شعيرٍ أو صاعاً من تمرٍ أو صاعاً من أقِطٍ أو صاعاً من زبيبٍ »

## SADAKATULFITRI ËSHTË NJË SA'Ë USHQIM

**1506.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf të cilit i ka transmetuar Maliku nga Zejd b. Eslemi, e ky nga Ijad b. Abdullah b. Sa'd b. Ebi Ser-ha al-Amirij, i cili e ka dëgjuar Ebu Seid Hudariun r.a. se si thotë:

**"Ne në emër të sadakatulfitrit kemi dhënë një sa'ë ushqim (grurë), ose një sa'ë elbi, ose një sa'ë hurma, ose një sa'ë djathë të terur ose nga një sa'ë rrush të thatë".**[69]

---

69 Shafi'iu mendon se me tekstin "një sa'ë ushqim" nënkuptohet "një sa'ë grurë". Një sa'ë ka 3 kg. e 332 gr. Përmban 4 mudde, e çdo mudde ka 50 dkg dhe 33 gr.

Shafi'it nuk e pranojnë këtë komentim, por pranojnë tekstin ashtu siç mund të kuptohet fjalëpërfjalë. Hanefijtë e arsyetojnë këtë mendim edhe me deklaratën e Ebu Seid Hudarit, të cilën e sjellë Buhariu në këtë variant: "Në kohën e Pejgamberit, në ditën e Bajramit të Ramazanit kemi dhënë nga një sa'ë ushqim, kurse ushqimi jonë ishte: elbi, rrushi i thatë, djathi i thatë dhe hurmat".

Ebu Davud dhe Ebu Huzejme kanë thënë: "Citati i Hakemit në të cilin thirret Shafi'iu, e që ësbtë: "një sa'ë grurë..." nuk mbahet mend, dhe as që është transmetuar nga as-habët".

Autori i El-Hadajes thotë: "Sadakatu-l-fitri përbëhet nga një gjysmë sa'ë gruri ose miell gruri, ose një sa'ë hurma apo elb.

Ebu Jusufi dhe Muhammedi kanë thënë: "Rrushi i thatë ka vlerën e elbit". Ky raport, me siguri, i përket një kohe dhe një regjioni të caktuar. Këtë mendim e ka pasur edhe Hasan Basriu, i cili e transmeton nga Ebu Hanife. Për një gjysmë sa'ë gruri që mund të jepet për një sa'ë elbi, mendimin e vet e kanë dhënë edhe: Ebu Bekr, Umeri, Osmani, dhe Aliu. Të njejtin mendim e kanë: Ibn Mes'ud, Xhabir b. Abdullah, Ebu Hurejre, Ibn Zubejr, Ibn Abbas, Muavija, Esma b. Ebi Bekr, Seid b. Musejjeb, Ata, Muxhahid, Seid b. Xhubejr, Umer b. Abdu-l-aziz, Tavus, Nehaij, Shabi, Alkame, Esved, Urve, Ebu Seleme b. Abdurrahman b. Avf, Ebu Kilabe, Abdu-l-Malik b. Muhammed Tabi'ije, Evzaiu, Thevriu, Ibn Mubareku, Abdullah b. Seddad dhe Mus'ab b. Seid.

Tahavi thekson se qëndrimin e hanefijve e kanë edhe: Kasimi, Salim Abdurrahman b. Kasim, Hakemi dhe Hammadi.

Hanefijt në dobi të qëndrimit të tyre sjellin edhe hadithin të cilin Sa'lebe e ka transmetuar nga babai i vet Ebu Su'ajri, dhe Ebu Davudi e përcjell në Sunenin e tij në këtë verzion:

باب صدقة الفطر صاعاً من تمر

١٥٠٧ – حدثنا أحمد بن يونس حدثنا الليث عن نافع أن عبد الله قال « أمر النبي ﷺ بزكاة الفطر صاعاً من تمر أو صاعاً من شعير. قال عبد الله رضي الله عنه: فجعل الناس عدله مدين من حنطة »

## NJË SA'Ë HURMA PËR SADAKATU-L-FITËR

**1507.** - Na ka treguar Ahmed b. Jusuf, kurse këtij Lejthi, i cili transmeton nga Nafi'a se Abdullah (b. Umeri) r.a. ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar që në emër të sadakatulfitrit të jepet një sa'ë hurma ose një sa'ë elbi, kurse njerëzit, thotë Abdullahu, filluan që këtë ta barazojnë me vlerën e dy mudde gruri".**

باب صاع من زبيب

١٥٠٨ – حدثنا عبد الله بن منير سمع يزيد العدني حدثنا سفيان عن زيد بن أسلم قال حدثني عياض ابن عبد الله بن أبي سرح عن أبي سعيد الخدري رضي الله عنه قال « كنا نعطيها في زمان النبي ﷺ صاعاً من طعام أو صاعاً من تمر أو صاعاً من شعير أو صاعاً من زبيب، فلما جاء معاوية وجاءت السمراء قال: أرى مداً من هذا يعدل مدين »

## DHËNIA E NJË SA'Ë RRUSHI TË THATË

**1508.** - Na ka treguar Abdullah b. Munir se e ka dëgjuar Jezid Adeniun të cilit i ka trensmetuar Sufjani nga Zejd b. Eslemi, të cilit i ka treguar Ijad b. Abdullah b. Ebi Serh që transmeton nga Ebu Seid Hudariu r.a. i cili ka thënë:

---

- Pejgamberi i All-llahut ka thënë: "Një sa'ë grurë jepet për dy persona, qofshin të mitur apo të moshërritur, qofshin të lirë apo robër, qofshin meshkuj apo femra. Shpirtin e pasanikut tuaj nga koprracia e pastron All-llahu me sadakatu-l-fitër".

Qëndrimi i hanefijve mbështetet edhe në hadithet që i përmend Dar Kutni dhe Taberi në kolekcionet e tyre të haditheve.

Maliku ka deklaruar: "Sadakatu-l-fitri është vaxhib të jepet me këto artikuj: grurë i llojit të mirë, bën edhe i zakonshëm, elb, thekër, misër, mel, hurma, rrush të thatë, djath të thatë dhe grurë Jemeni"

**- Në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. kemi dhënë nga një sa'ë ushqim (grurë), një sa'ë hurma, ose një sa'ë elbi, ose një sa'ë rrush të thatë. Kur erdhi Muaviju (në post) arriti edhe gruri i Sirisë dhe ai tha: "Më duket se një mudde nga ky grur është barazi me dy mudde të (grurit) tjetrit".**[70]

باب الصدقة قبل العيد

١٥٠٩ - حدثنا آدم حدثنا حفص بن ميسرة حدثنا موسى بن عقبة عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما «ان النبي ﷺ أمر بزكاة الفطر قبل خروج الناس الى الصلاة»

---

70 Deklaratën e Abdullahut e sjell, në Musnedin e vet, Humejdij në këtë verzion:"Pejgamberi, në emër të sadakatu-l-fitrit ka urdhëruar të jepet një sa'ë hurma ose një sa'ë elb, por kur erdhi në hilafet Muaviu, njerëzit e barazuan një sa'ë elbi me një gysmë sa'ë gruri". Këtë deklaratë e ka shenuar edhe Ibn Huzejme në Sahih. Ebu Davudi, në një sened ca të ndryshuar, në kolekcionin e vet të haditheve ka shenuar se Abdullah b. Umeri ka thënë: "Në kohën e Pejgamberit njerëzit kanë dhënë, për sadakatu-l-fitër, një sa'ë elbi ose hurma, ose rrush të thatë. Kur e mori hilafetin Umeri e u rrit prodhimi i grurit, atëherë Umeri, thotë Abdullahu, e barazoi një gjysmë sa'ë gruri me një sa'ë elbi, gjegjësisht një sa'ë rrush të thatë".

Tahaviu, të njejtën deklaratë, me tjetër sened, e ka sjellë në këtë variantë: "Pejgamberi ka urdhëruar që në emër të sadakatu-l-fitrit të jepet: një sa'ë hurma ose një sa'ë elbi për çdo musliman, qoftë mashkull ose femër, qoftë person i lirë ose rob. As-habët më vonë, thotë Abdullah b. Umeri, filluan ta barazojnë këtë me dy mudde grurë (që kanë peshë 1 kgr, 666 gr.) Këtë barazim e kanë bërë edhe Ebu Bekri, Osmani dhe Aliu".

Ebu Davud në kolekcionin e tij të haditheve thekson se Ebu Seid Huderi ka thënë: "Derisa ishte akoma në mesin tonë Pejgamberi i All-llahut, ne, në emër të sadakatu-l-fitrit kemi dhënë për çdo anëtarë të mitur apo të moshërritur, të lirë apo rob, nga një sa'ë ushqim (mendon për grurë), ose një sa'ë rrush të thatë, ose djathë të thatë, ose elb. ose hurma. Ashtu kemi vepruar derisa erdh Muaviu të kryejë haxhin dhe umrën, me ç'rast u mbajti njerëzve një fjalim nga tribina dhe, në mes tjerash, tha: "Unë konsideroj se dy mudde (1 kg. e 666 gr - pra një okë) grurë i Sirisë është i barabart me një sa'ë hurma". Njerëzit e pranuan këtë, por sa më përket mua, tha Ebu Seid, unë e vazhdova të japë sipas praktikës sime të vjetër".

Juristët islamë unanimisht mendojnë se sadakatu-l-fitri me elb dhe hurma është një sa'ë. Ibn Hazmi lejon dhënien e kësaj sadake vetëm me elb dhe hurma, kurse hanefijtë lejojnë të gjitha llojet e ushqimeve të lartpërmendura, madje edhe kundërvlerën me të holla.

Me sa u tha, po shihet se hanefijtë janë përcaktuar për një gjysmë sa'ë gruri, për një sadakatu-l-fitër, duke iu përmbajtur praktikës së shumë as-habëve.

## SADAKATU-L-FITRI JEPET PARA NAMAZIT TË BAJRAMIT

**1509.** - Na ka treguar Ademi, këtij Hafs b.Mejsere, të cilit i ka transmetuar Musa b. Ukbe nga Nafiu, e ky nga Ebu Umeri r.a. se **Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar dhënien e sadakatu-l-fitrit para se të shkojnë njerëzit në namazin e Bajramit.**

١٥١٠ — حدثنا مُعاذُ بنُ فَضالة حدَّثنا أبو عمرَ عن زيدٍ عن عِياضِ بنِ عبدِ اللهِ بنِ سعدٍ عن أبي سعيدٍ الخُدريِّ رضيَ اللهُ عنه قال « كنَّا نُخرِجُ في عهدِ رسولِ اللهِ ﷺ يومَ الفِطرِ صاعاً من طعامٍ ـ قال أبو سعيدٍ ـ وكان طعامَنا الشعيرُ والزبيبُ والأقِطُ والتمرُ »

**1510.** - Na ka treguar Muadh b. Fedale, se i ka transmetuar Ebu Umeri nga Zejdi, kurse ky nga Ijad b. Abdullah b. Seid, e ky, nga Ebu Seid Huderiu r.a. i cili ka thënë:

**"Ne në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. kemi dhënë në Ditën e fitrit (dita e parë e Ramazan Bajramit), nga një sa'ë ushqim, kurse ushqimi jonë, thotë Ebu Seid, kryesisht ka qenë: elbi, rrushi i thatë, djathi i thatë dhe hurmat.**[71]

---

71 Sipas mendimit të Ebu Hanifes dhënia e sadakatu-l-fitrit bëhet detyrim me të zbardhur drita e ditës së parë të Bajramit të Ramazanit. Me këtë mendim janë edhe: Lejth b. Sa'dun, Maliku dhe mendimi i mëparshëm i Shafi'iut, ndërsa Evzai, Ahmedi, Is-haku, mandej edhe mendimi i mëvonshëm i Shafi'iut, përkojnë me mendimin se dhënia e këtij kontributi bëhet vaxhib me prarimin e diellit në ditën e fundit të ramazanit.
Sipas kësaj që u tha është mustehab që kjo sadakë të jepet në kohën prej agimit deri në faljen e namazit të Bajramit, përkundra faktit se mund të jepet gjatë tërë ramazanit.
Dar Kutni transmeton se Pejgamberi a.s. ka urdhëruar dhënien e sadakatu-l-fitrit dhe ka thënë: "Furnizoni të varfërit në Ditën e Bajramit, dhe të mos lypin në këtë festë!"
Dhënien e kësaj sadake prej agimi deri në faljen e namazit të Bajramit e kanë konsideruar mustehab, përveç hanefijëve edhe: Ibn Umer, Ibn Abbasi, Ata'a b. Ebi Rebahu, Ibrahim Nehaiu, Kasimi, Muslim b. Jesri, Ebu Nadre, Ikrimeja, Dahhaku, Musa b. Verdani, Maliku, Shafi'iu, Is'haku dhe dijetarët e Kufes.
Hatabi thotë se ky është qëndrimi unanim i tërë juristëve tonë të pranuar.

باب صدقة الفطر على الحر والمملوك

وقال الزهري في المملوكين للتجارة: يزكى في التجارة، ويزكى في الفطر

١٥١١ — حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد بن زيد حدثنا أيوب عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما قال «فرض النبي ﷺ صدقة الفطر - أو قال: رمضان - على الذكر والأنثى والحر والمملوك صاعاً من تمر أو صاعاً من شعير، فعدل الناس به نصف صاع من بر، فكان ابن عمر رضي الله عنهما يعطي التمر، فأعوز أهل المدينة من التمر فأعطى شعيراً، فكان ابن عمر يعطي عن الصغير والكبير حتى إن كان يعطي عن بني. وكان ابن عمر رضي الله عنهما يعطيها الذين يقبلونها. وكانوا يعطون قبل الفطر بيوم أو يومين»

## I LIRI DHE ROBI TË JAPIN SADAKATU-L-FITRIN

Zuhriu ka thënë: **"Për robërit që janë për tregti zekati jepet sikur për artikuj tregëtarë, por jepet edhe kontributi në emër të sadakatu-l-fitrit".**

**1511.** - Na ka treguar Ebu Nu'man se i ka thënë Hamad b. Zejd, të cilit i ka transmetuar Ejubi nga Nafi'a, kurse ky nga Ibn Umeri r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi e ka caktuar sadakatu-l-fitrin, ose ka thënë, sadakatu-l-fitrin e ramazanit, për burrë dhe grua të lirë, por edhe për robin, nga një sa'ë hurma, ose nga një sa'ë elb. Pastaj njerëzit (Muaviu dhe bashkëpuntorët e tij) e barazuan këtë me një gjysmë sa'ë gruri. Mirëpo, Ibn Umeri edhe mëtej jepte vetëm hurma. Banorët e Medines një vjet kishin mungesë të hurmave, andaj ky dha elb. Ibn Umeri ka dhënë (sadakatulfitër) për të mitur dhe për të rritur, madje ka dhënë edhe për foshnje".**

Ibn Umeri ua jepte këtë atyre (të varfërve ) që e pranonin dhe njerëzit e jepeshin një ose dy ditë para ditës së parë të Bajramit të Ramazanit.

باب صدقة الفطر على الصغير والكبير

١٥١٢ — حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن عبيد الله قال حدثني نافع عن ابن عمر رضي الله عنه قال «فرض رسول الله ﷺ صدقة الفطر صاعاً من شعير أو صاعاً من تمر على الصغير والكبير والحر والمملوك»

قوله (باب صدقة الفطر على الصغير والكبير) أورد فيه حديث ابن عمر من طريق يحيى وهو القطان عن عبيد الله وهو ابن عمر العمري عن نافع عنه، وقد تقدم الكلام عليه

## SADAKATULFITRI PËR TË MITUR DHE TË RRITUR

**1512.** - Na ka treguar Musedded duke thënë se i ka transmetuar Jahja nga Ubejdullahi, të cilit i ka treguar Nafi'a, duke transmetuar nga Ibn Umeri r.a. i cili ka deklaruar:

**"Pejgamberi i All-llahut ka caktuar, në emër të sadakatulfitrit, nga një sa'ë elb ose një sa'ë hurma për të mitur, por edhe për persona të rritur, qoftë ai person i lirë apo rob".**[72]

72 Nga hadithi i përmendur rezulton:
- sadakatu-l-fitri në hurma ose elb është një sa'ë; 3.332gr.
- as-habët e kanë vlersuar se një sa'ë elb ose hurma vlen sa një gjysmë sa'ë e grurit të mirë, dhe kjo sasi mund të jepet si sadakatu-l-fitr me plot të drejtë;
- kjo sadakë jepet njëlloj si për njerëz të lirë, ashtu edhe për rob, pa marrë parasysh gjininë;
- Ibn Batal dhe Ibn Huzejme konsiderojnë se sadakatu-l-fitri duhet të jepet patjetër me artikujt ushqimor të lartpërmendur, kurse sipas mendimit të juristëve të shkollës hanefite ajo mund të jepet edhe në kundërvlerën reale në të holla, sipas vlersimit të drejtë të tregut përkatës;
- lartësia e sadakatu-l-fitrit me të vërtetë paraqet vlerën e një ushqimi ditor të një të varfëri të asaj kohe.

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

*Në emër të All-llahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

باب وجوب الحج وفضله . وقول الله [ ٩٧ آل عمران ] :

﴿ ولله على الناس حج البيت من استطاع إليه سبيلا . ومن كفر فإن الله غني عن العالمين ﴾

## HAXHXHI DHE RËNDËSIA E TIJ

All-llahu xh.sh. në Kur'an thotë: **"Njerëzit e kanë detyrë që në emër të All-llahut të vizitojnë Qaben, kush ka mundësi për të shkuar atje. Ai i cili nuk beson, lere, All-llahu me të vërtetë është i pavarur nga njerëzit".**[1]

---

1 Shih suren Ali Imran, ajeti 96-98.
Të vizituarit e Qabes një herë në jetë është detyrim themelor islam për secilin musliman të pasur. Kurtubiu thekson se haxhi është bërë detyrim-farz, në vitin e pestë sipas hixhretit, kurse disa tjerë thonë se kjo ishte në vitin e nëntë hixhri, ndërsa Bejhakiu transmeton se haxhi është bërë farz në vitin e gjashtë hixhri.
Detyrueshmëria e haxhit është saktësuar me ajetin e lartpërmendur si edhe me shumë hadithe të Pejgamberit a.s.
Imam Ahmedi në Musnedin e tij, me sened, transmeton se Ebu Hurejre ka thënë:
- Pejgamberi me një rast kur mbajti hytben ka thënë: O, popull! All-llahu u ka urdhëruar të vizitoni Qaben, dhe ju vizitonie!" Pastaj, njëri e pyeti: "O Pejgamber i All-llahut, a për çdo vjet a?" Ky heshti për një kohë, ndërsa ky pyetjen i bëri tri herë.
- Po të isha përgjigjur: Po, kjo do të bëhej si detyrë e domosdoshme dhe ju këtë, tha Pejgamberi, më vonë nuk do të ishit në gjendje ta kryeni.
Mandej ka thënë: "**Kur unë iu lë të qetë, më leni edhe ju mua të qetë. Popujt që kanë qenë përpara jush, janë shkatërruar për shkak se kanë pyetur shumë dhe nuk janë pajtuar me pejgamberët e tyre. Nëse iu urdhëroj diçka, kryene sa të mundeni, e kur t'iu ndaloj diçka, lereni atë!"**
Këtë hadith e ka transmetuar edhe Muslimi në Sahih, kurse Ahmedi duke e transmetuar

١٥١٣ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن سُليمانَ بنِ يَسارٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «كان الفضلُ رَديفَ رسولِ اللهِ ﷺ ، فجاءتِ امرأةٌ من خَثْعَمَ ، فجعلَ الفضلُ ينظرُ إليها وتنظرُ إليهِ ، وجعلَ النبيُّ ﷺ يَصرِفُ وجهَ الفضلِ إلى الشِّقِّ الآخرِ ، فقالت : يا رسولَ اللهِ إنّ فريضةَ اللهِ على عبادِهِ في الحجِّ أدركَتْ أبي شيخاً كبيراً لا يَثبُتُ على الراحلةِ ، أفأحُجُّ عنهُ ؟ قال : نعم . وذلكَ في حَجّةِ الوَداعِ »

**1513.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf të cilit i ka kumtuar Maliku që transmeton nga Ibn Shihabi, e ky nga Sulejman b. Jesara, kurse ky nga Abdullah b. Abbasi r.a. i cili thotë:

**"Fadl b. Abbas kishte hypur pas shpinës së Pejgamberit të All-llahut në të njëjtën deve. Në këtë moment erdhi një grua nga fisl Hath'am. Fadli filloi ta shikonte, por edhe ajo e shikonte këtë, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. ia ktheu Fadlit fytyrën në anën tjetër.**

**- O Pejgamber i All-llahut!** - tha gruaja - **Pa dyshim All-llahu ua ka bërë detyrë haxhin robëve të vet. Babai im është në pleqëri të thellë, ai nuk mund të kalërojë, andaj a mundem unë ta kryej haxhin në vend të tij?**

---

me sened tjetër thotë se h. Aliu ka thënë: "Pasi është shpallur ajeti i lartpërmendur, Muhammedi a.s. ka mbajtur një hytbe dhe, ndër të tjerë, tha: "O populll! All-llahu u ka bërë detyrë të domosdoshme vizitën Qabes..."

Në ajetin e lartpërmendur, pas shprehjes "kush ka mundësi të udhëtojë atje..." mendohet, thotë Ibn Abbasi, për individin që ka mjete për udhëtim dhe mundësi financiare. Me një rast tjetër ai përsëri thotë: "Ai është personi i cili ka 300 dërhem përtej nevojave themelore të shtëpisë". Ibn Abbasi dhe Muxhahidi kanë deklaruar: "Ai që nuk beson se haxhi është i detyrueshëm është mosbesimtar.

Disa muhaddithë, me anë të h. Aliut, transmetojnë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Muslimani që është i furnizuar materialisht dhe ka kafshë për transport, por haxhin nuk e ka kryer, e ka njëlloj vdiq si ebrej ose i krishterë, sepse All-llahu ka thënë: "Njerëzit e kanë për detyrë që në emër të All-llahut të bëjnë haxhin në Qabe, kush ka mundësi të shkojë atje..."

Këtë deklaratë e ka shenuar edhe Tirmidhi me vërejtje se ky hadith nuk është fort i njohur (garib).

H. Umeri ka deklaruar: "Kush ka mundësi të kryej haxhin dhe nuk e kryen, e ka njëlloj, vdiq ai si ebrej ose i krishterë".

**Po, mundesh, u përgjegj Pejgamberi a.s.**

**Kjo ka qenë** - thotë Ibn Abbasi - **në Haxhin lamtumirës.**[2]

2 Nga hadithi del përfundimi:
- në një kafshë mund të hipin edhe më shumë persona, nëse ajo mund t'i bartë pa vështirësi,
- femra në ihram nuk e mbulon fytyrën,
- njerëzit e dijshëm duhet t'i pengojnë njerëzit, me kohë, nga shprehitë e këqia dhe negative,

Sipas deklaratës së Ibn Mundhirit, në Arefat, pas Pejgamberit a.s. në të njëjtën deve kishte hipur Fadli dhe shikonte gruan e lartpërmendur, andaj Pejgamberi a.s. i tha:
- Or nip! Kjo është dita kur falen mëkatet e atij që i mposhtë ata me ndjenjë, shikim dhe me gjuhën e vet.

Pasi që Pejgamberi a.s. gruas së lartpërmendur nuk i bëri vërejtje për fytyrën e zbuluar, Davudi mendon se gratë në ihram nuk janë të detyruara të lëshojnë vellën dhe të ruajnë fytyrën prej meshkujve, por këtë janë të detyruar të bëjnë vet mashkujt.

Ibn Abbasi dhe Ibn Umeri e kanë komentuar ajetin: "Ve la jubdîne zînetehunne il-la m zahare minhâ..." d.m.th. "Le të mos e tregojnë zbukurimin e tyre përveç asaj që duket..." d.m.th. fytyra dhe shuplakët e duarve.
- është e lejuar të kryesh haxhin për tjetër person që është i palëvizshëm ose i paaftë për rrugë. Ky është mendim i Ebu Hanifes si edhe të parëve të tjerë të shkollës së tij, pastaj i Shafi'iut, Theveriut, Ahmedit dhe Is-hakut.

Maliku, Lejthi, dhe Hasan b. Salih kanë thënë: "Haxhin nuk mund ta kryej askush për askënd, përveçse për personin e vdekur që nuk ka mund ta kryejë përsëgjalli të vet".

Nga disa dijetarë të hershëm dhe Nehaiu, është transmeutar mendimi se haxhi nuk vlen për asnjë të dytë, qoftë për të vdekur qoftë për të gjallë. Këtë mendim, sipas një verzioni tjetër e kanë përcjellë edhe nga Maliku, ku thuhet: pa marrë parasyshë se personi e ka porositur, sa ka qenë gjallë.

Nga Ibn Umeri është transmetuar deklarata vijuese: "Askush për askë nuk mund të kryej haxhin, dhe as që mund të agjëroj ndokush për tjetër kend". Njëlloj ka deklaruar edhe Ibrahim Nehai.

Shafi'iu dhe shumica dërmuese e dijetarëve e lejon kryerjen e haxhit për personin e vdekur, qoftë ai haxh farz ose i premtuar, qoftë i porositur nga ai person ose jo, dhe të gjitha shpenzimet e rrugës i paguhen zëvendësit-bedelit, nga pasuria e të vdekurit.

Autori i El-Hidajes thotë: "Tek shkollat tradicionaliste kategorikisht, rregull themelor është që njeriu shpërblimin e mirë nga vepra e vet, qoftë namaz, sadakë, agjërim e të tjerë të ngjashme, mund t'ia dhurojë tjetrit, sepse nga Pejgamberi a.s. është transmetuar se ai ka prerë dy desh: njërin për vete, kurse tjetrin për pasardhësit e vet. Ka lloje të ndryshme të ibadetit: ka thjeshtë materiale, siç është zekati, thjeshtë trupore e shpirtrore, siç është namazi, edhe të kombinuara nga ceremoni materiale dhe trupore siç është haxhi. Në llojin e parë të këtij adhurimi zëvendsimi dhe ndërrimi lejohet; në llojin e dytë zëvendësimi

---

nuk mund të bëhet në asnjë mënyrë; kurse në llojin e tretë lejohet zëvendësimi në rast të paaftësisë personale dhe dobësisë të vazhdueshme deri në vdekje".

Ibn Batali ka thënë: "Përkitazi me vlefshmërinë e haxhit dallojnë mendimet, në rast se i sëmuri që është bërë haxhi me bedel shërohet. Dijetarët e Kufes, Shafi'iu dhe Ebu Thevr kosiderojnë se haxhi i tillë nuk do të jet i vlefshëm dhe individi i shëruar duhet ta kryej personalisht. Imam Ahmedi dhe Is-haku thonë: "Haxhi i kryer është i vlefshëm dhe personi i shëruar nuk ka nevojë ta përsërisë më".

Dijetarët e Kufes dhe Ebu Thevr lejojnë që haxhin farz, ta kryej zëvendësi-bedeli për të sëmurin i cili vdes nga e njëjta sëmundje prej të cilës ka dergjë, kurse Shafi'iu, sipas një verzioni këtë e lejon, e sipas verzionit tjetër nuk e lejon.

Ibn Abdu-l-Berre thotë: "Ndryshojnë mendimet e dijetarëve përkitazi me dimensionin e hadithit të përmendur në Buhari. Disa konsiderojnë se lejimi i zëvendësimit i referohet vetëm për babën e gruas së përmendur nga fisi Hath'am, sepse në Kur'an është thënë: "... e ka detyrë ai që ka mundësi të shkojë atje..." Babai i saj atëherë nuk ka pasur mundësi të shkojë atje, të udhëtojë, as të qëndrojë kualuar, në deve, pranadj Pejgamberi a.s. lejoi që në vend të atij, haxhin ta kryej e bija e tij. Kështu mendon Maliku dhe dijetarët e shkollës së tij, sepse ata haxhin e klasifikojnë në adhurime fetare trupore dhe, analogjikisht me namazin, për këtë nuk mundet askush të zëvendsojë askënd.

Ibn Tin thotë: "Mundësia dhe aftësia që përmendet në ajet ka të bëjë me aftësinë e njeriut i cili normalisht mund të shkojë deri në Qabë: nëse është normale të shkohet këmbë, ai është i detyruar të kryej haxhin, pavarsisht a ka kafshë për kalërim; ai për të cilin është e zakonshme, normale, të shkojë kaluar, është i detyruar të kryej haxhin kur të ketë në disponim kafshën e cila do ta shpiej deri në Qabe dhe ta kthejë prapë në shtëpi. Njëlloj është puna edhe me ushqimin, veshmbathjen dhe mjetet tjera financiare. Natyrisht njërit i duhen, zakonisht, më shumë para, më shumë ushqim e veshmbathje, e tjetrit më pak".

Ibn Batal thotë se mendimin e lartpërmendur e përkrahin edhe: Ibn Zubejr, Ikrime dhe Dahhak.

Ebu Hanife dhe Shafi'iu konsiderojnë se haxhin e ka për detyrë vetëm personi që ka kafshë kalërimi dhe furnizim të mjaftueshëm material. Me këtë mendim pajtohen edhe: Hasan Basriu, Muxhahid, Seid b.Musejjeb, por edhe shumë dijetarë tjërë.

Kurtubiu thotë: "Maliku dhe juristët e shkollës së tij konsiderojnë se rasti i Hath'amites së përmendur nuk përkon me kuptimin e ajetit: "... menistetâ'a ilejhi sebila..." d.m.th. "... kush ka mundësi të shkojë atje...", e kjo do të thotë kush është i aftë për të udhëtuar. Pasi që në këtë rast nuk ka përputhshmëri me ajetin, Maliku e kupton si rast specifik, duke iu përmbajtur edhe mëtej kuptimit të ajetit të përmendur.

Juristët hanefitë theksojnë se nga përmbajtja e ajetit konkret duhet të kuptohet vetëm të kesh kafshë kalërimi dhe furnizimin me artikuj të nevojshëm për haxh. Kësisoj përfudimi del edhe në bazë të shumë haditheve të Muhammedit a.s., mendimeve dhe praktikës së shokëve të tij.

## بابُ قولِ اللهِ تعالى [ ٢٧ الحج ] :

﴿ يأتوكَ رِجالاً وعلى كلِّ ضامِرٍ يأتينَ من كلِّ فجٍّ عميقٍ ليشهدوا منافعَ لهم ﴾ . فِجاجاً : الطرُقُ الواسعة

١٥١٤ ــ حدثنا أحمدُ بنُ عيسى حدثنا ابنُ وَهبٍ عن يونُسَ عن ابنِ شهابٍ أنَّ سالمَ بنَ عبدِ اللهِ أخبرَهُ أنَّ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « رأيتُ رسولَ اللهِ ﷺ يركبُ راحلتَهُ بذي الحُلَيفةِ ثمَّ يُهِلُّ حتى تستوي به قائمة »

---

- i lejohet kryerja e haxhit për tjetër kënd, ansipse personi konkret nuk e ka kryer për vete. Kështu mendon Ebu Hanife, Maliku, e sipas një verzioni edhe Imam Ahmedi. Ka të ngjarë që kështu të jetë edhe qëndrimi i Hasan Basriut, Ibrahim Nehaiut, Ejjubit dhe Xhafer b. Muhammedit. Mirëpo, Evzai, Shafi'iu, Is-haku thonë: "Personi i cili nuk e ka kryer haxhin për vete, nuk mund ta bëjë për tjetrin, dhe në rast se e bën, konsiderohet se e ka kryer për vete, e jo për personin që e ka aurotizuar". Abdu-l-azizi ka deklaruar se ky haxhillëk nuk vlen, nuk është i vlefshëm dhe i plotë as për atë personalisht, e as për tjetrin. Ky verzion është transmetuar edhe nga Ibn Abbasi.

Ebu Davudi transmeton nga Ibn Abbasi se: Pejgamberi e ka dëgjuar një njeri duke thirrë: "Lebbejke an Shibrimete!" d.m.th. "Të përgjigjem o Zot, për Shibrimen!".

- Çka e ke Shibrimen? - e pyeti Pejgamberi.
- Vëlla (ose) të familjes, - u përgjegj ai.
- Po a e ke kryer ti haxhin për vete, më parë? - e pyeti përsëri Pejgamberi.
- Nuk e kam kryer - u pëgjegj ky.
- Tash kryeje për vete, e herën tjetër për Shibrimen - i tha Muhammedi a.s.

Hanefijtë e pranojnë besueshmërinë e këtij dialogu, edhe pse disa muhaddithë i kritikojnë disa nga transmetuesit e këtij hadithi, por urdhërin e Muhammedit a.s. nuk e kuptojnë si urdhër të prerë, por më tepër si rekomandim. Këtë e plotësojnë me deklaratën e Ibn Abbasit, kur në një rast e pyeti një njeri i cili nuk e kishte kryer haxhin për vete, a mund ta kryej haxhin për tjetërin, iu përgjegj:

"Më e rëndësishme është të lajsh borxhin tënd".

Në këtë përgjegjje të Abbasit nuk përmendet se haxhi i kryer për tjetër kënd i takon atij që e ka kreyr ekskluzivisht. Përgjegjëja e Muhammedit a.s. që i dha Shibrimit, thonë hanefijtë, duhet marrë si rekomandim, mu ashtu siç pat thënë edhe me një rast tjetër (për dhënien e sadakës)

"Filloja nga ai të cilin e ke për detyrë ta mbash!"

- femra mund të kryej haxhin për mashkullin,
- të bësh vepra të mira në emër të prindëve tu, është veprim, sjellje, e vlefshme dhe me kompetencë.

## FJALËT E ALL-LLAHUT TË LARTMADHËRUAR:

**"Do të vijë në këmbë dhe me deve të lodhur që do të vijnë nga të gjitha anët e largëta dhe le të merrnin pjesë në të mira të kësaj bote dhe botës tjetër:**

**"Fixhâxhun"** d.m.th. rrugë të gjëra.[3]

---

3 Mosbesimtarëve dhe atyre që pengojnë nga rruga e All-llahut dhe Mesxhidi-l-Harami - të cilin ne e kemi dedikuar për tërë njerëzimin - të jenë të barabartë si ai vendës ashtu edhe ai i ardhuri. Kush bën çfarëdo krimi qoftë, do të bëjmë të shijojë vuajtje të dhembshme.
Dhe kur ia përgatitëm Ibrahimit vendin e shtëpisë (tempullin për strehim), i thamë: Mua mos ma trajto askë të barabartë dhe pastroje këtë tempull timin për ata që do ta vizitojnë, dhe ata, të cilët aty në afërsi të tij do të banojnë, dhe ata që do të përulen dhe falen.
- dhe shpallu njerëzve haxhin! - do të vijnë këmbë edhe me deve të rraskapitura; do të vijnë nga largësi të thella.
Që të kenë dobi dhe që në ditë të caktuara, do të përmendin emrin e All-llahut për atë që i ka furnizuar me kafshë (për kurban). Hani prej tyre dhe ushqeni të varfërit e mjerë!
Pastaj, le të heqin nga vetja ndyrësirën, le t'i plotësojnë premtimet e veta, le ta vizitojnë tempullin e vjetër!
Vetëm, kaq! E kush i madhëron shejtnitë e All-llahut është mirë për të ndaj Zotit të vet. Juve ju janë të lejuara kafshët, me përjashtim të atyre të cilat iu janë lexuar (në Kur'an), pra largohuni prej idhujve të ndyrë dhe fjalëve të pavërteta!
Jini sinqerisht besnikë të All-llahut! Mos i bëni Atij shok! Kush i bën shok All-llahut është sikur ai që ka ra nga qielli dhe e ka rrëmbyer shpendi ose e ka shpjer era në ndonjë vend të largët.
Ja, vetëm kaq! E kush madhëron traditat e All-llahut, ajo është shenjë e zemrës fisnike.
Aty ju keni dobi deri në moment të caktuar e pastaj, vendi i tyre është pranë tempullit të lashtë.
Çdo bashkësie i kemi bërë zakon të presë kurban, për ta përmendur emrin e All-llahut me rastin e prerjes së kafshës, të cilën Ai ua jep. Zoti juaj është një Zot, prandaj, dorëzohuni! Dhe jepu sihariq të dëgjueshmëvet.
Zemra e të cilëve, kur përmendet All-llahu, i kaplon frika, edhe ata, të cilët me durim përballojnë vështirësitë që u ndodhin, edhe ata që kryejnë faljen dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ndajnë (japin sadakë).
Kurse devet, atë ua kemi bërë një nga zakonet e All-llahut, ku ju keni dobi. Prandaj përmendni emrin e All-llahut mbi ta në radhë, por kur të bijnë në tokë hani nga ato dhe ushqeni si ata që janë mirënjohës si ata që nuk janë. Ashtu ua kemi vënë në shërbim tuajin (kurbanët) ndoshta do të jeni mirënjohës.
Tek All-llahu nuk arrin mishi i tyre as gjaku i tyre, por do të arrijë vepra e mirë dhe me

**1514.** - Na ka treguar Ahmed b.Isa, që thotë se i ka treguar Ibni Vehb, duke transmetuar nga Junusi, e ky nga Ibn Shihabi, kurse ky nga Salim b. Abdullah se Ibn Umer r.a. ka thënë:

**"E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke shkuar kaluar dhe me zë madhëronte All-llahun, mu atëherë kur kafsha me të cilën kalëronte ishte ngritur në këmbë."**

١٥١٥ — حدثنا إبراهيم بن موسى أخبرنا الوليد حدثنا الأوزاعي سمع عطاء يحدث عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما « أن إهلال رسول الله ﷺ من ذي الحليفة حين استوت به راحلته » . رواه أنس وابن عباس رضي الله عنهم

**1515.** - Na ka treguar Ibrahimi, të cilit i ka thënë Velidi se i ka treguar Evzaij i cili ka dëgjuar nga Ata'a se e transmeton nga Xhabir b. Abdullahn r.a. **se të shqiptuarit e telbijes me zë nga Pejgamberi s.a.v.s. fillonte nga Dhu-l-Hulejfe pasi që deveja mbi të cilën kishte hypur ai ngritej.**

Këtë e kanë transmetuar edhe Enesi dhe Ibn Abbasi r.a..[4]

---

sinqeritet nga ana juaj; Ashtu ua ka nënshtruar për ta madhëruar All-llahun për shkak se u ka udhëzuar. Dhe, merru sihariq bamirësve.

All-llahu me të vërtetë i mbronë besimtarët. Ai pa mëdyshje nuk e don asnjë tradhtar, mosbesimtar.

4 Nga hadithi dalin këto përfundime:

- haxhi mund të kryhet në këmbë ose kaluar. Disa mendojnë se është mirë të kryhet kaluar, ngase ashtu e ka kryer pejgamberi në haxhin lamtumirës. Të tjërët i japin përparsi ecjes në këmbë për shkak se ashtu bëhet më tepër mundim, sipas të cilit edhe All-llahu xh.sh. jep shpërblimin.

Hakemi ka shenuar se Ibn Abbasi ka thënë: "Atij që shkon në Mekke këmbë dhe ashtu këthehet, për çdo hap i shenohet shpërblimi sa 700 punë të mira të kryera në harem".

- Çka janë ato punë të mira të Haremit? - pyetën të pranishmit.

- Ato punë janë, për të cilat All-llahu xh.sh. shpërblen sikur me i pasë bërë njëqindmijë punë tjera të mira - u përgjegj ai.

Edhe në tekstin e Kur'anit këmbësorët janë përmendur më parë se kalorësit. Muxhahidi ka thënë se Ademi a.s. ka shkuar katërdhjet herë këmbë në haxh. Ashtu kanë bërë edhe Ibrahimi dhe i biri i tij Ismaili, kurse Hasan b. Ali ka shkuar në haxh njëzetepesë herë këmbë,

- Pejgamberi a.s. e fillonte telbijen, pasi që deveja ngritej në këmbë.

باب الحجّ على الرّحل

١٥١٦ – وقال أبانُ حدّثنا مالكُ بنُ دينارٍ عن القاسمِ بنِ محمّدٍ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها « أنّ النبيَّ ﷺ بعثَ معَها أخاها عبدَ الرحمنِ فأعمرَها منَ التنعيمِ، وحمَلَها على قَتَبٍ »

وقال عمرُ رضيَ اللهُ عنه: شُدّوا الرِّحالَ في الحجِّ، فإنّهُ أحدُ الجِهادَين.

## KRYERJA E HAXHXHIT HYPUR NË DEVE

**1516.** - Ebani ka deklaruar se i ka treguar Malik b. Dinar i cili transmeton nga Kasim b. Muhammed, e ky nga Aisheja r.a. se **Pejgamberi s.a.v.s. e dërgoi me të vëllain e saj Abdurrahmanin dhe ajo vendosi të kryejë umren nga Ten'imi, kurse ai e hypi në deve.**

Umeri r.a. ka thënë: **"Shtërngoni shalët në kohën kur bëni haxhin sepse haxhi është njëra nga dy luftërat".**

١٥١٧ – حدّثنا محمّدُ بنُ أبي بكرٍ حدّثنا يزيدُ بنُ زُرَيعٍ حدّثنا عَزْرةُ بنُ ثابتٍ عن ثُمامةَ بنِ عبدِ اللهِ بنِ أنسٍ قال « حجَّ أنسٌ على رَحلٍ، ولم يكنْ شَحيحاً، وحدّثَ أنّ رسولَ اللهِ ﷺ حجَّ على رَحلٍ وكانت زامِلتَهُ »

**1517.** - Muhammed b. Ebu Bekr thotë se i ka thënë Jezid b. Zurej, të cilit i ka transmetuar Azret b. Thabit nga Thumame b. Abdullah b. Enes:

**"Enesi e ka kryer haxhin në shalë të deves, por nuk ka qenë koprrac. Ai ka treguar se edhe Pejgamberi i All-llahut e ka kryer haxhin në shalë të cilën e kishte edhe si bagazh".**

---

Në bazë të praktikës së lartpërmendur të Pejgamberit, malikijet dhe shumica e dijetarëve konsiderojnë se telbija fillon të shqiptohet kur drejtohet devja në këmbë, kurse këmbësori kur niset nga mikati.
Ebu Hanifeja e pranon këtë praktikë, por konsideron (mustehab) që telbija të fillojë pasi të jepet selam në namazin i cili zakonisht falet në mikat.
Shafi'ijtë konsiderojnë se telbija duhet filluar tek-pasi të niset kalorësia nga mikati.

١٥١٨ – حدّثنا عمرُو بنُ عليّ حدَّثنا أبو عاصم حدَّثنا أيمَنُ بنُ نابلٍ حدَّثنا القاسمُ بنُ محمد «عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها أنَّها قالت: يا رسولَ اللهِ اعتمَرْتم ولم أعتمر. فقال: يا عبدَ الرحمٰنِ، اذهبْ بأختِكَ فأعمِرْها منَ التنعيم. فأحقَبَها على ناقةٍ، فاعتمَرَتْ»

**1518.** - Na ka treguar Amr b. Ali që thotë se i ka treguar Ebu Asim nga Ejmen b. Nail, të cilit i ka treguar Kasim b. Muhamed se Aishja r.a., me siguri, ka thënë:

- **O Pejgamber i All-llahut, ju e keni bërë nijet për umre, kurse unë jo?**

- **O Abdurahman!** - thirri Muhammedi a.s. - **shko me motrën tënde dhe mundësoja që ta bëjë nijet për umre prej Ten'imi.**

Ky e vuri atë pas vetes në deve dhe ajo e bëri nijet që të kryej umren.

باب فضلِ الحجِّ المبرور

١٥١٩ – حدّثنا عبدُ العزيز بنُ عبدِ اللهِ حدَّثنا إبراهيمُ بنُ سَعدٍ عنِ الزهريِّ عن سعيدِ بنِ المسيَّب عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنهُ قال «سُئلَ النبيُّ ﷺ: أيُّ الأعمالِ أفضلُ؟ قال: إيمانٌ باللهِ ورسولِهِ. قيل: ثمَّ ماذا؟ قال: جهادٌ في سبيلِ اللهِ. قيل: ثم ماذا؟ قال: حجٌّ مَبرور»

## RËNDËSIA E HAXHIT QË KRYHET SIPAS NORMAVE TË HAXHIT DHE PRANOHET TE ALL-LLAHU

**1519.** - Na ka treguar Abdulaziz b. Abdullah dhe tha se i ka transmetuar Ibrahim b. Sa'di nga Zuhriu, e ky nga Seid b. Musejjeb, ndërsa ky nga Ebu Hurejre, i cili ka thënë:

- E kanë pyetur Pejgamberin s.a.v.s.:

**"Cilat punë janë më të rëndësishme?"**

**"Besimi në All-llahun dhe pejgamberin e Tij"** - u përgjegj.

**"E pas kësaj?"** e pyetën përsëri?

**"Lufta për hirë të rrugës së All-llahut"** - tha ky.

**"E pas kësaj?"** e pyetën përsëri.

**"Haxhi që kryhet sipas normave (pa gabime) dhe pranohet te All-llahu".**

١٥٢٠ — حدثنا عبد الرحمن بن المبارك حدثنا خالد أخبرنا حبيب بن أبي عمرة عن عائشة بنت طلحة « عن عائشة أم المؤمنين رضي الله عنها أنها قالت: يا رسول الله، نرى الجهاد أفضل العمل، أفلا نجاهد؟ قال: لا، ولكن أفضل الجهاد حج مبرور »

**1520.** - Na ka treguar Abdurrahman b. Mubarek, këtij Halidi të cilit i ka transmetuar Habib b. Ebû Amre, i cili transmeton nga Aishe b. Talha, kurse kjo nga Aisheja r.a. nëna e besëdrejtëve që tha:

**- O Pejgamber i All-llahut, ne e konsiderojmë xhihadin punë më të rëndësishmen, e pse nuk shkojmë edhe ne të luftojmë për hirë të All-llahut?"**

**- Jo** - u përgjigj ai. **Xhihadi më i mirë për ju është kryerja e haxhit pa gabime dhe të jetë i pranuar te All-llahu.**

١٥٢١ — حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا سيار أبو الحكم قال سمعت أبا حازم قال سمعت أبا هريرة رضي الله عنه قال: سمعت النبي ﷺ يقول « من حج لله فلم يرفث ولم يفسق رجع كيوم ولدته أمه »

**1521.** - Na ka treguar Ademi duke transmetuar nga Shu'be të cilit i ka thënë Sejjar Ebu Hakem se e ka dëgjuar Ebu Hazmin që thotë se e ka dëgjuar Ebu Hurejren r.a. kur ka thënë:

- E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. që thotë: "**Ai i cili e kryen haxhin për hirë të All-llahut dhe nuk ka kontakt me gruan (në kohë të haxhit) dhe që nuk ka bërë edhe ndonjë tjetër mëkat, do të kthehet sikur në ditën kur e ka lindur nëna".**[5]

---

5 Haxh i vlefshëm dhe i pranuar te All-llahu trajtohet ai haxhillëk që është kryer me para të fituara me nderë, dhe që është kryer me devotshmëri në emër të All-llahut, e jo me ndonjë qëllim tjetër, për ndonjë interes.
Pejgamberi u ka lejuar grave të marrin pjesë në luftë. Hafsa, bashkëshorte e Pejgamberit a.s. ka deklaruar: "Na erdhi një grua e cila kishte marrë pjesë në gjashtë ekspedita luftarake me Pejgamberin a.s. dhe i tha: "Ne kemi shëruar të plagosurit dhe u kemi shërbyer të sëmurëve". Lufta në haxh është luftë kundër epsheve personale dhe lakmisë në kënaqësitë e kësaj bote. Është luftë me problemet e ushqimit, me udhtimin dhe përpjekjet maksimale që secila normë e caktuar e haxhit të kryhet në kohën e vet.
Tiramidhi, me anë të Ibn Mes'udit, transmeton hadithin: "Kryeni haxhin dhe umren, ngase këto ua largojnë varfërinë dhe mëkatet sikurse shakulli i farkëtarit që largon njollat

باب فرض مواقيت الحج والعمرة

١٥٢٢ — حدثنا مالك بن إسماعيل حدثنا زهير قال « حدثني زيد بن جبير أنه أتى عبد الله بن عمر رضي الله عنهما في منزله — وله فسطاط وسرادق — فسألته : من أين يجوز أن أعتمر ؟ قال : فرضها رسول الله ﷺ لأهل نجد قرنا ، ولأهل المدينة ذا الحليفة ، ولأهل الشام الجحفة »

## VENDET E CAKTUARA PREJ KU FILLON KRYERJA E HAXHIT DHE UMRES

**1522.** - Na ka treguar Malik b. Ismail, duke thënë se i ka transmetuar Zuhejri nga Zejd b. Xhubejri i cili ka treguar se i ka ardhur në banesë Abdullah b. Umeri r.a., e ai atëherë kishte një shator (tendë) shavari dhe një si derë. Unë e pyeta:

**"Nga cili vend është e lejuar ta bëj (vendos) nijetin për kryerjen e umrës (të vesh ihramin)!"**

**Pejgamberi s.a.v.s.** - më tha ai - **për këtë ka caktuar për Karnin, për medinasit, Dhu-l-Hulejfin, kurse banorët e Nexhdit, Xhuhfën banorët e Sirisë.**

باب قول الله تعالى [ ١٩٧ البقرة ] : ﴿ وتزودوا ، فإن خير الزاد التقوى ﴾

١٥٢٣ — حدثنا يحيى بن بشر حدثنا شبابة عن ورقاء عن عمرو بن دينار عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما قال : كان أهل اليمن يحجون ولا يتزودون ، ويقولون : نحن المتوكلون ، فإذا قدموا مكة سألوا الناس . فأنزل الله تعالى ﴿ وتزودوا فإن خير الزاد التقوى ﴾ رواه ابن عيينة عن عمرو عن عكرمة مرسلا

---

në hekur, ar dhe argjend. Për haxhin që pranohet te All-llahu nuk ka tjetër shpërblim përveç se xhenneti".

Ahmed b.Hanbel në Musnedin e vet, transmeton nga Xhabiri se Muhammedi a.s. ka thënë: "Haxhillëk i pranuar te All-llahu është ai për të cilin nuk ka tjetër shpërblim veçse xhennetit".

- O pejgamber i All-llahut, cili është ai haxh i pranuar? - pyetën të pranishmit.

- Haxhi i pranueshëm është ai në të cilin haxhiu u ka dhënë ushqim të nevojshmëvet dhe u ka dhënë selam njerëzve - u përgjegj ai.

Hakemi në Mustedrek, në vend të "ka dhënë selam..." shenon "... dhe është shpreh me fjalë të mira ndaj të tjerëve".

## FJALËT E ALL-LLAHUT xh.sh. "FURNIZOHUNI, PA DYSHIM FURNIZIMI MË I MIRË ËSHTË DEVOTSHMËRIA"

**1523.** - Na ka treguar Jahja b. Bishr, të cilit i ka transmetuar Shehabi nga Vereka, ky nga Amr b. Dinari, kurse ky nga Ikrime ndërsa ai prej Ibn Abbasit r.a. se ka thënë:

**"Banorët e Jemenit e kanë kryer haxhin por nuk ishin të furnizuar, por thoshin "Ne i mbështetemi All-llahut"**. Kur arrinin në Mekke atëherë lypnin nga të tjerët, prandaj All-llahu xh.sh.shpalli ajetin **"Furnizohuni! Pa dyshim furnizimi më i mirë është devotshmëria"**. Këtë deklaratë e ka transmetuar edhe Ibn Ujejne nga Amri, ky nga Ikrime, pa e përmendur Ibn Abbasin.[6]

باب مُهَل أهلِ مكةَ للحجِّ والعُمرة

١٥٢٤ - حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدثنا وُهَيبٌ حدثنا ابن طاوُس عن أبيه عن ابن عباس قال « إنّ النبيّ ﷺ وَقّتَ لأهلِ المدينةِ ذا الحُلَيفةِ ، ولأهلِ الشأمِ الجُحفةَ ، ولأهلِ نجدٍ قَرْنَ المنازِلِ ، ولأهل اليمنِ يَلَمْلَمَ ، هنّ لهنّ ولمن أتىٰ عليهنّ مِن غيرِهنّ ممن أرادَ الحجّ والعُمرةَ ، ومَن كانَ دُونَ ذلكَ فمِن حيثُ أنشأ ، حتى أهلُ مكةَ مِن مكةَ »

---

6 Nga hadithi përfundojmë:
- devotshmëri dhe përulje ndaj All-llahut është që të mos lypësh a të kërkosh ndihmë materiale nga të tjerët, por të furnizohet: "Mos i shqetësoni njerëzit duke kërkuar prej tyre ndihmë materiale. Të shqetësuarit e njerëzve është mëkat, andaj, hiqni dorë nga ai veprim!",
- papunësia nuk mund të fshihet pas "tevekkuli". Mbështetje, "tevekkul" i vërtetë në All-llahun është që për secilën punë të mbështetemi te ndihma e All-llahut, pasi që ta kemi dhënë nga vetja atë çka kemi mundësi, ashtu siç ka thënë Pejgamberi: All-llahu do t'i fusë në xhennet 70.000 veta pa dhënë llogari, e ata janë: ata që nuk besojnë në fall, që nuk bëjnë tatuazhë, (zbukurim trupi me gjilpër), dhe ata që nuk e parashikojnë fatin në bazë të sjelljeve të shpendve, por në punët e tyre mbështeten vetëm te All-llahu". Pasi që kalimthi është e ndaluar edhe për haxhiun të lyp, si përfundim del se ndalimi është më i rreptë ta bëjë këte në vendlindje,
- të mbështetesh në All-llahun lejohet tek pasi që të kesh dhënë tërë mundimin tënd në punën konkrete, sikurse thotë Muhammedi a.s. shokut të vet: "Lidhe deven, pastaj mbështetu te All-llahu!" Feja islame e denon botkuptimin fatalist.

## MIKATI PËR MEKASIT PËR HAXH APO UMRE

**1524.** - Na ka treguar Musa b. Ismail të cilit i ka transmetuar Vuhejbi nga Ibn Tavusi, e ky nga babai i vet, ndërsa ky nga Ibn Abbasi:

**Pejgamberi a.s. e ka caktuar kohën dhe vendin ku fillon lavdrimi i All-llahut me zë, dhe ku duhet veshur ihramin: Dhu-l-hulejfen për medinasit, Xhuhfën për sirianët, Karnul Menazlin për banorët e Nexhdit kurse për banorët e Jemenit vendin Jelemlem. Këto vende janë për këta dhe për secilin që kalon kah këto vende me qëllim të kryerjes së haxhit ose umres. Për atë që ndodhet pas këtij vendi, pra brenda mikatit dhe Mekkës, ai e vesh ihramin në momentin kur e bën nijet për të kryer haxhin. Në këtë mënyrë banori i Mekës vesh ihramin brenda në Mekke (në Haremin e Qabes)"**[7]

باب ميقات أهل المدينة، ولا يهلوا قبل ذى الحليفة

١٥٢٥ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضى الله عنهما أن رسول الله ﷺ قال «يهل أهل المدينة من ذى الحليفة، وأهل الشام من الجحفة، وأهل نجد من قرن». قال عبد الله «وبلغنى أن رسول الله ﷺ قال: ويهل أهل اليمن من يلملم»

7 Banorët e Mekkes veshin ihramin dhe fillojnë të këndojnë telbijen për haxh nga Haremi i Qabes, kurse për umre nga Hil-la. Në vendet e lartpërmendura haxhiu rruhet, pret thonjët, lahet, parfymoset, vesh ihramin, fal nafile dhe me këndimin e telbijes niset për në Mekke. Imamët: Malik, Ahmed, Is-hak, konsiderojnë se më së miri është të hysh në ihram në vendet e lartpërmendura, ndërkaq Thevriu, Ebu Hanif edhe Shafi'iu, këto vende i konsiderojnë si kufirin e fundit, dhe lejojnë që këto veprime të kryhen edhe para se të arrihet në vendet e përmendura, sepse ashtu kanë vepruar:Ibn Abbas, Aliu, Ibn Mes'ud, Ibn Umer dhe disa as-habë tjerë të njohur. Shafi'iu dhe Ebu Hanife thonë: Të hysh në ihram para se të arrish në vendet e përmendura është më mirë vetëm për ata që kanë mundësi dhe aftësi t'i përmbahen asaj disipline që kërkohet derisa je në ihram.
Ai që bie kah vendet e përmendura për ndonjë punë personale, e nuk e ka mendjen të shkojë në Mekke, nuk është i detyruar të vesh ihram, si edhe ai që për ndonjë nevojë e arsye, rastësisht hyn në Mekke. Kështu edhe Muhammedi a.s. me rastin e çlirimit të Mekkes kishte veshur teshat e përditshme, si zakonisht, kurse në kokë helmetën. Gjithashtu vepruan edhe as-habët tjerë.

## MIKATI PËR MEDINASIT

Ata nuk veshin ihramin deri kur të arrijnë në Dhu-l-hulejfe

**1525.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf të cilit i ka kumtuar Maliku që i transmeton nga Nafi'u, e ky prej Abdullah b.Umerit r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Medinasit fillojnë të bëjnë telbijen me zë prej Dhu-l-hulejfes, banorët e Sirisë prej Xhuhfës, kurse banorët e Nexhdit nga Karni".**

- **Më është kumtuar** - ka thënë Abdullahu - **se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë edhe këtë: "Banorët e Jemenit hyjnë në ihram nga Jelemlemi."**

باب مُهَلِّ أهلِ الشأم

١٥٢٦ - حدثنا مُسدَّدٌ حدثنا حمَّادٌ عن عمرو بن دِينارٍ عن طاوُسٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «وقَّتَ رسولُ اللهِ ﷺ لأهلِ المدينةِ ذا الحُلَيفةِ، ولأهلِ الشأمِ الجُحفةَ، ولأهلِ نَجدٍ قَرْنَ المَنازلِ، ولأهلِ اليمنِ يَلَمْلَمَ، فهنَّ لهنَّ ولمن أتى عليهنَّ من غيرِ أهلهنَّ لمن كانَ يُريدُ الحجَّ والعُمرةَ، فمن كان دُونَهنَّ فمُهَلُّهُ من أهلهِ، وكذاكَ حتى أهلُ مكةَ يُهِلُّونَ منها»

## MIKATI PËR BANORËT E SIRISË

**1526.** - Na ka treguar Musedded, të cilit i ka treguar Hammadi duke transmetuar prej Amr b. Dinarit, e ky nga Tavusi, kurse ky nga Ibn Abbasui:

**"Pejgamberi i All-llahut medinasëve ua ka caktuar vendin dhe kohën për të veshur ihramin në Dhu-l-hulejfe, banorëve të Sirisë Xhihfën, banorëve të Nexhdit Karnul-Menazil, kurse banorëve të Jemenit u ka caktuar Jelemlemin. Këto vende janë për ata dhe të tjerët që kalojnë kah këto vende, përveç banorëve të këtyre vendeve, me qëllim të kryerjes së haxhit dhe umres. Banorët e këtyre vendeve, hynë në ihram nga shtëpitë e tyre. Në këtë mënyrë mekasit hyjnë në ihram në Mekke (te Haremi i Qabes).**

باب مُهَلِّ أهلِ نجدٍ

١٥٢٧ - حدثنا عليٌّ حدثنا سُفيانُ حفِظناهُ منَ الزُّهريِّ عن سالمٍ عن أبيهِ «وقَّتَ النبيُّ ﷺ»

## MIKATI PËR BANORËT E NEXHDIT

**1527.** - Na ka treguar Aliu të cilit i ka thënë Sufjani:

- Kemi mbajtur mend hadithin nga Zuhriu i cili e ka transmetuar nga Selimi, e ky nga babai i vet se **Pejgamberi s.a.v.s., e ka caktuar vendin dhe kohën për të filluar telbijen me zë, si edhe veshjen e ihramit...**

١٥٢٨ - حدثنا أحمد حدثنا ابن وهب قال أخبرني يونس عن ابن شهاب عن سالم بن عبد الله عن أبيه رضي الله عنه « سمعت رسول الله ﷺ يقول: مُهَلُّ أهلِ المدينةِ ذو الحُلَيفة، ومُهَلُّ أهلِ الشأمِ مَهْيَعَةُ وهي الجُحفة، وأهلِ نجدٍ قرنٌ » قال ابن عمر رضي الله عنهما « زعموا أن النبي ﷺ قال - ولم أسمعه -: ومُهَلُّ أهلِ اليمن يَلَمْلَمُ »

**1528.** - Në bazë të senedit tjetër, na ka treguar Ahmedi, këtij Ibn Vehbi që thotë se i ka kumtuar Junusi duke transmetuar nga Ibn Shihabi e ky nga Selim b. Abdullah, e ky nga babai i vet r.a. i cili ka thënë:

E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. që thoshte: "**Vendi për të hyrë në ihram medinasit është Dhul-hulejfe, kurse vendi për të hyrë në ihram banorët e Sirisë është Mehje'a, e kjo është Xhuhfa, kurse për banorët e Nexhdit është Karn".**

Ibn Umeri r.a. ka thënë:

**"As-habët thoshin se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë edhe këtë (por unë personalisht nuk e kam dëgjuar): ... kurse vendi për të hyrë në ihram jemenasit është Jelemlemi".**

باب مُهَلِّ مَن كانَ دونَ المَواقيتِ

١٥٢٩ - حدثنا قتيبة حدثنا حماد عن عمرو عن طاوس عن ابن عباس رضي الله عنهما « أن النبي ﷺ وقّت لأهل المدينة ذا الحُليفة، ولأهل الشأم الجُحفة، ولأهل اليمن يَلَمْلَم، ولأهل نجد قرناً، فهنّ لهنّ ولمن أتى عليهنّ من غير أهلهنّ ممن كان يريد الحجّ والعمرة، فمن كان دونهنّ فمن أهله، حتى إنّ أهل مكة يُهِلّون منها »

## MIKATI ATIJ QË ËSHTË I VENDOSUR BRENDA KUFIJVE TË CAKTUAR PËR MIKATE

**1529.** - Na ka treguar Kutejbe, të cilit i ka transmetuar Hamadi prej Amrit, e ky e ka dëgjuar nga Tavus, kurse ky nga Ibn Abbasi r.a. se **Pejgamberi s.a.v.s. për medinasit Dhu-l-hulejfen, e ka caktuar vendin dhe kohën për të hyrë në ihram për sirianët Xhuhfen, për jemenasit Jelemlemin, kurse për banorët e Nexhdit, Karnin. Këto janë vende për ata dhe tjerët që vijnë nga këto drejtime dhe kanë për qëllim kryerjen e haxhit dhe umres, ndërsa ai që ndodhet në brendi, prapa këtyre vendeve, ai hyn në ihram nga shtëpia e vet (familja). Në këtë mënyrë banorët e Mekkes hyjnë në ihram brenda Mekes.**

باب مُهَلّ أهلِ اليمنِ

١٥٣٠ — حدثنا مُعَلّى بنُ أسَدٍ حدّثنا وُهيبٌ عن عبدِ اللهِ بنِ طاوُسٍ عن أبيهِ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما « انّ النبيّ ﷺ وَقّتَ لأهلِ المدينةِ ذا الحُلَيفةِ ، ولأهلِ الشأمِ الجُحفةَ ، ولأهلِ نجدٍ قرنَ المنازلِ ، ولأهلِ اليمنِ يَلَمْلَمَ ، هنّ لأهلِهنّ ولكلّ آتٍ أتى عليهنّ من غيرِهم ممّن أرادَ الحجّ والعُمرةَ ، فمَن كانَ دُونَ ذلكَ فمِن حيثُ أنشأ ، حتّى أهلُ مكةَ من مكةَ »

## MIKATI PËR JEMENASIT

**1530.** - Na ka treguar Mual-la b. Esedi se i ka treguar Vuhejbi nga Abdullah b. Tavus, kurse ky nga babai i vet, i cili tregon nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. **ua ka cakuar medinasve vendin dhe kohën për të hyrë në ihram Dhu-l-hulejfen, për banorët e Sirisë Xhuhfen, për Nexhdasit Karnul Menazilin, kurse për banorët e Jemenit Jelemlemin. Këto vende janë edhe për vendësit por edhe për të gjithë të tjerët që kalojnë këndej dhe mendojnë të kryejnë haxhin ose umren. Ai që ndodhet në brendi të këtyre vendeve, ai hyn në ihram nga vendi ku e ka vendosur (bërë nijet) për haxh. Kështu që për mekasit mikati është në Mekke (nga Haremi i Qabes)**

باب ذاتُ عِرقٍ لأهلِ العِراقِ

١٥٣١ — حدثنا عليّ بنُ مُسلمٍ حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ نُمَيرٍ حدّثنا عُبَيدُ اللهِ عن نافعٍ عن ابنِ عُمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « لما فُتحَ هذانِ المِصرانِ أتَوا عُمرَ فقالوا : يا أميرَ المؤمنينَ إنّ رسولَ اللهِ ﷺ حَدّ لأهلِ نجدٍ قَرْناً وهو جَوْرٌ عن طريقِنا ، وإنّا إنْ أرَدنا قَرْناً شَقّ علينا . قال : فانظُروا حَذْوَها مِن طريقِكم . فحدّ لهم ذاتَ عِرقٍ »

## DHATU'IRK ËSHTË MIKAT PËR BANORET E IRAKUT

**1531.** - Na ka treguar Ali b.Muslim duke thënë se i ka treguar Abdullah b. Numejr, këtij Ubejdullahi nga Nafi'a kurse ky nga Ibn Umeri r.a., se ka thënë:

- Kur u morën këto dy qytete (Basra dhe Kufa) banorët e tyre erdhën te Umeri dhe i thanë:

**O sundimtar i besëdrejtëve! Pejgamberi i All-llahut ka caktuar për banorët e Nexhdit Karnin për vend, cak, ku duhet të hynë në ihram, i cili vend ndodhet në anën tjetër të rrugës tonë dhe neve na vjen vështirë të shkojmë atje, në Karn!"**

**"Po ju shikoni ndonjë vend tjetër, në rrugën tuaj, në atë drejtim"**, tha Muhammedi a.s.

Kështu ai caktoi Dhatu 'Irkun.

١٥٣٢ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ أناخَ بالبَطحاءِ بذي الحُلَيفةِ فصلَّى بها، وكانَ عبدُ اللهِ بنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما يَفعلُ ذلك»

**1532.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, të cilit i ka transmetuar Maliku nga Nafi'a, kurse ky nga Abdullah b. Umeri r.a., se **Pejgamberi s.a.v.s. e detyroi deven të bijë në Bat-ha' në Dhu-l-hulejfe dhe aty u fal, e të njëjtën gjë e bëri edhe Abdullah b. Umeri r.a.**

باب خُروجِ النبيِّ ﷺ على طريقِ الشَّجرةِ

١٥٣٣ – حدثنا إبراهيمُ بنُ المُنذِرِ حدَّثَنا أنسُ بنُ عِياضٍ عن عُبيدِ اللهِ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ كان يَخرُجُ من طريقِ الشجرةِ ويَدخُلُ من طريقِ المُعرَّسِ، وأنَّ رسولَ اللهِ ﷺ كان إذا خرجَ إلى مكةَ يُصلِّي في مسجدِ الشجرةِ، وإذا رجعَ صلَّى بذي الحُلَيفةِ ببطنِ الوادي وباتَ حتى يُصبِحَ»

## KALIMI I PEJGAMBERIT S.A.V.S. NËPËR VENDIN SHEXHERE

**1533.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir se i ka transmetuar Enes b. Ijad nga Ubejdullah, kurse ky nga Nafi'u, e ky nga Abdullah b. Umeri r.a. **se Pejgamberi i Zotit nga Medina doli rrugës Shexheret, kurse hyri nga**

**rruga (ana) Muarres, dhe se kur ka shkuar në Mekke është falur në midis të luginës Dhu-l-hulejfe dhe aty ka qëndruar, deri në agim.**

باب قولِ النبيِّ ﷺ « العقيقُ وادٍ مُبارَكٌ »

١٥٣٤ — حدثنا الحُمَيديُّ حدثنا الوليدُ وبِشرُ بنُ بكرٍ التِّنِّيسيُّ قالا حدثنا الأوزاعيُّ قال حدثنا يحيى قال حدثني عِكرِمةُ أنَّهُ سمعَ ابنَ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما يقول إنَّه سمعَ عمرَ رضيَ اللهُ عنه يقول « سمعتُ النبيَّ ﷺ بوادي العَقيقِ يقول : أتاني الليلةَ آتٍ مِن ربِّي فقال : صَلِّ في هذا الوادي المبارَكِ وقل : عُمرةٌ في حَجَّةٍ »

## FJALËT E PEJGAMBERIT S.A.V.S

### "AKIKE ËSHTË LUGINË E BEKUAR"

**1534.** - Na ka treguar Humejdi, kurse këtij Velid dhe Bishr b. Bekr Tinnisi, që të tre kanë thënë se u ka treguar Evzai, këtij Jahja të cilit i ka treguar Ikrime që e ka dëgjuar Ibn Abbasin r.a. duke treguar se Umeri r.a. ka thënë:

- E kam dëgjuar pejgamberin e Zotit se për luginën Akikë thotë: **"Mbrëmë më ka ardhur nga krijuesi im, All-llahu, engjulli (Xhebrail) dhe më ka thënë: "Falu në këtë luginë të bekuar dhe bëre nijet për umre dhe haxh!".**

١٥٣٥ — حدثنا محمدُ بنُ أبي بكرٍ حدثنا فُضَيلُ بنُ سليمانَ حدثنا موسى بنُ عقبةَ قال حدثني سالمُ بنُ عبدِ اللهِ عن أبيهِ رضيَ اللهُ عنه « عن النبيِّ ﷺ أنَّهُ رُؤِيَ وهو في مُعرَّسٍ بذي الحُلَيفةِ ببطنِ الوادي قيلَ له : إنكَ ببَطحاءَ مباركةٍ . وقد أناخَ بنا سالمٌ يتوخَّى بالمُناخِ الذي كانَ عبدُ اللهِ يُنيخُ يتحرَّى مُعرَّسَ رسولِ اللهِ ﷺ ، وهو أسفلَ مِنَ المسجدِ الذي ببطنِ الوادي ، بينهم وبينَ الطريقِ وسَطٌ مِن ذلكَ »

**1535.** - Na ka treguar Muhamed b. Ebi Bekr, i cili thotë se i ka treguar Fudajl b. Sulejman nga Musa b. Ukbe, e këtij Salim b. Abdilah duke transmetuar nga babai i vet r.a., kurse ky nga Pejgamberi s.a.v.s. se i është paraqitur në ëndërr kur ishte në konak në midis të luginës në Dhu-l-hulejfe dhe i është thënë:

**"Ti me të vërtetë po ndodhesh në Ba't h të bekuar".**

**Salimi** - thotë Musa b. Ukbe - **ndejti me ne të k[illegible]jë atë vendin ku kishte qëndruar Abdullahu i cili gjithmonë kishte buajtur aty ku kishte**

**buajtur Pejgamberi s.a.v.s., kurse ky luginës. Pikërisht ndërmjet këtyre dhe kësaj rruge gjendet mesi i kësaj lugine.**[8]

باب غسل الخلوق ثلاث مرات من الثياب

١٥٣٦ – قال أبو عاصم أخبرنا ابن جريج أخبرني عطاء أن صفوان بن يعلى أخبره «أن يعلى قال لعمر رضي الله عنه: أرني النبي ﷺ حين يوحى إليه. قال: فبينما النبي ﷺ بالجعرانة – ومعه نفر من أصحابه – جاءه رجل فقال: يا رسول الله، كيف ترى في رجل أحرم بعمرة وهو متضمخ بطيب؟ فسكت النبي ﷺ ساعة، فجاءه الوحي، فأشار عمر رضي الله عنه إلى يعلى، فجاء يعلى – وعلى رسول الله ﷺ ثوب قد أظل به – فأدخل رأسه، فإذا رسول الله ﷺ محمر الوجه وهو يغط، ثم سري عنه فقال: أين الذي سأل عن العمرة؟ فأتي برجل فقال: اغسل الطيب الذي بك ثلاث مرات، وانزع عنك الجبة، واصنع في عمرتك كما تصنع في حجتك». قلت لعطاء: أراد الإنقاء حين أمره أن يغسل ثلاث مرات؟ قال: نعم»

## LARJA E PARFYMOSJES SE TEPRUAR NGA TESHAT TRI HERË

**1536.** - Ebu Asimi thotë se i ka transmetuar Ibn Xhurejxhi nga Ata'a të cilin e ka informuar Safan b. Ja'la se Ja'la i ka thënë Umerit r.a.:

**"Më trego për Pejgamberin s.a.v.s. në momentin kur i vie shpallja!"** Derisa Pejgamberi s.a.v.s. ishte ende në Xhiran - thotë Ja'la - me disa as-habë, erdhi një njeri dhe i tha:

**O Pejgamber i Zotit, çka mendon për njeriun që ka hyrë në ihram për të bërë umren dhe është parfymosur për tepër? Pejgamberi s.a.v.s. heshti për një moment. Pastaj i erdhi shpallja, e Umeri r.a.i bëri me shenjë Ja'las dhe Ja'la u afrua, ndërsa përmbi Pejgamberin s.a.v.s. kishte një copë pëlhure që i bënte hije. Ky e futi kryet dhe e pa se Pejgamberi s.a.v.s. ishte i stërkuqur në fytyrë dhe me vështirësi merrte frymë. Pasi u qetësua pyeti:**

---

8 Nga hadithi rezulton:
- dallimi dhe rëndësia e luginës Akik është për shkak se gjendet në afërsi të Medines,
- është e livdueshme të falesh në Akik, dhe sipas mundësisë në pjesën ku është falur Muhammedi a.s. Këtu i pret edhe haxhinjtë tjerë dhe vazhdon rrugën bashkërisht për në Mekke.

**- Ku është ai që pyeti për Umrën?**

Kur e sollën këtë njëri, tha:

**- Parfymosjen e tepruar që ke ti shpërlaje tri herë, hiqe xhylynin (xhyben) dhe për të bërë Umrën vepro njëlloj sikur që do të kishe vepruar në rastin e haxhit!**

**E pyeta** - thotë Ibn Xhurejxhi - **Ata'in:**

**Kur Pejgamberi s.a.v.s. e urdhëroi që këtë ta lajë tri herë, kishte për qëllim pastrimin e plotë?"**

**"Po"**, konstatoi ai.[9]

باب الطِّيبِ عندَ الإحرامِ، وما يَلبَسُ إذا أرادَ أن يُحرِمَ، ويَترجَّلُ ويَدَّهِنُ

وقال ابنُ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما: يَشَمُّ المحرمُ الرَّيحانَ، ويَنظُرُ في المرآةِ، ويَتداوى بما يأكلُ الزَّيتِ والسَّمنِ

وقال عطاء: يَتختَّمُ ويَلبَسُ الهِميانَ. وطافَ ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما وهو محرمٌ وقد حزَمَ على بطنِهِ بثوبٍ

ولم تَرَ عائشةُ بالتُّبَّانِ بأساً للَّذينَ يَرحَلونَ هَودَجَها

## PARFYMOSJA (ZBUKURIMI) KUR HYN NË IHRAM

Lidhur me atë çka duhet të vesh haxhiu kur dëshiron të hyjë në ihram, krehjen dhe parfymosjen, Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

---

9 Nga hadithi mund të përfundojmë:
- është e lejuar t'i shikosh njerëzit si ka hije,
- nëse dijetari nuk di të përgjigjet për ndonjë çeshtje, e ka për detyrë të mendojë për atë, të hulumtojë literaturën dhe të gjejë përgjegjen e saktë dhe, palës, t'ia kumtojë më vonë,
- muhrimi, nëse vesh diçka me harresë ose nga mosdija, përveç ihramit, nuk jep kompensim (kurban), sipas mendimit të: Shafi'iut, Thevriut, Ata'it, Is-hakut, Davudit, sipas një verzioni edhe të Ahmedit.
Ebu Hanife thotë: "Kurban do të japë personi i cili me qëllim ose nga harresa, mban fytyrën dhe kryet mbuluar gjatë ditës, deri në mbrëmje, por nëse këtë e ka bërë vetëm një kohë të shkurtër, atëherë do të japë sadakë".
- mashkullit në ihram i ndalohet të parfymoset me kozmetikë që ka në përbërje të sajë shafran. Parfymosjen e trupit dhe teshave, në mënyrë të denjë, kur vishet ihrami e lejojnë, madje edhe rekomandojn: Shafi'iu dhe Ebu Hanife, ndërsa Maliku dhe Muhammed b. Hasan nuk e lejojnë përdorimin e parfemit,
- mashkulli, derisa është në ihram, nuk guxon të veshë asgjë nga teshat që janë të qepura.

**Ai që hynë në ihram mund të parfymoset me borsilok, mund të shikohet në pasqyrë dhe të shërohet vetëm me ato gjëra që hahen, siç është vaji dhe tlyni".**

A'tau thotë: Mund të ketë edhe unazë dhe të ngjesh brezin (qemerin). Ibn Umeri r.a. e ka bërë tavafin rreth Qabes si muhrim, kurse rreth mjedisit kishte ngjeshur një teshë (brez) H. Aisheja r.a. nuk e konsideronte të ndalur veshjen e brekëve të shkurtëra për ata që kujdeseshin për hevaxhin e saj.

١٥٣٧ — حدثنا محمد بن يوسف حدثنا سفيان عن منصور عن سعيد بن جبير قال: كان ابن عمر رضي الله عنهما يدهن بالزيت، فذكرته لإبراهيم قال: ما تصنع بقوله:

**1537.** - Na ka treguar Muhammed b. Jusuf dhe ka thënë se i ka transmetuar Sufjani prej Mensurit, e ky nga Seid b. Xhubejri i cili ka thënë:

**Ibn Umeri r.a. është lyer me vaj, e këtë ia përmenda Ibrahimit (Nehaijjut) dhe ai tha: Çka të bësh me rastin e tij?**

١٥٣٨ — حدثني الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت «كأني أنظر إلى وبيص الطيب في مفارق رسول الله ﷺ وهو محرم»

**1538.** - Mua më ka transmetuar Esvedi nga Aisheja r.a. se ajo ka thënë: **"Më duket se po e shoh parfymosjen në flokët e Pejgamberit të All-llahut, derisa ishte në ihram".**

١٥٣٩ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن عبد الرحمن بن القاسم عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها زوج النبي ﷺ قالت «كنت أطيب رسول الله ﷺ لإحرامه حين يحرم، ولحله قبل أن يطوف بالبيت»

**1539.** - Na ka treguar Abdull-llah b. Jusuf, të cilit i ka rrëfyer Maliku, duke transmetuar nga Abdurr-rrahman b.Kasimi, e ky nga baba i vet, ndërsa ky nga Aisheja r.a., bashkëshorte e Pejgamberit s.a.v.s..

**"E kam parfymosur të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. për të hyrë në ihram dhe për të dalur nga ihrami, edhe këtë e kam bërë para se të kryente tavafin rreth Qabes"**[10]

10 Nga hadithet e përmendur rezulton:

## باب مَن أهَلَّ مُلَبِّداً

١٥٤٠ – حدثنا أصبغُ أخبرنا ابنُ وَهبٍ عن يونُسَ عن ابنِ شهابٍ عن سالمٍ عن أبيهِ رضيَ اللهُ عنه قال «سمعتُ رسولَ اللهِ ﷺ يُهِلُّ مُلبِّداً»

## KËNDIMI I TELBIJES ME FLOKË TË NGJITURA

**1540.** - Na ka treguar Esbeg të cilit i ka transmetuar Ibni Vehbi nga Junusi, e ky nga Ibn Shihabi, ai nga Salimi ndërsa ky nga babai i vet r.a. se ka thënë:

**"E kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut s.a.v.s. duke kënduar me zë telbijen me flokë të ngjitura për koke"**

---

- haxhiu mund të parfymoset, të shiqohet në pasqyrë, të përdorë barëra, ilaçe, të nevojshme.

Ibn Abbasi ka thënë: "Nëse e lëndon këmbën ose dorën, haxhiu le ta lyjë me vaj ose tëlyen!" Esvedi si muhrim e ka lyer këmbën e lënduar me dhjamë.

Gjatë udhëtimit të h. Aishes është kujdesur një ekip i veçantë për atë, i veshur në ihram. Ky ekip kur hipte, shtrëngohej për deve, ose kur zbriste nga deveja ihramet e tyre hapeshin pak si tepër, prandaj h. Aisheja i urdhëroi të veshin brekë të shkurtëra.

Në Haxhin Lamtumirës, bashkë me Muhammedin a.s. ka qenë edhe h. Aisheja, dhe kjo e ka parfymosur me ato parfeme që kishte, aq sa kozmetika shihej në flokë dhe mjekrën e tij.

Tirmidhi thekson se h. Aisheja ka thënë: "E kam parfymosur Pejgamberin a.s. para se të hyjë në ihram dhe ditën kur pritet kurbani, para se të kryej tavafin rreth Qabes, dhe këtë me parfym që kishte erë misku.

Ebu Hanife, Ebu Jusuf dhe Zuferi thonë: "Nuk është e ndaluar për haxhiun që para se të vesh ihramin të parfymoset me kozmetikë që ka misk ose erëra të ngjashme, pavarsisht se a do të mbetet ajo erë edhe pasi të hiqet ihrami apo jo. Këtë mendim e kanë dhe: Shafi'iu, Ahmedi, Thevriu, Evzai, Aisheja, Ibn Abbasi, Ibn Zubejri, Ibn Xhafer, Ebu Seid Huderi dhe shumë dijetarë tjerë. Mirëpo, Ata'u, Zuhriu, Seid b.Xhubejr, Ibn Sirin dhe Hasan Basriu thonë: "Haxhiu nuk e ka të lejuar të parfymoset para se të vesh ihramin me aso kozmetike era e së cilës do të ndihet edhe pasi që haxhiu të heq ihramin, kurse si të hyj në ihram rreptësisht i ndalohet parfymosja gjatë kryerjes së ceremonialit të haxhit, deri kur të kryejë tavafin lamtumirës, të fundit, rreth Qabes".

Këtë mendim e miraton edhe Tahaviu, por e kanë përfillur edhe: h. Umeri, Osmani dhe Ibn Umeri.

Përdorimi i kozmetikës në të cilën ka shafran dhe të ngjajshme me te, përveç dijetarëve të përmendur, nuk e lejojnë edhe Ebu Hanife dhe Malik.

باب الإهلال عند مسجد ذي الحليفة

١٥٤١ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان حدثنا موسى بن عقبة سمعت سالم بن عبد الله قال: سمعت ابن عمر رضي الله عنهما. وحدثنا عبد الله بن مسلمة عن مالك عن موسى بن عقبة عن سالم بن عبد الله أنه سمع أباه يقول «ما أهل رسول الله ﷺ إلا من عند المسجد» يعني مسجد ذي الحليفة

## FILLIMI I TELBIJES TE XHAMIA NË DHU-L-HULEJFE

**1541.** - Ali b. Abdull-llahu na tregon me anë të Sufjanit, të cilit i ka treguar Musa b. Ukbe se e ka dëgjuar Salim b. Abdull-llahun duke thënë se ka dëgjuar Ibn Umerin r.a., kurse sipas senedit tjetër: Na ka treguar Abdull-llah b. Mesleme, ky nga Maliku, ai nga Musa b. Ukbe, ndërsa ky prej Salim b. Abdull-llahut, se ky e ka dëgjuar babën e vet duke thënë:

**"I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. e ka kënduar me zë telbijen vetëm në xhami"**. Abdull-llahu mendonte - thotë Musa - në xhaminë në Dhu-l-Hulejfe.

باب ما لا يلبس المحرم من الثياب

١٥٤٢ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما «أن رجلاً قال: يا رسول الله، ما يلبس المحرم من الثياب؟ قال رسول الله ﷺ: لا يلبس القمص ولا العمائم ولا السراويلات ولا البرانس ولا الخفاف، إلا أحد لا يجد نعلين فليلبس خفين وليقطعهما أسفل من الكعبين، ولا تلبسوا من الثياب شيئاً مسه زعفران أو ورس»

## Ç'FARË TESHASH NUK I LEJOHEN TË VESH MUHRIMIT

**1542.** - Na ka treguar Abdull-llah b. Jusuf se i ka rrëfyer Maliku, e ky nga Nafiu, kurse ky nga Abdull-llah b. Umeri r.a. se një njeri i ka thënë:

**"O i dërguar i All-llahut, çka i lejohet të vesh muhrimit?"**

- **Nuk do të veshë** - tha Pejgamberi s.a.v.s. - **këmishë, çallmë, brekë, brez dhe meste. Mirëpo, nëse dikush nuk gjen mbathje tjetër, le të mbath meste, por më parë duhet t'i presë deri nën nyje, dhe mos vishni asgjë nga teshat që janë bërë me shafran ose vers.**

باب الرُّكوبِ والارْتِدافِ في الحجِّ

١٥٤٣ ، ١٥٤٤ — حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدّثنا وَهبُ بنُ جَريرٍ حدّثنا أبي عن يونسَ الأيليِّ عن الزُّهريِّ عن عُبيدِ اللهِ بنِ عبدِ اللهِ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما «أنّ أُسامةَ رضيَ اللهُ عنهُ كان رِدْفَ النبيِّ ﷺ من عرفةَ الى المُزْدَلِفةِ ، ثمّ أردفَ الفضلَ منَ المُزْدَلِفةِ الى مِنًى ، قال فكِلاهما قال : لم يزَلِ النبيُّ ﷺ يُلبّي حتّى رمى جمرةَ العَقَبةِ »

## KALËRIMI DHE KALËRIMI NË VITHE PAS KALORËSIT NË KOHËN E HAXHIT

**1543 - 1544.** - Na ka treguar Abdull-llah b. Muhammed, Vuhejb b. Xherir, kurse babai i tij nga Junus El-Ejlije, Zuhejri, Ubejdullah b. Abdullah, prej Ibn Abbasit r.a. se Usameja r.a. **ka hypur pas Pejgamberit s.a.v.s. në të njëjtën kafshë prej Arefati deri në Muzdelife, kurse nga Muzdelife e mori pas vetes edhe Fadlin dhe nga Mina të dy kanë qenë bashkë (në vithe) thoshte Abdull-llahu.**

**Pejgamberi s.a.v.s. nuk ndërpreu** - deklaroi Abdullahu - **këndimin e telbijes deri kur filloi të hudh guraleeët në Akabe.**[11]

---

11 Nga hadithi i përmendur mund të përfundohet

- sipas mendimit të Ebu Hanifes dhe nxënëseve të tij, por edhe të Shafi'iut, Ahmedit, Is-hakut, Ebu Thevres dhe Taberiut, haxhiu, pa ndërprerë këndon telbijen deri kur të hudh guralecët në Akabe. Është transmetuar se këtë mendim e kanë edhe: h. Umeri, Ibn Abbasi, Abdullah b. Mes'ud, Ata b. Rebah, Tavus, Seid b. Xhubejr, Ibrahim Nehaij dhe Sufjan Thevri.

Dikush nga dijetarët e përmendur, sikurse janë: Thevri, Ebu Hanife, Shafi'iu dhe Ebu Thevr, thonë: "Haxhiu e ndal këndimin me zë të telbijes sapo ta ketë hudhur guralecin e parë në Akabe. Mirëpo, Ahmedi dhe Is-haku si edhe disa të tjerë konsiderojnë se nuk duhet të ndalë këndimin e telbijes me zë deri kur të hudhë të gjithë guralecët e nevojshëm në Akbe, sepse kjo ashtu kuptohet nga përmbajtja e hadithit që ka transmetuar Buhariu.

Grupi i parë i dijetarëve i përmbahet përveç hadithit të përmendur te Buhariu edhe deklaratës së Abdullah b. Umerit të cilën e transmeton Bejhekiu në këtë verzion: "Pejgamberi a.s. ka hy në ihram dhe telbijen e ka kënduar pa e ndalur derisa e ka hudhur guralecin e parë në Akbe". Këta dijetarë thonë se deklaratat kontradiktore që janë shënuar nuk kanë përmbajtje të besueshme.

بابُ ما يَلبَسُ المُحرِمُ مِنَ الثِّيابِ والأَرْدِيَةِ والأُزُرِ

ولَبِسَتْ عائشةُ رضيَ اللهُ عنها الثيابَ المعصفَرةَ ـ وهيَ مُحرِمةٌ ـ وقالت: لا تَلَثَّمْ ولا تَتَبَرقَعْ ولا تَلبَسْ ثوباً بوَرْسٍ ولا زَعفرانٍ. وقال جابرٌ: لا أرى المُعصفَرَ طِيباً. ولم ترَ عائشةُ بأساً بالحُليِّ والثوبِ الأسودِ والمُوَرَّدِ والخُفِّ للمرأةِ. وقال إبراهيمُ: لا بأسَ أن يُبدِلَ ثيابَهُ

## ÇKA MUND TË VESH MUHRIMI NGA TESHAT E HOLLA, TË TRASHAT DHE TESHAT E POSHTME

Aishja veshi tesha ngjyrë portokalli derisa ishte në ihram dhe tha:

**"Mos e mbulo pjesën e poshtme të fytyrës, mos ven perçe në fytyrë dhe mos vish tesha të ngjyrosuara me vers- dhe shafran!"**

Xhabiri thotë: **"Ngjyrëportokallin nuk e konsideroj kozmetikë me parfem"**. Aisheja nuk e ka konsideruar se femrës i ndalohet bartja e stolive, teshat e zeza ose të ngjyrosuar me ngjyrëvjollce dhe meste.

Ibrahimi ka thënë: **"Nuk prish punë nëse muhrimi i ndrron teshat e veta - ihramin".**[12]

12 Hasan Basriu dhe Ata'u kanë thënë:"Femra në ihram le të mos veshi doreza, brekë të gjata, mos ta mbulojë fytyrën, mos të mbulojë gojën, dhe le të mbulohet me çfarë të dojë, përveç atyre teshave që kanë gjurmë shafrani dhe versi".

Ebu Davudi, me anë të Ibn Umerit, transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Femrat derisa janë në ihram e kanë të ndalur të veshin doreza, të mbulojnë fytyrën dhe të veshin tesha që janë të ngjyrosura me shafran dhe vers, d.m.th. teshat që janë të ngjyrosura me ngjyrë që kanë erë. Pasi të heqin ihramin mund të veshin çfardo teshe të duan, tesha të mëndafsht, këmishë, brekë dhe stoli".

Ibn Mundhir thotë: "Është mendim unanim i dijetarëve që gruaja në ihram mund të vesh tesha të qepura dhe meste, të mbulojë kryet dhe flokët, përveçse fytyrës, ku mund të lëshojë, mbulesën, vetëm pjesërisht, përkrye ballit".

Muhrimi në rast se është e nevojshme mund të vesh ihram të ri, siç ka bërë Pejgamberi a.s. në Ten'im.

١٥٤٥ - حدثنا محمد بن أبي بكر المقدمي حدثنا فضيل بن سليمان قال حدثني موسى بن عقبة قال أخبرني كريب عن عبد الله بن عباس رضي الله عنهما قال « انطلق النبي ﷺ من المدينة بعد ما ترجل وادهن ولبس إزاره ورداءه هو وأصحابه، فلم ينه عن شيء من الأردية والأزر تلبس إلا المزعفرة التي تردع على الجلد، فأصبح بذي الحليفة، ركب راحلته حتى استوى على البيداء أهل هو وأصحابه، وقلد بدنته، وذلك لخمس بقين من ذي القعدة، فقدم مكة لأربع ليال خلون من ذي الحجة، فطاف بالبيت، وسعى بين الصفا والمروة، ولم يحل من أجل بدنه لأنه قلدها. ثم نزل بأعلى مكة عند الحجون وهو مهل بالحج، ولم يقرب الكعبة بعد طوافه بها حتى رجع من عرفة، وأمر أصحابه أن يطوفوا بالبيت وبين الصفا والمروة، ثم يقصروا من رءوسهم ثم يحلوا، وذلك لمن لم يكن معه بدنة قلدها، ومن كانت معه امرأته فهي له حلال، والطيب والثياب »

**1545.** - Na ka treguar Muhammed b. ebi Bekr Mukaddem, të cilit i ka transmetuar Fudajl b. Sulejman nga Musa b. Ukbe, që i ka treguar Kurejbi nga Abdull-llah bin Abbasi r.a.

**"Pejgamberi s.a.v.s. është nisë (për Mekke) nga Medina pasi që u kreh, u parfymos, veshi teshat e poshtme dhe pelerinën e vet, ai dhe shokët e tij, dhe nuk ndaloi asgjë nga pelerinat dhe mbulojat e poshtme që vishen, përveç asaj që është e ngjyrosur me shafran që ngjitet për lëkure. Kur gdhini në Dhu-l-Hulejfe vazhdoi kalërimin dhe kur u ndal në Bejda, filloi këndimin me zë të telbijes me gjithë as-habë dhe i vari për qafe shenjën e kurbanit deves së vet. Kjo ishte kur mbetën vetëm edhe pesë ditë nga Dhu-l-ka'de. Në Mekke arrijti kur kishin kaluar katër netë të Dhu-l-Hixhxhes. Kreu tavafin rreth Qabes, sa'jin (vrapimi) ndërmjet Safa dhe Merves dhe nuk doli nga ihrami për shkak të deveve të veta, për shkak se secilës ia kishte varur shenjën. Më vonë u pat ndalur tek Haxhuni, në pjesën e epërme të Mekkes, duke kënduan telbijen për haxh. Qabes nuk i është afruar pasi kishte kryer tavafin rreth saj, deri kur të këthehej nga Arafati. Shokëve të vet (që nuk kishin kurban) u urdhëroi të bëjnë tavaf rreth Qabes dhe të kryejnë sa'jin ndërmjet Safas dhe Merves, pastaj të rruajnë krerët e vet e pastaj të heqin ihramet. Kjo ishte kështu për atë i cili nuk kishte me vete deve (për kurban) së cilës do t'i varte shenjë. Ai që e kishte me vete bashkëshorten e kishte të lejuar. E kishte të lejuar edh~ parfymosjen e teshave të mëparme".**

باب من بات بذي الحليفة حتى أصبح، قاله ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ

١٥٤٦ — حدثني عبد الله بن محمد حدثنا هشام بن يوسف أخبرنا ابن جريج حدثنا محمد بن المنكدر عن أنس بن مالك رضي الله عنه قال «صلى النبي ﷺ بالمدينة أربعاً، وبذي الحليفة ركعتين، ثم بات حتى أصبح بذي الحليفة، فلما ركب راحلته واستوت به أهل»

## PËR ATË QË KA BUAJTË NË DHU-L-HULEJFE

Këtë e transmeton Ibn Umer r.a. nga Pejgamberi s.a.v.s..

**1546.** - Na ka treguar Abdullah b. Muhammed, këtij Hisham b. Jusuf se i ka transmetuar Ibn Xhurejxhi, kurse këtij Muhammed b.Munkedir nga Enes b. Malik r.a.

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka falë në Medine katër rekatë (të drekës) kurse në Dhu-l-Hulejfe dy rekatë (ikindi). Ai këtu bëri natën dhe kështu në Dhu-l-Hulejfe u gdhi, dhe kur i hipi deves së vet e ajo u ngrit, filloi këndimin me zë të telbijes".**

١٥٤٧ — حدثنا قتيبة حدثنا عبد الوهاب حدثنا أيوب عن أبي قلابة عن أنس بن مالك رضي الله عنه «أن النبي ﷺ صلى الظهر بالمدينة أربعاً، وصلى العصر بذي الحليفة ركعتين، قال: وأحسبه بات بها حتى أصبح»

**1547.** - Na ka treguar Kutejbe, këtij i tha Abdu-l-Vehabi që ka dëgjuar nga Ejubi kurse ky nga Ebu Kilabe, ndërsa ky prej Enes ibn Malikut r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. në Medine i ka falur katër rekatë të drekës, kurse në Dhu-l-Hulejfe, dy rekatë të ikindisë.

- **Mendoj** - thotë Ebu Kilabe - **se Pejgamberi s.a.v.s. aty kaloi natën dhe e zuri drita.**

باب رفع الصوت بالإهلال

١٥٤٨ — حدثنا سليمان بن حرب حدثنا حماد بن زيد عن أيوب عن أبي قلابة عن أنس رضي الله عنه قال «صلى النبي ﷺ بالمدينة الظهر أربعاً والعصر بذي الحليفة ركعتين، وسمعتهم يصرخون بهما جميعاً»

## NGRITJA E ZËRIT GJATË SHQIPTIMIT TË TELBIJES

**1548.** -Na ka treguar Sulejman b. Harb se i ka transmetuar Hammad b. Zejd me anë të Ejubit, kurse ky nga Ebu Kilabe, e ai nga Enesi r.a. i cili ka thënë:

**"I Dërguari i All-llahut ka falur katër rekatë të drekës në Medine, kurse dy rekatë të ikindisë në Dhu-l-Hulejfe, dhe i kam dëgjuar të gjithë së bashku duke shqiptuar telbijen për haxh dhe umre"**[13]

باب التلبية

١٥٤٩ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما « أن تلبية رسول الله ﷺ: لبيك اللهم لبيك، لبيك لا شريك لك لبيك، إن الحمد والنعمة لك والملك، لا شريك لك »

## TEKSTI I TELBIJES

**1549.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka transmetuar Maliku, nga Nafiu, e ky nga Abdull-llah b. Umeri r.a.se telebija e Pejgamberit s.a.v.s. ka qenë kështu:

---

13 Nga hadithi i përmendur del:

- është e preferueshme që telbijen ta këndojë me zë. Për këtë janë shënuar shumë deklarata të Muhammedit a.s. Ebu Davud, Tirmidhi dhe Nesai në Sunene të tyre transmetojnë se Muhammedi a.s. ka thënë:

"Më ka ardhë Xhebraili dhe më ka thënë t'iu urdhëroj shokëve të mi që gjatë shqiptimit të telbijes ta ngrisin zërin". Ibn Maxhe në Sunenin e tij thekson se Muhammedi a.s.ka thënë: "Më ka ardhë Xhebraili dhe më ka thënë: "O Muhammed, urdhëroi shokët tu ta këndojnë me zë telbijen, sepse kjo është njëra nga karakteristikat e jashtme të haxhit".

Seid b. Musejjeb në Sunenin e tij, me sened, transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "All-llahu mburret para melekëve me tre lloj zërash: me zërin e ezanit, me zërin e tekbirit që thirret në emër të All-llahut dhe me zërin e telbijes që këndohet me zë të lartë".

Tirmidhi, me anë të Ebu Bekrit, transmeton se Pejgamberin a.s. e kanë pyetur:

- Cili haxh është më i vlefshëm?
- Haxhi në të cilin telbija këndohet me zë dhe që pritet kurban - u përgjegj ai.

Hakemi transmeton me anë të Sehl b. Sa'dit këtë deklaratë të Muhammedit a.s.: "Nuk ka haxhi i cili e këndon telbijen me zë e të mos e këndojnë bashkë me te të gjithë çka ka në anën e djathtë dhe të majtë, madje edhe toka".

Ibn Ebu Shejbe ka transmetuar nga Muttalib b. Abdullahu këtë deklaratë të tij: "Shokët e Pejgamberit a.s. e ngritnin zërin duke kënduar telbijen, aq sa ushtonte përrreth".

Ibn Batl, Thevri, Shafi'i dhe Ebu Hanife, këndimin me zë të telbijes, e konsiderojnë akt të preferuar, kurse nga Maliku është transmetuar se telbija me zë këndohet vetëm në hapsirën e haremit të Qabes dhe në xhaminë e Minnes.

Femra e këndon telbijen me zë të ulët aq sa mund ta dëgjojë vetë.

- udhëtari i shkurton namazet katër rekatësh, në dy, sapo të ketë dalë nga vendi i vet.

**"Lebbejke All-llahumme lebbejke, lebbejke, la sherîke leke lebbejke; Inne-l-hamde venni'mete leke ve-l-mulke, la sherîke leke".**

**"Të përgjigjem o Zot, Ty, Zoti im, të përgjigjem! Të përgjigjem, që nuk ke shok. Të përgjigjem Ty! Për ty është çdo lavdatë, e falënderim, dhënti e pushtet dhe nuk ke shok!"**

١٥٥٠ – حدثنا محمدُ بنُ يوسفَ حدَّثنا سُفيانُ عنِ الأعمشِ عن عُمارةَ عن أبي عَطيَّةَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت « إني لأعلمُ كيفَ كانَ النبيُّ ﷺ يُلبِّي : لبَّيكَ اللهمَّ لبَّيكَ ، لبَّيكَ لا شريكَ لكَ لبَّيكَ ، إنَّ الحمدَ والنعمةَ لكَ » . تابعَهُ أبو مُعاويةَ عنِ الأعمشِ

وقال شُعبةُ : أخبرَنا سُليمانُ سمعتُ خَيثمةَ عن أبي عَطيةَ سمعتُ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها

**1550.** - Muhammed b. Jusuf na ka treguar se i ka transmetuar Sufjani, nëpërmjet të A'meshit, e ky nga Ummare, ai nga Ebu Atija, kurse ky nga Aishja r.a. e cila ka thënë:

- Pa dyshim unë e di më së miri se si e ka kënduar Pejgamberi s.a.v.s. telbijen: **"Lebbejke All-llahumme lebbejke, lebbejke, la sherîke leke lebbejke; Inne-l-hamde venni'mete leke."**

**"Të përgjigjem Ty, o Zoti im, të përgjigjem! Të përgjigjem, Ti nuk ke shok! Të përgjigjem! Ty të takon çdo lavdatë e dhënti!"**

Në senedin tjetër Ebu Sufjanin e pason Muaviu, duke transmetuar hadithin nga A'mesh, kurse Shu'be prapë thotë se këtë e ka lajmëruar Sulejmani se e ka dëgjuar Hajthemin që transmeton nga Ebu Atije, i cili ka thënë: **"Kam dëgjuar Aishen r.a...."**

باب التَّحميدِ والتَّسبيحِ والتكبيرِ قبلَ الإهلالِ عندَ الركوبِ على الدابَّة

١٥٥١ – حدثنا موسى بنُ إسماعيلَ حدَّثنا وُهيبٌ حدَّثنا أيوبُ عن أبي قِلابةَ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه قال : صلَّى رسولُ اللهِ ﷺ ـ ونحنُ معهُ بالمدينةِ ـ الظهرَ أربعاً والعصرَ بذي الحُلَيفةِ ركعتينِ ، ثمَّ باتَ بها حتَّى أصبحَ ، ثمَّ ركبَ حتى استوَتْ بهِ على البَيداءِ حمِدَ اللهَ وسبَّحَ وكبَّرَ ، ثمَّ أهلَّ بحجٍّ وعُمرةٍ وأهلَّ الناسُ بهما ، فلما قدِمنا أمرَ الناسَ فحلُّوا ، حتَّى كان يومُ التَّرويةِ أهلُّوا بالحجِّ . قال ونحرَ النبيُّ ﷺ بدَناتٍ بيدِهِ قياماً ، وذبحَ رسولُ اللهِ ﷺ بالمدينةِ كبشَينِ أملَحَينِ » . قال أبو عبدِ اللهِ : قال بعضُهم هذا عن أيوبَ عن رجلٍ عن أنسٍ

## PËR FALENDERIMIN, LAVDRIMIN DHE MADHËRIMIN E ALL-LLAHUT XH.SH. GJATË KALËRIMIT, PARA SHQIPTIMIT TË TELBIJES

**1551.** - Na ka rrëfyer Musa b. Ismail, dhe thotë se i ka transmetuar Vuhejbi, këtij Ejjubi me anë të Ebu Kilabit, kurse ky nga Enesi r.a. i cili ka thënë:

**"I Dërguari i All-llahut është falur në Medine, dhe ne bashkë me të, i falëm katër rekatë të drekës, kurse në Dhu-l-Hulejfe dy rekatë të ikindisë. Aty ka kaluar natën, buajti, dhe është gdhirë. Pastaj i hipi deves dhe kur u ndal me atë në Bejda, i falënderoi All-llahut e lavdoi dhe e madhëroi, e pastaj shqiptoi telbijen për haxh dhe umre. Edhe njerëzit e pranishëm shqiptuan telbijen për të dy ceremonitë. Kur arritëm (në Mekke), njerëzve u urdhëroi dhe ata u liruan nga ihramet. Ditën e tetë të Dhu-l-Hixhes hynë në ihram për haxh. Pejgamberi s.a.v.s. aty ka pre - thotë Enesi - deven prej në këmbë me duart e veta, kurse në Medine Pejgamberi s.a.v.s. ka therë dy desh ngjyrëhiri".**

Ebu Abdullah (Buhariu) ka thënë: **"Këtë e ka thënë dikush prej tyre duke transmetuar nga Ejubi, e ky prej një njeriu tjetër, kurse ky nga Enesi.**[14]

14 Nga hadithi i përmendur rezulton:
- Muhrimi para se të këndojë telbije, shqipton fjalë falënderimi, lavdimi dhe madhërimi për All-llahun, xh.sh.
- Pejgamberi a.s e ka bërë nijet në të njëjtën kohë për të kryer haxhin dhe umren, dhe kjo është mënyra më e mirë për kryerjen e haxhit. Haxhi i këtillë qubet haxhi-kiran. Bashkë me Pejgamberin a.s., gjithashtu nijet e kanë bërë, për haxh edhe umre, edhe: h. Umeri dhe i biri i tij Abdullahu, Aliu, Abdullah b. Abbasi, Imran b. Husejni, Ebu Talha,, Suraka b. Malik, Aisheja dhe Ummi Selem.
Tregohet se me atë rast Pejgamberi a.s. ka përgatitur njëqind deve për kurban dhe se 63 prej tyre i ka prerë me dorë të vet, kurse të tjerat i ka prerë h. Aliu,
- Pejgamberi a.s. në Medine, para nisjes për haxh, ka prerë dy desh të thinjur si sadakë e zakonshme: njërin në emër të familjes së vet, kurse tjetrin në emër të muslimanëve të varfër.

بَابُ مَنْ أَهَلَّ حِينَ اسْتَوَتْ بِهِ رَاحِلَتُهُ قَائِمَةً

١٥٥٢ — حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ أَخْبَرَنَا ابْنُ جُرَيْجٍ قَالَ أَخْبَرَنِي صَالِحُ بْنُ كَيْسَانَ عَنْ نَافِعٍ عَنِ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ « أَهَلَّ النَّبِيُّ ﷺ حِينَ اسْتَوَتْ بِهِ رَاحِلَتُهُ قَائِمَةً »

## SHQIPTIMI I TELBIJES PASI TË NGRITET DEVJA NË KËMBË

**1552.** - Na ka treguar Ebu Asim, se e ka lajmëruar Ibn Xhurejxh, këtë Salih b. Kejsan, duke transmetuar nga Nafiu e ky nga Ibn Umeri r.a. se ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka shqiptuar telbijen në momentin kur deveja e tij është ngritur në këmbë me gjithë atë".**

بَابُ الإِهْلاَلِ مُسْتَقْبِلَ الْقِبْلَةِ

١٥٥٣ — وَقَالَ أَبُو مَعْمَرٍ حَدَّثَنَا عَبْدُ الْوَارِثِ حَدَّثَنَا أَيُّوبُ عَنْ نَافِعٍ قَالَ « كَانَ ابْنُ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا إِذَا صَلَّى بِالْغَدَاةِ بِذِي الْحُلَيْفَةِ أَمَرَ بِرَاحِلَتِهِ فَرُحِلَتْ، ثُمَّ رَكِبَ، فَإِذَا اسْتَوَتْ بِهِ اسْتَقْبَلَ الْقِبْلَةَ قَائِمًا ثُمَّ يُلَبِّي حَتَّى يَبْلُغَ الْمَحْرَمَ، ثُمَّ يُمْسِكُ، حَتَّى إِذَا جَاءَ ذَا طُوًى بَاتَ بِهِ حَتَّى يُصْبِحَ، فَإِذَا صَلَّى الْغَدَاةَ اغْتَسَلَ وَزَعَمَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ فَعَلَ ذَلِكَ ». تَابَعَهُ إِسْمَاعِيلُ عَنْ أَيُّوبَ فِي الْغَسْلِ

## SHQIPTIMI I TELBIJES DUKE U KTHYER KAH KIBLA

**1553.** - Ebu Mameri ka thënë se i ka treguar Abdu-l-Varithi, të cilit i ka transmetuar Ejubi, nga Nafiu:

**"Kur e falte Ibn Umeri sabahin në Dhu-l-Hulejfe, e kërkonte deven e vet. Kur ajo i sillej e shaluar, ai i hipte, dhe kur ajo ngritej me gjithë të, dot të këthehej kah kibleja, i drejtuar, dhe shqiptonte telbijen deri kur të arrinte në Harem (rrethinë e Mekkes). Pastaj përmbahej deri kur arrinte në Dhu Tuva. Aty e zinte terri dhe drita, dhe kur e falte sabahin do të lahej dhe thoshte: Kështu ka vepruar i Dërguari i All-llahut, s.a.v.s..**

Në senedin tjetër Abdu-l-Varthin e pason Ismaili i cili për larjen e përmendur ka treguar edhe nga Ejubi.

١٥٥٤ — حدثنا سُليمانُ بنُ داوُدَ أبو الرَّبيعِ حدَّثنا فُلَيحٌ عن نافعٍ قال «كان ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما إذا أرادَ الخروجَ الى مكةَ ادَّهَنَ بدُهنٍ ليسَ لهُ رائحةٌ طيِّبةٌ، ثمَّ يأتي مسجدَ الحُلَيفةِ فيُصلِّي، ثمَّ يركبُ. وإذا استوَتْ به راحلتُهُ قائمةً أحرمَ ثمَّ قال: هٰكذا رأيتُ النبيَّ ﷺ يَفعلُ».

**1554.** - Na ka treguar Sulejman b. Davud Ebu Rebi'i, që thotë se i ka treguar Fulejh nga Nafi'u:

**- Kur dëshironte Ibn Umeri të dal në Mekke, parfymosej me diçka që nuk kishte erë të fortë, pastaj shkonte në xhaminë e Dhu-l-Hulejfes dhe aty falej. Pastaj kalëronte dhe sapo të ngritej në këmbë bashkë me të deveja e tij, shqiptonte telbijen dhe thoshte:**

**"Kështu e kam parë, duke vepruar, Pejgamberin s.a.v.s.".**[15]

---

15 Nga hadithi në fjalë del:

- këndimin e telbijes në mikatë, haxhiu e bënë duke u kthyer kah Kibla, pasi të ketë kryer namazin.

Në Telvih theksohet: "Buajtja në Dhu Tuva dhe hyrja në Mekke ditën, nuk janë ceremoni të domosdoshme për haxh". Ky është mendim unanim i dijetarëve, por ai që vepron kështu, duke marrë shembull nga sjelljet e Pejgamberi a.s., për këtë do të ketë shpërblimin përkatës nga All-llahu xh.sh.

Në Muhedh-dheb thuhet se veprimi i lartëpërmendur bie në punë të lavduara dhe se hyrja në Mekke ditën, është më mirë se të hyhet natën,

Neveviu thotë: "Kjo larje është sunnet. Ai që nuk mund të lahet, do të marrë tejemmum duke e bërë nijet për të hyrë në Mekke". Malikijtë këtë larje e konsiderojnë sunnet të fortë.

Ebu Hanife, Evzai dhe Thevri mendojnë se larja e përmendur mund të zëvendësohet me abdest. Kështu mendon edhe Ibrahim Nehaij.

Në Sunenin e Seif b.Mensurit theksohet se Ibrahim Nehaiun e kanë pyetur: "Haxhiu pasi të arrij në Mekke a do të ndërpres telbijen kur po e kryen tavafin rreth Qabes?"

- Jo, - është përgjegjur ai - por telbijen do ta këndojë para tavafit rreth Qabes, gjatë tavafit dhe pas tavafit, ashtu që nuk do ta ndalë deri kur të hudhë guralecët në Akabe.

Këtë mendim e kanë pranuar edhe: Ebu Hanife, Shafi'iu, Ahmedi Is-haku dhe Davudi, mirëpo Ebu Hanife dhe Shaf'iu thonë: "Këndimi i telbijes pushon me të hudhur të gurit të parë në Akabe".

Disa dijetarë thonë: "Personi që e ka bërë nijet të kryej umren e ndërpret këndimin e telbijes kur hyn në Harem të Mekkes". Të tjerët thonë: "Kur të shihen shtëpiat e para të Mekkes", kurse të tretët thonë: "Kur hyjnë në Mekke".

Ebu Hanife konsideron se personi i këtillë nuk e ndërpret këdimin e telbijes derisa ta

باب التلبية إذا انحدر في الوادي

١٥٥٥ — حدثنا محمد بن المثنى قال حدثني ابن أبي عدي عن ابن عون عن مجاهد قال «كنا عند ابن عباس رضي الله عنهما، فذكروا الدجال أنه قال مكتوب بين عينيه: كافر. فقال ابن عباس: لم أسمعه، ولكنه قال: أما موسى كأني أنظر إليه إذا انحدر في الوادي يلبي»

## SHQIPTIMI I TELBIJES KUR HAXHIU LËSHOHET NË LUGINË

**1555.** - Na ka treguar Muhammed b. Muthenna, këtij Ibn Ebi Adij, duke transmetuar nga Ibn Avni, kurse ky nga Muxhahidi, i cili ka thënë:

**- Kemi qenë te Ibn Abbasi r.a. dhe të pranishmit e përmendën Dexhalin dhe se ai do të ketë të shkruar, thotë Muxhahidi, ndërmjet syve fjalën "mosbesimtar", e pastaj Ibn Abbasi ka thënë:**

**- Unë këtë nuk e kam dëgjuar nga Pejgamberi, por kam dëgjuar se ka thënë: "Sa i përket Musaut, sikur po e shoh mu tash duke shqiptuar me zë telbijen dhe zbret luginës"**

باب كيف تهل الحائض والنفساء؟

أهل: تكلم به. واستهللنا وأهللنا الهلال: كله من الظهور. واستهل المطر: خرج من السحاب

﴿وما أهل لغير الله به﴾ وهو من استهلال الصبي

## SI DO TË VEPROJË NË IHRAM GRUAJA ME HAJZ DHE NIFAS

"**Ehel-le**" do të thotë, shpjegon Buhariu, "**ka shqiptuar diçka me zë**". "**Vestehlelna**", "**ve ehlelna-l-hilâle**" e tërë kjo do të thotë dukuri dhe manifestim. "**Vestehel-le-l-metaru**" domethënë u paraqit shiu nga rctë". "**Ve ma uhil-le li gajril-lahi bihi**", do të thotë "**dhe për kafshën te e cila është manifestuar (shqiptuar) emër tjetër përveç emrit të All-llahut**", është nga shprehja "**istihlâlus-sabijji**", që do të thotë "**paraqitja e shenjave të jetës së fëmiut**".

---

prekë Haxheru-l-esvedin. (Gurin e Zi).

١٥٥٦ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ حدَّثَنا مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن عُروةَ بنِ الزُّبيرِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها زوجِ النبيِّ ﷺ قالت « خرَجْنا مع النبيِّ ﷺ في حَجَّةِ الوَداعِ فأهلَلْنا بعُمرةٍ ، ثمَّ قال النبيُّ ﷺ : مَن كان معهُ هَدْيٌ فليُهِلَّ بالحجِّ مع العُمرةِ ثمَّ لا يَحِلُّ حتى يَحِلَّ منهما جميعاً . فقدِمتُ مكةَ وأنا حائضٌ ولم أطُفْ بالبيتِ ولا بينَ الصَّفا والمَروةِ ، فشَكَوتُ ذلكَ إلى النبيِّ ﷺ فقال : انقُضي رأسَكِ وامتَشِطي وأهِلِّي بالحجِّ ودَعِي العُمرةَ ، ففعلتُ . فلما قَضَينا الحجَّ أرسلَني النبيُّ ﷺ مع عبدِ الرحمٰنِ بنِ أبي بكرٍ إلى التَّنعيمِ فاعتمرتُ فقال : هٰذهِ مَكانَ عُمرتِكِ . قالت : فطافَ الذينَ كانوا أهَلُّوا بالعمرةِ بالبيتِ وبينَ الصَّفا والمروةِ ثمَّ حَلُّوا ، ثمَّ طافوا طوافاً واحداً بعدَ أن رجَعوا من مِنًى ، وأمّا الذينَ جَمَعوا الحجَّ والعُمرةَ فإنما طافوا طَوافاً واحداً »

**1556.** - Na ka treguar Abdullah b. Mesleme, të cilit i ka rrëfyer Maliku, me anë të Ibn Shihabit, ky nga Urve b. Zubejri kurse ai nga Aisheja r.a. bashkëshorte e Muhammedit a.s. e cila ka thënë:

"Në kohën e haxhxhetu-l-veda (haxhit lamtumirës), kemi dalë nga Medineja me Pejgamberin s.a.v.s. dhe e manifestuam Umrën. Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"Kush ka kurban le ta bëjë nijet kryerjen e haxhit dhe umrës dhe le të mos dalë nga ihrami deri kur të lirohet nga të dyja këto ceremoni bashkë"**. Mandej kam shkuar në Mekke dhe duke qenë me menstruacion nuk e bëra tavafin rreth Qabes e as sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves. Për këtë iu ankova Pejgamberit s.a.v.s. e ai më tha: **"Lëshoi, shprishi flokët tua, krehu dhe shqiptoje telbijen vetëm për haxh, kurse umrën lere!"** Unë e bëra këtë. Kur e kreva haxhin, Pejgamberi s.a.v.s. më dërgoi me Abdurrahman b. Ebi Bekrin në Ten'im, dhe unë atje përsëri e bëra nijet për kryerjen e Umrës. Më ka thënë edhe këtë: **"Kjo është në vend të umrës tënde që të ka kaluar"**.

Atë të cilët kishin hyrë në ihram, tha Aishja, për umre, e kryen tavafin rreth Qabes edhe sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves, e pastaj u liruan nga ihrami dhe pastaj, kur u kthyen nga Mina, kreyen një tavaf rreth Qabes, ndërsa ata që e bashkuan kryerjen e haxhit dhe umres, e kryen edhe një tavaf tjetër.[16]

---

16 Nga hadithi i përmendur rezulton:

- më së miri është që haxhin dhe umren ta kryeni përnjëherë, në ditët e caktuara,
- pasi të kryhet ceremoniali i umres, haxhiu nuk e heq ihramin, nëse ka përgatit kurban, deri kur ta pres kurbanin,
- Ibn Xhevziu thotë: "Personi pa abdest ose pa gusul, përkatësisht femra me

**باب** مَن أهلَّ في زمنِ النبيِّ ﷺ كإهلالِ النبيِّ ﷺ

قاله ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما عنِ النبيِّ ﷺ

١٥٥٧ — حدَّثنا المكيُّ بنُ إبراهيمَ عنِ ابنِ جُرَيجٍ قال عطاءٌ قال جابرٌ رضيَ اللهُ عنه « أمرَ النبيُّ ﷺ عليّاً رضيَ اللهُ عنه أن يُقيمَ على إحرامِهِ ، وذكرَ قولَ سُراقةَ »

---

menstruacion, nuk mund të kryej tavafin rreth Qabes, e as sa'jin midis Safa dhe Merves. Nga Ahmed b. Hanbeli është transmetuar mendimi se tavafi rreth Qabes i njeriut pa gusul dhe që nuk ka bërë pastrimin e nevojshëm paraprak, nuk vlen.

Hanefijtë konsiderojnë se pastrimi nuk është kusht për të qenë tavafi rreth Qabes i vlefshëm.

Nëse tavafin e kryen personi tek i cili mund të ketë ndonjë papastërti, ose nuk e ka kryer pastrimin paraprak, përkatësisht nuk është larë ose nuk ka marrë abdest, ose e kryen tavafin duke qenë xhunub, atë veprim e ka të vlefshëm plotësisht, sepse në Kur'an është thënë vetëm: "Bëni tavaf tempullin e vjetër!". Sipas kuptimit të ajetit të përmendur, thonë hanefijtë, nuk kërkohet asnjëfar pastrimi i caktuar gjatë vizitës së Qabes.

Tavafi i personit të papastër rreth Qabes është i plotvlefshëm por sipas domethënies së hadithit të lartpërmendur është bërë një shkelje - kundërvajtje. Personi që e kryen këtë tavaf pa abdest, sipas mendimit të hanefijve duhet të ther, në emër të dënimit, një dele dhe mishin t'ua shpërndajë të varfërve, por kur e kryen tavafin personi xhunub, ai do të ther deve si edhe tavafin derisa është në Mekke, do ta përsërisë

- për haxhiun që ka bërë nijet të kryejë haxhin dhe umren përnjëherë, i mjafton tavafi njëherësh rreth Qabes si edhe vrapimi midis Safa dhe Merve. Ky qëndrim është i Ata'ut, Hasanit, Tavusit, Malikut, Ahmedit, Shafi'iut, Is-hakut, Ebu Thevres dhe Davudit. Sipas mendimit të dijetarëve të tjerë ky haxhi duhet të bëjë tavaf dy koresh si edhe ceremonialin e vrapimit midis Safa dhe Merves duhet bërë dy herësh, d.m.th. veç për haxh dhe veç për umre. Kështu mendojnë: Muxhahidi, Xhabir b. Jezidi, Surejha, Sha'biu, Muhammed b. Ali b. Husejn, Nehai, Evzai, Thevrij, Hammada b. Seleme, Hammada b. Sulejman, Hakem b. Ujejne, Sijad b. Malik, Ebu Hanife dhe nxënësit e tij. Ky mendim është transmetuar edhe nga: h. Umeri, Aliu dhe bijtë e tij Hasani dhe Husejni, Ibn Mes'udi, por edhe shokë të tjerë.

Mendime të ndryshme kanë lindur për shkak të stilizimit të ndryshëm të pjesës së fundit të hadithit konkret "Tavafen vahiden", d.m.th. "...tavaf njëherësh rreth Qabes". Mirëpo në kolekcionet tjera të haditheve teksti është: "Tavafafen ahare..." që do të thotë "...edhe një tavaf tjetër rreth Qabes".

Hanefijtë i përmbahen tekstit të hadithit që e sjell Buhariu, por për hirë të kujdesit e pranojnë edhe plotësimin e lartpërmendur dhe në këtë mënyrë tërë ceremonialin e bëjnë edhe më të sigurt.

## HYRJA NË IHRAM NË KOHËN E PEJGAMBERIT s.a.v.s.

Sikurse hyrja e tij, që transmeton Ibn Umer r.a. nga Pejgamberi a.s.

**1557.** - Na ka treguar Mekij b. Ibrahim, i cili transmeton nga Ibn Xhurejxhi se Ata'u i ka thënë se Xhabiri r.a. ka thënë:

**Pejgamberi s.a.v.s. ka urdhëruar Aliun r.a. që të qëndrojë edhe më tej në ihram (për shkak se kishte kurban). Xhabiri e ka përmendur edhe deklaratën e Surakës".**[17]

١٥٥٨ – حدثنا الحسنُ بنُ عليّ الخلالُ الهُذَليُّ حدَّثنا عبدُ الصمدِ حدَّثنا سَليمُ بنُ حَيّانَ قال سمعتُ مَروانَ الأصفرَ عن أنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه قال «قدِمَ عليٌّ رضيَ اللهُ عنه على النبيِّ ﷺ من اليمن فقال: بما أهللتَ؟ قال: بما أهلَّ بهِ النبيُّ ﷺ. فقال: لولا أنَّ معي الهديَ لأحللتُ» وزادَ محمدُ بنُ بكرٍ عن ابنِ جُريجٍ «قال له النبيُّ ﷺ: بما أهللتَ يا عليُّ؟ قال: بما أهلَّ به النبيُّ ﷺ. قال: فأهدِ وامكُثْ حَراماً كما أنتَ»

**1558.** - Na ka treguar Hasan b. Ali al-Hal-lal al-Hudheli se i ka transmetuar Abdu-samedi nga Selim b. Hajjani i cili ka dëgjuar Mervan al- Asferin se e transmeton nga Enes b. Maliku r.a. që ka thënë:

- Ka ardhur nga Jemeni Aliu r.a., dhe Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë:

**"Si ke hyrë në ihram?"**

- **Ashtu siç ka hyrë në ihram Pejgamberi** - u përgjigj ai.

- **Po të mos kisha kurban të përgatitur, unë** - i tha Pejgamberi - **do të isha liruar nga ihrami.**

Muhammed b. Bekr ka transmetuar nga Xhurejxhi:

Pejgamberi e ka pyetur: **"Ali, si ke hyrë në Ihram?"**

---

17 Muslimi në Sahihin e vet, për këtë rast ka shenuar se Ata'u ka dëgjuar Xhabiriu duke thënë: " H. Aliu erdhi në haxh nga Jemeni, dhe iu shtrua pyetja: si e ke bërë nijet të kryesh haxhin?

- Ashtu siç e ka pasë bërë nijet edhe Pejgamberi - u përgjegj.

- Atëherë, rri në ihram derisa të presish kurbanin! - i tha Pejgamberi a.s.".

Aliu, thotë Xhabiri, ka pasë të përgatitur kurbanin.

Suraka b. Malik, pastaj pyeti: "O Pejgamber i Allahut, a është kështu vetëm për këtë vjet apo përgjithmonë?"

Përgjithmonë - u përgjegj Pejgamberi a.s.

- **Ashtu siç ka hyrë në ihram edhe Pejgamberi s.a.v.s.** - u përgjegj ai.

- **Rri në ihram ashtu, sikur që je tash, dhe më vonë there kurbanin.**

١٥٥٩ — حدثنا محمد بن يوسف حدثنا سفيان عن قيس بن مسلم عن طارق بن شهاب عن أبي موسى رضي الله عنه قال « بعثني النبي ﷺ الى قوم باليمن ، فجئت وهو بالبطحاء فقال : بما أهللت ؟ قلت أهللت كإهلال النبي ﷺ . قال : هل معك من هدي ؟ قلت : لا . فأمرني فطفت بالبيت وبالصفا والمروة . ثم أمرني فأحللت ، فأتيت امرأة من قومي فمشطتني أو غسلت رأسي . فقدم عمر رضي الله عنه فقال : إن نأخذ بكتاب الله فانه يأمرنا بالتمام ، قال الله [ ١٩٦ البقرة ] : ﴿ وأتموا الحج والعمرة ﴾ . وإن نأخذ بسنة النبي ﷺ فانه لم يحل حتى نحر الهدي »

**1559.** - Na ka treguar Muhammed b. Jusuf, këtij Sufjani përmes Kajas b. Muslimit, ky nga Tarik b. Shihabi, e ai nga Ebu Musa r.a. i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. më ka dërguar te banorët e Jemenit. Unë pastaj u ktheva; kurse ai ishte në Bat-ha, dhe më tha: **"Si ke hyrë në ihram?"**

- Kam hyrë në ihram ashtu siç ka hyrë edhe Pejgamberi s.a.v.s. - iu përgjigja.

**"A ke përgatitur kurban"?** - pyeti ai.

**"Nuk kam"** - i thash unë.

**Pastaj më urdhëroi dhe unë e kreva tavafin rreth Qabes, sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves, e pastaj më urdhëroi, dhe unë u lirova nga ihrami dhe shkova te një grua (e vllaut tim) nga populli im dhe ajo më krehi, gjegjësisht më lau flokët.**

Pastaj hypi në hilafet Umeri r.a. dhe tha: **Nëse i përmbahemi Librit të All-llahut, ai na urdhëron të vazhdojmë ceremonitë pa i ndërprerë, për shkak se i Lartëmadhërishmi thotë: "plotësoni ceremonitë e haxhit dhe Umrës në emër të All-llahut..." Nëse i përmbahemi praktikës së Pejgamberit s.a.v.s. ai nuk është liruar nga ihrami deri kur e therte kurbanin (deven).**

باب قول الله تعالى [١٩٧ البقرة] : ﴿ الحج أشهر معلومات ، فمن فرض فيهن الحج فلا رفث ولا فسوق ولا جدال في الحج ﴾ ، [١٨٩ البقرة] : ﴿ يسألونك عن الأهلة قل هي مواقيت للناس والحج ﴾

وقال ابن عمر رضي الله عنهما : أشهر الحج شوال وذو القعدة وعشر من ذي الحجة

وقال ابن عباس رضي الله عنهما « من السنة أن لا يحرم بالحج إلا في أشهر الحج »

وكره عثمان رضي الله عنه أن يحرم من خراسان أو كرمان

## FJALËT E TË LARTËMADHËRISHMIT ALL-LLAH: "HAXHI ËSHTË NË MUAJT E NJOHUR"

**Ai i cili obligohet të kryejë haxhin në këta muaj, nuk ka më kontakt seksual, nuk ka fjalë të këqija, nuk ka zënka në kohën e haxhit..."**

**"Të pyesin për hënën e re. Thuaj: "ajo është udhëtreguese për kohën e njerëzve (shenja të kohës) dhe për haxhillëk..."**

Ibn Umeri r.a. ka thënë: **"Muajt e haxhit janë: Sheval, Dhu-l-kade dhe dhjetë ditët e para të Dhu-l-hixhxhes".**

Ibn Abbasi thotë: **"Praktika e Pejgamberit s.a.v.s. është që në ihram të hyhet vetëm në muajt e haxhit".**

Osmani r.a. nuk e pëlqente hyrjen në ihram prej Horasani ose Kermani.

١٥٦٠ — حدثنا محمدُ بن بَشّارٍ قال حدَّثني أبو بكرٍ الحنفيُّ حدَّثنا أفلحُ بنُ حُمَيدٍ سمعتُ القاسمَ بنَ محمدٍ من عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت « خَرجنا معَ رسولِ اللهِ ﷺ في أشهُرِ الحجِّ ، وليالي الحجِّ ، وحُرُمِ الحجِّ ، فنزَلنا بِسَرِفَ . قالت : فخرَجَ إلى أصحابِهِ فقال : مَن لم يكنْ منكم معهُ هَدْيٌ فأحَبَّ أن يَجعلَها عُمرةً فليَفعلْ ، ومَن كان معهُ الهَديُ فلا . قالت : فالآخِذُ بها والتارِكُ لها من أصحابِهِ . قالت : فأمّا رسولُ اللهِ ﷺ ورجالٌ من أصحابِهِ فكانوا أهلَ قُوَّةٍ وكان معهمُ الهَدْيُ فلم يَقدِروا على العُمرةِ . قالت : فدخلَ عليَّ رسولُ اللهِ ﷺ وأنا أبكي فقال : ما يُبكيكِ يا هَنْتاهُ ؟ قلتُ : سمعتُ قولَكَ لأصحابكَ فمُنِعتُ العُمرةَ . قال : وما شأنُكِ ؟ قلت : لا أصلّي . قال : فلا يَضيرُكِ ، إنما أنتِ امرأةٌ من بناتِ آدمَ كتبَ اللهُ عليكِ ما كتبَ عليهنّ ، فكوني في حجّتكِ فعسى اللهُ أن يَرزُقَكِيها . قالت : فخرجنا في حَجّتِهِ حتى قدِمْنا مِنىً فطَهَرْتُ ثم خَرجتُ من مِنىً فأفضتُ بالبيتِ . قالت : ثم خرجتُ معهُ في النَّفْرِ الآخِرِ حتى نَزَلَ المُحصَّبَ ونزَلنا معهُ ، فدعا عبدَ الرحمٰنِ بنَ أبي بكرٍ فقال : اخرُجْ بأختكَ منَ الحرَمِ فلْتُهِلَّ بعُمرةٍ ثم افرُغا ثم ائتِيا ها هنا فإني أنظُرُكما حتى تأتِياني . قالت فخرَجْنا حتى إذا فرَغتُ وفرَغتُ منَ الطوافِ ثمّ جئتُهُ بسَحَرَ فقال : هل فرَغتم ؟ فقلتُ نعم ، فآذَنَ بالرَّحيلِ في أصحابِهِ ، فارتَحلَ الناسُ ، فمرَّ متوجِّهاً الى المدينة » . ضَيرِ من ضارَ يَضِيرُ ضَيراً ، ويقال ضارَ يَضورُ ضَوراً ، وضَرَّ يَضُرُّ ضَرّاً

**1560.** - Na ka treguar Muhammed b. Beshshar se i ka thënë Ebu Bekr Hanefiu, këtij Efleh b. Humejd se e ka dëgjuar Kasim b. Muhammedin i cili transmeton se Aishja r.a. ka thënë:

Kemi dalë (nga Medina) me Pejgamberin s.a.v.s. në muajt e haxhit, netëve të haxhit dhe kohës së haxhit dhe kemi ndejur në Selif. Pastaj, thoshte ajo, Pejgamberi s.a.v.s. u nda nga shokët e vet dhe tha: **"Ai i cili nuk ka të përgatitur kurban, prej jush, dhe dëshiron që haxhin ta shndërrojë në umre, le ta bëjë, por ai që ka kurban me vete, le të mos e bëjë"**. Ashtu që dikush nga shokët e tij, tha ajo, ka kryer umrën e dikush e ka pas lënë pa e kryer.

Sa i përket Pejgamberit të All-llahut dhe disa shokëve të tij, ata kanë qenë të fortë dhe secili kishte me vehte kurban, dhe nuk kanë mundur, tha ajo, të kryejnë umrën. Pastaj hyri I dërguari i All-llahut, kurse unë isha duke qarë dhe ai më tha: **"Oj zojë e shtëpisë, çka po të shtyen të qajsh?"**

"**Dëgjova se çka u the shokëve të tu**, - i thash unë - **kurse unë jam penguar në kryerjen e umres.**

**"Çka ke ti?"** - më pyeti ai.

**"Nuk falem"** - i thash unë.

**"Kjo nuk të pengon"** - tha ai. - **Ti je grua nga bijat e Ademit. All-llahu të ka obliguar atë çka u ka bërë detyrë atyre. Ti jij në haxhin tënd, kurse All-llahu umren do ta dhurojë sigurisht (më vonë).**

Pastaj; Tha Aishja, dolëm në këtë haxh të tij në Minë. Unë aty u pastrova dhe pastaj dola nga Mina dhe ia msyva Qabes. Pastaj dola me të ditën e 13 të Dhu-l-hixhes. Ai u ndal në Muhassab. Bashkë me të ndejtëm edhe ne, kurse ai e thirri Abdurrahman b. Ebi Bekrin dhe i tha atij: **"Nxirre motrën tënde nga Haremi dhe le të hyjë në ihram për umre" kryeje dhe ejani këtu, dhe unë do të ju pres derisa të vini".**

- Mandej, tha ajo, kemi dalë. Unë e kam kryer umren, bile e kam kryer edhe tavafin rreth Qabes dhe erdha para agimit. Ai më pyeti

**"A e keni kryer?"**

- **Po e kryem** - iu përgjegja. Atëherë ai dha lajmin për nisje, njerëzit u nisën, por edhe ai shkonte drejt Medines.

## باب التمتع والقران والإفراد بالحج وفسخ الحج لمن لم يكن معه هدى

١٥٦١ — حدثنا عثمان حدثنا جرير عن منصور عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها «خرجنا مع النبي ﷺ ولا نرى إلا أنه الحج ، فلما قدمنا تطوفنا بالبيت ، فأمر النبي ﷺ من لم يكن ساق الهدى أن يحل ، فحل من لم يكن ساق الهدى ونساؤه لم يسقن فأحللن . قالت عائشة رضي الله عنها : فحضت ، فلم أطف بالبيت . فلما كانت ليلة الحصبة قالت : يا رسول الله ، يرجع الناس بعمرة وحجة وأرجع أنا بحجة . قال : وما طفت ليالي قدمنا مكة ؟ قلت : لا . قال : فاذهبي مع أخيك إلى التنعيم فأهلي بعمرة ، ثم موعدك كذا وكذا . قالت صفية : ما أراني إلا حابستهم . قال : عقرى حلقى ، أو ما طفت يوم النحر ؟ قالت : قلت : بلى . قال : لا بأس ، انفري . قالت عائشة رضي الله عنها : فلقيني النبي ﷺ وهو مصعد من مكة وأنا منهبطة عليها ، أو أنا مصعدة وهو منهبط منها »

## IHRAMI PËR UMRE NË MUAJT E HAXHIT, DHE PAS KRYERJES SË HAXHIT; IHRAMI PËR TË KRYER HAXHIN; mikati edhe umre, në të njëjtën kohë dhe ihrami vetëm për haxh (ose vetëm për umre) si edhe ndërprerja e haxhit për personin i cili nuk ka marrë kurban

**1561.** - Na ka treguar Osmani të cilit i ka transmetuar Xheriri nga Mensuri, e ai nga Ibrahimi, kurse ky nga Esvedi, ndërsa ai prej Aishes r.a. e cila ka thënë.

**"Jemi nisur me Pejgamberin s.a.v.s. duke pasur për qëllim vetëm haxhin. Pasi që erdhëm në Mekke dhe e kryem tavafin rreth Qabes, Pejgamberi s.a.v.s. urdhëroi të dalin nga ihrami kushdo që nuk kishte marrë kurban me vete. Edhe bashkëshortet e tij nuk kishin marrë me vete kurbanë, andaj edhe ato u liruan nga ihrmai.**

- Unë atëherë kamë pasur menstruacionin - thotë Aishja, dhe nuk e kam kryer tavafin rreth Qabes.

Kur erdhi nata në të cilën hudhen guralecët, ajo tha: **"O Pejgamber i Zotit, njerëzit po këthehen nga kryerja e umres dhe haxhit, kurse unë po kthehem vetëm me haxh të kryer"**

- **"Po a e ke kryer tavafin rreth Qabes në ato netë kur erdhëm në Mekke?"** - pyeti ai.

- **"Nuk e kam kryer"** - i thash unë.

**- Shko me vëllaun tënd deri në Ten'im dhe hyra atje në ihram për umre, sepse vendi i premtimit tënd është aty dhe ashtu..."**

Safija ka deklaruar edhe këtë:

**"Më duket se vonesa ime kushtëzoi edhe vonesën e tyre".**

**- U shofsh oj gjagajdure; po a nuk u solle - rreth Qabes ditën e parë të Bajramit** - tha pejgamberi ?

- "**Po**" - i thash - tregon Aishja.

- **Nuk prish punë** - tha ai - **Shko!**

- Pastaj - thotë Aishja - më takoi Pejgamberi i All-llahut kur dilte nga Mekka, kurse unë shkoja drejt asaj, gjegjësisht derisa unë po dilja ai shkonte drejt saj.

١٥٦٢ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن أبي الأسودِ محمدِ بنِ عبدِ الرحمنِ بنِ نوفلٍ عن عُروةَ بنِ الزُّبيرِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها أنها قالت «خرَجْنا معَ رسولِ اللهِ ﷺ عامَ حَجّةِ الوداعِ ، فمنّا مَن أهلَّ بعُمرةٍ ، ومنّا مَن أهلَّ بحَجّةٍ وعُمرةٍ ، ومنا من أهلَّ بالحجِّ ، وأهلَّ رسولُ اللهِ ﷺ بالحجِّ . فأما مَن أهلَّ بالحجِّ أو جَمعَ الحجَّ والعُمرةَ لم يَحِلّوا حتى كانَ يومُ النَّحرِ»

**1562.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se e ka lajmëruar Maliku duke transmetuar nga Ebu-l-Esvedi, e ky nga Muhammed b. Abdurahman b. Nevfel, ky nga Urve b. Zubejri, kurse ky nga Aisheja r.a. se ka thënë:

**"Kemi dalë (nga Medina) me pejgamberin e zotit në vitin e haxhit lamtumirës dhe dikush prej nesh shqiptoi telbijen (hyri në ihram) për umre e dikush për haxh dhe për umre, kurse dikush hyri në ihram vetëm për haxh. I Dërguari i All-llahut s.a.v.s. hyri në ihram vetëm për haxh.**

Sa u përket atyre që hynë në ihram vetëm për haxh ose i bashkuan edhe haxhin edhe umren, ATA NUK DOLËN NGA IHRAMI DERI NË DITËN KUR U THERËN DEVET (ditën e parë të Bajramit).

١٥٦٣ – حدثنا محمدُ بنُ بشّارٍ حدّثنا غندَرٌ حدّثنا شُعبةُ عنِ الحكمِ عن عليِّ بنِ حسينٍ عن مَروانَ بنِ الحكمِ قال «شهِدتُ عثمانَ وعليّاً رضيَ اللهُ عنهما ، وعثمانُ ينهى عنِ المتعةِ وأن يُجمَعَ بينهما ، فلما رأى عليٌّ ، أهلَّ بهما : لبَّيكَ بعُمرةٍ وحَجّةٍ ، قال : ما كنتُ لأدَعَ سُنّةَ النبيِّ ﷺ لقولِ أحدٍ»

**1563.** - Na ka treguar Muhammed b. Beshshar se i ka transmetuar Gunder, këtij Shu'be nga Hakemi, e ky nga Ali b.Huseini, kurse ky nga Mervan b. Hakemi i cili ka thënë:

- Kam qenë prezent Osmani dhe Aliu r.a. dhe Osmani e ndalonte bërjen e haxhit mut'i dhe bashkimin e nijetit për umre dhe haxh. Kur e vërejti këtë Aliu, e shqiptoi telbijen për të dy ceremonitë (me fjalët) **"Të përgjigjem me umre dhe haxh"** dhe tha: **"Unë nuk do ta lejë praktikën e Pejgamberit s.a.v.s. për asnjëfarë deklarate".**[18]

١٥٦٤ – حدثنا موسى بنُ إسماعيل حدَّثنا وُهَيبٌ حدَّثنا ابنُ طاوسٍ عن أبيهِ عن ابنِ عبَّاس رضيَ اللهُ عنهما قال «كانوا يَرَونَ أنّ العُمرةَ في أشهُرِ الحجِّ مِن أفجَرِ الفُجورِ في الأرض، ويجعلونَ المحرَّمَ صَفَراً، ويقولون: إذا بَرَأَ الدَّبَر، وعَفا الأثَر، وانسَلَخَ صفر، حلتِ العُمرةُ لمن اعتمر. قَدِمَ النبيُّ ﷺ وأصحابُهُ صبيحةَ رابعةٍ مُهِلِّينَ بالحجِّ، فأمرَهم أن يَجعلوها عُمرة، فتعاظَمَ ذلكَ عندَهم فقالوا: يا رسولَ اللهِ، أيُّ الحِلِّ؟ قال: حِلٌّ كلُّه»

**1564.** - Na ka treguar Musa b. Ismail, nga Vuhejbi, ky nga Ibn Tavusi përmes babës së vet, e ai nga Ibn Abbasi r.a. se ka thënë:

- Arabët kryerjen e umrës në muajt e haxhit e kanë konsideruar një nga mëkatet më të mëdha. Muajin muharrem e kanë quajtur safer dhe thoshin: Kur të mbyllen plagët e deves (të shkaktuara nga bartja e haxhinjve),

18 Nga hadithi në fjalë rezulton:
- Osmani i nxiste haxhinjt të veshin ihramin vetëm për të kryer haxhin ose vetëm për të kryer umren,
- qëndrimin tënd nuk duhet fshehur,
-Mut'a (në umre) është ceremonial i përcaktuar me sheriat. Në Kur'an është thënë: "...kryene umren në prag të haxhit..."
Për mut'ij janë shenuar shumë hadithe. Muslimi thekson se arabët para Shpalljes së Kur'anit nuk e lejonin kryerjen e këtij ceremoniali në muajt e haxhit, prandaj pejgamberi e normatizoi kryerjen e umres në muajt e haxhit dhe lejoi kryerjen e mut'as deri në Ditën e Gjykimit.
Pra, për haxh dhe umre mund të shfrytëzohet një udhtim.
Umre përbëhet nga veshja e ihramit në mikat, tavafi rreth Qabes dhe sa'j ndërmjet Safa dhe Merves.

**humbasin gjurmët e këmbëve të haxhinjve dhe përfundon muaji safer, atëherë** lejohet umreja për atë që e ka bërë nijet ta kryejë".

Pejgamberi s.a.v.s. dhe shokët e tij erdhën në Mekke në mëngjezin e **natës** së katërt (Dhu-l-hixhe, ditën e diele) duke shqiptuar telbijen për haxh, **prandaj** ai u urdhëroi ta zëvendësojnë me umren dhe të lirohen nga ihrami. **Atyre kjo** u erdhi shumë e rëndë, prandaj i thanë: **O Pejgamberi i Zotit, çka na lejohet neve, në përgjithësi?**

- **Të gjitha i keni të lejuara** - u përgjegj ai.[19]

١٥٦٥ – حدثنا محمدُ بنُ المثنّى حدثنا غُندَرٌ حدثنا شعبةُ عن قيسِ بنِ مُسلمٍ عن طارقِ بنِ شهابٍ عن أبي موسى رضيَ اللهُ عنه قال «قدِمتُ على النبيِّ ﷺ، فأمرَهُ بالحِلِّ»

**1565.** - Na ka treguar Muhammed bin Muthenna se i ka transmetuar Gynder, e ky nga Shu'be, e ky nga Kajsi b. Muslimi, ai nga Tarik b. Shihabi, ndërsa ky nga Ebu Musa r.a. i cili ka thënë:

**"Erdha tek Pejgamberi s.a.v.s. dhe ai më urdhëroi të dal nga ihrami (pas kryerjes së umrës)**

١٥٦٦ – حدثنا إسماعيلُ قال حدثني مالك. وحدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن نافعٍ عنِ ابنِ عمرَ عن حفصةَ رضيَ اللهُ عنهم زوجِ النبيِّ ﷺ أنّها قالت «يا رسولَ اللهِ، ما شأنُ الناسِ حَلّوا بعُمرةٍ ولم تَحلِلْ أنتَ من عُمرتِكَ؟ قال: إني لَبّدتُ رأسي، وقلّدتُ هديي، فلا أحِلُّ حتى أنحرَ»

19 Arabët në kohën e injorancës-xhahilije, umren e kryenin vetëm pasi të kalonin muajt e haxhit. Me këtë urdhër të Muhammedit a.s. kjo ndryshoi krejtësisht. Haxhiu pasi të kryej ceremonialin e umres heq ihramin dhe jeton si qytetar i zakonshëm i Mekkes.

Nga hadithi del në pah edhe:

- për ta kryer umren në muajt e haxhit duhet pak më herët se të kryhet haxhi,

- është e rekomanduar që në Mekke të hyhet ditën. Ky mendim është transmetuar nga Ibn Umeri, Ata'u, Nehai, Is-haku dhe Ibn Mundhiri. Maliku ka thënë: "Është mirë që haxhiu të hyjë në Mekke sa është ditë, me dritë, por nëse hyn natën, nuk ka gjë të keqe". Umer b. Abdu-l-azizi ka hyrë në Mekke, për ta kryer tavafin lamtumirës, natën.

Hyrjes në Mekke natën i japin përparësi: Aisheja, Said b. Xhubejr, Umer b. Abdu-l-Aziz dhe disa as-habë tjerë. Ndërkaq Tavus dhe Thevri nuk i japin përparësi dhe konsiderojnë se nuk ka kurrfarë përparësie hyrja në Mekke gjatë natës, nga ajo ditën.

**1566.** - Na ka treguar Ismaili, këtij Maliku, kurse sipas senedit tjetër: Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se e ka lajmëruar Maliku që transmeton nga Nafiu, e ai nga Ibn Umeri, kurse ky nga Hafsa, bashkëshorte e Pejgamberit s.a.v.s. se ka thënë:

**"O Pejgamber i Zotit, në çfarë gjendje janë këta njerëz? Dalin nga ihrami sapo e kanë kryer umren, kurse ti nuk ke dalë nga ihrami pas kryerjes së umres"**

**"Unë i kam ngjitur flokët e mia dhe e kam shenjuar kurbanin tim, dhe unë** - tha ai - **nuk lirohem nga ihrami derisa nuk e kam prerë kurbanin"**

١٥٦٧ — حدثنا آدمُ حدثنا شعبةُ أخبرنا أبو جمرةَ نصرُ بنُ عِمرانَ الضُّبَعِيُّ قال « تمتَّعتُ ، فنهاني ناسٌ ، فسألتُ ابنَ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما فأمرني ، فرأيتُ في المنامِ كأنَّ رجُلا يقولُ لي : حَجٌّ مَبرور وعُمرةٌ مُتقبَّلة ، فأخبرتُ ابنَ عباسٍ فقال : سُنَّةُ النبي ﷺ . فقال لي : أقِمْ عندي فأجعلَ لكَ سهماً مِن مالي . قال شعبةُ : فقلت : لِمَ ؟ فقال : للرُّؤيا التي رأيتُ »

**1567.** - Na ka treguar Ademi se i ka treguar Shu'be të cilit i ka treguar Ebu Xhemre Nasr bin Imran Dubei, dhe ka thënë:

- E kam veshur ihramin në të njëjtën kohë për umre dhe për haxh. Njerëzit ma ndalonin këtë prandaj e pyeta Ibn Abbasin r.a. dhe ai ma urdhëroi këtë. Më vonë e pashë një njeri në ëndërr i cili thoshte:

**"Ky haxh është i çmuar te All-llahu, por edhe umra është e pranuar".**

Më vonë e lajmërova për këtë Ibn Abbasin dhe ai më tha:

**"Ajo është padyshim praktikë e Pejgamberit s.a.v.s."** Mandej më tha edhë këtë: **"Rri tek unë, do të jap një pjesë të pasurisë time!" "Po përse"** - thotë Shu'be.

- **Për shkak të ëndrrës që kam ëndërruar** - u përgjegj Ebu Xhemre.[20]

20 Të njejtin rast e ka sheñuar edhe Muslimi në Sahihin e vet, por edhe muhaddithët tjerë,

١٥٦٨ – حدثنا أبو نعيم حدثنا أبو شهاب قال: قدمت متمتعا مكة بعمرة، فدخلنا قبل التروية بثلاثة
أيام، فقال لي أناس من أهل مكة: تصير الآن حجتك مكية، فدخلت على عطاء أستفتيه فقال «حدثني جابر
ابن عبد الله رضي الله عنهما أنه حج مع النبي ﷺ يوم ساق البدن معه وقد أهلوا بالحج مفردا فقال لهم: أحلوا
من إحرامكم بطواف البيت وبين الصفا والمروة وقصروا ثم أقيموا حلالا حتى إذا كان يوم التروية فأهلوا بالحج
واجعلوا التي قدمتم بها متعة، فقالوا: كيف نجعلها متعة وقد سمينا الحج؟ فقال: افعلوا ما أمرتكم، فلولا أني
سقت الهدي لفعلت مثل الذي أمرتكم، ولكن لا يحل مني حرام حتى يبلغ الهدي محله. ففعلوا»

**1568.** - Na ka treguar Ebu Nuajm, se Ebu Shihabi i ka thënë:

"Kam ardhur në Mekke, duke bërë ihramin për umre në muajt e haxhit, e pastaj të njëjtin vit të kryej edhe haxhin, dhe kemi hyrë tri ditë para ditës së tervijetit (ditës së tetë dhu-l-hixhe). Ca njerëz nga populli i Mekkes më thanë:

**"Haxhi yt u bë sikur i mekkasve (me shpërblim më të vogël)"**. Pastaj i hyra në shator, Ata-it,dhe e pyeta për këtë, e ai tha: "Më ka treguar Xhabir b. Abdullah r.a. se ai ka bërë haxhin me Pejgamberin s.a.v.s. kur ai kishte marrë me vehte devet (kurbanët), kurse as-habët e bënë ihramin vetëm për haxh, prandaj Pejgamberi a.s. tha: **"Lirohuni nga ihramet tuaja pasi të kryeni tavafin rreth Qabes dhe Sa'jin ndërmjet Safa dhe Nerves dhe nënqethuni, e pastaj rrini sikur qytetarë të lirë (të Mekkes), deri kur të vij dita e tetë dhu-l-hixhe. Atëherë hyni përsëri në ihram për haxh, kurse atë që e keni bërë më heret, bëjeni (shndrrojeni) në umre!"**

- **Si ta bëjmë umre kur e kemi emruar si haxh** - pyetën ata.

- **Vepronі ashtu siç ju kam urdhëruar!** - tha ai.

---

në një verzion ca të ndryshuar.

Nga hadithi i përmendur del si përfundim:

- ndihma e ndërsjellë, me sinqeritet, ndërmjet as-habëve, sidomos ndaj njerëzve të mirë dhe të devotshëm. Ebu Xhemre ka shpreh dronë se mos i zvogëlohet shpërblimi nëse e kryen umren dhe haxhin, në muajt e haxhit, në të njëjtin udhtim, pikërisht për shkak se ka më pak shpenzime dhe më pak mundime. Mirëpo, përgjegja e Ibn Abbasit dhe ëndrra e tij ia hoqën atë dyshim,

- atij që di i lejohet të marrë shpërblimin për shërbimin profesional që ka kryer.

**- Unë, po të mos kisha sjellë kurbanë, me siguri do të veproja njëlloj ashtu sikur u kam urdhëruar juve. Mua, ndërkaq, nuk më lejohet ajo që është e ndaluar, derisa të arrijë kurbani në vend të vet.**

Ata ashtu edhe vepruan.

١٥٦٩ – حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا حجاج بن محمد الأعور عن شعبة عن عمرو بن مرة عن سعيد بن المسيب قال « اختلف علي وعثمان رضي الله عنهما وهما بعسفان في المتعة، فقال علي: ما تريد إلا أن تنهى عن أمر فعله النبي ﷺ. فلما رأى ذلك علي أهل بهما جميعا »

**1569.** - Na ka treguar Kutejbe b. Seid, duke thënë se ia ka transmetuar Haxhaxh b. Muhammed A'ver nga Shu'be, ky nga Amr b. Murre, kurse ai nga Seid b. Musejjeb i cili ka thënë:

- Aliu dhe Osmani r.a. kur ishin në Usfan nuk u pajtuan lidhur me umren, prandaj Aliu tha: "**A do të ndalosh punën që e ka pasë bërë Pejgamberi s.a.v.s.**"

Kur e pa këtë Aliu, shqiptoi telbijen për haxh edhe për umre së bashku.

باب من لبى بالحج وسماه

١٥٧٠ – حدثنا مسدد حدثنا حماد بن زيد عن أيوب قال سمعت مجاهدا يقول حدثنا جابر بن عبد الله رضي الله عنهما « قدمنا مع رسول الله ﷺ ونحن نقول: لبيك اللهم لبيك بالحج، فأمرنا رسول الله ﷺ فجعلناها عمرة »

## TELBIJA PËR HAXH DHE EMËRTIMI I SAJ

**1570.** - Na ka treguar Musedded se i ka thënë Hammad b.Zejd i cili transmeton nga Ejubi që thotë:

"E kam dëgjuar Muxhahidin duke thënë se i ka transmetuar Xhabir b. Abdullahu r.a.: "**Erdhëm me Pejgamberin e All-llahut (në Mekke) dhe e shqiptuam: "Të përgjigjem Ty, o Zoti im! Të përgjigjem me haxh!", dhe i Dërguari i Zotit na urdhëroi ta bëjmë umren**".

باب التمتع على عهد رسول الله ﷺ

١٥٧١ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا همام عن قتادة قال : حدثني مطرف عن عمران رضي الله عنه قال « تمتعنا على عهد رسول الله ﷺ ، فنزل القرآن ، قال رجل برأيه ما شاء »

## HYRJA E HAXHINJVE NË IHRAM PËR UMRE NË MUAJT E HAXHIT NGA MIKATI

Dhe kryerja e të njëjtës ceremoni në muajt e haxhit, e pastaj kryerja e haxhit në të njëjtin vjet.

**1571.** - Na ka treguar Musa b. Ismail se i ka transmetuar Hemmam e ky nga Katade, ky nga Mutarrifi se Imrani ka thënë:

**"E kemi bërë umrën në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. dhe për këtë ka edhe rregul (normë) në Kur'an. Një njeri (H. Osmani) megjithatë, sipas mendimit të vet, tha çka dëshiroi".**

باب قول الله تعالى [ ١٩٦ البقرة ] : ﴿ ذلك لمن لم يكن أهله حاضري المسجد الحرام ﴾

١٥٧٢ — وقال أبو كامل فضيل بن حسين البصري حدثنا أبو معشر حدثنا عثمان بن غياث عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما أنه سئل عن متعة الحج فقال « أهل المهاجرون والأنصار وأزواج النبي ﷺ في حجة الوداع وأهللنا ، فلما قدمنا مكة قال رسول الله ﷺ : اجعلوا إهلالكم بالحج عمرة إلا من قلد الهدي ، فطفنا بالبيت وبالصفا والمروة وأتينا النساء ولبسنا الثياب ، وقال : من قلد الهدي فإنه لا يحل له حتى يبلغ الهدي محله . ثم أمرنا عشية التروية أن نهل بالحج ، فإذا فرغنا من المناسك جئنا فطفنا بالبيت وبالصفا والمروة وقد تم حجنا وعلينا الهدي كما قال الله تعالى [ ١٩٦ البقرة ] : ﴿ فما استيسر من الهدي ، فمن لم يجد فصيام ثلاثة أيام في الحج وسبعة إذا رجعتم ﴾ إلى أمصاركم ، الشاة تجزي . فجمعوا نسكين في عام بين الحج والعمرة ، فإن الله تعالى أنزله في كتابه وسنة نبيه ﷺ وأباحه للناس غير أهل مكة ، قال الله ﴿ ذلك لمن لم يكن أهله حاضري المسجد الحرام ﴾

وأشهر الحج التي ذكر الله تعالى : شوال وذو القعدة وذو الحجة ، فمن تمتع في هذه الأشهر فعليه دم أو صوم »

والرفث الجماع ، والفسوق المعاصي ، والجدال المراء

## FJALËT E TË LARTMADHËRISHMIT ALL-LLAH: "KJO ËSHTË PËR ATË FAMILJA E TË CILIT NUK ËSHTË E VENDOSUR NË MESXHIDU-L-HARAM"

**1572.** - Ebu Kamil Fudajl b. Husein Basri thotë se ia ka transmetuar Ebu Ma'sher, këtij Osman b. Gijath ky nga Ikrime, e ky nga Ibn Abbasi r.a. të cilin e kanë pyetur për haxh dhe umre dhe ai është përgjigjur:

- Muhaxherët, ensarët dhe bashkëshortet e Pejgamberit s.a.v.s. kanë hyrë në ihram me rastin e Haxhit Lamtumirës, por edhe ne kemi hyrë në ihram. Kur arritëm ne në Mekke, Pejgamberi s.a.v.s. na tha: "**Nijetin tuaj për haxh bënie për umre, përveç atyre të cilët u kanë vënë kurbanëve të tyre qaforen**". Pasi që e kryem tavafin rreth Qabes dhe sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves, erdhëm tek bashkëshortet tona dhe u veshëm me teshat tona (të zakonshme).

**"Ai i cili i ka vënë kurbanit të vet qaforen, ai nuk e ka të lejuar, tha ai, derisa kurbani i tij nuk arrin në vendin e vet".**

Më vonë, me të afruar nata, në prag të ditës së tetë të dhu-l-hixhes, urdhëroi përsëri të hyjmë në ihram për haxh. Pasi i kryem ritet e haxhit (në Arafat dhe Muzdelife) erdhëm dhe kryem tavafin rreth Qabes dhe sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves. Me këtë haxhi jonë u plotësua, dhe na mbeti detyrë vetëm edhe therja e kurbanit, siç ka urdhëruar i Lartmadhërishmi Zot xh.sh. "**Kurbanin që e gjeni më lehtë, kurse ai që nuk e ka, do të agjërojë tri ditë gjatë kohës së haxhit dhe shtatë ditë pasi që të ktheheni në shtëpitë tuaja**". Mjafton delja (për kurban). Ata i kanë bashkuar (për një vit) dy rite fetare - haxhin dhe umren. Këtë All-llahu xh.sh. e ka shpallur në Librin e Shenjtë kurse i dërguari i tij e ka praktikuar dhe ia ka lejuar njerëzisë, me përjashtim të banorëve të Mekkes. All-llahu xh.sh. ka thënë: "**Kjo është vetëm për atë familja e të cilit nuk është e vendosur në Mesxhidu-l-haram...**"

Muajtë e haxhit të cilët i ka përmendur All-llahu janë: shevval, dhu-l-kade dhe dhu-l-hixhe, prandaj ai i cili në këta muaj është mutemetti, ka për detyrë të therrë kurban, ose të agjërojë (dhjetë ditë)[21]

---

21 Shih suren Bekare ajeti 189-203.

باب الاغتسال عند دخول مكة

١٥٧٣ — حدثني يعقوب بن إبراهيم حدثنا ابن علية أخبرنا أيوب عن نافع قال: كان ابن عمر رضي الله عنهما إذا دخل أدنى الحرم أمسك عن التلبية، ثم يبيت بذي طوى، ثم يصلي به الصبح ويغتسل، ويحدث أن النبي ﷺ كان يفعل ذلك.

## LARJA PARA SE TË HYHET NË MEKKE

**1573.** - Na ka treguar Jakub b. Ibrahim se i ka transmetuar Ibn Ali të cilin e ka informuar Ejubi, që e ka transmetuar nga Nafiu i cili ka thënë:

**"Ibn Umeri r.a. kur hynte në vendin më të afërt të Haremit, përmbahej nga shqiptimi i telbijes, pastaj buante në Dhu Tuva, falte namazin e sabahut dhe lahej. Ai ka treguar se kështu ka vepruar edhe Pejgamberi s.a.v.s."**

---

Nga hadithi i përmendur rezulton:

-temmettu'u një prej të tri llojeve të haxhit, është akt i përcaktuar me normë. Temettu'u është haxhiu, i cili me përjashtim të banorëve të Mekkes, në mikat vendos e pastaj kryen umren në muajt e haxhit, e më vonë, të njejtin vit të kryej edhe haxhin. Haxhiu mutemett'i i cili nga mikati ka përgatitë edhe kurban, nuk del prej ihrami deri kur të presë kurbanin. Lloji i dytë i haxhiut mutemetti'a është ai që nuk ka kurban, pra, nga mikati nuk ka përgatit kurban. Ky e heq ihramin pasi të kryej umren, por më vonë, të njëjtin vit, përsëri e vesh ihramin për të kryer haxhin,

- haxhiu mutemetti'a që nuk ka kurban do të agjërojë tri ditë gjatë haxhit, kurse shtatë ditë pasi të këthehet në shtëpi. Ebu Hanife mendon se është më mirë që të agjërojë ditën e 7,8 dhe të 9 të, të dhu-l-hixhxhes, me shpresë se do të gjejë kurban, kurse shtatë ditë pasi të kthehet në familje, në shtëpi të vet.

Ka dijetarë që këto shtatë ditë agjërimi i lejojnë të mbahen menjëherë pas Bajramit, qofshin në Mekke ose gjatë rrugës për shtëpi.

Në rast se haxhiu i tillë nuk i agjëron tri ditë deri në ditën e Bajramit, është i detyruar që pa kurrfar kushti të prejë kurban. Ky është mendimi i Ebu Hanifes, por është transmetuar edhe nga Aliu, Ibn Abbasi, Sa'adb. Xhubejri, Tavus, Muxhahidi, Hasan Basriu dhe Ata'i.

Hammadi dhe Theveri lejojnë që i tërë ky agjërim, megjithatë, mund të mbahet pasi të kalojnë ditët e Bajramit.

باب دُخولِ مكةَ نهاراً أو ليلاً

باتَ النبيُّ ﷺ بذي طُوًى حتى أصبحَ ثمَّ دخلَ مكةَ ، وكانَ ابنُ عُمرَ رضي اللهُ عنهما يَفعلهُ

١٥٧٤ — حدثنا مسدَّدٌ حدَّثنا يحيى عن عُبيدِ اللهِ قال : حدَّثني نافعٌ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « باتَ النبيُّ ﷺ بذي طُوًى حتى أصبحَ ثمَّ دخلَ مكةَ ، وكانَ ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما يَفعلهُ »

## HYRJA NË MEKKE DITËN OSE NATËN

Pejgamberi s.a.v.s. ka buajtur në Dhu Tuva, aty e ka zënë drita, e pastaj ka hyrë në Mekke. Ashtu ka vepruar edhe Ibn Umeri r.a.

**1574.** - Na ka treguar Museddedi se i ka transmetuar Jahja nga Ubejdullah, e këtij Nafiu, duke transmetuar nga Ibn Umeri r.a.se ka thënë: "**Pejgamberi s.a.v.s. ka kaluar natën (ka buajtur) në Dhu Tuva dhe aty ka gdhirë, e pastaj hyri në Mekke. Kështu ka vepruar edhe Ibn Umeri r.a.**

باب مِن أينَ يَدخُلُ مكةَ

١٥٧٥ — حدثنا إبراهيمُ بنُ المُنذِرِ قال حدَّثني مَعنٌ قال حدَّثني مالكٌ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « كان رسولُ اللهِ ﷺ يَدخُلُ مِنَ الثَّنِيةِ العليا ، ويَخرُجُ مِنَ الثنيةِ السُّفلى »

## NGA CILA ANË HAXHIU HYN NË MEKKE

**1575.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir, i ka treguar Ma'ni, këtij Maliku nga Nafiu, e ky prej Ibn Umerit i cili ka thënë:

**"I Dërguari i All-llahut ka hyrë në (Mekke) anës shpatit të epërm, kurse ka dalë anës shpatit të Poshtëm".**

باب من أينَ يَخرُجُ مِن مكةَ

١٥٧٦ — حدثنا مُسدَّدُ بنُ مُسَرهَدٍ البَصريُّ حدَّثنا يحيى عن عُبيدِ اللهِ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ دخلَ مكةَ من كَداءٍ منَ الثَّنيةِ العُليا التي بالبَطحاءِ ، ويَخرُجُ منَ الثنيةِ السُّفلى »

قال أبو عبدِ اللهِ : كانَ يُقالُ : هو مُسدَّدٌ كاسمِه . قال أبو عبدِ اللهِ : سمعتُ يحيى بنَ مَعينٍ يقول سمعتُ يحيى ابنَ سعيدٍ يقول : لو أنَّ مسدَّداً أتيتُهُ في بيتهِ فحدَّثتُه لاستحقَّ ذلك ، وما أُبالي كُتُبي كانت عندي أو عندَ مسدَّدٍ

## NË CILËN ANË DEL HAXHIU NGA MEKKA?

**1576.** - Na ka treguar Musedded b. Muserhad Basri se i ka transmetuar Jahja nga Ubejdullahi, e ky nga Nafiu, ai nga Ibn Umeri r.a. se Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. ka hyrë në Mekke nga ana e shpatit të Epërm, kah Keda, që gjendet në Bat'ha, kurse ka dalë nga ana e shpatit të poshtëm.

Ebu Abdullah (Buhariu) ka thënë: **"Flitej se: Musedded b. Musedded është i sigurtë dhe kategorik si për emrin e vet".**

Ebu Abdullah (Buhariu) ka thënë dhe këtë: **"E kam dëgjuar nga Jahja bin Mein që thoshte se ai është me të vërtetë kategorik, prandaj i kam shkuar në shtëpi dhe ia rrëfeva këtë. Ai me të vërtetë është i denjë për këtë dhe unë nuk kam frikë, qofshin librat (shënimet) e mia tek unë apo te Museddedi".**

١٥٧٧ — حدثنا الحميدي ومحمد بن المثنى قالا حدثنا سفيان بن عيينة عن هشام بن عروة عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها « ان النبي ﷺ لما جاء الى مكة دخل من أعلاها وخرج من أسفلها »

**1577.** - Na ka treguar Humejdi dhe Muhammed b. Muthenna se u ka transmetuar Sufjan b. Ujejne nga Hisham b. Urve, e ky nga babai i vet, kurse ai nga Aisheja r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. pasi që erdhi deri në Mekke, hyri aty nga ana e epërme, kurse doli nga ana e poshtme e saj.

١٥٧٨ — حدثنا محمود بن غيلان المروزي حدثنا أبو أسامة حدثنا هشام بن عروة عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها « ان النبي ﷺ دخل عام الفتح من كداء وخرج من كدا من أعلى مكة »

**1578.** - Na ka treguar Mahmud b. Gajlan, këtij Ebu Usame të cilit i ka treguar Hisham b. Urve nga babai i vet, kurse ky nga Aisheja r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. vitin e çlirimit (të Mekkes) ka hyrë në Mekke nëpër Keda, kurse ka dalë nëpër Kuda - ana e epërme e Mekkes.

١٥٧٩ — حدثنا أحمد حدثنا ابن وهب أخبرنا عمرو عن هشام بن عروة عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها « ان النبي ﷺ دخل عام الفتح من كداء أعلى مكة ». قال هشام وكان عروة يدخل على كلتيهما — من كداء وكدا — وأكثر ما يدخل من كداء، وكانت أقربهما الى منزله

**1579.** - Na ka treguar Ahmedi të cilit i ka transmetuar Ibn Vehb nga Amri, e ky nga Hisham b. Urve, e ky nga babai i vet kurse ai prej Aishes r.a. se

Pejgamberi s.a.v.s. në vitin e çlirimit (të Mekkes) ka hyrë (në Mekke) nëpër Keda - ana e epërme e Mekkes.

Hishami ka deklaruar: **"Urve hynte nëpër të dy vendet: edhe nëpër Keda edhe nëpër Kuda, por më së shumti ka hyrë nëpër Keda, sepse këtë e kishte më afër banesës së vet.**

١٥٨٠ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ عبدِ الوهَّابِ حدَّثنا حاتِمٌ عن هشامٍ عن عُروةَ « دَخلَ النبيُّ ﷺ عامَ الفتحِ من كَداءٍ من أعلى مكةَ ، وكان عروةُ أكثرَ ما يدخلُ من كَداءٍ ، وكان أقربَهما إلى منزلِه »

**1580.** - Na ka treguar Abdullah b. Abdu-l-Vehab se i ka transmetuar Hatimi nga Hishami, kurse ky nga Urve:

**"Pejgamberi s.a.v.s. vitin e çlirimit (të Mekkes) ka hyrë nëpër Keda, pjesa e epërme e Mekkes. Edhe urve më së shumti ka hyrë kah Keda, për shkak se këtë vend e ka pasur më afër banesës së vet."**

١٥٨١ — حدثنا موسى حدَّثنا وُهيبٌ حدَّثنا هشامٌ عن أبيه « دَخلَ النبيُّ ﷺ عامَ الفتحِ من كَداءٍ ، وكان عُروةُ يَدخلُ منهما كِلَيهما ، وأكثرُ ما يدخلُ من كَداءٍ أقربِهما إلى منزلِه »

قال أبو عبدِ الله : كَداءُ وكُدًا مَوضِعانِ

**1581.** - Na ka treguar Musa, këtij Vuhejbi të cilit i ka transmetuar Hishami nga babai i vet:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka hyrë në vitin e çlirimit nëpër Keda. Urve hynte nga të dy anët, por më së shpeshti hynte nëpër Keda, që e kishte afër banesës së vet".**

Ebu Abdullah (Buhariu) thotë: **"Keda dhe Kuda janë dy vende (para-lagje të Mekkes).**

باب فضلِ مكةَ وبُنيانِها ، وقولِه تعالى [ ١٢٥ - ١٢٨ البقرة ] :

﴿ وإذ جَعلنا البيتَ مَثابةً للناسِ وأمناً واتَّخِذوا من مَقامِ إبراهيمَ مصلًّى وعَهِدْنا إلى إبراهيمَ وإسماعيلَ أن طَهِّرا بَيتيَ للطائفينَ والعاكفينَ والرُّكَّعِ السُّجودِ . وإذ قال إبراهيمُ ربِّ اجعلْ هٰذا بَلداً آمناً وارزُقْ أهلَهُ منَ الثَّمراتِ مَن آمنَ منهم باللهِ واليومِ الآخِرِ ، قال ومَن كَفرَ فأُمتِّعُهُ قليلاً ثمَّ أضطَرُّهُ إلى عَذابِ النارِ وبئسَ المصير . وإذ يَرفعُ إبراهيمُ القَواعدَ منَ البيتِ وإسماعيلُ ، ربَّنا تَقبَّلْ منَّا إنكَ أنتَ السميعُ العليم . ربَّنا واجعلْنا مُسلمَيْنِ لكَ ومِن ذُرِّيتِنا أُمةً مُسلمةً لكَ وأرِنا مَناسِكَنا وتُبْ علينا ، إنكَ أنتَ التوَّابُ الرحيم ﴾

## RËNDËSIA E MEKKES DHE E NDËRTIMIT TË SAJ

Me fjalët e All-llahut: "**All-llahu ka bërë Qaben tempull të shenjtë për t'u mbledhur njerëzit dhe vend të sigurt... Merrnie Mekami Ibrahimin si vend për të kryer namazin. E kemi obliguar Ibrahimin dhe Ismailin ta pastrojnë tempullin tim (nga idhujt), për ata që do ta vizitojnë, për vendësit dhe për ata të cilët aty do të bëjnë ruku dhe sexhde.**

Kujtoje kur Ibrahimi tha: "**O Zoti im! Bën që ky qytet të ndërtohet në qetësi; furnizoji banorët e këtij me fryte të llojllojshme, ata të cilët i besojnë All-llahut dhe Ditës së Kijametit**"

All-llahu xh.sh.ka thënë: "**kurse atij që nuk do të besojë do t'i jap kënaqësi afatshkurtër e pastaj do ta shtyj në dënimin e xhehennemit. Vend i tmerrshëm është ku do të hyjë ai**".

Kujtoje kur Ibrahimi dhe Ismaili ngritën temelet e Qabes duke u lutur: "**O Zoti ynë, pranoje këtë vepër prej nesh. Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha. O Zoti ynë bëna neve të dyve besnikët e tu, por edhe pasardhësit tanë popull besnik tëndin! Tregonia ritet e haxhit dhe pranoje pendimin tonë. Ti je ai që pranon pendimin dhe që është i mëshirëshëm**".[22]

---

22 Përpara këtyrë ajeteve të përmendur ka edhe një ajet në të cilin thuhet: "Ibrahimin e provoi All-llahu me disa urdhëra. Pasi ky i zbatoi të gjitha, All-llahu i tha: "Kam për të kurorëzuar mbret të botës dhe kur Ibrahimin Zoti i tij e provoi me disa urdhëra, e ai të gjitha i kreu plotësisht, i tha (All-llahu): po të bëj të jesh shembull (i parë) për njerëzit! Edhe disa pasardhës të mi - u lut ai. Besatimi im, tha Ai, nuk do të përfshije mizorët".
- A edhe nga pasardhësit e mi? - pyeti Ibrahimi.
- Kjo nuk u takon atyre që bëjnë dhunë - i tha All-llahu."
Vazhdimi i lutjes së Ibrahimit shihet nga ajeti 129 dhe disa tjerë në suren Bekare, ku thuhet: "O Zoti ynë, dërgoiu atyre një profet nga mesi i tyre, i cili do t'ua kumtojë ajetet Tuaja dhe do t'ua mësojë Librin dhe urtësinë dhe t'i pastrojë, sepse Ti je njëmend i fortë, i urtë! Ai është një popull që është zhdukur. Ai ka atë çka e ka fituar, kurse ju keni atë çka e keni fituar vetë dhe nuk do të merreni në pyetje se çka kanë punuar ata."
Ka mendime të ndryshme lidhur me ndërtimin e parë të Qabes. Duket se ndërtuesi i parë ka qenë Pejgamberi Adem a.s. Disa historianë këtë ia lejnë Pejgamberit Shit, kurse disa tjerë, madje, engjujve, dhe thonë se e kanë ndërtuar para se të paraqitet njeriu i parë. Mekami Ibrahim është vend dhe një gur në anën lindore të Qabes ku ndodhen gjurmët e këmbës së njeriut, dhe është larg Gurit të Zi 23 arshin.

١٥٨٢ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدثنا أبو عاصمٍ قال أخبرني ابنُ جُرَيجٍ قال أخبرني عمرُو بنُ دينارٍ قال سمعتُ جابرَ بنَ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما قال « لمّا بُنيَتِ الكعبةُ ذهبَ النبيُّ ﷺ وعبّاسٌ ينقلانِ الحجارةَ ، فقال العبّاسُ للنبيِّ ﷺ : اجعلْ إزارَكَ على رقبتِكَ . فخرَّ إلى الأرضِ ، وطمحتْ عيناهُ إلى السماءِ ، فقال : أرِني إزاري ، فشدَّهُ عليه »

**1582.** - Na ka treguar Abdullah b. Muhammed se i ka transmetuar Ebu Asim, të cilin e ka lajmëruar Ibn Xhurejxh se Amr b. Dinar ka thënë:

- Kam dëgjuar Xhabir b. Abdullahu r.a. duke thënë:

"Kur është rindërtuar Qabeja, ka shkuar Pejgamberi s.a.v.s. dhe Abbasi të bartin gurë, dhe Abbasi i ka thënë Pejgamberit a.s. **"Vëre një teshë në qafë"**. Ai pastaj është rrëzuar për tokë i trullosur, me sy të drejtuar kah qielli dhe ka thënë: **"Më jep pjesën e poshtme të teshave të mia"**. Pastaj e shtrëngoi rreth vehtes".[23]

---

Për përkufizimin e këtij lokacioni ka shumë mendime. Ibn Abbasi thotë: "Mekami Ibrahim", d.m.th. "Vendi i Ibrahimit" është i tërë oborri i Qabes. Herën tjetër thotë, se kjo i referohet tërë vendit ku kryhen ceremonitë e haxhit, d.m.th. vendi në Arefat, Muzdelife, terreni rreth Qabes dhe hapësira ndërmjet Safa dhe Merves.

Seid b. Xhubejri ka thënë: "Mekami Ibrahim është vendi-gur, ku ka qëndruar pejgamberi Ibrahim". Disa theksojnë se ky është guri të cilin bashkëshortja e Ismailit ia ka vënë nën këmbë Ibrahimit a.s., kur ai lante kryet pas kryerjes së ceremonialit të haxhit.

23 Historianët theksojnë se ndërtimi i sërishëm i Qabes dhe renovimi themelor është kryer kur Muhammedi a.s.ishte në moshën 35 vjeçare.

Mekkasit i venin brekët në krah, ku venin gurin, nën gur, dhe kështu të lakuriquar e bartnin deri në Qabe. Në këtë ndërtim ka marrë pjesë Muhammedi a.s. Ebu Talibi,me atë rast i ka thënë: "O nip, veri brekët në krye" (për të vënë mbi të gurin-F.)Ky e ndëgjoi axhën e vet por nga turpi menjëherë u plandos për toke pa mend. Pasi i erdh vetëdija, shtërngoi për trupi pjesën e poshtme të veshjes së vet dhe tha: "Kjo më ngjau prej turpit që zublova trupin".

Bejheki, me anë të Abdullah b. Abbasit transmeton se Abbas b.Abdu-l-Muttalib ka thënë: "Kur e kanë ndërtuar kurejshitët për së dyti Qaben, janë rreshtuar të gjithë nga dy e dy dhe ashtu i kanë bartur gurët. Unë isha i rreshtuar me nipin tim Muhammedin. Teshat e poshtme, brekët, i venim në krah e dikush në krye në mënyrë që gurët që bartnim të mos na bëjnë ushuj. Kur afroheshim aty ku kishte njerëz, rreth Qabes, i vishnim teshat. Muhammedi shkonte përpara meje dhe papritmas u rrëzua për toke. Unë i shkova në

١٥٨٣ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسْلَمةَ عن مالكٍ عن ابنِ شهابٍ عن سالمِ بنِ عبدِ اللهِ أن عبدَ اللهِ بنَ محمدِ ابنِ أبي بكرٍ أخبرَ عبدَ اللهِ بنَ عمرَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنهم زوجِ النبيِّ ﷺ «أن رسولَ اللهِ ﷺ قال لها: ألم تَرَيْ أنَّ قومَكِ لما بَنَوا الكعبةَ اقتصَروا على قواعدِ إبراهيمَ، فقلتُ: يا رسولَ اللهِ ألا تَرُدُّها على قواعدِ إبراهيمَ؟ قال: لولا حِدثانُ قومِكِ بالكفرِ لفعلتُ»

فقال عبدُ اللهِ رضيَ اللهُ عنه: لئن كانتْ عائشةُ رضيَ اللهُ عنها سمعتْ هذا من رسولِ اللهِ ﷺ ما أُرَى رسولَ اللهِ ﷺ تركَ استلامَ الركنَينِ اللذَينِ يَليانِ الحِجْرَ إلاّ أنَّ البيتَ لم يُتَمَّمْ على قواعدِ إبراهيمَ

**1583.** - Na ka treguar Abdullah b. Mesleme, transmeton nga Maliku, e ky nga Ibn Shihabi, ky nga Selim b. Abdullahu se Abdullah b. Ebu Bekri i ka kumtuar Abdullah b. Umerit, duke transmetuar nga Aisheja r.a. bashkëshorte e Pejgamberi s.a.v.s. se Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë Ajshes:

**"A nuk e din se kurejshitët tu (populli yt) kur e kanë ndërtuar Qaben ia kan ngushtuar temelet e Ibrahimit?"**

**O Pejgamber i All-llahut** i thashë unë, **a nuk e kthen në temelet e Ibrahimit?**

- **"Sikur të mos ishte afërsia e kohës së popullit tënd (kurejshitëve) me mosbesimin, unë do ta kisha bërë atë"** - tha ai.

Abdullahu r.a. ka thënë:

---

ndihmë, e ai kishte mbetur me fytyrë kah qielli.
- Nipo, ç'u bë, ç'ke - e pyeta.
- E kam të ndaluar të shkoj lakuriq - u përgjegj ai.
Unë menjëherë ia vesha teshat. Në këtë mënyrë ai, thotë Abbasi, i veshur dhe denjësisht, e ka pritur profetësinë".
Teberani transmeton se Ebu Zubejri e ka pyet Xhabirin: "A ishte lakuriq njeriu jonë?"
- Më ka treguar Pejgamberi, tha Xhabiri, se çdo familje e kurejshive, pasi ishte rrëzuar Qabeja, ka bartë material ndërtimor, dhe Pejgamberi ka bartë material me Abbasin. Ata gjatë bartjes, teshat e poshtme, brekët, i vinin në krah, nën gurë. Mua, në një moment m'u ngatrruan këmbët dhe unë, tha Muhammedi, papritmas u rrëzova për toke. Në të njëjtën kohë më ra edhe tesha e poshtme nga krahu dhe unë e luta Abbasin që të ma jepte.
- Kurrë më nuk jam xhveshur tërësisht, përveç se gjatë larjes - tha Muhammedi a.s.

Aishja r.a. këtë e ka dëgjuar me siguri nga Pejgamberi s.a.v.s. dhe unë nuk mendoj se Pejgamberi i All-llahut e ka lënë anash këto dy kënde-qoshe afër Hixhrës, vetëm se për shkak që Qabeja nuk është ndërtuar plotësisht në temelet e Ibrahimit".

١٥٨٤ — حدثنا مُسَدَّدٌ حدَّثنا أبو الأحْوَصِ حدَّثنا أشعثُ عنِ الأسودِ بنِ يَزيدَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت « سألتُ النبيَّ ﷺ عنِ الجَدْرِ أمِنَ البيتِ هو؟ قال: نعم. قلتُ: فما لهم لم يُدخِلوهُ في البيتِ؟ قال: إنَّ قومَكِ قصَّرَتْ بهمُ النفقةُ. قلتُ: فما شأنُ بابِهِ مُرتفِعاً؟ قال: فعلَ ذلكِ قومُكِ لِيُدْخِلوا مَن شاءوا ويَمنعوا مَن شاءوا، ولولا أنَّ قومَكِ حديثٌ عهدُهم بالجاهليةِ فأخافُ أن تُنكِرَ قلوبُهم أن أُدخِلَ الجَدْرَ في البيتِ وأن أُلصِقَ بابَهُ بالأرضِ »

**1584.** - Na ka treguar Musedded, këtij Ebu-l-Ehves të cilit i ka transmetuar Esh'ath nga Esved b. Jezid, ky nga Aisheja r.a.e cila ka deklaruar:

- E kam pyetur Pejgamberin s.a.v.s.,për Hixhrin (Hatim): **A është ky nga Qabeja?**

- **Po** - u përgjegj ai.

- **Po për çka nuk e kanë përfshirë në Qabe?** - pyeta unë.

- **Populli yt (kurejshitët tu) nuk ka pasur mjete (të fituara me nderë)** - më tha ai.

- **Po derën përse e ka të ngriur lart (mbi tokë)?"** - pyeta unë.

- Këtë e ka bërë populli yt (kurejshitët) që të mund të lëshojë kënd të dojë dhe të refuzojë, ndalë, kënd të dojë. Sikur populli yt të mos ishte i ri dhe afër dhe për pak kohë shumë afër me paganizmin, unë do ta kisha përfshirë në Qabe. Mirëpo, kam frikë se mos po i lëndoj zemrat e tyre, nëse atë Hixhër e përfshij në Qabe, kurse derën e saj ta lëshoj më poshtë për toke.[24]

---

24 Bejhaki shenon se All-llahu xh.sh. e ka dërguar Xhebrailin te Pejgameri Adem dhe i ka thënë ta ndërtojë Qaben në vendin ku është sot. Ademi a.s. rrëmihu themelet dhe e ndërtoi, kurse bashkëshortja Hava i afronte material ndërtimor. Gjatë rrëmihjes së themeleve hasi në burim uji dhe ndëgjoi një zë të panjohur që i tërhoqi vërejtjen: "O Adem, mjaft!" Pasi e ngriti ndërtesën, All-llahu i urdhëroi ta bëjë tavaf rreth sajë, duke i thënë: Ti je njeriu i parë, kurse kjo është ndërtesa e parë faltore".

١٥٨٥ — حدثنا عبيد بن إسماعيل حدثنا أبو أسامة عن هشام عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها قالت «قال لي رسول الله ﷺ: لولا حداثة قومك بالكفر لنقضت البيت ثم لبنيته على أساس إبراهيم عليه السلام، فإن قريشا استقصرت بناءه، وجعلت له خلفا». قال أبو معاوية: حدثنا هشام: خلفا يعني بابا

**1585.** - Na ka treguar Ubejd b. Ismail se i ka transmetuar Ebu Usame nga Hishami, ky nga babai i vet, kurse ai nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

"l Dërguari i Zotit s.a.v.s. ka thënë:

**"Sikur populli yt të mos ishte afër mosbesimit, në distancë kohore, unë do ta kisha shembur Qaben dhe pastaj do ta kisha ndërtuar, pa kushte, në themelet që i pat venë Ibrahimi a.s., pasi që kurejshitët e kanë zvogluar ndërtesën e Qabes, dhe derën do t'ia kisha vënë normalisht".**

---

Popujt e hershëm e kanë vizituar, edhe Pejgamberi Nuh, në kohën e të cilit u rrënua nga përmbytja. Pas Nuhit u ndërruan edhe shumë popuj, dhe erdhi edhe Pejgamberi Ibrahim a.s. i cili e ngriti Qaben në vendin e saj të vjetër, dhe e bëri të lartë 9 arshina, të gjatë 30 arshina kurse të gjerë 22 arshinë, por pa kulm. Në përiudhën e injorancës-xhahilije, ndërtesa ishte shumë e dëmtuar nga vërshimet, prandaj kurejshitët përsëri e ndërtuan në lartësi 8 arshinë, gjatësinë ia shkurtuan për 6 arshinë dhe një pëllëmbë, dhe këtë hapsirë e lanë në Hixhër.

Ky ndërtim është kryer kur Muhammedi a.s. ishte në moshën 35 vjeçare. Kurejshitët bashkërisht sillnin material ndërtimor. Kur i ngritën muret në lartësinë ku duhej vënë Haxheru-l-Esvedin, lindi një mosmarrëveshje në mesin e tyre, se kush do ta vëjë Haxheru-l-Esvedin në vendin e vet të përparshëm. Pas një polemizimi të gjatë, Ebu Umejje b. Mugire, si më i riu nga të pranishmit, propozoi që këtë mosmarrëveshje t'ia lënë ta zgjedhë personi i cili do të vij i pari në Harem të Qabes. Këtë propozim të gjithë e pranuan. Në atë moment u paraqit Muhammedi dhe ata thirrën të gjithë: "El-eminu, radina!" d.m.th. "I besueshmi! Jemi të kënaqur!"

Kur ia kumtuan Muhammedit se çfarë vendimi kishin marrë, ai kërkoi një teshë, si çarshaf, e vuri Haxheru-l-Esvedin aty dhe u bëri thirrje kryetarëve të familjeve, fiseve, t'i kapin skajet e çarshafit dhe ta vendosin gurin mbi murë. Ata e bënë këtë, kurse Muhammedi e vendosi Haxheru-l-esvedin në vendin ku duhet, dhe vazhdoi ndërtimi i Qabes.

Ibn Zubejri, në vitin 65 sipas hixhretit, ka bërë adaptimin detal të Qabes dhe muret e saj i ngriti në lartësi deri 20 arshinë. Lartësinë e mureve nuk e ndërroi as Haxh-xhaxhi, me rastin e renovimit pas dëmtimit që ndodhi në luftërat kundër Ibn Zubejrit.

١٥٨٦ - حدثنا بيان بن عمرو حدثنا يزيد حدثنا جرير بن حازم حدثنا يزيد بن رومان عن عروة عن عائشة رضي الله عنها «أن النبي ﷺ قال لها: يا عائشة لولا أن قومك حديث عهد بجاهلية لأمرت بالبيت فهدم، فأدخلت فيه ما أخرج منه، وألزقته بالأرض، وجعلت له بابين بابا شرقيا وبابا غربيا، فبلغت به أساس إبراهيم». فذلك الذي حمل ابن الزبير رضي الله عنهما على هدمه. قال يزيد: وشهدت ابن الزبير حين هدمه وبناه وأدخل فيه من الحجر، وقد رأيت أساس إبراهيم حجارة كأسنمة الإبل. قال جرير: فقلت له: أين موضعه؟ قال: أريكه الآن. فدخلت معه الحجر، فأشار إلى مكان فقال: ها هنا. قال جرير: فحزرت من الحجر ستة أذرع أو نحوها

**1586.** - Na ka treguar Bejan b. Amr, se i ka treguar Jezidi nga Xherir b. Hazim, të cilit i ka transmetuar Jezid b. Ruman nga Urve, kurse ai nga Aisheja r.a. së cilës Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë:

**"Aishe, po të mos ishte populli yt, në distancë kohore aq afër paganizmit, unë me siguri do të kisha urdhëruar (për Qaben të rrëzohet) dhe ajo do të ishte shembur, e pastaj do ta kisha përfshirë aty atë pjesë e cila ka mbetur jashtë saj, do ta kisha bashkuar (derën) me tokë dhe do t'i kisha bërë dy dyer: derë nga lindja dhe derë nga perëndimi dhe me këtë do ta kisha venë në themelet që ia pat venë Ibrahimit".**

- **E kjo është arsyeja** - tha Ibn Amri - **që e ka shtyrë Ibn Zubejrin që ta shembë.**

Jezid (b. Rumman) ka thënë: **"Kam qenë prezent kur Ibn Zubejri e ka shembur Qaben dhe (gjatë ndërtimit) e ka përfshirë aty Hixhrin dhe kam parë në themelet e Ibrahimit gurë sikur gunga e devës".**

Pastaj, thotë Xheriri, e kam pyetur: **"Ku e ka vendin?**

- **Po ta tregoj tash** - më tha ai.

Mandej bashkë me të hyra në hapësirën e Hixhres. Ai më tregoi një vend dhe tha: **"Këtu".**

- E kam vlerësuar, thotë Xheriri, gjatësinë e Hixhrit në gjashtë arshinë ose një kaq.[25]

---

25 Tirimidhi në Sunenin e vet ka shënuar se Aisheja ka thënë: "Kam pasë dëshirë të hyj në

باب فضل الحرم، وقوله تعالى [ ٩١ النمل ] :

﴿ إنما أمرتُ أن أعبدَ ربَّ هذه البلدةِ الذي حرَّمها، وله كلُّ شيء، وأمرتُ أن أكونَ من المسلمين ﴾

وقوله جلَّ ذكرُه ( ٥٧ القصص ) :

﴿ أوَلم نُمكِّن لهم حرَماً آمناً يُجبى إليه ثمراتُ كلِّ شيء رزقاً من لدُنَّا، ولكنَّ أكثرَهم لا يعلمون ﴾

## RËNDËSIA E HAREMIT TË MEKKES

Në bazë të fjalës së All-llahut xh.sh. unë jam i urdhëruar t'i falëm vetëm Zotit të këtij qyteti, të cilin Ai e ka bërë të shenjtë - Atij i takon çdo gjë - dhe jam i urdhëruar të jem njëri nga muslimanët. Ata thonë: **"Nëse pasojmë rrugën e drejtë me ty, do të jemi të përzënë nga vendlindja jonë"**. Po ne a nuk u afrojmë rastin të qëndrojmë në vendin e shenjtë e të sigurt ku, si dhuratë jona derdhen fryte të ndryshme, por shumica sish nuk e dinë.

---

Qabe dhe aty të falem, dhe Pejgamberi i All-llahut më mori për dore, më shpuri në Hixhr dhe më tha: - Falu në Hixhr, sepse kjo është pjesë e Qabes. Gjatë ndërtimit të Qabes, kurejshitëve u mungoi materiali ndërtimor dhe për këtë shkak ata e lanë Hixhrin jasht saj".

Nesai me sened, të njëjtin rast e sjell nga Seid b. Xhubejri pak më gjërësisht: "Kam thënë, thotë Aisheja, O Pejgamber i All-llahut, të gjitha bashkëshortet tua kanë hyrë në Qabe, përveç meje!"

- Shko deri te kusheriri yt Shajbe, tha ai, le të hap dyert e Qabes!

- Unë, thotë Aisheja, shkova te Shejbe. Ky erdhi te Pejgamberi dhe i tha: "Për Zotin, kurrë dyertë e Qabes nuk ia kam hapur askujt natën, as në kohën e injorancës as në kohën post-kur'anore. Mirëpo, nëse ti më urdhëron t'i hap, unë do t'i hap".

- Mos i hap - tha Pejgamberi.

Pastaj Pejgamberi i All-llahut tha: "kurejshitëve tu, me rastin e ndërtimit të Qabes u ka munguar materiali ndërtimor, prandaj ata e zvogluan ndërtesën e Qabes. Hixhri është pjesë e Qabes, andaj shko dhe falu aty!"

Hixhr është, pra, hapësira prej 6 deri 7 arshin, menjëherë në anën veriore të Qabes, ngjitur me te. Në këtë hapsirë i njejti mur guri është i lartë 2 arshinë, e po aq edhe i gjerë, pas të cilit haxhijtë bëjnë tavaf kur bëjnë tavafin rreth Qabes.

Megjithse Hixhri është pjesë përbërse e Qabes, personi që e kryen namazin i drejtuar kah Hixhra, nuk e ka të vlefshëm, ngase në Kur'an është thënë, që gjatë kryerjes së namazit të drejtohemi drejt ndërtesës së Qabes.

١٥٨٧ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا جرير بن عبد الحميد عن منصور عن مجاهد عن طاوس عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « قال رسول الله ﷺ يوم فتح مكة : إن هذا البلد حرمه الله ، لا يعضد شوكه ، ولا ينفر صيده ، ولا يلتقط لقطته إلا من عرفها »

**1587.** - Na ka treguar Ali bin Abdilah se i ka transmetuar Xherir b. Abdi-l-hamid nga Mensuri, ai nga Muxhahidi, ky nga Tavusi, kurse ky nga Ibn Abbasi r.a. që ka thënë:

**"All-llahu këtë qytet e ka bërë të shenjtë dhe të pacënueshëm dhe as therat e këtij qyteti nuk guxon të priten, as kafshët e gjahut të ndiqen, dhe aty as të mos mirret ndonjë gjë e humbur, përveç asaj e cila do të lajmërohet".**[26]

---

26 Harem i Mekkes është territori i tërë qytetit me rrethinë, dhe kjo: nga ana e Medines deri te vendi Ten'im, 3-4 mila larg Mekkes; nga ana e Jemenit 6-7 mila larg Mekkes; nga rruga që vjen prej vendit Xhirenc 9 mila; nga rruga e Taifit drejt Arefatit 7-8 mila dhe nga rruga e Xhidanit 10 mila.

Hapësira rreth e për qark me vendbanime ndërmjet këtij Haremi dhe Mikati quhet Hil-l.

Nga hadithi i lartpërmendur del përfundimi:

- Mekkeja është qytet i shenjtërisë dhe i sigurisë për tërë atë që ndodhet aty, dhe atje duhet të shkohet vetëm me ihram. Kështu mendojnë numri më i madh i dijetarëve islamë. Buhariu dhe disa dijetarë tjerë lejojnë hyrjen në Mekke edhe pa ihram;
- në Haremin e Mekkes nuk lejohet të presish lisa, shkurra dhe trupa tjerë që janë për gjelbërim. Ibn Mundhiri thotë: "Është mendim unanim i dijetarëve se është haram prerja e lisave në Harem të Mekkes.

Maliku konsideron se për ate që then këtë urdhër nuk ka dënim në këtë botë, kurse Ebu Hanife dhe Shafi'iu thonë, ka.

Sipas mendimit të Shafi'iut, ai që pret një lis, pemë, të madhe duhet të therë kurban një lopë, kurse për trup pemësh të vogël, të therë dele, dhe mishin t'ua shpërndajë të varfërve. Ebu Hanife thotë: "Fajtori gjithsesi e paguan dëmshpërblimin që caktohet në vlerën e një kurbani. Nëse dëmshpërblimi është vlerësuar më i vogël se një kurban, ajo vlerë do të shpërndahet si sadakë të varfërve, duke u dhënë secilit vlerën e një gjysmë sa'i grurë".

Këto norma zbatohen njëlloj dhe vlejnë njëlloj si për vendësit ashtu edhe për të ardhurit nga jasht.

باب توريث دور مكة وبيعها وشرائها . وأن الناس في المسجد الحرام سواء خاصة ، لقوله تعالى [ ٢٥ الحج ] : ﴿ إن الذين كفروا ويصدون عن سبيل الله والمسجد الحرام الذي جعلناه للناس سواء العاكف فيه والباد ، ومن يرد فيه بإلحاد بظلم نذقه من عذاب أليم ﴾ . البادي : الطارئ . معكوفا : محبوسا

## TRASHIGIMI I SHTËPIVE NË MEKKE, SHITJA DHE BLERJA E TYRE BARAZIA E PLOTË E NJERËZVE SIDOMOS NË OBORRIN E QABES, SIPAS FJALËVE TË ALL-LLAHUT: (22:25)

Mosbesimtarët dhe atyre që pengojnë nga rruga e All-llahut dhe Mesxhidi-l-Harami - të cilin ne e kemi dedikuar për tërë njerëzimin - të jenë të barabartë si ai vendës ashtu edhe ai i ardhuri. Kush bën çfarëdo krimi qoftë do të bëjmë të shijojë vuajtje të dhembshme.

١٥٨٨ – حدثنا أصبغ قال أخبرني ابن وهب عن يونس عن ابن شهاب عن علي بن حسين عن عمرو ابن عثمان عن أسامة بن زيد رضي الله عنهما أنه قال : يا رسول الله أين تنزل ، في دارك بمكة ؟ فقال : وهل ترك عقيل من رباع أو دور ؟ وكان عقيل ورث أبا طالب هو وطالب ، ولم يرثه جعفر ولا علي رضي الله عنهما شيئا ، لأنهما كانا مسلمين وكان عقيل وطالب كافرين ، فكان عمر بن الخطاب رضي الله عنه يقول : لا يرث المؤمن الكافر » قال ابن شهاب وكانوا يتأولون قول الله تعالى [ ٧٢ الأنفال ] : ﴿ إن الذين آمنوا وهاجروا وجاهدوا بأموالهم وأنفسهم في سبيل الله والذين آووا ونصروا أولئك بعضهم أولياء بعض ﴾ الآية

**1588.** - Na ka treguar Esbegu, që thotë se i ka transmetuar Ibn Vehbi nga Junusi, ai nga Ibn Shihabi, ky nga Ali b. Huseini, ky nga Amr b. Osman, kurse ky nga Usame b. Zejdi r.a. se ka thënë:

**- O Pejgamber i All-llahut, ku po vendosesh ti në shtëpinë tënde në Mekke?**

**- A ka lënë Akili ndonjë banesë apo shëtpi?** - pyeti ai.

- Akili (tha më vonë Usame) ka trashëguar Ebu Talibin dhe atë, ai dhe Talibi, e prej atij kurrgjë nuk trashëgoi Xhaferi as Aliu, për shkak se ata dy ishin muslimanë, kurse Akili dhe Talibi ishin mosbesimitarë.

Umer bin Hattab, thotë Buhariu, ka thënë: **"Besëdrejti nuk e trashëgon mosbesimtarin".**

Ibn Shuhabi ka thënë: As-habët ashtu i kanë komentuar fjalët e All-llahut: **"Me të vërtetë ata që besojnë dhe shpërngulen, dhe në luftë për rrugë**

**të All-llahut marrin pjesë me pasurinë dhe jetën e tyre, edhe ata që afrojnë strehim dhe ndihmojnë, ata janë miq të njëri-tjetrit. Kurse ata të cilët besojnë por nuk janë shpërngulur - ju nuk mund t'u ndihmoni, deri sa të shpërngulen, me asgjë, po nëse kërkojnë ndihmë prej jush në fe, jeni të detyruar t'u ndihmoni, përveç kundër popullit me të cilin keni marrëveshje. Ndërkaq All-llahu e sheh se çka punoni".**[27]

باب نزول النبي ﷺ مكة

١٥٨٩ – حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهري قال حدثني أبو سلمة أن أبا هريرة رضي الله عنه قال « قال رسول الله ﷺ حين أراد قدوم مكة : منزلنا غداً إن شاء الله بخيف بني كنانة حيث تقاسموا على الكفر »

## QËNDRIMI I PEJGAMBERIT s.a.v.s. NË MEKKE

**1589.** - Na ka treguar Ebu-l-Jeman, atij i ka transmetuar Shuajbi nga Zuhriu, të cilit i ka treguar Ebu Seleme se Ebu Hurejre r.a. ka thënë:

---

27 Buhariu këtë e len pa përgjigje, sepse mendimet e juristëve islamë, lidhur me këtë çështje janë të ndryshme.

Akili, Talibi, Xhaferi dhe Aliu janë djemtë e Ebu Talibit. Pas vdekjes së Ebu Talibit, babën e trashëgojnë Akili dhe Talibi, kurse Xhaferi dhe h. Aliu nuk trashëgojnë asgjë, ngase këta dy në atë kohë ishin bërë muslimanë.

Tahaviu transmeton me anë të Abdullah b. Umerit se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk është e lejuar që shtëpitë në Mekke të shiten e as të jepen me qira". Këtë deklaratë e shënon edhe Bejheki. Po këtë qëndrim e kanë edhe: Ebu Hanife, Muhammedi, Thevriu, Ata'a b. Ebu Rebah, Muxhahidi, Maliku, Is-haku dhe Ebu Ubejde.

Shitjen e lirë dhe dhënien me qira të shtëpive dhe objekteve tjera e lejojnë, me mendimin e tyre, Imam Jusufi, Tavusi, Umer b. Dinarë, Shafi'iu, Ahmedi dhe Ibn Mundhir.

Shih vazhdimin e ajetit të lartpërmendur: "Ata që nuk besojnë..."

Muhammedi a.s. muslimanët e ikur nga Mekka në Medine i vëllazëronte me vendësit. Medinasit, muhaxhirët në bazë të kushteve të theksuara më lart i trashëgonin medinasit, por edhe këta i trashëgonin muhaxhirët, deri kur u shpallë ajeti "... Ata që kanë lidhje gjaku janë më të afërt me njëri tjetrin..."

Shafi'iu e lejon shitjen e objekteve në Mekke, për shkak se edhe Pejgamberi a.s. i ka lejuar Akilit, i cili më vonë pat pranuar fenë islame, ta shes shtëpinë që e kish trashëguar nga babai i vet Ebu Talibi kur të dy ishin jomuslimanë,

- jomuslimani nuk mund të trashgojë muslimanin, por edhe muslimani nuk mund të trashëgojë jomuslimanin.

- Pejgamberi i All-llahut kur dëshironte të hyj në në Mekke ka thënë:

**"Qëndrimi jonë, me vullnet të All-llahut, nesër do të jetë në luginën Benu Kinane, ku (idhujtarët) i kanë dhënë besën njëri-tjetrit për besnikëri në mosbesim".**

١٥٩٠ — حدثنا الحميدي حدثنا الوليد حدثنا الأوزاعي قال حدثني الزهري عن أبي سلمة عن أبي هريرة رضي الله عنه قال « قال النبي ﷺ من الغد يوم النحر — وهو بمنى — نحن نازلون غداً بخيف بني كنانة حيث تقاسموا على الكفر ، يعني بذلك المحصب ، وذلك أن قريشاً وكنانة تحالفت على بني هاشم وبني عبد المطلب — أو بني المطلب — أن لا يناكحوهم ولا يبايعوهم حتى يسلموا إليهم النبي ﷺ »

وقال سلامة عن عقيل ، ويحيى بن الضحاك عن الأوزاعي : أخبرني ابن شهاب . وقالا : بني هاشم وبني المطلب . قال أبو عبد الله : بني المطلب أشبه

**1590.** - Na ka treguar Humejdi, që i ka kumtuar Ebu-l-Vail nga Evzaiu të cilit i ka transmetuar Zuhriu nga Ebu Seleme, e ai nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s., derisa ende ishte në Minne ka thënë:

**"Prej mëngjezit të ardhshëm është dita e parë e Kurban Bajramit, dhe të nesërmen (ditën e dytë të Bajramit) do të qëndrojmë në luginën Benu Kinane, ku politeistët lu betuan njëri-tjetrit për besnikëri në politeizëm".**

Pejgamberi mendonte me këtë, thotë Seleme, për Muhassab. Ai është terren, ku kurejshitët dhe fisi Benu Kinane i dhanë besë njëri-tjetrit për të bojkotuar Hashimit dhe pasardhësit e Abdu-l-Muttalibit, gjegjësisht Muttalibët, se me këtë nuk do të lidhin kunora dhe nuk do të bëjnë tregti deri sa ata të mos u dorëzojnë Pejgamberin s.a.v.s..

Selemi transmeton nga Ukajli, kurse Jahja nga Dahhak, e ky nga Evzaiu të cilit ia ka transmetuar Ibn Shihab, kanë thënë: **"...kundra hashimitëve dhe bijve të Muttalibit".**

Ebu Abdullah (Buhariu) ka thënë se më afër mendsh është **"...kundra bijve të Muttalibit".**[28]

28 Bojkoti i përmendur trevjeçar ndaj hashimitëve dhe muslimanëve të tjerë, ka zgjatur prej

بَابُ قَوْلِ اللهِ تَعَالَى [ ٣٥ ابراهيم ] :

﴿ وَإِذْ قَالَ إِبْرَاهِيمُ رَبِّ اجْعَلْ هَٰذَا الْبَلَدَ آمِنًا وَاجْنُبْنِي وَبَنِيَّ أَنْ نَعْبُدَ الْأَصْنَامَ . رَبِّ إِنَّهُنَّ أَضْلَلْنَ كَثِيرًا مِنَ النَّاسِ ، فَمَنْ تَبِعَنِي فَإِنَّهُ مِنِّي ، وَمَنْ عَصَانِي فَإِنَّكَ غَفُورٌ رَحِيمٌ . رَبَّنَا إِنِّي أَسْكَنْتُ مِنْ ذُرِّيَّتِي بِوَادٍ غَيْرِ ذِي زَرْعٍ عِنْدَ بَيْتِكَ الْمُحَرَّمِ ، رَبَّنَا لِيُقِيمُوا الصَّلَاةَ ، فَاجْعَلْ أَفْئِدَةً مِنَ النَّاسِ تَهْوِي إِلَيْهِمْ ﴾ الآية

## FJALËT E TË LARTMADHËRISHMIT ALL-LLAH:

Dhe kur Ibrahimi tha, Zoti im, bëne këtë qytet në rrugë pa krye. Pra, kush më pason mua - është në anën time, kurse ai që është ngritur kundër meje, ani - Ti njëmend fal dhe je mëshirëplotë. O Zoti ynë! Unë disa pasardhës të mij i kam vendosur në një luginë, ku nuk mbillet asgjë, te tempulli i shenjtë

---

fillimit të muajit muharrem në vitin e 7. të profetësisë, deri në muharrem të vitit dhjetë të profetësisë.

Me qëllim që muslimanët t'i kthejnë me dhunë në paganizëm, të pengojnë përhapjen e fesë islame në Mekke dhe rrethinë, e në mënyrë të veçant emigrimin e muslimanëve në vendet fqinje, kurejshitët dhe fisi Benu Kinane lidhën kontratë me shkrim me përmbajtjen e lartpërmendur, dhe e varën në Qabe. Kontratën e ka shkruar Mensur b. Ikrime Abdari, të cilit menjëherë, pas shkrimit të kësaj marrëveshje për bojkot, iu paralizua dhe iu tha dora e djathtë.

Muslimanët mbetën të bllokuar tri vjet në lagjen e quajtur Ebu Talib. Ata mund të dilnin vetëm me rastin e panaireve vjetore. Vdisej nga uria dhe gjendja u bë e padurueshme. Pasi kaloi edhe viti i tretë në bllokadë, Muhammedi a.s., i frymëzuar nga All-llahu xh.sh. i thotë Ebu Talibit se tekstin e kontratës e ka hëngër krimbi, tërë pjesën që përmban dhunën dhe shtypjen kundra muslimanëve, por ka lënë rreshtin ku përmendet emri i All-llahut.

Ebu Talibi ua transmetoi fjalëpërfjalë idhujtarëve, dhe shtoi këtë: "Nëse nipi im (djali i vllaut tim) ka thënë të vërtetën hiqni dorë nga ato qëllime të këqia kundra tij, po nëse ai gënjen, unë do t'jua dorëzoi dhe ju mund ta vrisni ose ta falni".

- Mirë e ke! - u përgjegjën idhujtarët.

Shkuan menjëherë në Qabe bashkërisht dhe u bindën se deklarata e Muhammedit a.s. ishte e vërtetë. Ebu Talibi menjëherë shpalli ndërprerjen e bojkotit. Disa kurejshitë i kundërshtuan këtij vendimi prandaj muslimanët nuk guxonin të dalin nga lagja e përmendur deri sa nuk arritën të armatosurit që t'i lirojnë dhe përcjellin deri në shtëpi të tyre. Këta ishin: Mut'im b. Adijj, Adij b. Kajs, Zem'at b. Esved, Ebu-l-Bahterij b. Hashim, Zuhejr b. Ebi Umejje.

i yti, për të kryer faljen! O Zoti ynë, prandaj bën që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata dhe për të qenë mirënjohës furnizoi ata me frute.

باب قول الله تعالى [ ٩٧ المائدة ] :

﴿ جَعَلَ اللَّهُ الْكَعْبَةَ الْبَيْتَ الْحَرَامَ قِيَامًا لِلنَّاسِ وَالشَّهْرَ الْحَرَامَ وَالْهَدْيَ وَالْقَلَائِدَ ، ذَلِكَ لِتَعْلَمُوا أَنَّ اللَّهَ يَعْلَمُ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ ، وَأَنَّ اللَّهَ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمٌ ﴾

١٥٩١ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان حدثنا زياد بن سعد عن الزهري عن سعيد بن المسيب عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « يُخَرِّبُ الكعبةَ ذو السُّوَيْقَتَيْنِ من الحبشة »

## FJALËT E TË LARTMADHËRISHMIT ALL-LLAH: "ALL-LLAHU E KA BËRË QABEN TË SHENJTË; MUAJT E HAXHIT TË SHENJTË, SI EDHE KURBANËT DHE VARJEN E QAFOREVE, PËR TË MBAJTUR SIGURIMIN E BOTËS"

***E tërë kjo është që të dini, se All-llahu me siguri e di tërë atë çka ka në qiej edhe në tokë. All-llahu pa dyshim i di të gjitha".***

***(Kur'an, 5:97)***

**1591.** - Na ka treguar Ali b. Abdil-lah, këtij Sufjani të cilit i ka transmetuar Zijad b. Sa'di nga Zuhriu, ai nga Seid b. Musejjeb, ndërsa ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Qaben do ta shemb një dykëmbësh nga Etiopia".**[29]

---

29 Përkitazi me shembjen e Qabes ka shumë deklarata dhe në variante të ndryshme. Xhevzi, me anë të Hurejres transmeton se Muhammedi a.s. në një rast ka thënë: "Qaben do ta shemb një etiopias i vogël, gjysmë i verbër, hundëgjerë e barkmadh me shumë shokë. Do ta shemb gur pas guri dhe to t'i bartë shumë larg, deri kur t'i hudhi në det. Medinen do ta shkretërojë uria, kurse Jemenin karkalecët".
Sufjan b. Ujejne transmeton se Muhammedi a.s. ka thënë: "Tek etiopiasit pak ka të mira: kur i merr uria vjedhin, kurse kur janë të ngimë bëjnë amoralitet. Krahas kësaj kanë edhe dy cilësi të mira, pozitive: i japin ushqim atij që ka nevojë, vishen mirë dhe qëndrojnë në ngushtësi".
Është transmetuar nga Aliu: "Bëni tavaf Qaben sa më tepër, para se ta gjejë e keqja edhe atë edhe juve. Më duket sikur po e shoh etiopiasin çel, me vija të thella në fytyrë, kërsij-shkurtë e këmbëmadh, si po qëndron mbi te dhe e rrëzon".
Imam Gazaliu, kur flet për ceremonitë e haxhit në veprën "Ihjau-l-ulum", thotë: Nuk ka

١٥٩٢ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عقيل عن ابن شهاب عن عروة عن عائشة رضي الله عنها . وحدثني محمد بن مقاتل قال أخبرني عبد الله هو ابن المبارك قال أخبرنا محمد بن أبي حفصة عن الزهري عن عروة عن عائشة رضي الله عنها قالت « كانوا يصومون عاشوراء قبل أن يفرض رمضان ، وكان يوما تستر فيه الكعبة . فلما فرض الله رمضان قال رسول الله ﷺ : من شاء أن يصومه فليصمه ، ومن شاء أن يتركه فليتركه »

**1592.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr se i ka transmetuar Lejthi nga Ukajli, ky nga Ibn Shihabi, ai nga Urve, kurse ky nga Aisheja r.a., kurse sipas senedit tjetër: më ka treguar Muhammed b. Mukatil se e ka lajmëruar Muhammed b. Ebi Hafs, që transmeton nga Zuhejri, ky nga Urve, kurse ky nga Aisheja r.a. se ka deklaruar:

- Muslimanët më heret kanë agjëruar ditën e dhjetë të muharremit, por kjo ishte edhe dita kur Qabeja është mbuluar me (mbulojë të re). Kur e caktoi All-llahu (të agjërohet) Ramazani, Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Kush dëshiron le të agjërojë edhe mëtutje, a kush nuk dëshiron të agjërojë, le të mos e agjërojë".**[30]

---

ditë që lind dielli, e rreth Qabes të mos kalojë ndonjë i mirë, besnik i All-llahut - evlija, e as natë, pas së cilës gdhinë, e të mos e vizitojë ndonjë nga njerëzit e denjë. Kur të ndërpritet kjo, Qabeja do të zhduket nga faqe e dheut; kur të gdhijë njerëzit, Qabe nuk ka, e as gjurmë të saj. Kjo mund të jetë atëherë kur në periudhën prej shtatë vjetësh nuk shkon asnjë haxhi. Pas kësaj, nga zemrat e njerëzve do të shlyhet edhe Kur'ani, njerëzit do të kthehen në idhujtari dhe amoralitet dhe kështu do të krijojnë kushte për vetshkatërrim.

30 As-habët për çdo vjet me 10 muharrem Qaben e vishnin me të reja. Muaviu këtë e ka bërë dy herë në vjet, kurse Me'muni tri herë në vjet, dhe këtë: në ditën e 8. dhu-l-hixhe me cohë të kuqe të mëndafsht, me 1. rexheb me cohë egjiptiane dhe 27.ramazan me cohë mëndafshi me ngjyrë të bardhë.
Ka të ngjarë që Qaben i pari e ka veshur Pejgamberi Ismail. Këtë më vonë e kanë bërë arabët e periudhës para kur'anore. Muhammedi a.s. e ka vesh Qaben me cohë të sjellur nga Jemeni, hazreti Umeri dhe h. Osmani e kanë veshur me cohë nga Egjipti, kurse Abdul-l-Meliku dhe Haxhxhaxhi me cohë mëndafshi.
Sundimtarët Fatimij e kanë pshtjellë Qaben në mëndafsh të bardhë, sundimtarët e parë Abbasij me të gjelbërt, kurse sundimtarët e mëvonshëm me të zezë. Të gjithë sundimtarët muslimanë janë kujdesur personalisht për mbulojën në Qabe. Në vitin 750 sipas hixhretit

١٥٩٣ – حدثنا أحمد حدثنا أبي حدثنا إبراهيم عن الحجاج بن حجاج عن قتادة عن عبد الله بن أبي عتبة عن أبي سعيد الخدري رضي الله عنه عن النبي ﷺ قال « ليُحَجَّنَّ البيتُ وليُعتَمَرَنَّ بعد خروج يأجوج ومأجوج ». تابعه أبان وعمران عن قتادة. وقال عبد الرحمن عن شعبة قال « لا تقوم الساعة حتى لا يُحَجَّ البيتُ ». والأول أكثر. سمع قتادة عبد الله وعبد الله أبا سعيد

**1593.** - Na ka treguar Ahmedi, këtij babai i vet se i ka transmetuar Ibrahimi nga Haxhxhaxha b. Haxhaxh, ky nga Katade, ai nga Abdullah b. Ebi Utbe, kurse ky nga Ebu Seid Huderiu r.a. e ai nga Pejgamberi s.a.v.s. se ka thënë:

**- Qabeja, pa dyshim, do të vizitohet dhe umreja do të bëhet edhe pas paraqitjes së Je'xhuxh e Ma'xhuxhve"**

Në senedin tjetër Abdullah b. Ebi Utbe pason Ebanin dhe Imranin të cilët hadithin e transmetojnë nga Katade.

Abdurrahmani ka thënë, duke transmetuar nga Shu'be, i cili ka thënë: **"Shkatërrimi i botës nuk do të bëhet derisa të mos ndërpritet vizita e Qabes".**

- Transmetusit e parë (të hadithit të parë) - thotë Buhariu - janë më të shumtë në numër dhe më të besueshme (se Shu'be).

باب كسوة الكعبة

١٥٩٤ – حدثنا عبد الله بن عبد الوهاب حدثنا خالد بن الحارث حدثنا سفيان حدثنا واصل الأحدب عن أبي وائل قال « جئت إلى شيبة . وحدثنا قبيصة حدثنا سفيان عن واصل عن أبي وائل قال: جلست مع شيبة على الكرسي في الكعبة فقال: لقد جلس هذا المجلس عمر رضي الله عنه فقال « لقد هممت أن لا أدع فيها صفراء ولا بيضاء إلا قسمته. قلت إن صاحبيك لم يفعلا. قال: هما المرآن أقتدي بهما »

Salih Ismail b. Nasir ka lënë vakëf në një fshat afër Kairos një pasuri të madhe. Të ardhurat nga ajo pasuri i ka dedikuar për blerjen e shtrojë-mbulojës së Qabes dhe mbulimin e shpenzimeve të tjera lidhur me këtë akt.

## MBULOJA E QABES

**1594.** - Na ka treguar Abdullah b. Abdilvehab se i ka transmetuar Halid b. Harithi, nga Sufjani, të cilit i ka treguar Vasil Ahdeb, e ky nga Ebu Vaili i cili ka thënë: kam ardhur te Shejbi..." kurse sipas senedit tjetër: Na ka treguar Kabise dhe ka thënë se i ka transmetuar Sufjani nga Vasili e ky nga Ebu Vaili:

- Kam ndejur në tribinë me Ebu Shejben përpara Qabes, e ai tha: "Më përpara këtu ka ndejtur Umeri dhe ka thënë: **"Kam vendosur që në Qabe të mos lë ari (të verdhë) as të bardhë (serm) por atë ta shpërndajë".**

- Dy shokët tu (Muhammedi a.s. dhe Ebu Bekri) i thash unë, thotë Shejbe - nuk kanë vepruar ashtu

- Ata janë me të vërtetë dy njerëz të njohur, - tha Umeri - dhe unë do të pasoj rrugën e atyre.[31]

باب هَدْمِ الكعبةِ

قالت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها: قال النبيُّ ﷺ «يَغزو جيشٌ الكعبةَ فيُخسَفُ بهم»

١٥٩٥ — حدثنا عمرُو بنُ عليّ حدَّثنا يحيى بنُ سعيد حدَّثنا عُبيدُ اللهِ بنُ الأخنسِ حدَّثني ابنُ أبي مُلَيكةَ عن ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما عن النبيِّ ﷺ قال «كأني بهِ أسودَ أفحَجَ يَقلَعُها حَجَراً حجراً»

## SHEMBJA E QABES

Aisheja r.a. ka thënë: Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Do të niset një ushtri në akcion ushtarak kundra Qabes, por do të shkatërrohet (në Bejda)".**

---

31 Në Qabe, një kohë, ka ekzistuar arka për ruajtjen e kontributeve të tubuara vullnetarisht, në monedha apo tesha. Hazreti Umeri pat menduar një herë t'iua shpërndajë muslimanëve, mirëpo pas propozimit të Shejbes hoqi dorë nga ai mendim.
Nga hadithi mund të rezultojë edhe:
- shtrojë-mbuloja e Qabes me stof përkatës është përkufizuar me akte normative;
- dhuratat që lehen në Qabe konsiderohen vakëf dhe nuk mund të tëhuajsohen.
Ibn Shihabi ka thënë: "Me dhuratat që i falen Qabes disponon me kompetencë, kujdestari përkatës dhe ai mund t'i shfrytëzojë ato për nevoja të Qabes dhe ambientit të saj".

**1595.** - Na ka treguar Amr b. Ali se i ka transmetuar Jahja b. Seid nga Ubejdullah b. Ahnes të cilit i ka transmetuar Ibn Mulejke nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

**"Më duket sikur po e shoh një zezak (armik) këmbështrembër, si po ia heq gurët një nga një".**

١٥٩٦ – حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن يونس عن ابن شهاب عن سعيد بن المسيب عن أبي هريرة رضي الله عنه قال: قال رسول الله ﷺ «يخرب الكعبة ذو السويقتين من الحبشة»

**1596.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr, të cilit i ka thënë Lejthi përmes Junusit e ky nga ibn Shihabi, kurse ai nga Seid b. Musejjeb se Ebu Hurejre r.a. ka thënë:

- Pejgamberi i Zotit ka thënë:

**"Qaben do ta rrëzojë një dykëmbësh nga Etiopia".**

باب ما ذكر في الحجر الأسود

١٥٩٧ – حدثنا محمد بن كثير أخبرنا سفيان عن الأعمش عن إبراهيم عن عابس بن ربيعة عن عمر رضي الله عنه «انه جاء الى الحجر الأسود فقبله فقال: إني أعلم أنك حجر لا تضر ولا تنفع، ولو لا أني رأيت النبي ﷺ يقبلك ما قبلتك»

## RRËFIMI PËR HAXHERU-L-ESVEDIN

**1597.** - Na ka treguar Muhammed b. Kethir se i ka treguar Sufjani për mes A'meshit, ky nga Ibrahimi, ai nga A'bis b. Rebia, kurse ky nga Umeri r.a. se ka ardhur te Haxheru-l-esvedi, e ka puthur dhe ka thënë:

**"Unë me siguri e di se ti je gur që nuk mundesh as të bësh dëm as të bësh dobi, dhe sikur të mos e kisha parë Pejgamberin e All-llahut s.a.v.s. që po të puth, as unë nuk do ta kisha bërë këtë".**[32]

---

32 Muhammed b. Xherir Taberi thotë: "Umeri këtë e tha nga frika që njerëzit, të cilët akoma ishin afër idhujtarisë, të mos e kuptojnë këtë puthje të gurit sikur adhurim gurit, përkatësisht statujës. Respektimi dhe puthja e gurit të Zi bëhet me qëllim të plotësimit të praktikës së Pejgamberit, por për hirë të respektit të All-llahut. Ky është radhitur në simbole të haxhit. Me prekjen apo puthjen e Gurit të Zi mulsimanët nuk kërkojnë prej

باب إغلاق البيت ، ويصلي في أي نواحي البيت شاء

١٥٩٨ — حدثنا قتيبة بن سعيد حدثنا الليث عن ابن شهاب عن سالم عن أبيه أنه قال « دخل رسول الله ﷺ البيت هو وأسامة بن زيد وبلال وعثمان بن طلحة فأغلقوا عليهم ، فلما فتحوا كنت أول من ولج ، فلقيت بلالا فسألته : هل صلى فيه رسول الله ﷺ ؟ قال : نعم ، بين العمودين اليمانيين »

## PËR MBYLLJEN E QABES DHE FALJEN NË CILËN DO ANË TË SAJ QOFTË

**1598.** - Na ka treguar Kutejbe b. Seid, të cilit i ka transmetuar Lejthi nga Ibn Shihabi prej Salimit e ky nga baba i vet se ka thënë:

**- Pejgamberi i All-llahut ka hyrë në Qabe (me rastin e çlirimit të Mekkes), kurse Usame b. Zejd, Bilali dhe Osman b. Talha, dhe e ndrynë (derën) për mbrapa. Kur e hapën unë isha i pari që hyra (në Qabe), takova Bilalin dhe e pyeta: "A është falur Pejgamberi i All-llahut në Qabe?"**

- **"Po"** - tha ai, **ndërmjet atyre dy shtyllave (të para) nga ana e Jemenit.**

---

gurit kurrfarë dobie e ndihme, e as ndërmjetësimin e tij kudoqoftë. Ky është akt dhe argument i përuljes me përkushtim All-llahut dhe Pejgamberit të tij Muhammedit a.s.

Nga deklarata e Umerit rezulton:

- puthja e Haxheru-l-Esvedit është sunnet:
- Imam Ahmedin kur e pytën lidhur me puthjen e vorrit të Muhammedit a.s. në Medine, dhe mihrabin e tij, u përgjegj: "Aty nuk ka gjë të keqe". Kur e dëgjoi këtë Tekijud-din b. Tejmij, ai u habit me atë përgjegje dhe tha: "Më habiti Ahmedi me këtë deklaratë! Ai është njeri me autoritet",
- ceremonitë fetare duhet të kryhen pa përgojime, e nëse qëllimin e tyre nuk e dimë, duhet të pyesim njerëzit e dijshëm;
- njerëzit e dijshëm duhet me kohë t'i korrigjojnë mendimet e gabuara të njerëzve të padijshëm.

Tirmidhiu transmeton nga Ibn Abbasi se Muhammedi a.s. për gurin e Zi ka thënë: "All-llahu do ta ringjallë në Ditën e Gjykimit me gjuhë dhe sy, dhe ai do të dëshmojë për ata që e kanë prekur me rastin e kryerjes së haxhit".

باب الصلاة في الكعبة

١٥٩٩ — حدثنا أحمد بن محمد أخبرنا عبد الله أخبرنا موسى بن عقبة عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما « انه كان إذا دخل الكعبة مشى قبل الوجه حين يدخل ويجعل الباب قبل الظهر يمشي حتى يكون بينه وبين الجدار الذي قبل وجهه قريباً من ثلاث أذرع فيصلي ، يتوخى المكان الذي أخبره بلال أن رسول الله ﷺ صلى فيه ، وليس على أحد بأس أن يصلي في أي نواحي البيت شاء »

## PËR TË FALURIT NË QABE

**1599.** - Na ka treguar Ahmed b. Muhammed, të cilin e ka informuar Abdullahu, të cilit i ka transmetuar Musa b. Ukbe nga Nafiu, e ky nga Ibn Umeri r.a. se ky me rastin e hyrjes në Qabe ka ecur përpara, duke i lënë dyert e saj pas shpine. Ka ecur përpara derisa ndëmjet tij dhe murit përpara atij nuk u afrua, përafërsisht, tre arshinë. Pastaj, duke u shmangur pak në një anë, u fal në atë vend për të cilin i ka thënë Bilali se ishte falur Pejgamberi s.a.v.s..

Për askënd nuk prish punë të falet në cilëndo anë të Qabes qoftë, nga të dëshirojë ai.

باب من لم يدخل الكعبة

وكان ابن عمر رضي الله عنهما يحج كثيراً ولا يدخل

١٦٠٠ — حدثنا مسدد حدثنا خالد بن عبد الله حدثنا إسماعيل بن أبي خالد عن عبد الله بن أبي أوفى قال « اعتمر رسول الله ﷺ فطاف بالبيت ، وصلى خلف المقام ركعتين ومعه من يستره من الناس ، فقال له رجل : أدخل رسول الله ﷺ الكعبة ؟ قال : لا »

## MOS-HYRJA NË QABE

(Abdullahi) Ibn Umeri r.a. e ka kryer haxhin disa herë, por asnjëherë nuk ka hyrë në Qabe).

**1600.** - Na ka treguar Museddedi, këtij Halid b. Abdullah, duke i thënë se i ka transmetuar Ismail b. Ebi Halid nga Abdullah b. Ebi Evfa i cili ka deklaruar:

**"Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. e ka kryer umren, ka bërë tavafin rreth Qabes dhe ka falur dy rekatë pas Mekami Ibrahimit, e bashkë me të ishte ai që e mbulonte, fshehte nga njerëzit".**

Me atë rast një njeri pyeti:

- **A ka hyrë Pejgamberi i All-llahut në Qabe?**

- **Jo** - është përgjegjur ai.[33]

باب مَن كبَّرَ في نواحي الكعبة

١٦٠١ - حدثنا أبو معمر حدثنا عبد الوارث حدثنا أيوب حدثنا عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «إنَّ رسولَ اللهِ ﷺ لمَّا قدِمَ أبى أن يدخُلَ البيتَ وفيه الآلهةُ، فأمرَ بها فأُخرِجَتْ، فأخرجوا صُورةَ إبراهيمَ وإسماعيلَ في أيديهما الأزلامُ، فقال رسولُ اللهِ ﷺ: قاتَلَهمُ اللهُ، أما واللهِ قد علِموا أنَّهما لم يستقسِما بها قطُّ. فدخلَ البيتَ فكبَّرَ في نواحيهِ، ولم يُصلِّ فيه»

## KËNDIMI I TEKBIRIT NË ANËT E QABES

**1601.** - Na ka treguar Ebu Ma'mer, nga Abdu-l-Varith të cilit i ka kumtuar Ejjubi, që ka transmetuar nga Ikrime, e ky nga Ibn Abbasi r.a., i cili ka thënë:

- Kur erdhi Pejgamberi i All-llahut (në Mekke), nuk dëshironte të hyjë në Qabe. Aty atëherë kishte shumë idhuj, prandaj urdhëroi dhe ata u hodhën

---

33 Hyrja në Qabe është e lejuar. Komentuesi i Kur'anit, Muhadhebi thotë: "Hyrja në Qabe dhe falja e namazit nafile aty, është mustehab". Bejheki, nga ibn Abbasi, transmeton se Muhammedi a.s. ka thënë: "Ai që hyn në Qabe, ka hyrë në një mirësi të madhe, është çliruar nga e keqja dhe mbrapshtitë dhe është i falur nga mëkatet që ka bërë ndaj All-llahut".

Kurtubiu thekson se disa nga dijetarët islamë, hyrjen në Qabe e radhisin sikur ceremonial i haxhit. Buhariu e mohon këtë qëndrim, duke u bazuar në praktikën e Abdullah b. Umerit.

Pejgamberi a.s. e ka kryer umren në vitin e 7. sipas hixhretit dhe ai atëherë nuk ka hyrë në Qabe, për shkak se ajo ishte plot me idole, portrete e fotografi nëpër mure.

Muslimanët, me në kyre Muhammedin a.s., Mekken e kanë çliruar në vitin e 8. sipas hixhretit, dhe atëherë, me urdhërin e Muhammedit a.s. nga Qabeja janë larguar të gjitha idolet dhe hyjnit e idhujtarëve.

Kurtubiu ka thënë: "Në atë kohë në Qabe ka pasur 360 idole. Idhujtarët për çdo ditë të vjetit kishin një idol, secilës ditë i kushtonin një idhull, kurse për ditët e dalluara edhe nga dy.

Imam Ahmedi në Musnedin e vet transmeton se Xhabiri ka thënë: "Në muret e Qabes ka pasë shumë fotografi të vizatuara, andaj Pejgamberi a.s. urdhëroi Umer b. Hattabin r.a. që t'i zhdukë. Umeri r.a. lagu një harrnë dhe i fshiu të gjitha. Kur hyri Pejgamberi në Qabe nuk kishte asnjë fotografi".

jasht. Mandej hodhën jasht fotografinë e Ibrahimit dhe të Ismailit, të dy në duar mbanin shigjetat. Pejgamberi i All-llahut, mandej, tha:

**"All-llahu i vraftë. Pasha All-llahun, ata me siguri e dinë se Ibrahimi dhe Ismaili asnjëherë nuk kanë kërkuar të gjejnë fatin me këto (shigjeta)"**

Atëherë hyri në Qabe, mori tekbir në anët e saj por nuk u fal aty.[34]

باب كيف كان بدء الرمل ؟

١٦٠٢ – حدثنا سليمان بن حرب حدثنا حماد هو ابن زيد عن أيوب عن سعيد بن جبير عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « قدم رسول الله ﷺ وأصحابه ، فقال المشركون : إنه يقدم عليكم وقد وهنهم حمى يثرب . فأمرهم النبي ﷺ أن يرملوا الأشواط الثلاثة ، وأن يمشوا بين الركنين ، ولم يمنعه أن يأمرهم أن يرملوا الأشواط كلها إلا الإبقاء عليهم »

## FILLIMI I VRAPIMIT RRETH QABES DUKE LËVIZUR KRAHËT

**1602.** - Na ka treguar Sulejman b. Harb, se i ka transmetuar Hamed b. Zejdi nga Ejjubi, ky nga Seidi b. Xhubejr, kurse ky nga Ibn Abbasi i cili ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. ka ardhur në Mekke me shokët e vet, kurse politeistët thoshin:

**"Ju arriti ai, por e kanë molisur ethet e Jethribit (Medines)"**

Pejgamberi s.a.v.s., pas kësaj, i urdhëroi shokët që tri të sjellurit e parë rreth Qabes t'i bëjnë me vrap, duke kërcyer, me lëvizje të krahëve, kurse në mes të dy këndeve të Qabes kah Jemeni të ecin si zakonisht. Këtë e ka penguar

34 Ibn Tin thotë: "Shigjetat ishin të punuara me shije nga tre shkopinj të zakonshëm: në njërin shkruante "Bëre", në tjetrin shkruante "Mos e bër"! kurse i treti nuk kishte asgjë të shkruar. Kur dikush nisej në rrugë ose dëshironte të kryej ndonjë punë me rëndësi, ai tërhiqte shigetën dhe vepronte ashtu siç shkruante aty. Nëse tërhiqej shigjeta e pa shkruar, këthehej përsëri në vend të vet dhe tërheqja përsëritej. Tërheqja e këtij falli, shorti, vazhdonte derisa të mos dilte, ndonjëra nga shigjetat e shkruara.
Disa fise në vend të shigjetave këtë e bënin me gurë. Kjo është një lloj i idolatrisë prandaj feja islame e ndalon këtë.

që të mos i urdhërojë të vrapojnë gjatë gjith tevafit, asgjë tjetër pos mëshirës ndaj tyre.[35]

بابُ استلامِ الحجرِ الأسودِ حينَ يَقدَمُ مكةَ أوّلَ ما يطوفُ، ويَرمُلُ ثلاثاً

١٦٠٣ ــ حدثنا أصْبَغُ بنُ الفَرَجِ أخبرَني ابنُ وَهبٍ عن يونُسَ عن ابنِ شهابٍ عن سالمٍ عن أبيهِ رضيَ اللهُ عنهُ قال «رأيتُ رسولَ اللهِ ﷺ حينَ يَقدَمُ مكةَ إذا استلمَ الرُّكنَ الأسودَ أولَ ما يطوفُ يَخُبُّ ثلاثةَ أطوافٍ منَ السَّبعِ»

## PREKJA (PËRSHËNDETJA) E HAXHERU-L-ESVEDIT (GURIT TË ZI)

Kur arrin haxhiu në Mekke së pari do të sillet rreth Qabes, duke kërcyer, vrapuar, në tre tavafet e parë duke lëvizur edhe krahët.

**1603.** - Na ka treguar Esbeg b. Ferexh se e ka informuar Ibn Vehb që transmeton nga Junusi, ky nga Ibn Shihabi, ndërsa ai nga Salimi, kurse ky nga babai i vet r.a. i cili ka thënë:

**"E kam parë Pejgamberin e All-llahut s.a.v.s. kur ka ardhur në Mekke dhe kur e ka prekur Haxheru-l-esvedin. Punën e parë që ka bërë**

---

35 Ibn Mexhe në Sunenin e vet transmeton se Pejgamberi a.s. u ka thënë shokëve të vet, kur dëshironin të hyjnë në Mekke për të kryer umren sipas marrëveshjes së Hudejbijes, "Nesër do t'ju shikojnë farefisi juaj, prandaj le t'ju shohin krenarë e të guximshëm!" Pasi që kanë hyrë, tregon Ibn Maxhe, në Harem të Qabes e prekën Haxheru-l-Esvedin, dhe duke bërë tavaf rreth Qabes shkundeshin duke i lëvizur krahët. Këtë e bënte edhe Pejgamberi bashkë me ata".
Ibn Abbasi ka thënë: "Ai që dëshiron, me rastin e tavafit rreth Qabes, mund të shkundet, këcejë, e ai që nuk dëshiron le të mos kërcejë!" Shkundjen me maturi, në atë kohë, Pejgamberi e ka urdhëruar vetëm me qëllim që mosbesimtarët të shohin forcën dhe krenarinë e muslimanëve që kanë ardhur nga Medina dhe nga vende tjera të largëta".
Këreimin e konsiderojnë sunnet: "Abdullah b. Umer, Ebu Hanife, Malik, Shafi'i dhe Ahmedi. Disa dijetarë këtë tavaf rreth Qabes e lënë sipas dëshirës dhe mundësisë së haxhiut.Këtë mendim e kanë: Tavus, Ata, Hasan Basri. Disa të tjerë konsiderojnë se ky vrapim nuk ka më funksionin e dikurshëm dhe nuk ka nevojë, sepse këtë Pejgamberi a.s. e ka urdhëruar vetëm të manifestojë qëndrueshmërinë dhe forcën e shokëve të vet.
Tavafi mund të kryhet me gjith armë dhe pajisje tjera lufte.
Femrat këtë tavaf e bëjnë duke eeur normalisht.

**ishte tavafi rreth Qabes, duke u shkundur në tre tavafet e parë, nga shtatë tevafet".**

باب الرَّمَلِ فِي الحَجِّ وَالعُمْرَةِ

١٦٠٤ – حدثني محمد حدثنا سُرَيجُ بنُ النُّعمانِ حدثنا فُلَيحٌ عن نافعٍ عنِ ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال «سَعَى النبيُّ ﷺ ثلاثةَ أشواطٍ ومَشَى أربعةً في الحجِّ والعُمرةِ»

تابعَهُ الليثُ قال: حدثني كثيرُ بنُ فَرقدٍ عن نافعٍ عنِ ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما عنِ النبيِّ ﷺ

## VRAPIMI PËR RRETH QABES NË KOHËN E HAXHIT DHE TË UMRES

**1604.** - Na ka treguar Muhammedi, këtij Surejxh b.Nu'aman të cilit i ka transmetuar Fulejh nga Nafiu, e ky nga Ibn Umeri r.a. që ka thënë:

Pejgamberi s.a.v.s. në tre tavafët e parë rreth Qabes ka shpejtuar (duke lëvizur me krah), por shkonte normalisht në katër tavafët e fundit edhe në haxh edhe në umre".

Në senedin tjetër Surejxhin e pason Lejthi i cili ka thënë se hadithin ia ka transmetuar Kethir b. Ferkad nga Nafiu, kurse ky nga Ibn Umeri r.a., e ky nga Pejgamberi a.s.

١٦٠٥ – حدثنا سعيدُ بنُ أبي مريمَ أخبرَنا محمدُ بنُ جعفرٍ قال أخبرَني زيدُ بنُ أسلمَ عن أبيهِ «أنّ عمرَ ابنَ الخطابِ رضيَ اللهُ عنه قال للرُّكنِ: أما واللهِ إني لأعلمُ أنكَ حجرٌ لا تضرُّ ولا تنفعُ، ولولا أني رأيتُ النبيَّ ﷺ استلمَكَ ما استلمتُكَ. فاستلمَهُ ثم قال: ما لنا وللرَّمَلِ؟ إنما كنّا راءَينا بهِ المشركينَ، وقد أهلكَهمُ اللهُ. ثم قال: شيءٌ صنعَهُ النبيُّ ﷺ، فلا نُحبُّ أن نترُكَهُ»

**1605.** - Na ka treguar Seid b. Ebi Merjem se i ka kumtuar Muhammed b. Xhafer të cilit i ka transmetuar Zejd b. Eslem, e ky nga babai i vet se Umer b. Hattabi r.a. i ka thënë Gurit të zi:

**"Pasha Zotin, unë e di me siguri se ti je gur që nuk mundesh të bëjsh dëm, por as dobi, dhe po të mos e kisha parë Pejgamberin e All-llahut që po të prek as unë nuk do të kisha prekur"** e pastaj e preku.

Pastaj prap tha: **"Çka kemi ne lidhje me të shkundurit. Ne me këtë në kohën tonë vetëm u kemi treguar forcën politeistëve, kurse ata All-llahu i shkatërroi".**

Pastaj prapë ka thënë: **"Kjo është diçka që e ka bërë Pejgamberi s.a.v.s., dhe unë nuk dëshiroj ta shmangu".**

١٦٠٦ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن عبيد الله عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما قال «ما تركت استلام هذين الركنين في شدة ولا رخاء منذ رأيت النبي ﷺ يستلمهما. قلت لنافع: أكان ابن عمر يمشي بين الركنين؟ قال: إنما كان يمشي ليكون أيسر لاستلامه»

**1606.** - Na ka treguar Musedded, atij i ka treguar Jahja, duke transmetuar nga Ubejdullahu, ky nga Nafiu, e ai nga (Abdullah) Ibn Umeri r.a. se ka thënë:

**"Nuk e kam lënë prekjen e këtyre dy këndeve të Jemenit as në kohë të vështirë as në qetësi, prej se e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke i prekur.**

Pastaj, thotë Ubejdullah, e kam pyetur Nafiun:

- **A ka shkuar (Abdullah) Ibn Umeri normalisht ndërmjet atyre dy këndeve?**

- **Ai ka shkuar me ecje të zakonshme për arsye që ta ketë më lehtë ta prekë çdonjërin prej tyre** - u përgjigj Nafiu.

باب استلام الركن بالمحجن

١٦٠٧ – حدثنا أحمد بن صالح ويحيى بن سليمان قالا حدثنا ابن وهب قال أخبرني يونس عن ابن شهاب عن عبيد الله بن عبد الله عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «طاف النبي ﷺ في حجة الوداع على بعير يستلم الركن بمحجن». تابعه الدراوردي عن ابن أخي الزهري عن عمه

## PREKJA E GURIT TË ZI ME KRRAB

**1607.** - Na ka treguar Ahmed b. Salih dhe Jahja b. Sulejman, duke thënë se u ka transmetuar Ibn Vehbi nga Junusi, ky nga Ibn Shihabi, e ky nga Ubejdullah b. Abdullah, ndërsa ai prap nga Ibn Abbasi r.a. se ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. me rastin e haxhxhetu-lveda-së është sjellur rreth Qabes me deve, duke e prekur Gurin e Zi me shkopin me krrabë".**

Në senedin tjetër, Junusin e pason Deraverdi, duke transmetuar hadithin nga Ibn Abdilahu, djali i vëllaut të Zuhriut kurse ky nga mixha i vet.

باب مَن لَم يَستلِمْ إلَّا الرُّكنَين اليَمانِيَيْن

١٦٠٨ - وقال محمدُ بنُ بَكرٍ أخبرَنا ابنُ جُرَيجٍ أخبرَني عَمرُو بنُ دِينارٍ عن أبي الشعثاءِ أنه قال «ومَن يَتَّقي شيئاً من البيتِ؟ وكانَ مُعاويةُ يَستلمُ الأركانَ، فقال له ابنُ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما: إنه لا يُستلَمُ هذانِ الرُّكنانِ. فقال: ليس شيءٌ منَ البيتِ مَهجوراً. وكانَ ابنُ الزبيرِ رضيَ اللهُ عنهما يَستلمُهنَّ كلَّهنَّ»

## PREKJA VETËM E DY KËNDEVE TË JEMENIT NË QABE

**1608.** - Muhammed b. Bekr ka thënë se i ka kumtuar Ibn Durejdi të cilit i ka transmetuar Amr b. Dinar nga Ebu Sha'tha, që ka thënë:

**"Kush ruhet nga gjithçka që është e Qabes?"**

Muaviu i ka prekur dhe të gjitha këndet e Qabes, andaj Ibn Abbasi r.a. i ka thënë:

**- Këta dy kënde të Qabes kah ana e Sirisë nuk preken.**

**Në Qabe nuk ka asgjë që mund të hiqet (zihet asgjë)** - u përgjegj Muaviu. Ibn Zuhejri, thotë Buhariu, **i prekte të gjitha këto.**

١٦٠٩ - حدثنا أبو الوليدِ حدَّثَنا لَيثٌ عن ابنِ شهابٍ عن سالمِ بنِ عبدِ اللهِ عن أبيهِ رضيَ اللهُ عنهما قال «لم أرَ النبيَّ ﷺ يَستلمُ منَ البيتِ إلَّا الرُّكنَينِ اليمانِيَينِ»

**1609.** - Na ka treguar Ebu-l-Velid, këtij i ka treguar Lejth, që transmeton nga Ibn Shihabi, ky nga Selim b. Abdilahu, e ky nga babai i vet r.a. se ka thënë:

**"Nuk e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. që të prekë ndonjë pjesë tjetër të Qabes përveçse ato dy këndet nga ana e Jemenit".**[36]

---

36 Pasi të hysh në Haremin e Qabes duhet t'i afrohesh Haxheru-l-Esvedit duke kënduar tekbir, ta prekish dhe pastaj të sillesh shtatë herë rreth Qabes. Nëse haxhiu nuk ka mundësi ta prekë Gurin e Zi, do të kthehet drejt tij me shuplakë të ngritura dhe do të puth shuplakët e veta. Kjo është synnet, por kush nuk e kryen këtë nuk ka asfar përgjegjësie.

Është e lavdueshme të preken edhe këndet tjera të Qabes.Kështu mendon Muaviu, Abdullah b. Zubejri, Xhabir b. Zejdi dhe Urve b. Zubejr.

Ibn Mundhiri ka thënë: "Këtë qëndrim e kanë edhe Xhabir b. Abdullah, Hasani dhe

باب تقبيل الحجر

١٦١٠ — حدثنا أحمد بن سنان حدثنا يزيد بن هارون أخبرنا ورقاء أخبرنا زيد بن أسلم عن أبيه قال « رأيت عمر بن الخطاب رضي الله عنه قبل الحجر وقال: لولا أني رأيت رسول الله ﷺ قبلك ما قبلتك »

## PUTHJA E HAXHERU-L-ESVEDIT (GURIT TË ZI)

**1610.** - Na ka treguar Ahmed b. Sinan se i ka treguar Jezid bin Harun, këtij Verka që e transmeton nga Zejd b. Eslemi, e ky nga babi i vet i cili ka thënë:

**"E kam parë Umer bin Hattabin r.a. kur e ka puthur Gurin e zi dhe ka thënë: Sikur të mos e kisha parë Pejgamberin s.a.v.s. që të ka puthur, as unë nuk do ta kisha puthur".**

١٦١١ — حدثنا مسدد حدثنا حماد عن الزبير بن عربي قال « سأل رجل ابن عمر رضي الله عنهما عن استلام الحجر فقال: رأيت رسول الله ﷺ يستلمه ويقبله. قال قلت: أرأيت إن زحمت، أرأيت إن غلبت؟ قال: اجعل « أرأيت » باليمن، رأيت رسول الله ﷺ يستلمه ويقبله »

**1611.** - Na ka treguar Musedded se i ka transmetuar Hammadi nga Zubejr b. Arebi i cili ka thënë: Një njeri nga Jemeni e ka pyetur Abdullah Ibn Umerin r.a. për prekjen e gurit të zi, dhe ai është përgjigjur:

**"E kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke e prekur dhe puthur".**

E kam pyetur, thotë i njëjti njeri: **"A ke pa se kam qenë i ngushtuar? A e ke parë se kam qenë i mposhtur?**

- **Lere atë "A e ke parë...?" për Jemen. Unë e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke e prekur dhe puthur** - u përgjigj Ibn Umeri.

---

Huseini, si edhe Enes b. Maliku".

Sipas mendimit të Ibn Abbasit, Umer b. Hattabit, Ebu Hanifes dhe dijetarëve të shkollës së tij, haxhiu prekë vetëm Gurin e Zi dhe këndet e Qabes nga ana e Jemenit, ngase këto janë pikërisht në themelet e ndërtesës së Qabes që e ngriti Pejgamberi Ibrahim a.s. Mendimi i shumicës së dijetarëve është që këndet e Qabes nga ana e Sirisë, të mos preken.

باب مَنْ أشارَ إلى الرُّكنِ إذا أتى عليه

١٦١٢ - حدّثنا محمدُ بنُ المثنّى حدّثنا عبدُ الوهابِ حدّثنا خالدٌ عن عِكرِمةَ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ
عنهما قال «طافَ النبيُّ ﷺ بالبيتِ على بعيرٍ، كلّما أتى على الرُّكنِ أشارَ إليه»

## TË BËRIT ME SHENJË KAH GURI I ZI KUR ARRIHET PËRBALLË TIJ

**1612.** - Na ka treguar Muhammed b, Muthenna se i ka treguar Abdurrahmani, këtij Halidi nëpërmjet të Ikrimes, e ai nga ibn Abbasi r.a. se ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka vizituar, është sjellë rreth Qabes mbi deve dhe sa herë që arrinte përballë Gurit të zi, bënte me shenjë kah ai me dorë ose me shkop"**

باب التكبيرِ عندَ الرُّكنِ

١٦١٣ - حدّثنا مسدّدٌ حدّثنا خالدُ بنُ عبدِ اللهِ حدّثنا خالدٌ الحذّاءُ عن عِكرِمةَ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ
اللهُ عنهما قال «طافَ النبيُّ ﷺ بالبيتِ على بعيرٍ، كلّما أتى الرُّكنَ أشارَ إليه بشيءٍ كانَ عندهُ وكبّرَ»
تابعَهُ إبراهيمُ بنُ طَهمانَ عن خالدٍ الحذّاءِ

## MARRJA E TEKBIRIT TE GURI I ZI

**1613.** - Na ka treguar Musedded, këtij Halid b. Abdullah të cilit i ka transmetuar Halid Hadhai nga Ikrime, kurse ky nga Ibn Abbasi r.a. që ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. është sjellë rreth Qabes mbi deve dhe sa herë që vinte te Guri i Zi, jepte shenjë kah ai me ndonjë send që kishte pranë veti dhe merrte tekbir"**

Në senedin tjetër, Halid b. Abdullahin e pason Ibrahim b. Tahman, duke e transmetuar hadithin nga Halid Hadhaiu.[37]

---

37 Pejgamberi ka bërë tavaf rreth Qabes i hipur në deve, për ta përcjellur sa më besnikërisht as-habët, në kryerjen e ceremonialit të haxhit. Analogjikisht me sjelljen e Pejgamberit disa shokë filluan ta bëjnë këtë me kuaj, por kjo iu ndalua menjëherë për shkak të pasigurisë së haxhinjve gjatë lëvizjeve, por edhe për shkak të papastërtisë që bënin kuajt.

باب مَن طافَ بالبيتِ إذا قدِمَ مكةَ قبلَ أن يرجِعَ إلى بيتِهِ

ثم صلى ركعتين، ثم خرجَ إلى الصفا

١٦١٤، ١٦١٥ – حدثنا أصبغُ عن ابنِ وهبٍ أخبرني عمرٌو عن محمدِ بنِ عبدِ الرحمنِ ذكرتُ لعروةَ قال فأخبرتني عائشةُ رضيَ اللهُ عنها «أنَّ أولَ شيءٍ بدأَ به حينَ قدِمَ النبيُّ ﷺ أنه توضأَ ثم طافَ ثم لم تكنْ عُمرةً. ثم حجَّ أبو بكرٍ وعمرُ رضيَ اللهُ عنهما مثلَهُ». «ثم حججتُ مع أبي الزبيرِ رضيَ اللهُ عنه، فأولُ شيءٍ بدأَ به الطوافُ. ثم رأيتُ المهاجرينَ والأنصارَ يفعلونه. وقد أخبرتني أمي أنها أهلَّت هي وأختُها والزبيرُ وفلانٌ وفلانٌ بعمرةٍ، فلما مسحوا الركنَ حلُّوا»

## AI QË ËSHTË SJELLË RRETH QABES KUR KA ARDHUR NË MEKKE, PARA SE TË KËTHEHET NË SHTËPI TË VET, PASTAJ KA FALUR DY REKATË, E PASTAJ ËSHTË NISUR PËR NË SAFFA

**1614. - 1615**.- Na ka treguar Esbeg që transmeton nga Ibn Shihabi, dhe thotë se i ka thënë Amr kurse këtij Muhammed b. Abdurrahmani i cili ka thënë:

**"Ia kam parashtuar Urves sjelljen e lartpërmenur".**

- **Mua më ka informuar** - tha ai - **Aishja r.a.: Kur vinte në Mekke Pejgamberi s.a.v.s. punë të parë kishte të merrte abdest dhe pastaj sillej rreth Qabes, por kjo nuk ishte umre".**

- **Më vonë e bënte të njejtën punë në haxh Ebu Bekr dhe Umeri r.a.** -thotë Urve. - **Pastaj kam kryer haxhin me babën tim Zubejrin r.a., dhe puna e parë që fillonte ishte tavafi rreth Qabes. Pastaj kam parë muhaxhirë dhe ensarë që vepronin po kështu, por më ka deklaruar edhe nëna ime (Esma, e bija e Ebu Bekrit) se kanë hyrë në ihram ajo dhe motra e saj (h. Aishja) Zubejri dhe ndokush tjetër dhe sapo e kanë prekur Gurin e Zi (pas tavafit rreth Qabes dhe vrapit ndërmjet Safa dhe Merves), kanë dalë nga ihrami.**

---

Amr b. Dinar transmeton se një njeri dëshironte të bëj tavaf rreth Qabes hipur mbi kalë, por e penguan të pranishmit.

- Pse nuk më lejoni që mbi "Yllë" të sillem rreth Qabes - thirri ai.

Ky rast iu paraqit Umerit me shkrim, e ai u përgjegj: "Mos e lejoni të veprojë ashtu!"

١٦١٦ – حدثنا إبراهيمُ بنُ المنذرِ حدثنا أبو ضَمرةَ أنسٌ حدثنا موسى بنُ عُقبةَ عن نافعٍ عن عبدِ اللهِ ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما «أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ كانَ إذا طافَ في الحجِّ أو العُمرةِ أولَ ما يَقدَمُ سعَى ثلاثةَ أطوافٍ ومَشى أربعةً، ثمَّ سَجدَ سجدتَين، ثمَّ يَطوفُ بينَ الصَّفا والمَروة»

**1616.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir dhe ka thënë se ia ka transmetuar Ebu Damre Enes, këtij Musa b. Ukbe nga Nafi'u ndërsa ai e ka dëgjuar nga Abdullah b. Umeri r.a.:

- Puna e parë që bënte Pejgamberi s.a.v.s. kur sillej rreth Qabes, me rastin e haxhit ose të umres, kryererja duke u shkundur ishte kryerja e tre tavafëve të parë rreth Qabes, kurse në katër të fundit do të shkonte me ecje të zakonshme, e pastaj falte dy rekatë namaz, e pastaj vraponte ndërmjet Safa dhe Merves.

١٦١٧ – حدثنا إبراهيمُ بنُ المنذرِ حدثنا أنسُ بنُ عياضٍ عن عُبيدِ اللهِ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما «أنَّ النبيَّ ﷺ كانَ إذا طافَ بالبيتِ الطوافَ الأولَ يَخُبُّ ثلاثةَ أطوافٍ ويَمشي أربعةً، وأنهُ كانَ يَسعى بطنَ المَسيلِ إذا طافَ بينَ الصَّفا والمَروة»

**1617.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir, se i ka transmetuar Enes b. Ijad nga Ubejdullahi, ky nga Nafi'u ndërsa ai nga Ibn Umeri r.a. **se Pejgamberi s.a.v.s. duke u sjellur rreth Qabes, dhe këtë në të sjellurit e parë (pas ardhjes në Mekke) shkundej (kërcente) në tre tavafët e parë, në katër tavafët tjerë ecte mesatarisht, por kur shkonte ndërmjet Safa dhe Merves, vraponte luginës Mesil.**[38]

---

38 Haxhiu, pasi të arrij në Mekke, qoftë ta ketë nijetin për të kryer haxhin ose umren, ose të dyja bashkë, së pari duhet të bëjë tavafin shtatë herë rreth Qabes, pastaj në oborrin e saj të falë dy rekatë nafile, nëse ka mundësi tek Mekami Ibrahim, e pastaj të kryej vrapimin ndërmjet Safa dhe Merve. Pas kësaj, nëse është mu'temir do të heqë ihramin, do të rruhet dhe vazhdon jetën si qytetarë i zakonshëm. Personi që e ka vendos në mikat të kryej haxhin, nuk del nga ihrami derisa të kryej edhe ceremonitë e haxhit në Arefatë dhe Minne

Hadithet e lartpërmendura hudhin poshtë qëndrimin e Ibn Abbasit, i cili konsideronte se umra përbëhet vetëm prej tavafit rreth Qabes dhe mu'temiri sapo e kryen tavafin konkret mund të heq ihramin, anipse nuk e ka kryer vrapimin ndërmjet Safa dhe Merves

باب طواف النساء مع الرجال

١٦١٨ — وقال عمرو بن علي حدثنا أبو عاصم قال ابن جريج أخبرني عطاء - إذ منع ابن هشام النساء الطواف مع الرجال - قال: كيف يمنعهن وقد طاف نساء النبي ﷺ مع الرجال؟ قلت: أبعد الحجاب أو قبل؟ قال: إي لعمري لقد أدركته بعد الحجاب. قلت: كيف يخالطن الرجال؟ قال: لم يكن يخالطن، كانت عائشة رضي الله عنها تطوف حجرة من الرجال لا تخالطهم، فقالت امرأة: انطلقي نستلم يا أم المؤمنين، قالت: انطلقي عنك، وأبت. يخرجن متنكرات بالليل فيطفن مع الرجال، ولكنهن كن إذا دخلن البيت قمن حتى يدخلن وأخرج الرجال، وكنت آتي عائشة أنا وعبيد بن عمير وهي مجاورة في جوف ثبير، قلت: وما حجابها؟ قال: هي في قبة تركية لها غشاء، وما بيننا وبينها غير ذلك، ورأيت عليها درعا موردا»

## TAVAFI I FEMRAVE RRETH QABES SË BASHKU ME MASHKUJT

**1618.** - Më ka treguar, thotë Buhariu, Amr b. Ali, duke thënë se i ka transmetuar Ebu Asim nga Ibn Xhurejxhi, këtij i ka kumtuar Ata se kur Ibn Hishami ua ka ndalur femrave tavafin rreth Qabes bashkë me meshkujt, ky ka thënë:

**- Pse u ndalon, edhe gratë e Pejgamberit s.a.v.s. kanë bërë tavaf rreth Qabes bashkë me meshkujt?**

---

dhe nuk i ka falur dy rekatë nafile namaz.

Tavafi i parë rreth Qabes, pas arritjes në oborrin e saj, quhet "tavafi kudum". Ky është përshëndetje simbolike Qabes. Ky tavaf është sunnet, prandaj nëse haxhiu nuk e kryen këtë tavaf, haxhin e ka të vlefshëm. Ky ritual është i preferuar për çdo person që vjen në Mekke, pavarësisht me çfarë qëllimi vjen, nëse nuk i humb koha e ndonjë namazi të domosdoshëm ose falja e ndonjë namazi të përbashkët që është formuar aty.

Nga hadithi i përmendur del përfundimi:

- Haxhiu para se të bëjë tavaf Qaben duhet të marrë abdest. Kjo është vaxhib, sipas mendimit të Ebu Hanifes, vizita e Qabes edhe pa abdest është e vlefshme, mirëpo, nëse haxhiu e kryen pa abdest "tavafi kudumin", d.m.th. tavafin e parë me të aritur në Mekke, e ka detyrë të japë sadakë, kurse në rast se ashtu pa abdest, e bën tavafin lamtumirës, e ka detyrë të therë një dele.

Maliku, Shafi'iu dhe Ahmedi këtë abdest e konsiderojnë kusht për të qenë tavafi rreth Qabes i vlefshëm.

- **A ka qenë ajo pas urdhërit për t'u mbuluar apo përpara?** - e pyeta (thotë Ibn Xhurejxhi)

- **Po, pasha jetën time** - tha Ata. - **E mbaj mend se kjo ka qenë me siguri pas shpalljes së urdhërit për mbulesë.**

- **E si janë përzier ato me meshkujt?** - e pyes - **Ato nuk janë përzier me meshkujt** - u përgjigj Ata'u - **Aishja r.a. është sjellur rreth Qabes anash pas meshkujve dhe nuk është përzier me meshkujt. Pastaj një grua i tha asaj: "Oj nënë e besëdrejtëve, ta prekim (Gurin e Zi)?"**

- **Largohu prej meje** - i tha Aishja dhe nuk deshi ta bënte këtë.

Femrat, ka thënë Ata, dilnin natën të mbuluara dhe e vizitonin, silleshin rreth Qabes me meshkujt. Vetëm kur duhej të hynin në Harem, ndaleshin (ashtu të mbuluara) derisa meshkujt dilnin e këto hynin.

Kam ardhur te Aishja unë dhe Ubejd b. Umer derisa ajo qëndronte (nga devotshmëria) midis malit Thebir (në Muzdelife)

- **Çfar strehimi (shatori) kishte atëherë Aishja** - e pyta, thotë Ibn Xhurejxhi

- **Ajo ishte në një shator të thjeshtë, që kishte një perde, dhe ndërmjet nesh dhe asaj nuk kishte asgjë tjetër. Kam parë te ajo, thotë Ata'u, këmishën ngjyrëvjollce.**

١٦١٩ – حدثنا إسماعيل حدثنا مالك عن محمد بن عبد الرحمن بن نوفل عن عروة بن الزبير عن زينب بنت أبي سلمة عن أم سلمة رضي الله عنها – زوج النبي ﷺ – قالت « شكوت إلى رسول الله ﷺ أني أشتكي فقال: طوفي من وراء الناس وأنت راكبة، فطفت ورسول الله ﷺ حينئذ يصلي إلى جنب البيت وهو يقرأ ﴿ والطور وكتاب مسطور ﴾ »

**1619.** - Na ka treguar Ismaili që i ka transmetuar Maliku nga Muhammed b. Abdurrahman b. Nevafil, ky nga Urve b. Zubejr, kurse ai nga Zejneb b. Ebi Selem, e ajo nga Ummi Seleme, bashkëshorte e Pejgamberit s.a.v.s., e cila ka thënë:

**I jam ankuar Pejgamberit s.a.v.s. se jam e dobët.**

- **Bënë tavaf pas njerëzve, e hypur në deve"**, tha ai.

- Unë, pastaj, u solla rreth Qabes, kurse Pejgamberi s.a.v.s. atëherë falte namazin e sabahit pranë Qabes dhe këndonte suren **"Vet-turi ve kitabin mestur"**

باب الكلام في الطواف

١٦٢٠ — حدثنا إبراهيم بن موسى حدثنا هشام أن ابن جريج أخبرهم قال: أخبرني سليمان الأحول أن طاوساً أخبره عن ابن عباس رضي الله عنهما «أن النبي ﷺ مر وهو يطوف بالكعبة بإنسان ربط يده إلى إنسان بسير ـ أو بخيط أو بشيء غير ذلك ـ فقطعه النبي ﷺ بيده ثم قال: قُده بيده»

## BISEDA GJATË KRYERJES SE TAVAFIT

**1620.** - Na ka treguar Ibrahim b. Musa, të cilit i ka treguar Hishami që i ka kumtuar Ibn Xhurejxh, se e ka informuar Sulejman Ahvel se Tavusi i ka kumtuar nga Ibn Abbasi r.a.: se Pejgamberi s.a.v.s., duke u sjellë rreth Qabes, ka kaluar pranë një njeriu i cili dorën e vet e kishte lidhur me një rryp apo konop ose diçka tjetër për një njeri tjetër, prandaj Pejgamberi s.a.v.s. këtë e këputi me dorë të vet duke thënë **"Mbaje për dore"**[39]

---

39 Ibn Abbasi ka thënë: "Tavafi rreth Qabes është një nga llojet e namazit, vetëm se All-llahu në këtë namaz lejon biseda të shkurta ndërmjet veti, dhe kush dëshiron të flasë gjatë kësaj ceremonie, le të flasë vetëm çka është e mirë". Njëlloj ka deklaruar edhe Ata'u.

Tirmidhi transmeton, nga Ibn Abbasi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Tavafi rreth Qabes i ngjan namazit, me dallim që në këtë mund të bisedonin ndërmjet veti, andaj kush dëshiron të flasë, le të flasë vetëm çka është e mirë".

Shumica e dijetarëve e përbuznin bisedën në kohën kur kryhet tavafi rreth Qabes, me përjashtim nëse është e nevojshme, të kujtosh All-llahun, ose për dijeni, por sa më shkurt që është e mundur.

Shafi'iu ka thënë: "Unë dëshiroj që gjatë tavafit rreth Qabes të këndoj Kur'an, e kjo është biseda më e vlefshme që mund të bëjë njeriu".

Në komentin e Muhedhebit shkruan: "Është mekruh që personi i cili bën tavafin rreth Qabes të hajë ose të pijë. Pija nuk është aq e urrejtur sa të ngrënit. Nëse bën njërën ose tjetrën, ose të dy këta veprime nuk e prishin tavafin rreth Qabes".

Është e lejuar që gjatë tavafit rreth Qabes të kryejsh punë të vogla që kryhen me një dorë.

باب إذا رأى سَيرًا أو شيئًا يُكرَه في الطواف قطعَهُ

١٦٢١ - حدثنا أبو عاصم عن ابن جُرَيج عن سليمانَ الأحول عن طاوس عن ابن عبّاس رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ النبيَّ ﷺ رأى رجلاً يطوف بالكعبة بزمام أو غيره فقطعَهُ »

## NËSE HAXHIU GJATË TAVAFIT SHEH RRYP OSE DIÇKA TJETËR QË ËSHTË E URREJTUR, DUHET TA KËPUSË

**1621.** - Na ka treguar Ebu Asimi duke transmetuar nga Ibn Xhurejxhi, e ky nga Sulejman Ahveli, kurse ai nga Tavusi, ndërsa ky nga Ibn Abbasi r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. e ka parë një njeri se si po sillet rreth Qabes me gojezë (i zënë me fre) ose me diçka tjetër, dhe Pejgamberi ia këputi atë.

باب لا يَطوفُ بالبيتِ عُريانٌ ، ولا يَحُجُّ مُشرِك

١٦٢٢ - حدثنا يحيى بنُ بُكير حدّثنا الليثُ قال يونسُ قال ابنُ شهابٍ حدّثني حُميدُ بنُ عبدِ الرحمنِ أنَّ أبا هريرةَ أخبرَهُ « أنَّ أبا بكرٍ الصدّيقَ رضيَ اللهُ عنهُ بعثَهُ في الحجّةِ التي أمّرَهُ عليها رسولُ اللهِ ﷺ قبلَ حجّةِ الوَداعِ يومَ النّحرِ في رَهطٍ يُؤذِّنُ في الناسِ : ألا لا يَحُجُّ بعدَ العامِ مُشرِكٌ ، ولا يَطوفُ بالبيتِ عُريانٌ »

## I XHVESHURI NUK MUND TË BËJE TAVAF RRETH QABES AS POLITEISTI TË BËJË HAXH

**1622.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr, se i ka thënë Lejthi ky ka dëgjuar nga Junusi se Ibn Shihab ka thënë se i ka treguar Humejd b. Abdurrahman që i ka kumtuar Ebu Hurejre se Ebu Bekri r.a.e ka dërguar në kohën e atij haxhi në të cilin Pejgamberi i All-llahut e kishte emëruar komandant, para Haxhit Lamtumirës, dhe atë ditën e parë të Bajramit, te një grup as-habësh që opinionit t'i kumtojë:

**- Ta dini! Prej vitit të ardhëshëm nuk mund të bëjë haxh politeisti, por as njeriu i xhveshur nuk ka të bëjë tavaf rreth Qabes!"**[40]

---

40 Suhejli thekson se Muhammedi a.s. pasi u kthye nga Tebuku vendosi të kryej haxhin, por më në fund hoqi dorë, pasi e konstatoi se në këtë ceremonial do të marrin pjesë edhe politeistët të cilët, sipas traditës së tyre, Qaben e vizitonin të lakuriqar. Në këtë haxh Muhammedi a.s. për udhëheqës të haxhit emëroi Ebu Bekrin dhe urdhëroi të kumtojë shkëputjen e të gjitha marrëdhënieve me politeistët, bashkëpunimin, tregëtinë etj, duke bërë përjashtim vetëm ndaj familjes Benu Bekr, ngase ajo familje ka qenë korrekte ndaj

detyrave që dilnin nga marrëveshja. Sapo u nisën haxhinjt për Mekke, Muhammedi a.s. e nisi pas tyre Aliun. Hazreti Aliu i arriti në rrugë. Ebu Bekri u kthye prapë dhe e pyeti Pejgamberin:

- A është shpall diçka kundra meje në Kur'an?

- Jo, nuk është shpallur - u përgjegj Muhammedi a.s. por e pashë të arsyeshme që të shkëputen marrëdhëniet me politeistët dhe të ndërpriten kontrata të cilën ata shpesh herë e keqpërdorin. Këtë akt duhet ta kryej dikush prej anëtarëve të shtëpisë time dhe familjes time.

Në pytjen e të pranishmëve se çka po sqaron, u përgjigj: "Katër urdhëresa: Në xhennet do të hyjnë vetëm besëdrejtët, vitin e ardhshëm politeistët nuk mund të vijnë në haxh, njerëzit lakuriq më nuk do të mund të bëjnë tavaf Qaben, dhe kontratat e lidhura me politeistët vlejnë vetëm edhe katër muaj".

Kur e dëgjuan politeistët shpalljen e lartpërmendur, i thanë Aliut: "Do të shohish pas skadimit të këtij afati katërmuajsh se çfarë lufte e përgjakshme do të bëhet ndërmjet nesh dhe kushëririt tënd!"

Pas kësaj komunikate arabët me rend pranuan fenë islame. Ibn Abdu-l-Beri ka thënë: "Kur u nis Ebu Bekri për haxh janë shpallur tridhjetë ajetet e para të sures *"Berat"*, prandaj as-habët propozuan që këto t'i dërgohen Ebu Bekrit.

- Këto nuk mund t'i kumtojë, në vend timin,askush, përveç se ndonjë i familjes time - tha Muhammedi a.s.

Pastaj e thirri Muhammedi a.s.Aliun, e porositi dhe e nisi pas Ebu Bekrit. Me atë rast Aliu kishte marrë deven e Muhammedit a.s.që e quanin "Adba", dhe e zuri Ebu Bekrin në vendin A'araxh.

- A të ka dërguar Pejgamberi për udhëheqës të haxhinjëve? pyeti Ebu Bekri.

- Jo. Më ka dërguar t'u kumtoj njerëzve ndërpretjen e lidhjeve me politeistët - u përgjegj Aliu.

Pejgamberi a.s. këtë komunikatë ia besoi h. Aliut,nga shkaku se është traditë e dëshmuar se marrëveshjet e lidhura mund t'i ndërpes vetëm pala që i ka lidhur ato marrëveshje, ose ndokush prej asaj familje.

Në suren Beraet përmendet edhe miqësia e ngushtë ndërmjet Muhammedit a.s. dhe Ebu Bekrit, prandaj edhe në kohën e shpërnguljes nga Mekka në Medine, kur u strehuan në shpellën Thevr. Për të mos e kuptuar politeistët këtë si vetlavdrim të Ebu Bekrit Muhammedi a.s. kumtimin e ajeteve nga kjo sure ia besoi hazreti Aliut.

Ndërprerja e marrëdhënieve me politeistët është temë shumë e rëndësishme dhe meriton që ajo të jetë kaptinë më vehte. Mirëpo, përmbajtja e asaj, në tërësi, është kryesisht vazhdim i tematikës nga sureja e përparme dhe kjo paraqet një pjesë të veçantë nga ajo sure vetëm me përmbajtje të ndryshme pjesërisht, ndërmjet të cilave sure nuk ka nevojë as për "Bismil-lahi..." Sëkëndejmi sureja Tevbe është vazhdim i sures së përparme Enfal, e sa i përket tematikës, vetëm pjesërisht është sure e re.

Politeistët në haxhillëkun e tyre, Qaben e vizitonin të lakuriquar, dhe këtë e bënin meshkujt gjatë ditës, kurse femrat të njejtën gjë e bënin natën. Nuk shkonin në Muzdelife,

بابُ إذا وَقَفَ في الطوافِ . وقال عَطاءٌ فيمن يَطوفُ فتُقامُ الصلاةُ ، أو يُدفَعُ عن مكانِهِ :
إذا سلَّمَ يَرجِعُ إلى حيثُ قُطِعَ عليهِ . ويُذكَرُ نحوُهُ عن ابنِ عمرَ وعبدِ الرحمنِ بنِ أبي بكرٍ رضيَ اللهُ عنهم

## FILLIMI I TAVAFIT RRETH QABES

Ata'u ka thënë për personin i cili bën tavaf rreth Qabes dhe fillon namazi i përbashkët, e ai person largohet nga vendi i vet, pasi të japë selam, do të kthehet aty ku i është ndërprerë tavafi (do ta vazhdojë vetëm).

Në mënyrë të ngjashme e përmend edhe Ibn Umri dhe Abdurrahman b. Bekri, r.a.[41]

بابُ صلَّى النبيُّ ﷺ لِسُبوعِهِ ركعتَينِ . وقال نافعٌ : كان ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما يُصلّي لِكلِّ سُبوعٍ ركعتَينِ . وقال إسماعيلُ بنُ أُميَّةَ : قلتُ للزُّهريِّ إنَّ عطاءً يقولُ تُجزِئُهُ المكتوبةُ من رَكعتَيِ الطوافِ ، فقال : السُّنَّةُ أفضلُ ، لم يَطُفِ النبيُّ ﷺ سُبوعاً قطُّ إلا صلّى ركعتَينِ »

---

por vetëm në Arafat.

Nga hadithi mund të përfundohet:

- viti i nëntë Hixhri është viti i fundit në të cilin politeistët e vizituan Qaben. Në këtë haxhillëk Aliu u kumtoi nga sureja *Beraet* ajetet në të cilët në mënyrë të qartë thuhet: "Politeistët janë paganë dhe prej tash le të mos i afrohen Tempullit të shenjtë!",
- personat lakuriq nuk mund të vizitojnë Qaben.

41 Tavafi i ndërprerë me arsye, vetëm duhet të vazhdojë aty ku është ndërprerë.

Pjesa dërmuese e dijetarëve konsideron se personi i cili e ka ndërpre tavafin me qëllim që t'i bashkohet faljes së namazit me xhemat, atë tavaf do ta vazhdojë pasi të japë selam. Këtë mendim e kanë transmetuar edhe nga: Ibn Umeri, Nehai, Ata'u, Ibn Musejjebi dhe Tavusi. Të njejtin qëndrim e kanë: Ebu Hanife, Maliku, Shafi'iu, Ahmedi, Is-haku dhe Ebu Thevr.

Në komentarin Mudheheb qëndron: "Më e rëndësishme është që njeriu të vazhdojë e të kryej tavafin e filluar rreth Qabes, se t'i bashkohet faljes së namazit të xhenazes". Këtë mendim e kanë edhe Ata'u dhe Amr b. Dinar.

Ebu Thevre ka thënë: "Haxhiu nuk do ta ndërpres tavafin në rastin konkret, dhe të dalë nga tavafi, por nëse del, ai duhet ta fillojë tavafin prej fillimi".

Ebu Hanife edhe Hasan b. Salih thonë: "Haxhiu mund ta ndërprese tavafin dhe t'i bashkohet faljes së namazit të xhenazes, por pastaj tavafin ta vazhdojë, ashtu si porosit Buhariu".

## PEJGAMBERI s.a.v.s. KA FALUR NGA DY REKATE PAS KRYERJES SË SHTATË TAVAFEVE RRETH QABES

Nafi'u ka thënë: (Abdullah) Ibn Umeri r.a.falte pas shtatë tavafeve rreth Qabes nga dy rekatë (nafile)".

Ismail b.Ummejje thotë:

- I kam thënë Zuhriut: "**Ata'u thotë: Haxhiut i lejohet ta kryejë namazin që e ka obligim, në vend të dy rekatëve të tavafit**". Pastaj ka thënë edhe: "**Praktika e zakonshme e Pejgamberit s.a.v.s. prapseprapë është më e mira. Pejgamberi a.s. asnjëherë nuk është sjellë rreth Qabes shtatë herë, e pas kësaj të mos i falë dy rekatë (nafile)**"

١٦٢٣ — حدثنا قُتيبةُ بنُ سعيدٍ حدثنا سفيانُ عن عمرو: سألنا ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما أيقعُ الرجلُ على امرأتِهِ في العُمرةِ قبلَ أن يَطوفَ بينَ الصَّفا والمروةِ؟ قال «قَدِمَ رسولُ اللهِ ﷺ فطافَ بالبيتِ سَبعاً ثمَّ صلَّى خَلفَ المَقامِ رَكعتَينِ وطافَ بينَ الصفا والمروة، وقال ﴿لقد كانَ لكم في رسولِ اللهِ أُسوةٌ حَسَنة﴾»

**1623.** - Na ka treguar Kutjebe b. Seid se i ka transmetuar Sufjani nga Amr (b. Dinar), por e kemi pyetur edhe Ibn Umerin r.a.:

**"A është e lejuar për njeriun të ketë kontakt seksual me gruan e vet kur është në umre, para se të kryej sa'jin ndërmjet Safa dhe Merve?"**

- **Pejgamberi i All-llahut ka ardhur në Mekke, tha ai, u soll rreth Qabes shtatë herë, pastaj fali dy rekatë, pas Mekami Ibrahim dhe e bëri sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves, e ju pa dyshim te Pejgamberi i All-llahut keni shembullin ideal** - tha Ibn Umeri.

١٦٢٤ — قال: وسألتُ جابرَ بنَ عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنهما فقال «لا يَقرَبُ امرأتَهُ حتى يَطوفَ بينَ الصَّفا والمَروة»

**1624.** - Por e kam pyetur - thotë Amr (b. Dinar) - edhe Xhabir b. Abdullahun r.a., e ai tha:

**"Le të mos i afrohet gruas së vet derisa të kryejë edhe vrapimin (sa'jin) ndërmjet Safa dhe Merves!"**

بَاب مَن لَمْ يَقْرَبِ الْكَعْبَةَ وَلَمْ يَطُفْ حَتَّى يَخْرُجَ إِلَى عَرَفَةَ وَيَرْجِعَ بَعْدَ الطَّوَافِ الأَوَّلِ

١٦٢٥ – حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ أَبِي بَكْرٍ حَدَّثَنَا فُضَيْلٌ حَدَّثَنَا مُوسَى بْنُ عُقْبَةَ أَخْبَرَنِي كُرَيْبٌ عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ «قَدِمَ النَّبِيُّ ﷺ مَكَّةَ فَطَافَ وَسَعَى بَيْنَ الصَّفَا وَالْمَرْوَةِ، وَلَمْ يَقْرَبِ الْكَعْبَةَ بَعْدَ طَوَافِهِ بِهَا حَتَّى رَجَعَ مِنْ عَرَفَةَ»

## MOSAFRIMI NË QABE PASI TË KRYHET TAVAFI I PARË DERI SA TË SHKOHET NË AREFAT DHE TË KTHEHET (NË MEKKE)

**1625.** - Na ka treguar Muhammed b. Ebi Bekr se i ka thënë Fudajl të cilit i ka treguar Musa b. Ukbe, këtij Kurejb, që transmeton nga Abdullah b. Abbasi r.a. se ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. erdhi në Mekke, e kreu tavafin rreth Qabes, vrapoi ndërmjet Safa dhe Merves dhe pas këtij tavafi të vet rreth saj nuk iu afrua më Qabes deri kur u kthye nga Arefati".**

بَاب مَنْ صَلَّى رَكْعَتَيِ الطَّوَافِ خَارِجًا مِنَ الْمَسْجِدِ

وَصَلَّى عُمَرُ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ خَارِجًا مِنَ الْحَرَمِ

١٦٢٦ – حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ أَخْبَرَنَا مَالِكٌ عَنْ مُحَمَّدِ بْنِ عَبْدِ الرَّحْمَنِ عَنْ عُرْوَةَ عَنْ زَيْنَبَ عَنْ أُمِّ سَلَمَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا «شَكَوْتُ إِلَى رَسُولِ اللَّهِ ﷺ». وَحَدَّثَنِي مُحَمَّدُ بْنُ حَرْبٍ حَدَّثَنَا أَبُو مَرْوَانَ يَحْيَى بْنُ أَبِي زَكَرِيَّاءَ الْغَسَّانِيُّ عَنْ هِشَامٍ عَنْ عُرْوَةَ عَنْ أُمِّ سَلَمَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا زَوْجِ النَّبِيِّ ﷺ «أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ قَالَ وَهُوَ بِمَكَّةَ وَأَرَادَ الْخُرُوجَ - وَلَمْ تَكُنْ أُمُّ سَلَمَةَ طَافَتْ بِالْبَيْتِ وَأَرَادَتِ الْخُرُوجَ - فَقَالَ لَهَا رَسُولُ اللَّهِ ﷺ: إِذَا أُقِيمَتْ صَلَاةُ الصُّبْحِ فَطُوفِي عَلَى بَعِيرِكِ وَالنَّاسُ يُصَلُّونَ. فَفَعَلَتْ ذَلِكَ، فَلَمْ تُصَلِّ حَتَّى خَرَجَتْ»

## FALJA E DY REKATËVE TË TAVAFIT JASHT OBORRIT TË QABES

Umeri r.a. i ka falur jasht Haremit të Qabes.[42]

---

42 Falje e dy rekatëve të tavafit është më mirë ta bësh pas Mekami Ibrahimit, ose në ndonjërin nga këndet e Qabes. Mirëpo, falja e këtij namazi është e vlefshme kudo që të kryhet.

**1626.** - Na ka treguar Abdullah b.Jusuf, dhe thotë se i ka rrëfyer Maliku, që transmeton nga Muhammed b. Abdurrahmani, ky nga Urve, e ai nga Zejnebja, e ajo nga Ummi Seleme r.a. se ka thënë:

- I jam ankuar Pejgamberit s.a.v.s., kurse sipas senedit tjetër më ka treguar Muhammed b. Harb se i ka transmetuar Ebu Mervan Jahja b. Ebi Zekerijja Gassani, nga Hishami, ky nga Urve, e ai nga Ummi Seleme r.a. bashkëshorte e Pejgamberit s.a.v.s. se Pejgamberi i All-llahut ka qenë ende në Mekke dhe dëshironte të shkojë nga Mekka, por Ummi Seleme akoma nuk e kishte kryer tavafin rreth Qabes, e deshti të dalë bashkë me të, ndërsa Pejgamberi s.a.v.s. i tha asaj: **"Kur të fillojë të falet namazi i sabahit, njerëzit do të falen, kurse ti kryeje tavafin rreth Qabes me deven tënde".**

- **Ajo e bëri këtë** - thotë Urve - **dhe nuk fali (dy rekatë të tavafit) derisa nuk doli (nga oborri i Qabes).**

باب من صلى ركعتي الطواف خلف المقام

١٦٢٧ – حدثنا آدم حدثنا شعبة حدثنا عمرو بن دينار قال سمعت ابن عمر رضي الله عنهما يقول « قدم النبي ﷺ فطاف بالبيت سبعاً وصلى خلف المقام ركعتين ثم خرج الى الصفا ، وقد قال الله تعالى ﴿ لقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة ﴾ »

## FALJA E DY REKATËVE TË TAVAFIT PAS MEKAMI IBRAHIMIT

**1627.** - Na ka treguar Ademi, këtij Shu'beja se Amr b. Dinar ka thënë: "Kam dëgjuar (Abdullah) Ibn Umerin r.a. duke thënë:

Pejgamberi s.a.v.s. erdhi në Mekke, u soll rreth Qabes shtatë herë dhe i fali dy rekatë pas Mekami Ibrahimit. Pastaj alejhis-selami doli deri në Safa, kurse All-llahu xh.sh. ka thënë: **"Ju te Pejgamberi i All-llahut keni shembullin më të mirë".**

---

Bejheki me sened transmeton se Abdurrahman b. Abdi-l-Karia ka deklaruar, se ka qenë me Umer b. Hattabin në oborrin e Qabes pas kryerjes së namazit të sababut, dhe, kur kreu turnët e tavafit rreth Qabes, shikoi kah lindja. Meqë nuk ishte i sigurt se a ka lind dielli, i hipi deves, doli nga Mekka dhe i zbriti deves kur arriti në Dhu Tuva dhe aty i fali ata dy rekatet e tavafit.

بابُ الطوافِ بعدَ الصبحِ والعصرِ

وكانَ ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما يُصلي ركعتَي الطوافِ ما لم تَطلُعِ الشمسُ

وطافَ عمرُ بعدَ الصبحِ فركبَ حتى صلَّى الركعتَينِ بذي طُوًى

١٦٢٨ — حدثنا الحسنُ بنُ عمرَ البصريُّ حدَّثنا يزيدُ بنُ زُرَيعٍ عن حبيبٍ عن عطاءٍ عن عروةَ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها « أنَّ ناساً طافوا بالبيتِ بعدَ صلاةِ الصبحِ ، ثم قعدوا إلى المذكِّرِ ، حتى إذا طلعَتِ الشمسُ قاموا يُصلُّونَ ، فقالت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها : قعدوا ، حتى إذا كانتِ الساعةُ التي تُكرَهُ فيها الصلاةُ قاموا يُصلُّون »

## TAVAFI PAS NAMAZIT TË SABAHUT DHE TË IKINDISË

(Abdullah) Ibn Umeri r.a.i falte dy rekatë pas kryerjes së tavafit rreth Qabes ende pa lindur dielli, kurse Umeri përsëri sillej rreth Qabes pas kryerjes së namazit të sabahut, e pastaj hypte në deve dhe falte dy rekatë të tavafit, tek në Dhu Tuva (luginë).

**1628.** - Na ka treguar Hasan b. Umer Basriu, të cilit i ka transmetuar Jezid b. Zurej' ky e ka dëgjuar nga Habibi, ky nga Ata, ai nga Urve kurse ai nga Aisheja r.a. se njerëzit kanë bërë tavaf rreth Qabes pas namazit të sabahut, mandej është ulur me ligjëruesin, e kur dilte dielli (mbi horizont), ngriheshin dhe faleshin.

Aisheja r.a ka shtuar edhe këtë: "**Kanë ndejtur derisa zgjaste ora në të cilën është i papëlqyeshëm namazi, e pastaj ngriheshin dhe faleshin".**[43]

١٦٢٩ — حدثنا إبراهيمُ بنُ المنذرِ حدَّثنا أبو ضَمرةَ حدَّثنا موسى بنُ عُقبةَ عن نافعٍ أنَّ عبدَ اللهِ رضيَ اللهُ عنه قال « سمعتُ النبيَّ ﷺ ينهى عن الصلاةِ عندَ طُلوعِ الشمسِ وعندَ غُروبِها »

---

43 Ibn Ebi Shejbe,me sened thekson se Aisheja r.a. ka thënë: Nëse dëshiron të bësh tavaf rreth Qabes pas namazit të sabahut ose pas namazit të iqindisë, ti bëre tavafin, e faljen e dy rekatëve shtyje deri kur të afrohet lindja e diellit, përkatësisht prarimi i diellit e pastaj fali dy rekatë të tavafit!".

**1629.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir, këtij i ka treguar Ebu Damre të cilit i ka transmetuar Musa b.Ukbe nga Nafi'u se Abdullahu r.a. ka thënë:

**"E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. që u ndalonte faljen e namazit në prag të lindjes së dellit dhe në prag të perëndimit".**

١٦٣٠ – حدثني الحسن بن محمد هو الزعفراني حدثنا عبيدة بن حميد حدثني عبد العزيز بن رفيع قال
« رأيت عبد الله بن الزبير رضي الله عنهما يطوف بعد الفجر ويصلي ركعتين »

**1630.** - Na ka treguar Hasan b.Muhammed, kurse ky nga Za'feran, se i ka transmetuar Abida b. Humejd se Abdu-l-Aziz b. Rufej'a ka thënë:

**"E kam parë Abdullah b. Zubejrin r.a.duke bërë tavaf rreth Qabes edhe pas sabahut dhe i falte dy rekatë (të tavafit)".**

١٦٣١ – قال عبد العزيز « ورأيت عبد الله بن الزبير يصلي ركعتين بعد العصر ويخبر أن عائشة رضي
الله عنها حدثته أن النبي ﷺ لم يدخل بيتها إلا صلاهما »

**1631.** - Abdu-l-Azizi ka shtuar edhe këtë: "**Por e kam parë Abdullah b. Zubejrin duke falur dy rekatë të tavafit pas kryerjes së namazit të ikindisë, dhe deklaron se si Aisheja r.a. i ka treguar se Pejgamberi s.a.v.s. nuk hynte në dhomën e saj derisa të mos i falte".**

باب المريض يطوف راكبا

١٦٣٢ – حدثنا إسحاق الواسطي حدثنا خالد عن خالد الحذاء عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله
عنهما « أن رسول الله ﷺ طاف بالبيت وهو على بعير كلما أتى على الركن أشار إليه بشيء في يده وكبر »

## I SËMURI QË BËN TAVAF KALUAR

**1632.** - Na ka treguar Is-hak Vesiti, të cilit i ka treguar Halid (b.Abdullah), duke transmetuar nga Halid Hadhai, ky nga Ikrime, e ai nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka bërë tavaf si kalorës. Sa herë që arrinte te Guri i Zi, bënte me shenj kah ai me ndonjë send (çfardo qoftë) që kishte në duar dhe merrte tekbir.

١٦٣٣ – حدثنا عبد الله بن مسلمة حدثنا مالك عن محمد بن عبد الرحمن بن نوفل عن عروة عن زينب
ابنة أم سلمة عن أم سلمة رضي الله عنها قالت « شكوت إلى رسول الله ﷺ أني أشتكي ، فقال : طوفي من
وراء الناس وأنت راكبة . فطفت ورسول الله ﷺ يصلي إلى جنب البيت وهو يقرأ بالطور وكتاب مسطور »

**1633.** - Na ka treguar Abdullah b. Mesleme, këtij Maliku duke transmetuar prej Muhammed b. Abdurrahman b. Nevfelit, ky nga Urve kurse ai nga Zejnebe b. Ummi Seleme r.a. se ka thënë:

I jam ankuar Pejgamberit s.a.v.s. se jam e dobët, dhe ai më tha: **"Bën tavaf rreth Qabes kaluar pas njerëzve!"** Kështu e kam kryer tavafin rreth Qabes, derisa Pejgamberi i All-llahu falej pranë Qabes dhe këndonte **"Vetturi ve kitabin mestur"**

باب سِقايةِ الحاجِّ

١٦٣٤ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ أبي الأسودِ حدَّثنا أبو ضَمرةَ حدَّثنا عُبَيدُ اللهِ عن نافعٍ عنِ ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « استأذَنَ العبّاسُ بنُ عبدِ المطّلبِ رضيَ اللهُ عنه رسولَ اللهِ ﷺ أن يَبيتَ بمكّةَ ليالي مِنًى مِن أجلِ سِقايتِهِ ، فأذِنَ له »

## PËR DHËNIEN UJË HAXHINJËVE

**1634.** - Na ka treguar Abdullah b. Ebi-l-Esved dhe thoshte se i ka transmetuar Ebu Damre, këtij Ubejdullahu nga Nafi'u, ky nga Ibn Umeri r.a. se ka thënë:

**"Abbas bin Abdi-l-Muttalib r.a. ka kërkuar nga l Dërguari i All-llahut leje që në netët e Minës (11, 12 dhe 13-ta, ditë e dhu-l-hixhes) të bujë në Mekke për t'iu dhënë ujë (haxhinjëve), dbe ai ia lejoi".**

١٦٣٥ — حدثنا إسحاقُ حدَّثنا خالدٌ عن خالدٍ الحذّاءِ عن عكرمةَ عنِ ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ جاءَ إلى السِّقايةِ فاستَسقى . فقال العبّاسُ : يا فضلُ اذهَبْ إلى أُمِّكَ فأْتِ رسولَ اللهِ ﷺ بشرابٍ من عندِها . فقال : اسقِني . قال : يا رسولَ اللهِ إنّهم يجعلونَ أيديَهم فيه . قال : اسقِني . فشرِبَ منه . ثمَّ أتى زمزمَ وهم يَسقونَ ويَعملونَ فيها فقال : اعمَلوا فإنّكم على عملٍ صالحٍ . ثمَّ قال : لولا أن تُغلَبوا لنزلتُ حتى أضعَ الحبلَ على هذه . يعني عاتقَه . وأشارَ إلى عاتقِهِ »

**1635.** - Na ka treguar Is-haku të cilit i ka transmetuar Halid nga Halid Hadhai, ky nga Ikrime, e ai nga (Abdullah) b. Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka ardhur deri në vendin ku jepet ujë dhe kërkoi të pij ujë, e Abbasi i tha:

**"Fadil, shko deri te nëna jote dhe prej atje silli Pejgamberit s.a.v.s. pije!"**

- **Me jep ujë ti!** - i tha ai.

- **O Pejgamber i All-llahut,** - tha Abbasi - **ata i shtijnë në ujë duart e tyre.**

- **Ti më jep ujë mua!** - përsëriti ai dhe piu ujë nga ai. Pastaj shkoi te Zemzemi. Aty njerëzit, jepnin ujë dhe punonin. Edhe aty piu, dhe tha:

- Punoni, ju jeni në rrugë të mbarë. - Ka thënë edhe këtë: **"Sikur të mos isha i molisur (nga lodhja ) unë do të kisha zbritur (në bunar) dhe do ta kisha vënë litarin këtu"** - e pastaj bëri me shenj kah qafa e vet.[44]

باب ما جاء في زمزم

١٦٣٦ — وقال عبدانُ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا يونسُ عنِ الزهريِّ عن أنسِ بنِ مالكٍ « كان أبو ذرٍّ رضيَ اللهُ عنه يُحدِّثُ أنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال : فُرِجَ سَقفي وأنا بمكةَ ، فنزلَ جبريلُ عليه السلام ففرَجَ صدري ، ثم غَسلهُ بماءِ زمزمَ ، ثمَّ جاء بطَسْتٍ مِن ذهبٍ ممتلئٍ حكمةً وإيمانًا ، فأفرغَها في صدري ثم أطبقَهُ ، ثم أخذَ بيدي فعرجَ إلى السماءِ الدُّنيا ، قال جبريلُ لخازنِ السماءِ الدنيا : افتحْ . قال : مَن هذا ؟ قال : جبريلُ »

## PËR ZEMZEMIN

**1636.** - Abdani ka thënë se i ka thënë Abdullahi që i ka transmetuar Junusi nga Zuhriu i cili ka thënë:

- Enesi b. Malik r.a. ka thënë

Ebu Dherri tregonte se Pejgamberi i All-llahut ka thënë: - **Derisa isha duke qëndruar në Mekke u dërrmua tavani im. Pastaj zbriti Xhebraili a.s. ma hapi krahërorin dhe më pastroi me ujë të zemzèmit. Pastaj më solli një gotë ari të mbushur me urti e besim dhe ma derdhi në krahërorin**

44 Nga hadithi del përfundimi:
- dhënia ujë haxhinjëve është traditë e lashtë e arabëve. Kjo është bërë nga respekti ndaj haxhinjëve;
- nuk është mekruh për të etshmin të lypë ujë nga tjetri;
- është punë e pëlqyer që haxhiu të pij ujë zemzemi;
- modestia e Pejgamberit a.s.:
- ujt dhe ushqimet tjera duhet ruajtur nga papastërtia;
- dhuratën që të afrohet duhet ta pranosh, por mund edhe të refuzohet, nëse ka arsye për këtë.

**tim; pastaj e ngjiti, më mori për dore dhe më ngjiti në qiellin e kësaj toke. Xhebraili aty i tha rojes së qellit: "Hape, (kalimin)"**

- **Kush është ky?** - pyeti roja.

- **Xhebraili** - u përgjegj ai.

١٦٣٧ - حدثنا محمد هو ابن سلام أخبرنا الفزاري عن عاصم عن الشعبي أن ابن عباس رضي الله عنهما حدثه قال «سقيت رسول الله ﷺ من زمزم فشرب وهو قائم. قال عاصم: فحلف عكرمة ما كان يومئذ إلا على بعير»

**1637.** - Na ka treguar Muhammed (b. Selam) se i ka transmetuar Fezari nga Asimi, ky nga Sha'abij, se Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

**"I kam dhënë ujë Pejgamberit s.a.v.s. nga Zemzemi dhe ai ka pirë duke qëndruar (në deve).**

Asimi ka thënë"

- Ikrime ka bërë be: **"Ai atëherë ka qenë me të vërtetë hipur në deve".**[45]

---

45 "Zemzem" do të thotë shushuritje, gurgullimë uji, etj.

Kelbij thotë: "Kur erdhi në Jemen Babil b. Sasana ka futur në dhe kontigjent të madh armësh dhe shumë stoli nga fortifikata e vet, mu në këtë vend ku sot është zemzemi, dhe Abdu-l-Muttalibi duke rrëmihur për bunar, hasi në atë pasuri shumë të madhe, sipas të cilës edhe bunari bashkë me ujt u quajt "shumicë", zemzem".

Muhaddithët transmetojnë se Ebu Dher ka pi tridhjetë ditë ujë zemzemi pa përdorur asnjë ushqim tjetër, dhe prap është majur. Më vonë këtë ia tregoi Pejgamberit a.s. i cili i tha: "Zemzemi është i bekuar, është ujë i usbqyeshëm dhe shërues".

Ummi Ejmeni ka thënë: "Nuk kam dëgjuar që Pejgamberi të jetë ankuar për etje ose uri. Ai për çdo mëngjez pas kryerjes së namazit të sabahut, me rastin e kryerjes së haxhit pinte ujë zemzemi, dhe sa herë që i afronim ushqim, pas kësaj, ai përgjigjej: "Nuk më duhet, jam i ngirë!".

Dar Kutni shenon se Abdullah b. Mes'ud, duke pirë nga Zemzemi, thoshte: O Zot! Të lutem më pajis me dijeni të dobishme, me furnizim të mjaftyeshëm dhe më drejto në ilaçe kundra të gjitha smundjeve!.

Nga ky hadith rezulton edhe se:

- Buhariu konsideron të pish ujë zemzemi bën pjesë në sunnet. Uji mund të pihet në

باب طواف القارن

١٦٣٨ – حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن ابن شهاب عن عروة عن عائشة رضي الله عنها
خرجنا مع رسول الله ﷺ في حجة الوداع فأهللنا بعمرة ثم قال: من كان معه هدي فليهل بالحج والعمرة ثم
لا يحل حتى يحل منهما. فقدمت مكة وأنا حائض، فلما قضينا حجنا أرسلني مع عبد الرحمن الى التنعيم فاعتمرت،

فقال ﷺ: هذه مكان عمرتك. فطاف الذين أهلوا بالعمرة ثم حلوا ثم طافوا طوافا آخر بعد أن رجعوا من
منى. وأما الذين جمعوا بين الحج والعمرة فانما طافوا طوافا واحدا»

## TAVAFI I HAXHIUT I CILI NGA MIKATI HYN NË IHRAM PËR HAXH DHE UMRE NJËKOHËSISHT

**1638.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka transmetuar Maliku nga Ibn Shihabi, ky nga Urve, e ai nga Aisheja r.a. që ka thënë:

- Kemi dalë (nga Medina) me Pejgamberin s.a.v.s. për Haxhin Lamtumirës dhe veshëm ihramin për umre. Pastaj ai tha: **"Ai i cili ka me vete kurban, le të bëjë nijet për haxh dhe për umre dhe nuk i lejohet të dalë nga ihrami deri sa të kryej sa të dy ceremonitë"**. Mandej kam ardhur në Mekke. Kam pasur menstruacion dhe pasi e kryem haxhin, ai më dërgoi me Abdurrahmanin deri në Ten'im dhe unë atje vesha ihramin për umre, për çka ai (s.a.v.s.) më tha:

**"Këtë e ke në vend të umres që të ka kaluar!"**

Pasi që kanë hyrë në ihram vetëm për umre, e pastaj janë liruar, ata, pasi që janë kthyer nga Mina, kanë bërë edhe një tavaf rreth Qabes, ndërsa ata që e kanë bashkuar haxhin dhe umren kanë bërë vetëm një tavaf rreth Qabes.

---

këmbë ose i ulur, varësisht nga situata në të cilën gjendet haxhiu.

Ebu Davud dhe Tirmidhi transmetojnë se Ibn Umer ka thënë: "Në kohën e Pejgamberit a.s. ne kemi ngrënë duke ecur, kurse ujt e kemi pirë duke ndejur në këmbë".

Imam Ahmed dhe Teberani me sened tregojnë se Pejgamberi a.s. ka hyrë në shtëpinë e Ummi Sulejmes. Në murë ishtë vjerrë janxhiku me ujë nga i cili ai piu duke qëndruar në këmbë.

Ka raste kur Pejgamberi ua ka ndaluar as-habëve të hanë dhe të pinë duke qëndruar në këmbë.

١٦٣٩ — حدثنا يعقوب بن إبراهيم حدثنا ابن علية عن أيوب عن نافع « أن ابن عمر رضي الله عنهما دخل ابنه عبد الله بن عبد الله وظهره في الدار فقال: إني لا آمن أن يكون العام بين الناس قتال فيصدوك عن البيت، فلو أقمت. فقال: قد خرج رسول الله ﷺ فحال كفار قريش بينه وبين البيت، فإن حيل بيني وبينه أفعل كما فعل رسول الله ﷺ ﴿لقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة﴾ ثم قال: أشهدكم أني قد أوجبت مع عمرتي حجا. قال: ثم قدم فطاف لهما طوافا واحدا »

**1639.** - Na ka treguar Jakub b. Ibrahim se i ka transmetuar Ibn Ulejje nga Ejjubi, e ai nga Nafi'a se (Abdullah) Ibn Umerit r.a. i hyri djali i vet Abdullahu, kurse shpina e Ibn Umerit ishte akoma në shtëpi, dhe tha:

**"Nuk besoj që këtë vit të ketë luftë ndërmjet njerëzve (haxhinjëve) që të pengojnë shkuarjen në Qabe dhe të mbesish (pa e kryer haxhin)".**

Pastaj ka thënë: - Edhe Pejgamberi s.a.v.s. në kohën e vet ka shkuar, kurse mosbesimtarët nga kurejshitët i kanë vënë ndërmjet meje dhe asaj, ndonjë pengesë, do të bëj ashtu siç ka bërë Pejgamberi s.a.v.s., sepse **"Ju te Pejgamberi i All-llahut keni shembullin më të mirë".**

Tha edhe këtë: **"Po ju marr për dëshmitarë se bashkë me umren time kam marrë për detyrë të kryej edhe haxhin".**

**- Pastaj ka ardhur në Mekke dhe e kreu** - tha Nafi'u - **tavafin njëherësh rreth Qabes, për të dy ceremonitë".**

١٦٤٠ — حدثنا قتيبة حدثنا الليث عن نافع « أن ابن عمر رضي الله عنهما أراد الحج عام نزل الحجاج بابن الزبير، فقيل له إن الناس كائن بينهم قتال وإنا نخاف أن يصدوك، فقال ﴿لقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة﴾ إذا أصنع كما صنع رسول الله ﷺ. إني أشهدكم أني قد أوجبت عمرة. ثم خرج حتى إذا كان بظاهر البيداء قال: ما شأن الحج والعمرة إلا واحد، أشهدكم أني قد أوجبت حجا مع عمرتي. وأهدى هديا اشتراه بقديد، ولم يزد على ذلك، فلم ينحر ولم يحل من شيء حرم منه ولم يحلق ولم يقصر حتى كان يوم النحر فنحر وحلق، ورأى أن قد قضى طواف الحج والعمرة بطوافه الأول. وقال ابن عمر رضي الله عنهما: كذلك فعل رسول الله ﷺ »

**1640.** - Na ka treguar Kutejbe, të cilit i ka transmetuar Lejthi nga Nafi'u se (Abdullah) Ibn Umeri r.a. dëshiroi të bënte haxhin atë vit kur Haxhxhaxhi (nga Iraku) ishte nisur kundra Ibn Zubejrit, prandaj iu tha:

**"Atje njerëzit bëjnë luftë dhe kemi frikë se do të pengojnë".**

- **"Ju te Pejgamberi i Zotit keni shembullin më të mirë"** dhe për këtë shkak do të veproj, tha ai, ashtu sikurse ka vepruar edhe Pejgamberi i All-llahut (në Hudejbi). Po ju kam si dëshmitarë se e kam marrë për detyrë të kryej umren."

Pastaj ka dalë, dhe kur ishte pikërisht në Bejda'a tha: **"Haxhi dhe umra janë njëlloj (në rast anulimi). Po ju marr si dëshmitarë se me këtë umren time i kam vënë vehtes detyrë edhe haxhin".**

Ai përgatiti kurbanin që e pat blerë në Kudejd. Kësaj nuk i shtoi asgjë (të kundërligjshme), dhe as që ka pre kurban (si dënim); nuk i ka lejuar vetes asgjë që ka qenë e ndaluar, nuk është rruajtur, dhe as flokët i ka shkurtuar deri kur erdh dita e parë e Bajramit. Atëherë preu kurbanin, u rruajt dhe e konsideroi se tavafin rreth Qabes e ka kryer edhe për haxh edhe për umre në atë tavafin e parë (kur arriti në Mekke).

Ibn Umeri ka thënë edhe këtë: **"Ja, kështu ka vepruar Pejgamberi s.a.v.s.".**

باب الطوافِ على وُضوء

١٦٤١ – حدثنا أحمدُ بنُ عيسى حدَّثَنا ابنُ وَهبٍ قال أخبرَني عمرُو بنُ الحارثِ عن محمدِ بنِ عبدِ الرحمنِ ابنِ نوفلٍ القُرَشيُّ أنه سألَ عُروةَ بنَ الزُّبيرِ فقال «قد حجَّ النبيُّ ﷺ، فأخبرَتْني عائشةُ رضيَ اللهُ عنها أنه أولُ شيءٍ بدأَ بهِ حينَ قَدِمَ أنه توضَّأَ ثم طافَ بالبيتِ، ثم لم تكنْ عُمرة. ثمَّ حجَّ أبو بكرٍ رضيَ اللهُ عنه فكان أولَ شيءٍ بدأَ به الطوافُ بالبيتِ ثم لم تكنْ عُمرة. ثم عمرُ رضيَ اللهُ عنه مثلُ ذلك. ثمَّ حجَّ عثمانُ رضيَ اللهُ عنه، فرأيتُه أولُ شيءٍ بَدأَ به الطوافُ بالبيتِ، ثم لم تكنْ عُمرة. ثم مُعاويةُ وعبدُ اللهِ بنُ عمرَ. ثم حَججتُ مع أبي – الزُّبيرِ بنِ العوّام – فكان أولَ شيءٍ بدأَ به الطوافُ بالبيت، ثم لم تكنْ عُمرة. ثمَّ رأيتُ المهاجرينَ والأنصارَ يفعلون ذلك، ثم لم تكنْ عمرة. ثمَّ آخِرُ من رأيتُ فعلَ ذلكَ ابنُ عمرَ ثم لم ينقُضْها عمرةً. وهذا ابنُ عمرَ عندَهم فلا يَسألونهُ ولا أحدٌ ممَّنْ مضى ما كانوا يَبدءون بشيءٍ حتى يَضعوا أقدامَهم منَ الطوافِ بالبيت ثم لا يَحِلُّون. وقد رأيتُ أمي وخالتي حينَ تَقدَمانِ لا تَبتدِئانِ بشيءٍ أولَ منَ البيت تَطوفانِ به ثم لا تَحِلاّنِ»

## TAVAFI RRETH QABES ME ABDEST

**1641.** - Na ka treguar Ahmed b. Isa, këtij i tregoi Ibn Vuhejb të cilit i ka transmetuar Amr b. Harith nga Muhammed b. Abdurrahman b. Nevfel Kurejshi se e ka pyetur Urve b. Zubejrin dhe ai është përgjigjur:

**"Pejgamberi i All-llahut e ka kryer haxhin dhe Aisheja r.a. më ka lajmëruar se puna e parë me çka e fillonte kur arrinte në Mekke ishte marrja e abdestit, e pastaj kryente tavafin rreth Qabes, por këtë nuk e kishte umre".**

Mandej haxhin e ka bërë Ebu Bekri r.a. dhe puna e parë me çka e fillonte (pas marrjes së abdestit) ishte tavafi rreth Qabes, dhe këtë nuk e kishte vetëm umre. Më vonë edhe Umeri r.a. ka vepruar njëlloj. Haxhin e ka kryer edhe Osmani r.a. dhe e kam parë se puna e parë me çka e ka filluar ishte tavafi rreth Qabes, dhe këtë nuk e kishte umre. Më vonë kështu kanë bërë edhe Muaviu dhe Abdullah b. Umeri. Unë pastaj kam kryer haxhin me babën tim Zubejrin dhe veprimi i parë i tij me çka e ka filluar (pas marrjes së abdestit) ishte tavafi rreth Qabes, dhe këtë nuk kishte umre. Pastaj kam parë se këtë e bëjnë edhe muhaxhirët edhe ensarët, edhe për këta kjo nuk ishtë umre. I fundit të cilin e kam parë që vepron kështu ishte Ibn Umeri, edhe ai gjithashtu pas kryerjes së umres nuk e ndërpriste (me ihram) haxhin.

Këtë (Abdullah) Ibn Umeri e ka bërë para as-habëve; ata nuk e kanë pyetur, e as kush tjetër s'ka pyetur, për atë veprim që kanë bërë sapo kanë shkelur në Harem para tavafit rreth Qabes, dhe nuk kanë dalur nga ihrami.

E kam parë nënën time dhe tezen kur kanë ardhur në Mekke, të kryejnë haxhin, nuk kanë filluar asgjë para tavafit rreth Qabes dhe nuk kanë dalë nga ihrami menjëherë.

١٦٤٢ — وقد أخبرتني أمي « أنها أهلت هي وأختها والزبير وفلان وفلان بعمرة ، فلما مسحوا الركن حلوا »

**1642.** - Nëna ime më ka kumtuar se kanë hyrë në ihram për umre ajo, motra e saj (h. Aishja) Zubejri dhe disa tjerë kanë dalë nga ihrami pasi që e kanë prekur Haxheru-l-Esvedin (dhe kanë kryer vizitën në Safa dhe Merve).

باب وجوب الصفا والمروة، وجُعل من شعائر الله

١٦٤٣ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب عن الزهرى قال عروة « سألت عائشة رضى الله عنها فقلت لها: أرأيتِ قول الله تعالى ( إن الصفا والمروة من شعائر الله ، فمن حج البيت أو اعتمر فلا جناح عليه أن يطوّف بهما ) فوالله ما على أحد جناح أن لا يطوف بالصفا والمروة . قالت : بئس ما قلت يا ابن أختى ، إن هذه لو كانت كما أوّلتها عليه كانت لا جناح عليه أن لا يتطوّف بهما ، ولكنها أُنزلت فى الأنصار ، كانوا قبل أن يُسلموا يُهلّون لمناة الطاغية التى كانوا يعبدونها عند المُشلَّل ، فكان من أهلّ يتحرّج أن يطوف بالصفا والمروة ، فلما أسلموا سألوا رسول الله ﷺ عن ذلك قالوا : يا رسول الله ، إنا كنا نتحرّج أن نطوف بين الصفا والمروة ، فأنزل الله تعالى ( إن الصفا والمروة من شعائر الله ) الآية . قالت عائشة رضى الله عنها : وقد سنّ رسول الله ﷺ الطواف بينهما فليس لأحد أن يترك الطواف بينهما . ثم أخبرت أبا بكر بن عبد الرحمن فقال : إن هذا لعلم ما كنت سمعته ، ولقد سمعت رجالا من أهل العلم يذكرون أن الناس ـ إلا من ذكرت عائشة ممن كان يُهل بمناة ـ كانوا يطوفون كلهم بالصفا والمروة ، فلما ذكر الله تعالى الطواف بالبيت ولم يذكر الصفا والمروة فى القرآن ، قالوا : يا رسول الله ، كنا نطوف بالصفا والمروة ، وإن الله أنزل الطواف بالبيت فلم يذكر الصفا ، فهل علينا من حرج أن نطوّف بالصفا والمروة ؟ فأنزل الله تعالى ( إن الصفا والمروة من شعائر الله ) الآية . قال أبو بكر : فأسمع هذه الآية نزلت فى الفريقين كليهما : فى الذين كانوا يتحرّجون أن يطوفوا فى الجاهلية بالصفا والمروة ، والذين يطوفون ثم تحرّجوا أن يطوفوا بهما فى الإسلام من أجل أن الله تعالى أمر بالطواف بالبيت ولم يذكر الصفا ، حتى ذكر ذلك بعد ما ذكر الطواف بالبيت »

## VRAPIMI (SA'J) NDËRMJET SAFA DHE MERVES QË ËSHTË DETYRË DHE ËSHTË NGA ARGUMENTET E ALL-LLAHUT

**1643.** - Na ka treguar Ebu-l-Jeman se i ka transmetuar Shuajbi nga Zuhriu se Urve ka thënë: E kam pyetur Aishen r.a.:

- Çka mendon për fjalët e të lartmadhërishmit All-llah: "**Safa dhe Merva janë, me të vërtetë, nga normat e All-llahut, prandaj ai që e viziton Qaben ose bën umren nuk bën kurrfar gabimi të sillet edhe rreth tyre...?**"

- **Pasha All-llahun** - tha Urve - **askush nuk bën mëkat po të mos i vizitojë Safa dhe Mervan.**

- Fjalë të keqe ke thënë or nipi im! - tha Aishja. Po të kishte ai ajet këtë kuptim sikur e komenton ti, do të dilte se haxhiu nuk bën mëkat nëse nuk i viziton. Mirëpo, ajeti është shpallur për shkak të ensarijve të cilët edhe para se të fillonte riti islam e kanë vizituar idolin Menat, të cilit i janë falur në Mushe-lel. Ndonjëri prej tyre vendoste të kryejë haxhin dhe i shmangej vizitës së Safa dhe Merves, për t'u ruajtur nga mëkati. Pasi që pranuan Fenë Islame, e pyetën Pejgamberin s.a.v.s. për këtë dhe i thanë: **"O Pejgamber i Zotit! Ne kemi konsideruar se është mëkat të vizitojmë vendin midis Safa dhe Merves, kurse All-llahu xh.sh. thotë: "Safa dhe Merve janë, më të vëtetë, nga normat e All-llahut...".**

**- Pejgamberi s.a.v.s.** , ka thënë Aishja, **e ka bërë praktikë të përhershme vizitën midis tyre dhe askush nuk ka të drejtë ta lë anash këtë vizitë.**

- Pastaj - thotë Zuhriu - e kam lajmëruar për këtë Ebu Bekr b. Abdurrahmanin dhe ai tha: "Kjo është me të vërtetë një mësim i rëndësishëm, të cilin deri tash nuk e kam dëgjuar. Kam dëgjuar disa njerëz të dijshëm duke thënë se njerëzit, duke përjashtuar ata që i përmend Aishja, të cilët kanë vizituar Menatin, dhe këtë e kanë bërë të gjithë, e kanë vizituar edhe Safa dhe Merven. Pasi që All-llahu i Lartmadhërishëm në Kur'an ka përmendur detyrën e tavafit rreth Qabes, por nuk e ka përmendur Safa dhe Merven, ata i kanë thënë: **"O Pejgamber i All-llahut ne e kemi vizituar safa dhe Merven, por All-llahu, tash ka shpallur (urdhëruar) tavafin vetëm rreth Qabes. Pasi që Ai nuk e përmend fare Safan, a e kemi për mëkat të vizitojëm Safa dhe Merven?"** Pastaj All-llahu xh.sh. shpalli: **"Safa dhe Merve janë, me të vërtetë, nga normat e All-llahut..."**

- Kam dëgjuar - ka thënë Ebu Bekri - se ky ajet ka zbritur për dy grupe njerëzish; për ata të cilët në kohën pagane i janë shmangur vizitës së Safa dhe Merves, dhe për ata të cilët i kanë vizituar, por më vonë në periudhën islame kanë nguruar t'i vizitojnë, për shkak se All-llahu xh.sh. ka urdhëruar tavafin rreth Qabes, kurse Safa nuk është përmendur fare. Kështu ka qenë deri atëherë kur pas përmendjes së tavafit rreth Qabes nuk e përmendi edhe atë.[46]

---

46 Safa dhe Merva janë, me të vërtetë, nga normat e All-llahut, prandaj ai që e viziton Qaben ose bën umrën nuk bën kurrfarë gabimi të sillet edhe rreth tyre. Dhe kush bën ndonjë

باب ما جاء في السعي بين الصفا والمروة

وقال ابن عمر رضي الله عنهما: السعي من دار بني عباد إلى زقاق بني أبي حسين

١٦٤٤ - حدثنا محمد بن عبيد بن ميمون حدثنا عيسى بن يونس عن عبيد الله بن عمر عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما قال «كان رسول الله ﷺ إذا طاف الطواف الأول خب ثلاثا ومشى أربعا، وكان يسعى بطن المسيل إذا طاف بين الصفا والمروة. فقلت لنافع: أكان عبد الله يمشي إذا بلغ الركن اليماني؟ قال: لا، إلا أن يزاحم على الركن، فإنه كان لا يدعه حتى يستلمه»

## PËR SA'J-in (VRAPIMIN) NDËRMJET SAFA DHE MERVES

Ibn Umeri r.a. ka thënë:

**"Vrapimi bëhet nga shtëpia e Benu Abbadit deri te rruga Benu Ebi Husein".**

**1644.** - Na ka treguar Muhammed b. Mejmun se Isa b. Junus i ka transmetuar nga Ubejdullah b. Umeri, ky nga Nafi'u, ndërsa ai prej Ibn Umerit r.a. që ka thënë:

**"Kur Pejgamberi s.a.v.s. i bënte tre tavafët e parë rreth Qabes shkundej, kurse në katër të fundit ecte normalisht, e kur bënte sa'j ndërmjet Safa dhe Merves, vraponte luginës Mesil".**

- Pastaj, ka thënë Ubejdullahu, e kam pyetur Nafi'un:

**"A ecte Abdullahu normalisht kur arrinte te qoshet e Jemenit (në Qabe)?"**

**- Jo, përveç nëse ishte tollovi në atë kënd** - tha Nafi'iu **dhe ai nuk e linte pa e prekur.**

---

vepër të mirë, vullnetarisht, po All-llahu është me të vërtetë mirënjohës dhe i dijshëm!" këtë vrapim ndërmjet Safa dhe Merva herën e parë e ka bërë Haxhera, për të gjetur ujë që ta lajë fëmiun e porsalindur të saj, Ismailin.

Në Safa ka qenë vendosur statuja Usaf, kurse në Mushel-lel statuja Merve-Nail. Arabët me rastin e haxhillëkut, në kohën pagane i vizitonin këto vende dhe u faleshin këtyre statujave. Pas çlirimit të Mekkes disa muslimanë filluan t'i largohen vizitave të idoleve të lartëpërmendura, duke konsideruar se është mëkat që t'i vizitosh më.

١٦٤٥ – حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن عمرو بن دينار قال « سألنا ابن عمر رضي الله عنه عن رجل طاف بالبيت في عمرة ولم يطف بين الصفا والمروة أيأتي امرأته ؟ فقال : قدم النبي ﷺ فطاف بالبيت سبعاً وصلى خلف المقام ركعتين فطاف بين الصفا والمروة سبعاً . ﴿ لقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة ﴾ »

**1645.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah se i ka transmetuar Sufjani nga Amr b. Dinar se ka thënë:

**"E kemi pyetur Ibn Umerin r.a. për njerium i cili në umre ka bërë tavaf rreth Qabes, por akoma nuk e ka bërë vizitën ndërmjet Safa dhe Merve, a mund t'i afrohet bashkëshortes së vet?"**

**- Pejgamberi s.a.v.s.** - u përgjegj ai - **ka bërë rreth Qabes shtatë herë tavaf, ka falur pas Mekami Ibrahimit dy rekatë dhe pastaj ndërmjet Safa dhe Merves ka bërë shtatë herë tavaf, e ju te Pejgamberi a.s. keni shembullin më të mirë.**

١٦٤٦ – « وسألنا جابر بن عبد الله رضي الله عنهما فقال : لا يقربنها حتى يطوف بين الصفا والمروة »

**1646.** - Mirëpo e kemi pyetur edhe Xhabir b. Abdil-lahin r.a. i cili na tha:

**"Le të mos i afrohet kurrsesi deri sa të kryejë tavafin ndëmjet Safa dhe Merves!"**

١٦٤٧ – حدثنا المكي بن إبراهيم عن ابن جريج قال : أخبرني عمرو بن دينار قال : سمعت ابن عمر رضي الله عنهما قال « قدم النبي ﷺ مكة فطاف بالبيت ثم صلى ركعتين ، ثم سعى بين الصفا والمروة . ثم تلا [ ٢١ الاحزاب ] : ﴿ لقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة ﴾ »

**1647.** - Na ka treguar Mekkij b. Ibrahim, që transmeton nga Ibn Xhirejxh, të cilit i ka transmetuar Amr b. Dinar: E kam dëgjuar Ibn Umerin r.a. duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka ardhur në Mekke dhe është sjellë rreth Qabes, pastaj ka falë dy rekatë namaz, e mandej ka vrapuar ndërmjet Safa dhe Merves".**

Ibn Umeri, pastaj, citoi ajetin: **"Ju te Pejgamberi i All-llahut keni shembullin më të mirë".**

١٦٤٨ — حدثنا أحمدُ بنُ محمدٍ أخبرَنا عبدُ اللهِ أخبرَنا عاصمٌ قال « قلتُ لأنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه . أكنتم تكرَهونَ السعيَ بينَ الصفا والمروةِ؟ قال : نعم ، لأنها كانت من شعائرِ الجاهلية ، حتى أنزلَ اللهُ [ ١٥٨ البقرة ] : ﴿ إنّ الصفا والمروةَ مِن شعائرِ الله ، فمن حجّ البيتَ أوِ اعتمرَ فلا جُناحَ عليه أن يَطوَّفَ بهما ﴾ »

**1648.** - Na ka treguar Ahmed b. Muhammed se i ka kumtuar Abdullahi të cilin e ka informuar Asimi, duke i thënë: E kam pyetur Enes b. Malikun r.a.:

**"A e keni konsideruar ju punë të pa pëlqyeshme vrapimin ndërmjet Safa dhe Merves"?**

- Po, e kemi konsideruar - tha Enesi - sepse ishte një nga simbolet e paganizmit. Kështu kemi menduar deri kur All-llahu xh.sh. nuk e shpalli: **"Safa dhe Merva janë, me të vërtetë, nga normat e All-llahut, prandaj ai që e viziton Qaben ose bën umren, nuk bën kurrfarë gabimi të sillet edhe rreth tyre..."**

١٦٤٩ — حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدثنا سُفيانُ عن عمرٍو عن عطاءٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال « إنما سَعَى رسولُ اللهِ ﷺ بالبيتِ وبينَ الصفا والمروةِ لِيُرِيَ المشركينَ قُوَّتَه »
زادَ الحُميديُّ : حدثنا سفيانُ حدثنا عمرٌو وسمعتُ عطاءً عن ابنِ عباسٍ . مثلَه

**1649.** - Na ka treguar Ali b. Abdil-lah, të cilit i ka transmetuar Sufjani nga Amri, ky nga Ata'i, e ky nga Ibn Abbasi r.a. se ka thënë:

**"Pejgamberi i All-llahut ka vrapuar rreth Qabes, si edhe ndërmjet Safa dhe Merves vetëm që t'iu tregojë politeistëve forcën e vet.**

Humejdi shton:

- Na ka treguar Sufjani, se i ka thënë Amri: **"Këtë e kam dëgjuar gjithashtu nga Ata'u që e transmeton nga Ibn Abbasi".**[47]

47 Nga hadithi i përmendur del përfundimi:
- vrapimi në Safa dhe Merva është vaxhib. Kështu është qëndrimi i Ebu Hanifes. Në komentimin e Sunenit të Tirmidhiut vehen në spikamë tre qëndrime:
1. vrapimi ndëmjet Safa dhe Merves është pjesë përbërëse themelore e haxhit, dhe haxhi nuk është i vlefshëm nëse nuk kryhet ky vrapim ritual. Ky është mendimi i Ibn Umerit, Aishes dhe Xhabirit. Gjithashtu këtë e kanë përmbajtë edhe: Shafi'iu, Ahmedi, Is-haku

بَاب تَقْضِي الحَائِضُ المَنَاسِكَ كُلَّهَا إِلَّا الطَّوَافَ بِالبَيْتِ

وَإِذَا سَعَى عَلَى غَيْرِ وُضُوءٍ بَيْنَ الصَّفَا وَالمَرْوَةِ

١٦٥٠ – حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ أَخْبَرَنَا مَالِكٌ عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ القَاسِمِ عَنْ أَبِيهِ عَنْ عَائِشَةَ رَضِيَ
اللَّهُ عَنْهَا أَنَّهَا قَالَتْ «قَدِمْتُ مَكَّةَ وَأَنَا حَائِضٌ، وَلَمْ أَطُفْ بِالبَيْتِ وَلَا بَيْنَ الصَّفَا وَالمَرْوَةِ، قَالَتْ: فَشَكَوْتُ ذَلِكَ إِلَى
رَسُولِ اللَّهِ ﷺ، فَقَالَ: افْعَلِي كَمَا يَفْعَلُ الحَاجُّ، غَيْرَ أَنْ لَا تَطُوفِي بِالبَيْتِ حَتَّى تَطْهُرِي»

## FEMRA ME MENSTRUACION I KRYEN TË GJTHA CEREMONITË E HAXHIT PËRVEÇ TAVAFIT RRETH QABES

Kurse për personin i cili pa abdest kryen vrapimin ndërmjet Safa dhe Merves ka mendime të ndryshme.

---

dhe Ebu Thevri. Ata, përveç haditheve të evidentuar tek Buhariu, mbështeten edhe në deklaratën e Muhammedit a.s.: "Vraponi ndërmjet Safa dhe Merves, ngase këtë vrapim ua ka normëzuar All-llahu!". Këtë deklaratë, me sened e ka transmetuar Ahmedi, Darkutni dhe Bejheki;

- ky vrapim është traditë e rrënjosur e Pejgamberit - sunnet, kurse disa mendojnë se ky vrapim është mustehab. Këtë mendim e kanë shprehur Ibn Abbasi, Ibn Sirin, Ata'u, Muxhahidi, kurse sipas një verzioni edhe Ahmedi;
- umra përbëhet prej shtatë tavafeve të pa ndërprera rreth Qabes, faljes së dy rekateve të tavafit pas Mekami Ibrahimit, si edhe shtatë vrapime të pandërprera në Safa dhe Merve;
- duhet të vraposh në terrenin e Safa dhe Merves. Në rast se haxhiu e shkurton stazën e vrapimit për disa hapa, riti i vrapimit nuk është i vlefshëm dhe duhet ta përsërisë. Nëse këtë ritual e kryen haxhiu, kaluar në deve, ajo duhet të ndalet pikërisht në kufirin e Safa dhe Merves, a është më mirë që ta shkelë ate me thundrat e veta. Kështu ka vepruar Muhammedi a.s. dhe as-habët. Sunneti muekkede është që devja ta shkelë plotësisht sinurin e Safa dhe Merves;
- vrapimi fillon nga Safa dhe mbaron në Merve. Veprimi i kundërt me këtë nuk lejohet, ngase Muhammedi a.s. ka thënë: "Fillone me ate si e ka filluar All-llahu!" (duke i përmendur në Kur'an).

Në "Muhit", libër i fikhut, sipas Hanefiut, qëndron: "Nëse haxhiu e fillon vrapimin, sa'jin, nga Merve dhe e përfundon në Safa, këtë ritual nuk e ka të vlefshëm dhe duhet ta përsërisë, ngase fillimi i vrapimit nga Safa është kusht për të qenë i vlefshëm ky ceremonial i haxhit;
- kusht për vlefshmërinë e vrapimit ndërmjet Safa dhe Merve është që ky të kryeht pas përfundimit të tavafit rreth Qabes, qoftë edhe me rastin e kthimit për në shtëpi, duke u larguar nga Mekka.

**1650.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka kutmuar Maliku, që transmeton nga Abdurrahman b. Kasim, ky nga babai i vet, kurse ai nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

- Kam ardhur në Mekke, e pasi që isha me menstruacion nuk bëra tavaf rreth Qabes, e as vrapimin ndërmjet Safa dhe Merves. Pastaj - thotë ajo - për këtë iu ankova Pejgamberit s.a.v.s., e ai tha: **"Vepro ashtu siç vepron çdo haxhi përveç tavafit rreth Qabes, derisa të pastrohesh".**

١٦٥١ — حدثنا محمد بن المثنى حدثنا عبد الوهاب . قال : وقال لي خليفة حدثنا عبد الوهاب حدثنا حبيب المعلم عن عطاء عن جابر بن عبد الله رضي الله عنهما قال « أهلّ النبي ﷺ هو وأصحابه بالحج ، وليس مع أحد منهم هدى غير النبي ﷺ وطلحة . وقدم علي من اليمن — ومعه هدى — فقال : أهللت بما أهل به النبي ﷺ . فأمر النبي ﷺ أصحابه أن يجعلوها عمرة ويطوفوا ثم يقصروا ويحلوا ، إلا من كان معه الهدى . فقالوا ننطلق إلى منى وذكر أحدنا يقطر ! فبلغ النبي ﷺ فقال : لو استقبلت من أمري ما استدبرت ما أهديت ، ولولا أن معي الهدى لأحللت . وحاضت عائشة رضي الله عنها فنسكت المناسك كلها ، غير أنها لم تطف بالبيت . فلما طهرت طافت بالبيت ، قالت : يا رسول الله ، تنطلقون بحجة وعمرة وأنطلق بحج ! فأمر عبد الرحمن بن أبي بكر أن يخرج معها إلى التنعيم ، فاعتمرت بعد الحج »

**1651.** - Na ka treguar Muhammed b. Muthenna nga Abdu-l-Vehabi kurse sipas senedit tjetër; më ka treguar Halifa, këtij Abdu-l-Vehabi të cilit i ka transmetuar Habibu-l-Mual-lim nga Atau, ky nga Xhabir b. Abdil-lahi r.a. i cili ka thënë:

Pejgamberi s.a.v.s. hyri në ihram për haxh, bashkë me shokët e vet. Asnjëri prej tyre nuk kishte kurban, përveç Pejgamberit s.a.v.s., dhe Talhës. Në atë moment erdhi Aliu nga Jemeni.Edhe ai kishte me vete kurban, dhe tha: **"Kam hyrë në ihram ashtu sikur ka hyrë Pejgamberi s.a.v.s.".**

Pejgamberi s.a.v.s. pastaj i urdhëroi shokët që haxhin e tyre ta bëjnë umre: të kryejnë tavafin (rreth Qabes, Safa dhe Merves) e mandej të rruhen dhe të lirohen nga ihrami, përveç atij që ka me vete kurban.

As-habët deklaruan: **"U nisëm për Minne e dikush prej nesh dëshironte të ket marrëdhënie seksuale"**. E dëgjoi këtë Pejgamberi s.a.v.s. dhe tha: **"Sikur të kisha heq dorë më heret nga puna ime, unë nuk do të isha kthyer për atje kah jam nisur (kiran ose rad). Sikur të mos kisha kurban**

**edhe unë me siguri do të kisha hequr ihramin (do të kryeja haxhin temett'u')".**

Aishja r.a. kishte menstruacionin dhe i kreu të gjitha ceremonitë e haxhit përveç tavafit rreth Qabes. Kur u pastrua, e kreu edhe tavafin rreth Qabes dhe tha: **"O Pejgamber i All-llahut, ju po ktheheni me haxh dhe umre të kryer, kurse unë po kthehem vetëm me haxh!".** Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. i urdhëroi Abdurraham b. Ebu Bekrit ta çojë deri në Ten'im. Në këtë mënyrë ajo hyri në ihram për umre pas kryerjes së haxhit.

١٦٥٢ – حدثنا مُؤَمَّلُ بنُ هشامٍ حدَّثنا إسماعيلُ عن أيوبَ عن حفصةَ قالت «كُنَّا نَمنعُ عَواتِقَنا أن يَخرُجنَ، فقدِمَت امرأةٌ فنزَلَت قصرَ بني خَلَفٍ، فحدَّثَت أنَّ أختَها كانت تحتَ رجلٍ من أصحابِ رسولِ اللهِ ﷺ قد غَزا مع رسولِ اللهِ ﷺ ثِنتَيْ عشرةَ غزوةً، وكانت أختي معه في ستِّ غَزَواتٍ. قالت: كُنَّا نُداوي الكَلمى، ونقومُ على المرضى. فسألَت أختي رسولَ اللهِ ﷺ فقالت: هل على إحدانا بأسٌ إن لم يكنْ لها جِلبابٌ أن لا تَخرُجَ؟ قال: لِتُلبِسْها صاحبتُها من جِلبابِها، ولْتَشهَدِ الخيرَ ودعوةَ المؤمنين. فلما قدِمَت أمُّ عطيةَ رضيَ اللهُ عنها سألْنَها - أو قالت: سألناها - فقالت وكانت لا تَذكرُ رسولَ اللهِ ﷺ إلا قالت: بأبي - فقلنا: أسمعتِ رسولَ اللهِ ﷺ يقولُ كذا وكذا؟ قالت: نعم بأبي فقال: لِتَخرُجِ العَواتِقُ ذواتُ الخُدورِ - أو العَواتِقُ وذواتُ الخُدورِ - والحُيَّضُ فيشهَدْنَ الخيرَ ودعوةَ المسلمين، ويعتزِلُ الحُيَّضُ المصلَّى. فقلت: الحائضُ؟ فقالت: أوَ ليسَ تَشهدُ عرفةَ وتَشهدُ كذا وتَشهدُ كذا؟»

**1652.** - Na ka treguar Muemmel b. Hisham se i ka transmetuar Ismaili nga Ejjubi, ky nga Hafsa e cila ka thënë:

- Ne i kemi penguar vajzat tona të moshuara që të dalin (nga shtëpia). Pastaj erdhi një grua, e cila është në bashkëshortësi me njërin nga shokët e Pejgamberit s.a.v.s., i cili bashkë me Pejgamberin e All-llahut ka luftuar në 12 luftëra, edhe motra e saj ka qenë me atë në gjashtë prej atyre luftërave dhe ajo ka thënë: **"Ne i kemi shëruar të plagosurit dhe jemi kujdesur për ta".**

Pastaj motra ime e ka pyetur Pejgamberin s.a.v.s.:

**"A ka pengesë për ndonjërin prej nesh që të mos dalë (në vendin ku falen) për shkak se nuk ka mbulesë?"**

- Le ta mbulojë shoqja e saj me një pjesë të mbulesës së vet dhe ashtu le të prezentojë në të mirë dhe lutje me besëdrejtët.

Kur erdhi Ummi Atija r.a. ato e kanë pyetur, apo Hafsa ka thënë:

- E kemi pyetur, dhe ajo njëlloj ka thënë, por nuk e përmendi Pejgamberin e All-llahut, përveç se tha: **"e dua më shumë se babën!"** Pastaj e kemi pyetur: **"A e ke dëgjuar Pejgamberin e All-llahut se ka thënë kështu e kështu?"**

- **E dua më shumë se babën** - tha ajo.

Ai, mandej, tha: **"Vajzat e moshërritura le të dalin nga dhoma e tyre të vajzërisë!"** ose ka thënë: **"... vajzat e moshërritura, ato tjerat nga dhomat e vajzërisë edhe ato me menstruacion, që të gjitha le t'i bashkangjiten punës së mirë dhe lutjes së muslimanëve, vetëm ato me menstruacion do të tërhiqen anash nga vendi ku falen".**

- **A edhe gruaja me menstruacione?** - e pyeta.

Ummi Atijja ka thënë: **"A nuk ishte ajo (prezente në ceremoninë e haxhit) në Arefat?! A nuk prezentoi këtu (në Muzdelife) e këtu (në Minne?!**

باب الإهلالِ منَ البَطحاء وغيرِها للمكيِّ وللحاجِّ إذا خرجَ الى منى

وسُئِلَ عطاء عنِ المجاورِ يلبِّي بالحجِّ، قال: وكانَ ابنُ عمرَ رضيَ الله عنهما يُلبِّي يومَ التَّرويةِ إذا صلَّى الظهرَ واستوَى على راحلته. وقال عبدُ الملكِ عن عطاءٍ عن جابرٍ رضيَ اللهُ عنه: قدِمنا مع النبيِّ ﷺ فأحللْنا حتى يومِ التروية وجعلنا مكةَ بظَهرٍ لبَّينا بالحجِّ. وقال أبو الزُّبيرِ عن جابرٍ: أهلَلْنا من البَطحاء. وقال عُبيدُ بن جُريجٍ لابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما: رأيتُكَ إذا كنتَ بمكةَ أهلَّ الناسُ إذا رأَوُا الهلالَ ولم تُهِلَّ أنتَ حتى يومِ التروية، فقال: لم أرَ النبيَّ ﷺ يُهِلُّ حتى تَنبعِثَ به راحلتُه

## HYRJA NË IHRAM NGA BAT-HA DHE NGA VENDET TJERA PËRVEÇ BAT-HAS PËR BANORËT E MEKKES DHE HAXHIVE QË KANË DALË NË MINNE

Atau, i pyetur për banorët që jetojnë gjithmonë në Mekke të cilët telbijen e këndojnë për haxh, ka thënë: **"Ibni Umeri r.a. e ka kënduar telbijen në ditën e tetë të dhulhixhes, kur e ka falur drekën dhe i ka hipir deves së vet".**

Abdu-l-Maliku thotë: duke transmetuar nga Ata'i e ky nga Xhabiri r.a.:

**"Kemi ardhur në Mekke me Pejgamberin s.a.v.s. dhe u liruam nga ihrami nga dita e tetë e dhu-l-hixhes, por kur e lamë Mekken pas shpine (duke shkuar në Minne) e kemi kënduar telbijen për haxh".**

Ebu Zubejri, që transmeton nga Xhabiri, ka thënë: **"Kemi hyrë në ihram nga Bat-ha".**

Ubejdullah b. Xhurejxhi i ka thënë Ibn Umerit r.a.:

**"Të kam parë kur ke qenë në Mekke. Njerëzit hynin në ihram kur e shihnin hënën e re (të dhu-l-hixhes), kurse ti nuk ke hyrë në ihram deri në ditën e tetë dhu-l-hixhe!"**

- Nuk e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. - tha ai - ta këndojë telbijen para se t'i niset devja (kah Minna).

باب أينَ يُصلِّي الظُّهرَ يومَ التروية ؟

١٦٥٣ — حدثني عبدُ اللهِ بنُ محمدٍ حدَّثنا إسحاقُ الأزرقُ حدَّثنا سفيانُ عن عبدِ العزيزِ بنِ رُفَيعٍ قال «سألتُ أنسَ بنَ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه قلت: أخبِرني بشيءٍ عَقَلتَهُ عنِ النبيِّ ﷺ، أينَ صلَّى الظُّهرَ والعصرَ يومَ التروية؟ قال: بِمِنًى. قلتُ: فأينَ صلَّى العصرَ يومَ النَّفْرِ؟ قال: بالأبطحِ. ثمَّ قال: افعَلْ كما يَفعلُ أُمَراؤكَ»

## KU E FALË HAXHIU DREKËN NË DITËN E TETË DHU-L-HIXHE

**1653.** - Na ka treguar Abdullah b. Muhammed, duke thënë se ia ka transmetuar Is-hak El-Ezrek, këtij Sufjani nga Abdu-l-Aziz b. Rufej'i i cili ka thënë:

- E pyeta Enes b. Malikun r.a. dhe i thash:

**Më informo për atë çka ke mbajtur mend nga Pejgamberi s.a.v.s., ku e ka falur ai drekën dhe iqindinë ditën e tetë të dhul-l-hixhes**?

- **Në MInne** - u përgjegj ai.

- **Po ku e ka falur iqindinë kur është kthyer nga Minna?** - e pyeta.

- **Në Ebtah (El-muhassab)** - tha Enesi.

Pastaj tha: "**Puno ashtu si punojnë eprorët tu!**"

١٦٥٤ — حدثنا عليٌّ سمعَ أبا بكرِ بنَ عيّاشٍ حدّثنا عبدُ العزيزِ لقيتُ أنساً . وحدّثني إسماعيلُ بنُ أبانَ حدّثنا أبو بكرٍ عن عبدِ العزيزِ قال « خرجتُ إلى منًى يومَ التَّرويةِ فلقيتُ أنساً رضيَ اللهُ عنه ذاهباً على حمارٍ ، فقلت : أينَ صلّى النبيُّ ﷺ هذا اليومَ الظهرَ ؟ فقال : انظرْ حيثُ يُصلّي أُمراؤكَ فصلِّ »

**1654.** - Na ka treguar Aliu se e ka dëgjuar Ebu Bekr b. Ajjasb që ka thënë se i ka kumtuar Abdu-l-Azizi: "**E kam takuar Enesin...**", kurse sipas senedit tjetër, më ka treguar Ismail b. Eban se i ka transmetuar Ebu Bekri nga Abdu-l-Azizi:

- Kam shkuar në Minne ditën e tetë dhu-l-hixhe dhe e kam takuar Enesin r.a. i cili shkonte i hipur në gomar, dhe e pyeta:

**"Ku e ka falur Pejgamberi s.a.v.s. drekën, në këtë ditë?"**

- **Shiko** - më tha ai - **ku falen eprorët tu, dhe aty falu!**

باب الصلاة بمنًى

١٦٥٥ — حدثنا إبراهيمُ بنُ المنذرِ حدّثنا ابنُ وهبٍ أخبرني يونسُ عن ابنِ شهابٍ قال : أخبرني عُبيدُ اللهِ بنُ عبدِ اللهِ بنِ عمرَ عن أبيه قال « صلّى رسولُ اللهِ ﷺ بمنًى ركعتينِ ، وأبو بكرٍ وعمرُ وعثمانُ صدراً من خلافتِه »

## NAMAZI NË MINNE

**1655.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir, të cilit i ka thënë Ibn Vehbi, të cilin e ka informuar Ubejdullah b. Abdullah b. Umer që transmeton nga babai i vet se ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka falur në Minne dy rekatë. Edhe Ebu Bekri, Umeri, madje edhe Osmani në fillim të hilafetit të vet kanë vepruar kështu".**

١٦٥٦ — حدثنا آدمُ حدّثنا شعبةُ عن أبي إسحاقَ الهَمْدانيِّ عن حارثةَ بنِ وهبٍ الخزاعيِّ رضيَ اللهُ عنه قال « صلّى بنا النبيُّ ﷺ — ونحنُ أكثرُ ما كنّا قطُّ وآمَنُهُ — بمنًى ركعتينِ »

**1656.** - Na ka treguar Ademi të cilit i ka transmetuar Shu'be nga Ebu Is-hak el-Hamedhani, ky nga Harith b. Vehb el-Hazzai r.a. se ka thënë:

**"I kam falur në Minne dy rekatë me Pejgamberin s.a.v.s. Ne atëherë ishim në numër më shumë se kurrë më parë, por edhe ai i sigurtë".**

١٦٥٧ — حدثنا قبيصة بن عقبة حدثنا سفيان عن الأعمش عن إبراهيم عن عبد الرحمن بن يزيد عن عبد الله رضي الله عنه قال « صليت مع النبي ﷺ ركعتين ، ومع أبي بكر رضي الله عنه ركعتين ، ومع عمر رضي الله عنه ركعتين ، ثم تفرقت بكم الطرق ، فياليت حظي من أربع ركعتان متقبلتان »

**1657.** - Na ka treguar Kabise b. Ukbe, se i ka thënë Sufjani nga A'meshi, ky nga Ibrahimi, e ai nga Abdurrahman b. Jezid, ndërsa ky nga Abdullah (b. Mes'ud) r.a. i cili ka thënë:

**"I kam falur dy rekatë me Pejgamberin s.a.v.s., me Ebu Bekrin dy rekatë, por edhe me Osmanin r.a. dy rekatë. Pastaj jemi ndarë. Ku është ai fat që pjesa ime shpërblyese të jetë (te All-llahu xh.sh.) pranimi i dy rekatëve, në vend të katër rekatëve".**

باب صوم يوم عرفة

١٦٥٨ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان عن الزهري حدثنا سالم قال سمعت عميرا مولى أم الفضل عن أم الفضل « شك الناس يوم عرفة في صوم النبي ﷺ ، فبعثت إلى النبي ﷺ بشراب فشربه »

## AGJËRIMII NË DITËN E NËNTË TË DHU-L-HIXHES

**1658.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah se i ka transmetuar Sufjani nga Zuhriu të cilit i ka thënë Selimi:

**"E kam dëgjuar Umejrin, robin e liruar të nënës së Fadlit që transmeton nga nëna e Fadlit: "Njerëzit kanë dyshuar në agjërimin e Pejgamberit s.a.v.s. për ditën e nëntë të dhu-l-hixhe prandaj i dërgova Pejgamberit s.a.v.s. një shujtë pije (tëmbël) dhe ai e ka pirë".**

باب التلبية والتكبير إذا غدا من منى إلى عرفة

١٦٥٩ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن محمد بن أبي بكر الثقفي أنه سأل أنس بن مالك — وهما غاديان من منى إلى عرفة — كيف كنتم تصنعون في هذا اليوم مع رسول الله ﷺ ؟ فقال : كان يهل منا المهل فلا ينكر عليه ، ويكبر منا المكبر فلا ينكر عليه »

## KËNDIMI I TELBIJES DHE TEKBIRIT KUR HAXHIU (PAS NAMAZIT TË SABAHUT, DITËN E NËNTË TË DHU-L-HIXHES) GDHIHET NGA MINNE PËR NË AREFAT

**1659.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusufi se i ka transmetuar Maliku nga Muhammed b. Ebu Bekr Eth-thekafijj, se ai e ka pyetur Enes b. Malikun r.a. derisa ata dy shkonin heret në mëngjes (ditën e nëntë dhu-l-hixhe) nga Minne kah Arefati:

- Çka keni bërë ju në këtë ditë, në kohën e Pejgamberit?

- Dikush prej nesh, tha Enesi, shqiptonte telbije, dhe kush shqiptonte telbijen, Pejgamberi këtë nuk ia kontenstonte. Dikush, pra, merrte tekbir, dhe kush merrte tekbir, Pejgamberi a.s. as këtij nuk ia kontenstonte.

باب التَّهجيرِ بالرَّواحِ يومَ عَرَفةَ

١٦٦٠ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن سالمٍ قال «كتبَ عبدُ الملكِ إلى
الحجّاجِ أن لا يُخالفَ ابنَ عمرَ في الحجِّ . فجاءَ ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنه وأنا معهُ يومَ عرفةَ حينَ زالتِ الشمسُ ،
فصاحَ عندَ سُرادِقِ الحجّاجِ ، فخرجَ وعليهِ مِلحفةٌ مُعصفَرةٌ فقال : ما لكَ يا أبا عبدِ الرحمٰنِ ؟ فقال : الرَّواحَ إن
كنتَ تُريدُ السنّةَ . قال : هٰذهِ الساعةَ ؟ قال : نعم . قال : فأنظِرْني حتى أُفيضَ على رأسي ثم أخرُجُ . فنزلَ حتى
خرجَ الحجّاجُ ، فسارَ بيني وبينَ أبي ، فقلتُ إن كنتَ تُريدُ السنّةَ فاقصُرِ الخطبةَ وعجِّلِ الوقوفَ . فجعلَ ينظرُ
إلى عبدِ اللهِ ، فلما رأى ذٰلكَ عبدُ اللهِ قال : صدَقَ »

## UDHËTIMI NË VAPËN E DREKËS DITËN E AREFATIT

**1660.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka kumtuar Maliku, që transmeton nga Ibn Shihabi, ky nga Salimi i cili thotë se Abdu-l-Melik i ka shkruar Haxhxhaxhit që mos t'i kundërshtojë Ibn Umerit lidhur me haxhin.

Pastaj erdhi Ibn Umeri r.a., edhe unë bashkë me të, ditën e nëntë dhu-l-hixhe, kur dielli sapo e kishte kaluar zenitin dhe thirri përpara tendës së Haxhxhaxhit. Doli Haxhxhaxhi, i mbuluar me një pelerinë ngjyrë portokalli, dhe tha:

- **O baba i Abdurrahmanit, çka ke?**

- **Të udhëtojmë** - tha ai - **nëse dëshiron të veprosh sipas praktikës së Pejgamberit!**

- **A mu tash?** - pyeti Haxhxhaxhi.

- **Po** - tha Ibn Umeri.

- **Pritëm, sa të lagë kokën me ujë!** - tha Haxhxhaxhi.

Ibn Umeri zbriti (nga devja për ta pritur) derisa ai doli dhe shetiti pak ndërmjet meje (Salimit) dhe babait tim Abdullah b. Umerit. Unë atëherë i thash: "**Nëse dëshiron të veprosh sipas synentit, shkurtoje fjalimin (hutben) dhe shpejtoi në qëndrimin (në Arefat)**".

Ibn Shihabi shikoi Abdullahin. Kur e hetoi këtë Abdullahu i tha: "**Salimi ka folur të vërtetën".**[48]

---

48 Nga hadithi i përmendur rezulton:

- në Arefat dreka dhe iqindija falen njëra pas tjetrës, me xhematë dhe pa e zgjatur namazin; këto dy namaze kryhen në orët e para të drekës dhe falen me një ezan e dy ikamete;
- ceremonitë e haxhit duhet të kryhen ashtu siç veprojnë udhëheqësit e haxhit dhe njerëzit e dijshëm;
- mund të falet namazi pas njeriut mëkatarë derisa veprat e tij nuk e kanë hequr nga feja Islame:
- me të nisur për Arefat mund të lash kryet me ujë dhe të veshish ihram ngjyrëportokalli;
- njeriu i dijshëm, posaçërisht, duhet gjithmonë të predikojë të vërtetën kudo qoftë, madje edhe para sundimtarit, kurse këta duhet ta respektojnë qëndrimin e dijetarit;
- në Arefat, pasi të thirret ezani, udhëheqësi i haxhit do të mbajë dy ligjërata (hutbe), për t'i udhëzuar haxhinjtë se si duhet të kryhet rituali i haxhit:
- ditën e shtatë dhu-l-Hixhxhe imami mban ligjëratën në Mekke në të cilën sqaron se si të kryhen ceremonitë e haxhit në Minne, kurse ditën 9. në Arefat mban ligjeratë për kryerjen e ceremonialit në Arefat, për hudhjen e guralecave në Akabe, prerjen e kurbanit dhe tavafin e fundit rreth Qabes. Në Minne përsëri imami mban ligjëratë në ditën e dhjetë të dhu-l-hixhxhes, por me përmbajtje të përgjithshme, me theks të veçantë për ceremonialin përfundimtar në Mekke.

Zuferi konsideron se imami duhet të mbajë tri ligjërata, në tri ditë njëra pas tejtrës: ditën e 8. në Mekke, ditën e 9, në Arefat dhe ditën e 10 në Minne.

Shaf'iu konsideron se është sunnet të mbahen katër ligjerata: e para, ditën e 7. dhu-l-hixhxhe në Mekke, e dyta në Arefat, ditën e 9. dhu-l-hixhxhe, e treta në Minne, ditën e 10, dhe e katërta, përsëri në Minne në përfundim të ceremonialit të haxhit.

Sipas qëndrimit të Malikut mbahen vetëm tri ligjërat: e para, ditën e 7. dhu-l-hixhxhe në Mekke, pasi të falet namazi i drekës. Kjo ligjërat është më e gjatë dhe imami nuk ulet; e dyta në Arefat, kurse e treta në Minne ditën e 11. dhu-l-hixhxhe.

Sipas mendimit të Ahmedit mbahen tri ligjërata: e para në Arafatë ditën e 9. dhu-l-hixhe,

باب الوقوف على الدابة بعرفة

١٦٦١ – حدثنا عبد الله بن مسلمة عن مالك عن أبي النضر عن عمير مولى عبد الله بن العباس «عن أم الفضل بنت الحارث أن ناساً اختلفوا عندها يوم عرفة في صوم النبي ﷺ: فقال بعضهم هو صائم، وقال بعضهم ليس بصائم. فأرسلت إليه بقدح لبن وهو واقف على بعيره فشربه»

## QËNDRIMI NË AREFAT KALUAR

**1661.** - Na ka treguar Abdullah b. Mesleme i cili transmeton nga Maliku, ky nga Ebu Nadra, ai nga Umejri, rob i liruar i Ibn Abbasit, kurse ai nga nëna e Fadl b. Harithit se disa nuk janë pajtuar përkitazi me agjërimin e Pejgamberit s.a.v.s. në ditën e nëntë të dhu-l-hixhes. Disa thonin: **"Ai sot agjëron"**, kurse të tjerët: **"Nuk agjëron"**. Ajo i dërgoi një gotë tëmbël dhe ai e piu, duke qenë i hipur në deve (ditën e Arefatit).

باب الجمع بين الصلاتين بعرفة

وكان ابن عمر رضي الله عنهما إذا فاتته الصلاة مع الإمام جمع بينهما

١٦٦٢ – وقال الليث حدثني عقيل عن ابن شهاب قال «أخبرني سالم أن الحجاج بن يوسف – عام نزل بابن الزبير رضي الله عنهما – سأل عبد الله رضي الله عنه: كيف تصنع في الموقف يوم عرفة؟ فقال سالم: إن كنت تريد السنة فهجّر بالصلاة يوم عرفة. فقال عبد الله بن عمر: صدق، إنهم كانوا يجمعون بين الظهر والعصر في السنة. فقلت لسالم: أفعل ذلك رسول الله ﷺ؟ فقال سالم: وهل تتبعون بذلك إلا سنته؟»

## BASHKIMI I DY NAMAZEVE NË AREFAT

Abdullah b. Umerit r.a po t'i kalonte namazi me imam (në Arefat) ai do t'i bashkonte të dy.

**1662.** - Lejthi ka thënë se i ka transmetuar Ukajl Ibn Shihab të cilit i ka kumtuar Salim (b. Abdullah b. Umer) se Haxhxhaxh b. Jusuf atë vit kur ka rënë (në Mekke) për shkak të (Abdullah) Ibn Zubejrit r.a. e ka pyetur

---

kurse dy tjerat në Minne ditën e 10. dhe 11. të dhu-l-hixhes. Këtë e ka përfillë edhe Ebu Hanife.

Abdullahin (b. Umerin): **"Si do të veprosh gjatë qëndrimit në Arefat (ditën e nëntë dhu-l-hixhe)"**? Salimi u përgjigj: **"Nëse dëshiron të veprosh sipas synnetit, fali (drekën dhe iqindinë) ditën e Arefatit, në kohën e nxehtë të drekës.**

Abdullah b. Umeri ka konstatuar: **"Selimi ka folë të vërtetën. As-habët kanë vepruar sipas synnetit, e kanë bashkuar (faljen) drekën dhe iqindinë".**

Atëherë (thotë Ibn Shihabi) e kam pyetur Salimin: **"A ka vepruar kështu Pejgamberi i All-llahut?" "A e ndiqni ju me këtë vetëm rrugën e tij?"** - pyeti Salimi.

باب قَصرِ الخُطبةِ بعرفةَ

١٦٦٣ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ أخبرَنا مالكٌ عنِ ابنِ شهابٍ عن سالمِ بنِ عبدِ اللهِ «انَّ عبدَ الملكِ ابنَ مَروانَ كَتبَ الى الحجَّاجِ أنْ يَأتمَّ بعبدِ اللهِ بنِ عمرَ في الحجِّ، فلمَّا كانَ يومُ عرَفةَ جاءَ ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما وأنا معَهُ حينَ زاغَتِ الشمسُ ـ أو زالَتْ ـ فصاحَ عندَ فُسطاطِهِ: أينَ هٰذا؟ فخرَجَ اليهِ، فقالَ ابنُ عمرَ: الرَّواحَ. فقالَ: الآنَ؟ قالَ: نعم. قالَ: أنظِرْني أُفيضُ عليَّ ماءً. فنزلَ ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما حتى خرَجَ، فسارَ بيني وبينَ أبي، فقلتُ: إنْ كنتَ تريدُ أنْ تُصيبَ السنَّةَ اليومَ فاقصُرِ الخطبةَ وعجِّلِ الوُقوفَ. فقالَ ابنُ عمرَ: صَدَقَ»

## SHKURTIMI I HYTBES NË AREFAT

**1663.** - Na ka treguar Abdullah b. Mesleme se i ka kumtuar Maliku duke transmetuar nga Ibn Shihabi, ky nga Salim b. Abdullahu se Abdu-l-Melik b. Mervan i ka shkruar Haxhxhaxhit se po shkon në haxh i prirë nga Abdullah b. Umeri. Dhe kur erdhi dita e nëntë dhu-l-hixhe erdhi (Abdullah) b. Umeri r.a. dhe unë bashkë me të, sapo e kishte kaluar dielli zenitin, dhe me tërë fuqinë që kishte thirri para tendës së Haxhxhaxhit: **"Ku është ai!"**? Haxhxhaxhi doli dhe ai i tha: **"Në rrugë!"**

- **E tash?** - tha Haxhxhaxhi.

- **Po** - i tha Ibn Umeri.

**Pritëm sa të lagem me ujë!** - tha Haxhxhaxhi.

Në këtë mënyrë Ibn Umeri r.a. zbriti (të presë) deri sa ai doli dhe shetiste ndërmjet meje dhe babës tim. Unë, thotë Salimi, i thash: **"Nëse dëshiron të**

**veprosh sipas synnetit, shkurtoje fjalimin, dhe shpejto në qëndrim (Arefat)!"**

Në këto fjalë (Abdullah) Ibn Umeri tha: **"Salimi e foli të vërtetën".**

باب الوقوف بعرفة

١٦٦٤ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا سفيان حدثنا عمرو حدثنا محمد بن جبير بن مطعم عن أبيه
«كنت أطلب بعيرا لي ... » . و حدثنا مسدد حدثنا سفيان عن عمرو سمع محمد بن جبير عن أبيه جبير
ابن مطعم قال « أضللت بعيرا لي ، فذهبت أطلبه يوم عرفة ، فرأيت النبي ﷺ واقفا بعرفة ، فقلت : هذا
والله من الحمس ، فما شأنه ها هنا ؟ »

## TË QËNDRUARIT NË AREFAT

**1664.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah, nga Sufjani të cilit i ka transmetuar Amr, këtij babai i vet Muhammed b. Abdullah, e atij Muhammed b. Xhubejr b. Mut'im, nga babai i vet i cili ka thënë:

**"Isha duke kërkuar deven time..."** kurse sipas senedit tjetër: "Na ka treguar Musedded të cilit i ka transmetuar Sufjani nga Amri i cili e ka dëgjuar Muhammed b. Xhubejrin, kurse ai babën e vet Xhubejr b. Mut'imin se ka thënë: - E kam humbur deven, dhe ditën e nëntë dhu-l-hixhe dola ta kërkoj dhe e pashë Pejgamberin s.a.v.s. si po qëndronte në Arefat dhe thash: **"Pasha Zotin ky, është (kurejshi) nga Humsi! Çka po bën këtu?"**

١٦٦٥ — حدثنا فروة بن أبي المغراء حدثنا علي بن مسهر عن هشام بن عروة قال عروة « كان الناس
يطوفون في الجاهلية عراة إلا الحمس ـ والحمس قريش وما ولدت ـ وكانت الحمس يحتسبون على الناس ، يعطي
الرجل الرجل الثياب يطوف فيها ، وتعطي المرأة للمرأة الثياب تطوف فيها ، فمن لم يعطه الحمس طاف بالبيت
عريانا . وكان يفيض جماعة الناس من عرفات ويفيض الحمس من جمع . قال : وأخبرني أبي عن عائشة رضي الله
عنها أن هذه الآية نزلت في الحمس ﴿ ثم أفيضوا من حيث أفاض الناس ﴾ قال : كانوا يفيضون من جمع فدفعوا
الى عرفات »

**1665.** - Na ka treguar Ferve b. Ebi-l-Magrai të cilit Ali b. Mushir i ka transmetuar nga Hisham b. Urve se ka thënë:

- Njerëzit në periudhën e injorancës bënin tavaf rreth Qabes me përjashtim të Humsit. El-Humsij janë kurejshitët dhe pasardhësit e tyre. Ata në emër të All-llahut u kanë bërë mirë njerëzve: burri ia ka dhënë teshat shokut që të bëjë tavaf rreth Qabes, gruaja e Humsit ia ka dhënë teshat shoqes për të bërë tavaf Qaben, kurse ai të cilit humsasit nuk i kanë dhënë tesha, e ka bërë tavafin rreth Qabes lakuriq. Grupi i haxhinjve këthehej nga Arefati, kurse humsasit këtheheshin nga Muzdelife.

Më ka lajmëruar, thotë, Hishami, babai im që transmeton nga Aisheja r.a. se me të vërtetë për humsasit është shpallur ky ajet: **"Pastaj vraponin prej nga vrapojnë njerëzit tjerë!".**

Ai ka thënë edhe këtë: **"Humsasit kan vrapuar nga Muzdelifeja dhe janë këthyer në Arefat".**[49]

---

49 Kurejshitët nga periudha para kur'anore, si fqinj të Qahes dhe mbrojtës të saj, duke kryer ceremonialin e haxhit nuk dilnin nga Haremi i Mekkes dhe qëndrimin në Arafat e bënin bashkë me arabët tjerë. Tubimi i tyre kryesor isbte në Muzdelife tek Meshari-l-harami.
Muhammedi a.s. ka bërë shumë herë haxhillëk, përpara shpalljes dhe pas shpalljes së Kur'anit, por pas hixhretit vetëm një herë. Nafi'a b. Xhubejr ka thënë: "Kurejshitët ktheheshin në shtëpi nga Muzdelife me arsyetimin se "ne jemi Hums dhe ne nuk duhet të dalim nga oborri i Haremit të Mekkes". Në këtë mënyrë ata e linin pa realizuar qëndrimin në Arafat. Unë, ndërkaq, thotë Nafi'u, e kam parë Muhammedin a.s. si po qëndron në Arafat, hipur në deve, me njerëzit tjerë qysh në kohën e injorancës-xhahilijjes. Para se të ngrysej, ai nisej për Muzdelife, atje e gdhinte drita. Qëndronte aty dhe pastaj bashkë me njerëzit tjerë kthehej në Minne".
Is-haku ka shenuar se Xbubejr b. Mut'im ka thënë: "Në periudhën pagane e kam pas humbur gomarin dhe e gjeta në Arafat. Atje e gjeta Muhammedin a.s. ku po qëndronte me tërë njerëzit tjerë, dhe kur pranova fenë islame, më vonë, e kuptova se për këtë e ka udhëzuar All-llahu xh.sh.
Nga hadithi del si përfundim edhe:
- qëndrimi në Arafat është akt i saktësuar me Kur'an dhe hadith dhe bën pjesë në ceremonialin themelor të haxhit.
Teberiu, me sened, transmeton se një kurejshi ka thënë: "E kam parë Pejgamberin si po qëndronte në Arafat në të njëjtin vend ku ka qëndruar në periudhën pagane".
Ibn Habban në Sahihin e vet, me sened, transmeton se Xhubejr b. Mut'im ka thënë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "I tërë Arafati është vend ku duhet ndejtur, përveç luginës Muhasir. Tëra rrugët e Minnes janë vend për të prerë kurbanët dhe në çdo ditë të Bajramit të haxhit mund të pritet kurban.
Në Arafat shkohet nga Minna, ditën e 9. dhu-l-hixhe, pas kryerjes së namazit të sabahut.

باب السَّيرِ إذا دَفَعَ من عَرَفَةَ

١٦٦٦ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن هشامِ بنِ عُروةَ عن أبيهِ بأنه قال « سُئلَ أُسامةُ وأنا جالسٌ: كيفَ كانَ رسولُ اللهِ ﷺ يَسيرُ في حَجَّةِ الوَداعِ حينَ دَفع؟ قال: كان يَسيرُ العَنَقَ، فإذا وَجدَ فَجْوةً نَصَّ ». قال هشامٌ: والنَّصُّ فوقَ العَنَقِ. قال أبو عبدِ اللهِ: فَجْوَة: مُتَّسَع، والجميعُ فَجَوات وفِجاء، وكذلك رَكْوة ورِكاء. مَناصٌ ليسَ حينَ فِرار

## MËNYRA E ECJES SË HAXHIUT KUR KËTHEHET NGA ARAFATI

**1666.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, të cilit i ka transmetuar Maliku nga Hisham b. Urve, kurse ai nga babai i vet i cili ka thënë:

E kanë pyetur Usamen, ku rrijsha edhe unë: - **Si ka shkuar Pejgamberi s.a.v.s. na Haxhxhetu-l-veda, kur është kthyer (nga Arafati)?".**

- **Ka ecur,** u përgjegj ai, **me ecje të zakonnshme, por kur shihte se ka vend të lirë, ngutej.**

باب النُّزولِ بينَ عرفةَ وجَمْعٍ

١٦٦٧ — حدثنا مُسدَّدٌ حدَّثَنا حَمّادُ بنُ زيدٍ عن يحيى بنِ سعيدٍ عن موسى بنِ عُقْبةَ عن كُرَيبٍ مولى ابنِ عبّاسٍ عن أُسامةَ بنِ زيدٍ رضيَ اللهُ عنهما « أنَّ النبيَّ ﷺ حيثُ أفاضَ من عَرَفةَ مالَ إلى الشِّعبِ فقضى حاجتَهُ فتوضأ. فقلتُ: يا رسولَ اللهِ أتُصلِّي؟ فقال: الصلاةُ أمامَكَ »

## ZHDRYPJA NGA DEVJA NDËRMJET ARAFATIT DHE MUZDELISË

**1667.** - Na ka treguar Musedded të cilit i ka transmetuar Hammad b. Jezid nga Jahja b. Seid, ky nga Musa b. Ukbe, kurse ai nga Kurejba, rob i liruar i Ibn Abbasit, kurse ky nga Usame b. Zejdi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. kur këthehej nga Arafati, ndalej në ndonjë luginë kryente nevojën dhe merrte abdest. Unë kam pyetur:

- **O Pejgamber i All-llahut, a do të falish namazin?**

---

Në drekë imami mban dy ligjërata (hutbe) sikurse në ditën e xhuma. Aty bashkërisht, përnjëherë, falen dreka dhe iqindija dhe fillon qëndrimi ritual për ibadet. Pas prarimit të diellit haxhinjt kthehen në Muzdelife dhe aty bashkërisht, përnjëherë, falin namazin e akshamit dhe jacisë, në kohën e jacisë".

- **Namazin e ke përpara (në Muzdelife)** - u përgjegj ai.

١٦٦٨ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا جويرية عن نافع قال «كان عبد الله بن عمر رضي الله عنهما يجمع بين المغرب والعشاء بجمع، غير أنه يمر بالشعب الذي أخذه رسول الله ﷺ فيدخل فينتفض ويتوضأ ولا يصلي حتى يصلي بجمع»

**1668.** - Na ka treguar Musa b. Ismail, se i ka treguar Xhuvejriu: **"Abdullah b. Umeri r.a. i ka bashkuar në Muzdelife faljen e namazit të akshamit dhe të jacisë. Kur kalonte kah lugina në të cilën Pejgamberi s.a.v.s. ishte ndalur (për nevoja të veta), hynte atje, pastrohej, merrte abdest por nuk falte asgjë deri sa të mos falej së bashku, në Muzdelife".**

١٦٦٩ — حدثنا قتيبة حدثنا إسماعيل بن جعفر عن محمد بن أبي حرملة عن كريب مولى ابن عباس عن أسامة بن زيد رضي الله عنهما أنه قال «ردفت رسول الله ﷺ من عرفات، فلما بلغ رسول الله ﷺ الشعب الأيسر الذي دون المزدلفة أناخ فبال، ثم جاء فصببت عليه الوضوء فتوضأ وضوءا خفيفا، فقلت: الصلاة يا رسول الله. قال: الصلاة أمامك. فركب رسول الله ﷺ حتى أتى المزدلفة فصلى، ثم ردف الفضل رسول الله ﷺ غداة جمع»

**1669.** - Na ka treguar Kutejbe, prej Ismail b. Xhaferit, duke transmetuar nga Muhammed b. Ebi Harmele, ky nga Kurejbi, rob i liruar i Ibn Abbasit, kurse ky nga Usame b. Zejdi r.a. se ka thënë:

**"Kam hypur në një deve me Pejgamberin s.a.v.s. nga Arafati. Kur arriti Pejgamberi i All-llahut te ana e majtë e luginës që shtrihet nën Muzdelife, e ndali deven dhe e kreu nevojën** e **vogël. Pastaj erdhi, e unë e shërbeva me ujë dhe ai shpejt mori abdest.**

- **O Pejgamber i All-llahut**, - i thash - **a është ky për namaz?**

- **Namazin e ke përpara** - tha ai.

Pastaj Pejgamberi i All-llahut hipi në deve, erdhi në Muzdelife dhe u fal (akshamin dhe jacinë njërën pastjetrës). Në mëngjes pas ditës së tubimit në Muzdelife pas Pejgamberit të All-llahut hipi Fadli (dhe u nis për Minne)".

١٦٧٠ — قال كريب «فأخبرني عبد الله بن عباس رضي الله عنهما عن الفضل أن رسول الله ﷺ لم يزل يلبي حتى بلغ الجمرة»

**1670.** - Kurejbi ka thënë: "**Më ka kumtuar Abdullah (b. Abbas) r.a. që transmeton nga Fadli se Pejgamberi s.a.v.s. nuk e ka ndalur telbijen deri kur ka arritur në Xhemretu-l-akabe (të hudhë gurin e parë)**

باب أمر النبي ﷺ بالسكينة عند الإفاضة، وإشارته إليهم بالسوط

١٦٧١ — حدثنا سعيد بن أبي مريم حدثنا إبراهيم بن سويد حدثني عمرو بن أبي عمرو مولى المطلب أخبرني سعيد بن جبير مولى والبة الكوفي حدثني ابن عباس رضي الله عنهما أنه دفع مع النبي ﷺ يوم عرفة، فسمع النبي ﷺ وراءه زجراً شديداً وضرباً وصوتاً للإبل، فأشار بسوطه إليهم وقال: «أيها الناس، عليكم بالسكينة، فإن البر ليس بالإيضاع»

أوضعوا: أسرعوا. خلالكم من التخلل: بينكم. ﴿وفجرنا خلالهما﴾: بينهما

## URDHËRI I PEJGAMBERIT s.a.v.s. PËR QETËSI TË DENJË GJATË KTHIMIT NGA ARAFATI DHE SHENJIMI ME KAMXHIK KAH ATA

**1671.** - Na ka treguar Seid b. Ebi Merjem se i ka transmetuar Ibrahim b. Suvejd, këtij Amr b. Ebi Amr, rob i liruar i Muttalibit, i cili thotë se e ka informuar Seid b. Xhubejr, rob i liruar i Valiut të Kufes të cilit i ka transmetuar Ibn Abbasi r.a. **se ai me Pejgamberin s.a.v.s. është kthyer në ditën e Arefatit, dhe Pejgamberi s.a.v.s. ka dëgjuar pas veti një tollovi të fortë dhe rrëmujë të deveve, dhe duke bërë me kamxhik kah ata ka thënë: "Burra, mbani qetësi, se në tollovi nuk ka bëmirësi!".**

باب الجمع بين الصلاتين بالمزدلفة

١٦٧٢ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن موسى بن عقبة عن كريب عن أسامة بن زيد رضي الله عنهما أنه سمعه يقول «دفع رسول الله ﷺ من عرفة، فنزل الشعب فبال، ثم توضأ ولم يسبغ الوضوء. فقلت له: الصلاة. فقال: الصلاة أمامك. فجاء المزدلفة فتوضأ فأسبغ، ثم أقيمت الصلاة فصلى المغرب، ثم أناخ كل إنسان بعيره في منزله، ثم أقيمت الصلاة فصلى، ولم يصل بينهما»

## FALJA E TË DY NAMAZEVE BASHKË NË MUZDELIFE

**1672.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka transmetuar Maliku nga Musa b. Ukbe, e ky nga Kutejba, ai nga Usame b. Zejdi r.a. se e ka dëgjuar Usamen duke thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. u kthye nga Arefati, zbriti në luginë, kreu nevojën e vogël dhe mori abdest, por nuk e lau çdo pjesë detalisht".**

Unë e pyeta: **"Për namaz a ?"**

**"Namazi është përpara teje** - u përgjigj ai.

**Pastaj erdhi në Muzdelife, mori abdest dhe i lau detalisht të gjitha organet e nevojshme. Pas kësaj u këndue ikameti për namaz dhe ai e fali akshamin. Mandej secili njeri - haxhi - e lidhi deven para tendës së vet, këndoi ikametin për namaz dhe e fali (akshamin dhe jacinë bashkë), e ndërmjet tyre nuk fali nafile".**

باب من جمع بينهما ولم يتطوع

١٦٧٣ — حدثنا آدم حدثنا ابن أبي ذئب عن الزهري عن سالم بن عبد الله عن ابن عمر رضي الله عنهما قال «جمع النبي ﷺ بين المغرب والعشاء بجمع، كل واحدة منهما بإقامة ولم يسبح بينهما، ولا على إثر كل واحدة منهما»

## FALJA E AKSHAMIT DHE JACISË BASHKË DUKE MOS FALUR NDËRMJET TYRE ASNJË NAFILE

**1673.** - Na ka treguar Ademi, të cilit Ebu Dhi'b i transmeton nga Zuhriu, ai nga Salim b. Abdullahu, kurse ky nga Ibn Umeri r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka bashkuar faljen e akshamit dhe të jacisë në Muzdelife me ikamet për secilin namaz, e ndërmjet tyre, e as pas këtyre, nuk ka falur kurrfarë nafilesh".**

١٦٧٤ — حدثنا خالد بن مخلد حدثنا سليمان بن بلال حدثنا يحيى بن سعيد قال أخبرني عدي بن ثابت قال حدثني عبد الله بن يزيد الخطمي قال حدثني أبو أيوب الأنصاري «أن رسول الله ﷺ جمع في حجة الوداع المغرب والعشاء بالمزدلفة»

**1674.** - Na ka treguar Halid b. Mahled se i ka thënë Sulejman b. Bilali nga kurse atij i ka thënë Jahja të cilin e ka informuar Adij b. Thabit, duke transmetuar nga Abdullah b. Jezid El-Hatmij i cili thotë se i ka rrëfyer Ebu

Ejjub Ensariu se Pejgamberi s.a.v.s. në Haxhxhetu-l-veda i ka bashkuar në Arefat faljen e akshamit dhe të jacisë.[50]

50 Nga hadithi del përfundim se:

- në Muzdelife akshami dhe jacija falen përnjëherë, në kohën e jacisë. Për këtë mënyrë të faljes së këtyre namazeve dijetarët theksojnë disa arsyetime.

Disa mendojnë se kjo mënyrë është përcaktuar ashtu si rit fetar dhe të gjith haxhinjtë duhet të veprojnë ashtu, qofshin vendas, apo të ardhur; të tjerët mendojnë se ky veprim është i kushtëzuar nga lodhja gjatë rrugës. Prandaj kështu veprojnë të gjithë haxhinjtë përveç banorëve të Muzdelifes; disa tjerë konsiderojnë se kështu është bërë normë, është përcaktuar, për shkak të lodhjes së haxhinjëve nga rruga e gjatë. Në bazë të kësaj, me këtë lehtësim, nuk duhen përfshirë: banorët e Mekkes, haxhinjtë-banorë të Minnes, Arafatit dhe Muzdelifes. Këtë lehtësim mund ta shfrytëzojnë haxhinjët-udhëtarë, të cilët kanë të drejtë në shkurtimin e namazeve të detyrueshme.

Sufjan Thevri thotë: "Haxhiu nuk mund të falë namazin e akshamit dhe të jacisë askund përveç se në Muzdelife. Ai që fal akshamin në Arafat ose rrugës për në Muzdelife, është i detyruar që deri në mëngjez ta falë përsëri. Kështu mendon edhe Ebu Hanife.

Për thirrjen e ezanit dhe ikametit për namazin e akshamit dhe jacisë që falen përnjëherë, ka gjashtë mendime të ndryshme:

1- para faljes së çdo namazi të thirret ikameti, por ezani kurrsesi të mos thirret. Kështu mendon Kasimi, Muhammedi, Salimi, Is-haku dhe Shafi'iu.

Nevevi në komentin për Muslimin thotë se qëndrimi i hanefijve është të thirret një ezan, para se të fillojë namazi dhe të thirret nga një ikamet për secilin farz;

2- të këndohet vetëm nga një ikamet përpara secilit farz. Këtë qëndrim e transmetojnë Sufjan Thevri, Hattabi, Ibn Abdu-l-Bekri dhe disa të tjerë;

3- të thirret ezani vetëm përpara faljes së farzit të parë, kurse ikameti përpara secilit farz. Kështu mendojnë: Ahmed b. Hanbel, Ebu Thevr, Tahavi dhe shumica e dijetarëve hanefitë;

4- të thirret vetëm një ezan dhe një ikamet para se të fillojë të falurit e farzit të parë. Këtë mendim e përkrahin disa dijetarë hanefit, kurse imam Zuferi konsideron se duhet të thirret një ezan para faljes së farzit të parë, kurse ikameti të thirret për secilin farz;

5- ezani thirret para faljes së secilit farz, e gjithashtu edhe ikameti. Kështu kanë vepruar: Umer b. Hattab, Abdullah b. Mes'ud dhe Maliku;

6- nuk duhet thirrur ezan as ikamet. Këtë mendim e ka shenuar Teberiu të cilin e transmeton prej disa as-habëve.

باب من أذن وأقام لكل واحدة منهما

١٦٧٥ - حدثنا عمرو بن خالد حدثنا زهير حدثنا أبو إسحاق قال سمعت عبد الرحمن بن يزيد يقول
«حج عبد الله رضي الله عنه، فأتينا المزدلفة حين الأذان بالعتمة أو قريبا من ذلك، فأمر رجلا فأذن وأقام،
ثم صلى المغرب، وصلى بعدها ركعتين، ثم دعا بعشائه فتعشى، ثم أمر - أرى رجلا - فأذن وأقام» قال عمرو
لا أعلم الشك إلا من زهير «ثم صلى العشاء ركعتين. فلما طلع الفجر قال: إن النبي ﷺ كان لا يصلي
هذه الساعة إلا هذه الصلاة في هذا المكان من هذا اليوم. قال عبد الله: هما صلاتان تحولان عن وقتهما: صلاة
المغرب بعد ما يأتي الناس المزدلفة، والفجر حين يبزغ الفجر، قال: رأيت النبي ﷺ يفعله»

## KËNDIMI I EZANIT DHE IKAMETIT PËR SECILIN NGA DY NAMAZET E BASHKUAR NË MUZDELIFE

**1675.** - Na ka treguar Amr b. Halid se i ka transmetuar Zubejr të cilit Ebu Is-haku i ka thënë:

- E kam dëgjuar Abdurrahman b. Jezidin duke thënë: "Abdullahu r.a. e ka kryer haxhin, dhe kemi ardhur në Muzdelife në kohën e ezanit të jacisë ose përafërsisht në atë kohë dhe ai i urdhëroi një njeriu, dhe ai këndoi ezanin dhe ikametin, andaj ai fali akshamin, pas këtij menjëherë edhe dy rekatë.

Pastaj kërkoi darkë dhe hëngri darkë, e mandej më duket urdhëroi një njeri, e ai këndoi ezanin dhe ikametin:.

Amri ka thënë: **"Nuk di prej kah ky dyshim në mos prej Zuhriut"**. Pastaj fali dy rekatë të jacisë dhe sapo u gdhi tha: **"Pejgamberi s.a.v.s. në këtë moment nuk ka falur asgjë tjetër përveç këtij namazi (të sabahut) në këtë vend e këtë ditë".**

Abdullahu ka thënë edhe këtë: **"Këto dy namaze janë shtyer nga termini i vet: namazi i akshamit falet kur njerëzit vijnë në Muzdelife, kurse i sabahut falet sapo paraqitet agimi. E kam parë tha ai** - Pejgamberin s.a.v.s. se i falte në atë kohë.[51]

---

51 Nga hadithi del përfundimi:
- është rregull-normë, që të thirret një ezan para fillimit të faljes së farzit të parë, dhe nga një ikamet për secilin farz;
- ndërmjet farzeve të namazeve të përmendura nuk falet namaz nafile, vullnetar.

باب من قدّم ضَعَفَةَ أهلِه بليل، فيقفون بالمزدلفة ويدعون، ويُقدِّمُ إذا غابَ القمرُ

١٦٧٦ — حدثنا يحيى بنُ بُكير حدثنا الليثُ عن يونُسَ عن ابنِ شهابٍ قال سالمٌ «وكان عبدُ اللهِ بن عمرَ رضيَ اللهُ عنهما يُقدِّم ضَعَفَةَ أهلِه فيقفونَ عندَ المَشعرِ الحرامِ بالمزدلفةِ بليلٍ فيذكرونَ اللهَ ما بَدا لهم، ثم يَرجِعونَ قبلَ أن يَقِفَ الإمامُ وقبلَ أن يَدفَعَ، فمنهم مَن يَقدَمُ مِنىً لصلاةِ الفجرِ، ومنهم من يَقدَمُ بعدَ ذلكَ، فإذا قَدِموا رَمَوُا الجمرةَ. وكان ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما يقول: أرْخَصَ في أولئكَ رسولُ اللهِ ﷺ»

## PËR ATË I CILI NATËN KA DËRGUAR ANËTARËT E FAMILJES SË VET MË TË DOBËT TË QËNDROJNË NË MUZDELIFE TË BËJNË LUTJE, NË KOHËN KUR PERËNDONTE HËNA

**1676.** - Na ka treguar Ibn Bukejri se i ka transmetuar Lejthi nga Junusi, ai nga Ibn Shihabi, se Salimi ka thënë:

**"Abullah b. Umeri r.a. i ka dërguar përpara se të shkojë vetë, anëtarët e familjes së vet më të dobët që të qëndronin në Muzdelife tek Mesh'ari-l-Haram dhe të lartësonin të Lartmadhërishmin All-llah, ashtu si kanë ditë më së miri, e pastaj ktheheshin (në Minne) para se të kryente imami qëndrimin në Muzdelife dhe para se të kthehej ai personalisht.**

**Dikush nga ata arrinte në Minne në kohën e sabahut, e dikush vinte pas asaj kohe dhe kurdo që vinin hudhnin guralecë në Xhemretu-l-akabe".**

Ibn Umeri r.a.thoshte:

"Këtyre këtë ua lejonte edhe Pejgamberi s.a.v.s."

١٦٧٧ — حدثنا سليمانُ بنُ حربٍ حدثنا حمّادُ بنُ زيدٍ عن أيوبَ عن عِكرمةَ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «بعثني رسولُ اللهِ ﷺ من جَمْعٍ بليل»

1677. - Na ka treguar Sulejman b. Harb, këtij i ka transmetuar Hammad b. Zejdi nga Ejjubi, ai nga Ikrime, e ky nga Ibn Abbasi r.a. se ka thënë:

**"Më ka dërguar Pejgamberi i All-llahut gjatë natës nga Muzdelife (për Minne)"**

١٦٧٨ — حدثنا عليٌّ حدثنا سفيانُ قال أخبرني عُبيدُ اللهِ بنُ أبي يزيدَ سمعَ ابنَ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما يقول «أنا مِن قدَّمَ النبيُّ ﷺ ليلةَ المزدلفةِ في ضَعَفَةِ أهلِه»

**1678.** - Na ka treguar Aliu, prej Sufjanit të cilit i ka transmetuar Ubejdullah b. Ehi Jezid nga Ibn Abbasi r.a. që thotë:

**"Unë jam nga ata të cilët Pejgamberi s.a.v.s. natën e Muzdelifes e ka dërguar (në Minne) përpara se të shkojë vetë me anëtarët e dobët të familjes së vet".**

١٦٧٩ — حدّثنا مسدّدٌ عن يحيى عن ابنِ جُرَيجٍ قال حدثني عبدُ اللهِ مولى أسماء عن أسماء أنها نزلت
ليلةَ جمعٍ عندَ المزدلفةِ فقامتْ تُصلي ، فصلّتْ ساعةً ثم قالت : يا بُنيّ هل غابَ القمرُ ؟ قلت : لا . فصلّتْ ساعةً ثم
قالت : هل غابَ القمرُ ؟ قلت : نعم . قالت : فارتحلوا ، فارتحلنا ومَضَينا ، حتى رمتِ الجمرةَ ، ثم رجعتْ فصلّتِ
الصبحَ في منزِلها . فقلتُ لها : يا هنتاهُ ، ما أرانا إلا قد غلّسنا . قالت : يا بُنيّ ، إن رسولَ اللهِ ﷺ أذِنَ للظُعُنِ »

**1679.** - Na ka treguar Musedded që transmeton nga Jahja, e ky nga Ibn Xhubejri i cili ka thënë se i ka kumtuar Abdullahu, robi liruar i Esmës, nga Esma, se ajo natën e Muzdelifes ka rënë në Muzdelife, pastaj është ngritur të falet dhe është falur një orë, e mandej ka pyetur:

- **O biri im! A ka perënduar hëna?**

- **Jo** - i thash unë.

Ajo, pastaj, u fal edhe një orë, dhe prap pyeti:

- **A ka perënduar hëna?**

- **Po** - iu përgjegja.

- **Të udhëtojmë pra** - tha ajo.

Ashtu udhtuam dhe kaluam deri sa i hudhi guralecat. Pastaj u kthye dhe fali sabahun në shatorin e vet, për çka i thash:

- **Zojë! më duket se ende është terr?**

- **Biri im! Pejgamberi s.a.v.s. këtë ua lejonte udhëtarëve.**

١٦٨٠ — حدّثنا محمدُ بنُ كثيرٍ أخبرنا سفيانُ حدثنا عبدُ الرحمنِ — هو ابنُ القاسمِ — عن القاسمِ عن
عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت : استأذنتْ سَودةُ النبيَّ ﷺ ليلةَ جمعٍ — وكانت ثقيلةً ثَبِطَةً — فأذِنَ لها »

**1680.** - Na ka treguar Muhammed b. Kethir, që thotë se i ka thënë Sufjani të cilit i ka transmetuar Abdurrahman b. Kasim nga Kasimi, ky nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

**"Sevda ka kërkuar leje nga Pejgamberi s.a.v.s. natën e Muzdelifes (të shkojë më heret). Ajo ecte ngadalë, prandaj ai e lejoi (të shkojë më heret)".**

١٦٨١ – حدثنا أبو نُعَيم، حدثنا أفلحُ بنُ حُميدٍ عن القاسمِ بنِ محمدٍ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت
«نَزَلنا المزدلفةَ، فاستأذنَتِ النبيَّ ﷺ سَودةُ أن تدفعَ قبلَ حَطْمةِ الناسِ - وكانتِ امرأةً بطيئةً - فأذِنَ لها،
فدفعَتْ قبلَ حَطمةِ الناسِ، وأقمنا حتى أصبحنا نحنُ، ثمَّ دفعنا بدفعِه، فلأنْ أكونَ استأذنتُ رسولَ اللهِ ﷺ
كما استأذنَتْ سَودةُ أحبُّ إليَّ مِن مَفروحٍ به»

**1681.** - Na ka treguar Ebu Nujam, nga Efleh b. Humejd, duke transmetuar nga Kasim b. Mahmud, e ky nga Aisheja r.a. se ka thënë"

"U ndalëm në Muzdelife dhe Sevda pastaj kërkoi leje ga Pejgamberi s.a.v.s. të kthehet (në Minne) para se të vërshonin njerëzit. Ajo ecte ngadalë, prandaj ky ia lejoi asaj këtë. Ashtu që ajo u kthye para se të bëhet tollovi, kurse ne kemi ndejtur (në Muzdelife) deri sa gdhiu. Pastaj jemi kthyer bashkë me Pejgamberin a.s.

Kam dëshiruar më shumë se çdo gjë tjetër, dhe kurrgjë nuk do të më gëzonte më tepër, t'i kisha kërkuar edhe unë leje Pejgamberit të All-llahut ashtu siç bëri Sevda.[52]

---

52 Nga Muzdelife shkohet në Minne, pasi të falet namazi i sabahut. Mirëpo personat e pafuqishëm sikur femrat, pleqtë, mund të nisen qysh gjatë natës së 11-ës ditë dhu-l-hixhe, dhe sabahun e falin në Minne.

Buajtja në Minne është vaxhib, por nuk është rit themelor i haxhit. Ai që nuk buan në Muzdelife, e ka për detyrë të presë kurban. Kështu mendon Ebu Hanife dhe juristët tjerë të shkollës së tij, pastaj Thevrije, Ahmedi, Is-haku, Ebu Thevr, kurse sipas një verzioni edhe Muhammed b. Idris. Po kështu mendojnë edhe: Ata'u, Zuhriu, Katade dhe Muxhahidi.

Shafi'iu konsideron se buajtja në Muzdelife është sunnet. Kështu mendon edhe Maliku, kurse Ibn Hazm e radhit në rite kryesore dhe themelore për haxh.

Alkame, Nehai dhe Shabiu kanë thënë: "Ai që nuk buan në Muzdelife nuk ka haxh, i ka mbetë pa kryer haxhi".

باب متى يصلّي الفجرَ بجمعٍ

١٦٨٢ - حدّثنا عمرُ بنُ حفصِ بنِ غياثٍ حدّثنا أبي حدّثنا الأعمشُ قال حدّثني عُمارةُ عن عبدِ الرحمنِ عن عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنه قال: «ما رأيتُ النبيَّ ﷺ صلّى صلاةً لغيرِ ميقاتِها، إلاّ صلاتينِ: جمعَ بينَ المغربِ والعشاءِ، وصلّى الفجرَ قبلَ ميقاتِها».

## FALJA E NAMAZIT TË SABAHUT NË MUZDELIFE

**1682.** - Na ka treguar Umer b. Hafs b. Gijath se i ka transmetuar babai i vet nga A'mesh, të cilit i ka transmetuar Umare, këtij Abdurrahmani, e ky nga Abdullahu r.a., i cili ka thënë:

---

Shafi'iu ka thënë: " Buajtja është e realizuar nëse haxhiu arrinë të jetë në Muzdelife të paktën një orë në gjysmën e dytë të natës".

Nga Maliku është transmetuar mendimi se të ndejurit në Muzdelife është vaxhib, kurse buajtja dhe qëndrimi me imamin sunnet.

Dhahiritët mendojnë se nuk i vlen haxhi personit që nuk arrin të falë namazin e sabahut me imam në Muzdelife, duke përjashtuar personat e pafuqishëm fizikisht, gratë dhe fëmijët.

Dijetarët e shkollës hanefite konsiderojnë se haxhiu është i detyruar të presë kurban, nëse pa ndonjë arsye nuk e zbaton qëndrimin pas kryerjes së namazit të sabahut.

Nga hadithet e përmendur del edhe përfundimi:

- personave të dobët fizikisht, që kanë arritur në Minne në mbarim të natës, u lejohet që të hudhin gurët në kohën kur sapo ka filluar agimi e deri në lindje të diellit. Ky është mendim i Ata'ut, Tavusi b. Kejsanit, Muxhahadit, Ibrahim Nehaiut, Sha'biut, Seid b. Xhubejrit dhe Shafi'iut.

Ijad ka deklaruar se Shafi'iu për persona të tillë lejon hudhjen e guralecave menjëherë pasë gjysmës së natës.

Sipas mendimit të Malikut hudhja e guralecëve lejohet vetëm pasi të fillojë agimi, por Thevri dhe Nehai thonë: "Nuk mund të hudhen guralecët deri kur të lind dielli". Këtë qëndrim e kanë edhe dijetarët hanefitë, por me një vërejtje: "Nëse haxhiu e kyren hudhjen e guralecëve përpara se lind dielli, me këtë ka bërë një gabim të vogël, por haxhin e ka të vlefshëm".

Tiramidhi në Sunenin e vet transmeton, me anë të Ibn Abbasit, se Pejgamberi e ka nisur familjen e vet nga Muzdelife natën, pak përpara se niset vetë dhe u ka thënë: "Mos hudhni guralecët pa dalë dielli!"

**"Nuk e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. që të ketë falur ndonjë namaz jasht kohës së caktuar, përveçse kur i ka bashkuar dy namaze: akshamin dhe jacinë, edhe e ka falur sabahun (në Muzdelife) para kohës së zakonshme (me terr)".**

١٦٨٣ - حدثنا عبدُ اللهِ بنُ رجاء حدثنا إسرائيلُ عن أبي إسحاقَ عن عبدِ الرحمنِ بنِ يزيدَ قال « خرجْنا مع عبدِ اللهِ رضيَ اللهُ عنه إلى مكةَ ، ثمَّ قدِمْنا جَمعاً فصلّى الصلاتَينِ : كلَّ صلاةٍ وحدَها بأذانٍ وإقامةٍ ، والعَشاءُ بينهما . ثم صلّى الفجرَ حينَ طلَعَ الفجر - قائلٌ يقول طلَعَ الفجرُ ، وقائلٌ يقول لم يَطلُعِ الفجر - ثم قال : إنَّ رسولَ اللهِ ﷺ قال : إنَّ هاتينِ الصلاتَينِ حُوِّلَتا عن وَقتِهما في هٰذا المكانِ : المغربَ والعِشاء ، فلا يَقدَمُ الناسُ جَمعاً حتى يُعتِموا ، وصلاةَ الفجرِ هٰذهِ الساعةَ . ثم وقفَ حتى أسفرَ ثم قال : لو أنَّ أميرَ المؤمنينَ أفاضَ الآنَ أصابَ السنَّةَ . فما أدري أقولُهُ كانَ أسرعَ أم دَفعُ عثمانَ رضيَ اللهُ عنه ، فلم يزلْ يُلبِّي حتى رمى جَمرةَ العقبةِ يومَ النحر »

**1683.** - Na ka treguar Abdullah b. Rexha se i ka transmetuar Israil ky e ka dëgjuar nga Ebi Is-haku, ky nga Abdurahman b. Jezidi i cili ka thënë:

"Kemi dal me Abdullah b. Mes'udin deri në Mekke dhe erdhëm në Muzdelife. Dhe aty, ka falë dy namaze veç e veç, madje secilin namaz me një ezan dhe një ikamet, që i ndante vetëm darka. Sabahun e ka falur më vonë, sapo vërehej agimi. Dikush thoshte: **"U bë agim, gdhini"**, e dikush: **"Akoma nuk ka gdhi"**.

Pastaj Abdullahu shton: - Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"Këta dy namaze kanë luajtur kohën e caktuar vetëm në këtë vend, d.m.th. akshami dhe jacia, dhe njerëzit nuk është e domosdoshme të arrijnë në Muzdelife deri në natën e vonë (jaci), kurse sabahu falet mu në këtë moment".**

Ka qëndruar në këmbë derikur është gdhirë, e pastaj ka thënë: **"Po të ishte kthyer eprori i besëdrejtëve nga (Minna) tash, do të vepronte sipas synnetit".**

- **Nuk e di** - tha Abdurr-rrahmani - **a ishte më e shpejt deklarata e Abdullahut apo këthimi i Osmanit (në Muzdelife).**

Abdullah b. Mes'ud nuk e ndërpreu shqiptimin e telbijes derisa nuk i hodhi guralecët (e parë) në Xhemretu-l-Akabe".

باب متى يُدفَعُ من جَمعٍ

١٦٨٤ — حدثنا حَجّاجُ بنُ مِنهالٍ حدَّثنا شُعبةُ عن أبي إسحاقَ سمعتُ عمرَو بنَ مَيمونٍ يقول « شهِدتُ عمرَ رضيَ اللهُ عنه صلّى بجَمعٍ الصبحَ ، ثم وقفَ فقال : إنَّ المشركينَ كانوا لا يُفيضونَ حتى تَطلُعَ الشمسُ ، ويقولون : أشرِقْ ثَبيرُ . وانَّ النبيَّ ﷺ خالفَهم ، ثمَّ أفاضَ قبلَ أن تَطلُعَ الشمسُ »

## KUR KTHEHET HAXHIU NGA MUZDELIFE

**1684.** - Na ka treguar Haxhxhaxh b. Minhal se i ka transmetuar Shu'be nga Ebi Is-haku i cili ka thënë:

- E kam dëgjuar Amr b. Mejmunin që po thoshte:

"Kam qenë prezent kur Umeri në Muzdelife e ka falur sabahun, pastaj pas një qëndrimi tha: **"Politeistët nuk janë këthyer (nga Muzdelife) deri sa të paraqitej dielli dhe thoshin: - Dil o Thebir (i ndriçuar)!"**

Pejgamberi s.a.v.s. u është kundërvënë dhe është kthyer para se të dalë dielli".

باب التَّلبيةِ والتكبيرِ غداةَ النحرِ حينَ يَرمي الجمرةَ ، والارتدافِ في السيرِ

١٦٨٥ — حدثنا أبو عاصمٍ الضحّاكُ بنُ مَخلَدٍ أخبرَنا ابنُ جُرَيجٍ عن عَطاءٍ عن ابنِ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما « انَّ النبيَّ ﷺ أردفَ الفضلَ ، فأخبرَ الفضلُ أنهُ لم يَزَلْ يُلبّي حتى رمى الجمرةَ »

## KËNDIMI I TELBIJES DHE TEKBIRIT NË MËNGJES DITËN E DHJETË. DHU-L-HIXHE KUR HAXHIU HUDH GURALECËT NË XHEMRETU-L-AKABE DHE KALËRIMI ME NJË DEVE (PAS SHPINËS SË KALORSIT) GJATË UDHËTIMIT

**1685.** - Na ka treguar Ebu Asim Dahhak b. Mahled se i ka transmetuar Ibn Xhurejxh nga Ata'u, ky nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. e ka vënë pas vetes në deve Fadlin, kurse ai ka thënë se Pejgamberi i All-llahut nuk e ka ndërprerë këndimin e telbijes deri sa ka hudhur guralecët (e parë) në Xheretu-l-Akabe.

١٦٨٦، ١٦٨٧ - حدثنا زهير بن حرب حدثنا وهب بن جرير حدثنا أبي عن يونس الأيلي عن الزهري عن عبيد الله بن عبد الله عن ابن عباس رضي الله عنهما « أن أسامة بن زيد رضي الله عنهما كان ردف النبي ﷺ من عرفة إلى المزدلفة، ثم أردف الفضل من المزدلفة إلى منى، قال فكلاهما قالا: لم يزل النبي ﷺ يلبي حتى رمى جمرة العقبة »

**1686. - 1687.** - Na ka treguar Zuhejr b. Harb, të cilit i ka transmetuar Vehb. b. Xherir e ky e ka dëgjuar nga babai i vet, ky nga Junus El-Ejlije, ai nga Zuhriu, kurse ai nga Ubejdullah b. Abdullah, e ky pra, nga Ibn Abbasi r.a. se **Usame b. Zejd r.a. ka hipur në të njëjtën deve, pas shpinës së Pejgamberi s.a.v.s. nga Arefati deri në Muzdelife, kurse nga Muzdelife deri në Minne e ka hipur në deve, pas shpine Fadlin, dhe që të dy, thotë Ibn Abbasi, kanë deklaruar: "Pejgamberi s.a.v.s. nuk e ndërpriste këndimin e telbijes deri sa të hudhte guralecët e parë në Xhemretu-l-Akabe.**[53]

53 Përkitazi me kohën kur pushon këndimi i telbijes ka mendime të ndryshme. Shumica mendojnë se këndimi i telbijes nuk ndërpritet kur të hudhet guri i parë në Xhemretu-l-akabe. Ky mendim transmetohet nga Ibn Mes'udi, Ibn Abbasi, por e kanë përvehtësuar edhe: Ata'u, Tavusi, Nehaiu, Thevriu, Ebu Hanife, Ahmedi dhe Is-haku Transmetohet se h. Aliu sa herë që ka bërë haxhillëk telbijen e ka kënduar gjithmonë, dhe e ndërpriste në Arafat, ditën e 9. dhu-l-hixhxhes, kur perëndonte dielli. Maliku ka thënë se kjo praktikë është përfillur nga njerëzit e dijshëm të qytetit të tyre.

Ibn Shihabi thotë: "Ashtu kanë vepruar Ebu Bekri, Umeri, Osmani dhe Aisheja". Po këtë qëndrim e transmeton Ibn Mundhir nga Sa'di.

Ibn Zubejri thoshte: "Lutja më e mirë në ditën e Arafatit është tekbiri".

Ka mendime të ndryshme lidhur me ndërprerjen e telbijes në Xhemretu-l-akabe. Imam Thevri, Ebu Hanife, Shafi'iu dhe Ebi Thevr thonë: "Këndimi i telbijes pushon me hudhjen e guralecit të parë në Xhemretu-l-akabe". Ahmedi, Is-haku edhe disa tjerë konsiderojnë se këndimin e telbijes duhet ndërprere, pasi të kryhet hudhja e tërë guralecave në Xhemretu-l-akabe. Këta, përveç haditheve të përmendur, mbështeten edhe në deklarata të as-habëve, se Muhammedi a.s. nuk e ndalte këndimin e telbijes deri kur i hudhte të gjithë guralecët në Akabe. Gjithashtu bazohen edhe në deklaratën e Fadil b. Abbasit, të cilën e ka evidentuar Ibn Huzejme në kolekcionin e tij të haditheve sipas këtij verzioni: "U ktheva nga Arafati me Pejgamberin a.s. dhe ai nuk e ndalte këndimin e telbijes deri kur i hudhi të gjithë guralecët në Xhemretu-l-akabe. Për çdo gurë që e hudhte këndonte

tekbir, kurse këndimin e telbijes e ka ndal me hudhjen e guralecit të fundit".

Bejheki e mohon besueshmërinë e transmetimit për pjesën e fundit të deklaratës së Fadlit.

Dhehebiu ka thënë: "Pasi që Pejgamberi a.s. për çdo guralec të hudhur, me të vërtetë, ka kënduar tekbir, tregon se ai ka ndal këndimin e telbijes me hudhjen e guralecit të parë". Veprimi i përmendur ka të bëjë vetëm me personin i cili kryen vetëm haxhin, ndërsa ai që kryen vetëm umren pushon së kënduari telbijen sapo të hyjë në harem të Mekkes. Disa dijetarë thonë: "Mu'temiri nuk do të ndërpresë këndimin e telbijes deri kur të shohë shtëpiat e Mekkes, kurse të tjerët thonë deri kur të shtëpiat e Mekkes - në vendin me shtëpi të Mekkes.

Ebu Hanife ka thënë: "Mu'temiri nuk pushon së kënduari telbijen deri kur të prekë Haxheru-l-esvedin, dhe sapo ta prekë atë ndërpret këndimin e telbijes".

Lejthi ka deklaruar: "Mu'temiri ndërpret këndimin e telbijes kur arrin në Qabe, kurse Shafi'iu ka thënë: "Mu'temiri nuk e ndërpret këndimin e telbijes deri kur të fillojë tavafin rreth Qabes".

Maliku ka thënë: "Nëse mu'temiri ka vesh ihramin në mikat, ai ndërpret këndimin e telbijes kur hyn në Harem të Mekkes, por nëse ka hyrë në ihram prej vendit Xhiran ose Ten'im, ai pushon së kënduari telbijen me të hyrë në lagjën e Mekkes ose në Harem të Qabes".

Ebu Hanife i përmbahet deklaratës vijuese të Ibn Abbasit: "Mu'temiri ndërpret këndimin e telbijes pasi të prekë Haxheru-l-esvedin - Gurin e Zi".

Ibn Mes'udi ka thënë: "Mu'temiri nuk ndëpret këndimin e telbijes deri kur të kryejë plotësisht të gjitha ceremonitë e umres".

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

*Në emër të All-llahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

باب ﴿فمن تمتع بالعمرة الى الحج فما استيسر من الهدى ، فمن لم يجد فصيام ثلاثة أيام فى الحج وسبعة إذا رجعتم تلك عشرة كاملة ، ذلك لمن لم يكن أهله حاضرى المسجد الحرام﴾ ١٩٦ البقرة

١٦٨٨ — حدثنا إسحاق بن منصور أخبرنا النضر أخبرنا شعبة حدثنا أبو جمرة قال « سألت ابن عباس رضى الله عنهما عن المتعة فأمرنى بها ، وسألته عن الهدى فقال فيها جزور أو بقرة أو شاة أو شرك فى دم . قال : وكأن ناسا كرهوها ، فنمت فرأيت فى المنام كأن إنسانا ينادى : حج مبرور ، ومتعة متقبلة . فأتيت ابن عباس رضى الله عنهما فحدثته ، فقال : الله أكبر ، سنة أبى القاسم ﷺ »

قال وقال آدم ووهب بن جرير وغندر عن شعبة « عمرة متقبلة ، وحج مبرور »

## AI QË DO TË SHËRBEHET ME UMRE DERI NË HAXH, DO TË PRES KURBAN SIPAS MUNDËSISË

Ai që nuk mund të gjejë, do të agjërojë tri ditë gjatë kohës së haxhit dhe shtatë ditë pasi të kthehet, që gjithsejt janë dhjetë ditë. Kjo është për atë, familja e të cilit nuk prezenton në Mesxhidu-l-Haram".

**1688.** - Na ka treguar Is-hak b. Mensur se i ka kumtuar Nadr nëpërmjet Shu'bes se Ebu Xhemre ka deklaruar:

E kam pyetur Ibn Abbasin r.a për **"mut'a"**, dhe këtë ma urdhëroi, kurse për kurban kur e pyeta, më tha: **"Kurbani është në mut'a"**: deve, lopë. ose dele, ose pjesëmarrja në një kurban të madh".

Ebu Xhemre ka thënë: **"Njerëzit sikur e kanë nënçmuar "mut'an". Më vonë më mori gjumi dhe në ëndërr pashë një njeri duke bërtitur: "Ky haxh është kryer pa gabime dhe është i pranuar te All-llahu, edhe "mut'a" është e vlefshme".** Kam shkuar te Ibn Abbasi r.a. dhe ia tregova

këtë. Ai tha: **"All-llahu është i madh! Kjo është praktikë e Ebu-l-Kasimit s.a.v.s.".**

Ebu Abdullah (Buhariu) thotë: - Adem (b. Ebi Ijas), Vehb b. Xherir dhe Gunder, duke transmetuar nga Shub'be kanë thënë: **"Umre e pranuar dhe haxhi i kryer pa të meta, te All-llahu është i vlefshëm (janë punë më të dashura te All-llahu".**[1]

باب ركوب البدن ، لقوله [ ٣٦ الحج ] : ﴿ والبُدْنَ جعلناها لكم من شعائر الله لكم فيها خير ، فاذكروا اسمَ الله عليها صَوافَّ ، فإذا وَجَبتْ جُنوبُها فكلوا منها وأطعموا القانعَ والمُعترَّ ، كذلك سخَّرناها لكم لعلكم تشكرون . لن ينالَ اللهَ لحومُها ولا دماؤها ولكن يَنالهُ التقوى منكم ، كذلكَ سخَّرها لكم لتُكبِّروا اللهَ على ما هداكم وبَشِّرِ المحسنين ﴾ . قال مجاهد : سُمِّيتِ البُدْنَ لبَدَنِها . والقانعُ : السائلُ ، والمعترُّ : الذي يعترُّ بالبُدنِ من غنيّ أو فقير . وشعائرُ الله : استعظامُ البُدنِ واستحسانُها . والعتيق : عِتقُه من الجبابرة . ويقال وَجَبتْ : سقطت الى الارض ، ومنه وَجبتِ الشمسُ

## PËR HIPJEN NË DEVE SIPAS FJALËVE TË ALL-LLAHUT "DEVET I KEMI BËRË ARGUMENT TË FUQISË SË ALL-LLAHUT"

**"Kurse devet, atë ua kemi bërë një nga zakonet e All-llahut, ku ju keni dobi. Prandaj përmendeni emrin e All-llahut mbi to në radhë, por kur të bijnë në tokë hani nga ato dhe ushqeni si ata që janë mirënjohës si ata që nuk janë. Ashtu ua kemi vënë në shërbim tuajin (kurbanët) ndoshta do të jeni mirënjohës. Tek All-llahu nuk arrinë mishi i tyre as gjaku i tyre, por do të arrij vepra e mirë dhe me sinqeritet nga ana juaj; Ashtu ua ka nënshtruar për ta madhëruar All-llahun për shkak se u ka udhëzuar. Dhe, merru sihariq bëmirësve!".**

١٦٨٩ - حدثنا عبدُ الله بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن أبي الزِّنادِ عن الأعرجِ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه « أنَّ رسولَ الله ﷺ رأىٰ رجلاً يَسوقُ بَدَنةً فقال : اركبْها . فقال : إنها بدَنة . فقال : اركبْها . قال : إنها بدَنة . قال : اركبْها وَيلَكَ ، في الثالثةِ أو في الثانية »

---

1 shprehjen "el-atik". "Jo, vetëm kaq! E kush madhëron traditat e All-llahut, ajo është shenjë e zemrës fisnike."

**1689.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, se i ka transmetuar Maliku nga Ebu Zinadi, ai nga A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. e ka parë një njeri që e kishte vënë përpara një deve, dhe i tha:

- **Hipi!**

- **Kjo është deve (për kurban)** - i tha ai.

- **Hipi!** - tha përsëri Pejgamberi.

- **Kjo është deve (për kurban)** - e përsëriti njeriu.

Në urdhërin e tretë a të dytë, i ka thënë: "**Hipi ore i mjerë: I mjeri ti!**"

١٦٩٠ – حدثنا مسلمُ بنُ إبراهيمَ حدَّثنا هشامٌ وشعبةُ قالا حدَّثنا قتادةُ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه «أنَّ النبيَّ ﷺ رأى رجُلاً يَسوقُ بَدَنةً فقال: اركبْها. قال: إنها بَدَنة. قال: اركبْها. قال: إنها بَدَنة. قال: اركبْها. ثلاثاً»

**1690.** - Na ka treguar Muslim b. Ibrahim se i kanë transmetuar Hishami dhe Shu'be nga Katade, e ky nga Enes r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. e ka parë një njeri duke i grahur deves për kurban, dhe i ka thënë:

- **Hipi!**

- **Po kjo është deve (për kurban)** - i thotë ai.

- **Hipi!** - e përsërit Pejgamberi.

- **Kjo është deve (për kurban)** i përgjigjet ky përsëri.

- **Hipi!** - i thotë Pejgamberi a.s. herën e tretë.[2]

---

2 Nga hadithi i përmendur rezulton:

- është e lejuar të hipish në deven e caktuar për kurban. Ahmed b. Hanbeli në Muvatta'ain e vet transmeton se e kanë pyetur h. Aliun lidhur me kalërimin në deven e caktuar për kurban, e ai është përgjegjur: "Nuk ka asgjë të keqe të kalërosh. Pejgamberi kaloi afër disa këmbësorëve dhe i urdhëroi që t'u hipin deveve që i kishin për kurban".

Pasi që hadithet e lartpërmendur kanë kuptim përgjithësues, komentimet e dijetarëve janë të ndryshme. Urve b. Zubejri, Ahmedi, Is-haku dhe dhahiritët, kalërimin me kurban e kushtëzojnë me nevoja të ndryshme të haxhiut, siç janë pafuqishmëria, lodhja, sëmundja etj. Këtë qëndrim e ka Ahmedi, Is-haku, shafi'ijtë, Hasan Basriu, Ata'u, Ebu Hanife dhe shumë as-habë të dijshëm.

باب من ساق البُدْنَ معه

١٦٩١ — حدثنا يحيى بن بكير حدثنا الليث عن عُقيل عن ابن شهاب عن سالم بن عبد الله أن ابن عمر
رضي الله عنهما قال « تمتّع رسول الله ﷺ في حجة الوداع بالعمرة إلى الحج، وأهدى فساق معه الهدي من
ذي الحُليفة، وبدأ رسول الله ﷺ فأهلّ بالعمرة، ثم أهلّ بالحج، فتمتّع الناس مع النبي ﷺ بالعمرة إلى
الحج، فكان من الناس من أهدى فساق الهدي، ومنهم من لم يُهدِ. فلما قدِم النبي ﷺ مكة قال للناس:
من كان منكم أهدى فإنه لا يحِلّ لشيء حَرُم منه حتى يقضي حجّه، ومن لم يكن منكم أهدى فليطف بالبيت
وبالصفا والمروة وليُقصّر وليحلِل ثم ليُهِلّ بالحج، فمن لم يجد هديًا فليصم ثلاثة أيام في الحج وسبعة إذا رجع
إلى أهله. فطاف حين قدم مكة، واستلم الركن أول شيء. ثم خبّ ثلاثة أطواف ومشى أربعًا، فركع حين
قضى طوافه بالبيت عند المقام ركعتين، ثم سلّم فانصرف فأتى الصفا، فطاف بالصفا والمروة سبعة أطواف، ثم لم
يحلِل من شيء حرُم منه حتى قضى حجّه ونحر هديه يوم النحر وأفاض فطاف بالبيت، ثم حلّ من كل شيء
حرُم منه، وفعل مثل ما فعل رسول الله ﷺ من أهدى وساق الهدي من الناس »

## GRAHJA E DEVEVE PËR KURBAN

**1691.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr se i ka transmetuar Lejth ky e ka dëgjuar nga Ukajli, ky nga Ibn Shihabi, ai nga Salim b. Abdullahu se Ibn Umeri r.a. ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. në Haxhxhetu-l-veda është shërbyer me umre deri në ditët e haxhxhit, madje mori edhe kurban. Ai i grahi këtij kurbani, e mori me vete, prej Dhu-l-Hulejfe. Kështu Pejgamberi s.a.v.s. e filloi haxhin, hyri në ihram për umre, e pastaj (në Mekke) vendosi për haxh. Edhe ata që ishin

---

Ka dijetarë që kalërimin në kurban, pa ndonjë nevojë serioze, e trajtojnë si mekruh. Ky mendim është transmetuar nga Shafiu dhe Maliku.

Ibrahim Nehai mendon se haxhiu që është i lodhur mund të hip në kurbanin e vet aq sa ka nëvojë për çlodhje. Ibn Abdu-l-Berri këtë kalërim e quan detyrë për haxhiun, në mënyrë që sa më shumë t'i kundërvihet traditës së periudhës pagane.

Përfaqësuesit e të gjitha shkollave tradicionale, përveç Malikut, lejojnë që haxhiu të ngarkojë në kurban teshat e veta;

- njerëzit e dijshëm duhet gjithmonë t'i udhëzojnë ata që nuk janë të informuar, dhe këtë ta bëjnë duke përsëritur një çeshtje disa herë, deri sa ajo të kuptohet si duhet.

me Pejgamberin s.a.v.s. janë shërbyer me umre deri në kohën e haxhxhit. Nga ata kishte që kishin siguruar kurban dhe e kishin marrë me vete, por kishte edhe të atillë që nuk e kishin siguruar.

Kur arriti në Mekke Pejgamberi s.a.v.s., u tha atyre njerëzve: **"Cilido prej jush që ka siguruar kurban, nuk i lejohet asgjë të bëjë nga ato që i ka pasë më heret të ndaluara, deri kur ta kryej edhe haxhin, ndërsa kush nuk ka siguruar kurban, le të rruhet dhe le të dalë nga ihrami, e më vonë le të hyjë prapë në ihram për haxh. Kush nuk gjen kurban, le të agjërojë tri ditë gjatë haxhit dhe shtatë ditë kur të kthehet në shtëpi".**

Pejgamberi s.a.v.s. e kryente tavafin rreth Qabes sapo arrinte në Mekke dhe puna e parë që bënte ishte prekja e Gurit të Zi, e pastaj duke kërcyer, shkundej, në tre tavafët e parë, kurse në katër të fundit ecte si zakonisht. Kur e ka kryer tavafin rreth Qabes, i ka falur dy rekate te Mekami Ibrahim, ka dhënë selam, është kthyer dhe ka shkuar në Safa dhe ndërmjet Safa dhe Merves i ka bërë shtatë veprime. Atij nuk i lejohej të bëjë asgjë nga ajo që e ka pasë edhe më heret të ndaluar, deri sa t'i kryente të gjitha ritualet e haxhit; derisa ditën e parë të Bajramit të priste kurbanin, të këthehej dhe të kryente tavafin e fundit rreth Qabes, pas të cilave veprime i lejohej të bëjë të gjitha ato që (gjatë ihramit) i kishte të ndaluara.

Kushdo që kishte siguruar kurban, vepronte ashtu siç vepronte Pejgamberi s.a.v.s. Mirëpo këtë kurban e bënte vetëm dikush prej atyre që merrnin pjesë në haxh.

١٦٩٢ — وعن عُروةَ أنّ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها أخبرَتهُ عنِ النبيِّ ﷺ في تمتُّعِهِ بالعُمرةِ الى الحجِّ ، فتمتَّعَ
الناسُ معهُ بمثلِ الذي أخبرَني سالمٌ عنِ ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما عن رسولِ اللهِ ﷺ »

**1692.** - Është transmetuar nga Urve se Aisheja r.a. duke transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. e ka informuar për kryerjen e umres deri në kohën e haxhit dhe se njerëzit e tjerë bashkë me të kanë hyrë në ihram për umre, duke pas për qëllim që pas kësaj të kryejnë haxhin në të njëjtin vit. Kjo përputhet me atë që lajmëron Salimi nga Ibn Umeri r.a. e ai nga Pejgamberi s.a.v.s..

باب من اشترى الهدى من الطريق

١٦٩٣ — حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد عن أيوب عن نافع قال « قال عبد الله بن عبد الله بن عمر رضي الله عنهم لأبيه: أقم فإني لا آمنها أن تصد عن البيت. قال: إذن أفعل كما فعل رسول الله ﷺ، وقد قال الله ﴿لقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة﴾ فأنا أشهدكم أني قد أوجبت على نفسي العمرة. فأهل بالعمرة. قال: ثم خرج حتى إذا كان بالبيداء أهل بالحج والعمرة وقال: ما شأن الحج والعمرة إلا واحد. ثم اشترى الهدى من قديد، ثم قدم فطاف لهما طوافاً واحداً، فلم يحل حتى حل منهما جميعاً »

## BLERJA E KURBANIT GJATË RRUGËS (PËR MEKKE)

**1693.** - Na ka treguar Ebu-n-Nu'man, që i ka treguar Hammade ky nga Ejjubi, ky nga Nafi'u i cili thotë:

Abdullah b. Abdullah b. Umer r.a. i ka thënë babës së vet: **"Hiq dorë (nga haxhi) se unë nuk jam i sigurt për tollovinë që mund të të pengojë në vizitën e Qabes".**

- Atëherë pra do të veproj - tha Abdbullahu - sikurse ka vepruar Muhammedi a.s. kurse All-llahu xh.sh. ka thënë: **"Ju te Pejgamberi i All-llahut, pa dyshim keni shembullin më të mirë".** Unë po ju marrë për dëshmitar, se e kam bërë nijet për umre.

Pastaj ai, thotë Abdullahu, hyri në ihram (nga shtëpia e vet), dhe u nis. Kur ishte në Bejda, këndoi telbijen për haxh dhe umre duke thënë: **"Haxh dhe umre nuk janë diçka të veçanta, janë të lidhura mes veti".** Mandej ka blerë kurban për vete në Humejd, erdhi (në Mekke) bëri nga një tavaf (rreth Qabes, si edhe Safa dhe Merve), në mënyrë të veçant për umre, e më vonë në mënyrë të veçant për haxh, dhe nuk doli nga ihrami derisa nuk i kreu të dyja këto detyra së bashku (umre dhe haxh).

باب من أشعر وقلد بذي الحليفة ثم أحرم

وقال نافع: كان ابن عمر رضي الله عنهما إذا أهدى من المدينة قلده وأشعره بذي الحليفة يطعن في شق سنامه الأيمن بالشفرة، ووجهها قبل القبلة باركة

## SHENJIMI I DEVES-KURBAN NË DHU-L-HULEJFE

Duke ia shpuar gungën, duke ia lyer me gjakun e saj, dhe duke i ngjitur qafore në qafë, e pastaj veshja në ihrami.

Nafi'u thotë: "**Ibn Umeri r.a. kur i grahte deves-kurban, nga Medina, ia ngjiste qaforën në Dhu-l-Hulejfe dhe me gjakun që i dilte nga të shpuarit e gungës e lyente, mandej me tehun e thikës ia preu anën e djathtë të gungës, e ajo duke qëndruar në gjunj ishte e kthyer kah Kibla".**[3]

١٦٩٤ ، ١٦٩٥ — حدثنا أحمد بن محمد أخبرنا عبد الله أخبرنا معمر عن الزهري عن عروة بن الزبير عن المسور بن مخرمة ومروان قالا « خرج النبي ﷺ زمن الحديبية في بضع عشرة مائة من أصحابه حتى إذا كانوا بذي الحليفة قلد النبي ﷺ الهدي وأشعر وأحرم بالعمرة »

---

3 Prerja e gungës së deves dhe lyrja me gjakun që rrjedh nga gunga e deves është shenj për të dalluar kurbanin nga mesi i kurbanëve të haxhinjëve të tjerë.
Për mënyrën e zbatimit të këtij akti ka disa mendime.
Ebu Jusufi dhe Muhammedi kanë thënë: Gunga prehet në anënë e majtë poshtë, aq sa të rrjedhë vetëm pak gjak".
Ibn Hammadi ka transmetuar nga Ahmedi se gjaku lëshohet nga ana e majtë e gungës sepse kështu ka vepruar edhe Abdullah b. Umer. Këtë mendim e përfill edhe Maliku. Eshbetij në komentimin e tij që i bën Muvetta'it thotë: "Prerja e gungës së deves është e lejuar edhe nga ana e djathtë edhe nga ana e majtë, ngase Ibn Umeri këtë e bënte disa herë nga ana e djathtë disa herë nga e majta".
Shumica e dijetarëve janë përcaktuar për anën e djathtë, siç janë: Shafi'iu, Is-haku etj. Këta mbështeten në deklaratën e Ibn Abbasit të cilën Muslimi e regjistron në këtë variantë: "Pejgamberi a.s. e fali drekën në Dhu-l-Hulejfe, pastaj kërkoi një deve dhe ia preu, një grimë, gungën nga ana e djathtë dhe me gjakun që i rrodhi prej aty e ka lyer, e pastaj i vuri për qafe këpucën".
Të njejtën deklaratë e ka evidentuar edhe Ebu Davudi në Sunenin e vet, duke i shtuar: "...gjakun që i rrodhi me dorë të vet ia ka lyer...".
Pjesa dërmuse e dijetarëve konsideron se ky lëshim i gjakut është sunnet. Ibn Ebi Shejbe në Musannefin e vet, transmeton me sened, se Ibn Abbasi ka thënë: "Nëse dëshiron lëshoje gjakun nga gunga e deves, e nëse nuk do, mos i lësho gjak!".
Qëllimi i këtij shenjimi është:
- tërheqja vërejtje vjedhësve se kafsha është e caktuar për kurban, prandaj të mos e prekin;
- u tërhiqet vërejtja të varfërve se në ditën e Bajramit mund të marrin pa pagesë mish, sa kanë nevojë.
Ky shenjim bëhet vetëm tek devet, por Sha'bi dhe Ebu Thevr thonë se kjo bëhet tek të gjitha gjedhet-kafshët e mëdha.

**1694. - 1695.** - Na ka treguar Ahmed b. Muhammed se e ka informuar Abdullahu që i ka transmetuar Ma'meri nga Zuhriu, ky nga Urve b. Zubjeri, ai nga Misver b. Mahreme dhe Mervani:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka dalë nga Medineja (vitin e Hudejbijes me nga rreth një mijë shokë të vet dhe kur ishin në Dhu-l-Hulejfe, Pejgamberi s.a.v.s. deves së vet për kurban i vari në qafë këpucën dhe e lyejti me gjak nga gunga e saj e prerë dhe hyri në ihram për umre".**

١٦٩٦ — حدثنا أبو نعيم حدثنا أفلح عن القاسم عن عائشة رضي الله عنها قالت « فتلت قلائد بدن
النبي ﷺ بيدي، ثم قلدها وأشعرها وأهداها، فما حرم عليه شيء كان أحل له »

**1696.** - Na ka treguar Ebu Nuajm, nga Efleh që transmeton nga Kasimi e ai nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

**Me duart e mia kam thurë qafore për devet e Pejgamberit s.a.v.s. e ai pastaj i varte secilës dhe e lyente me gjak nga gunga e shpuar pak dhe i niste për Mekke për kurban dhe nuk kishte të ndaluar asnjësend që deri atëherë e ka pasur të lejuar".**[4]

باب فتل القلائد للبدن والبقر

١٦٩٧ — حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن عبيد الله قال أخبرني نافع عن ابن عمر عن حفصة رضي الله
عنهم قالت « قلت: يا رسول الله ما شأن الناس حلوا ولم تحلل أنت؟ قال: إني لبدت رأسي وقلدت هديي،
فلا أحل حتى أحل من الحج »

---

4 Nga hadithet e përmendura del si përfundim:

- shenjimi i përmendur i kurbanit bëhet menjëherë para se të vishet ihrami;
- varja e qafores dhe prerja e gungës tek deveja, për ta lyer me gjakun e vet, janë akte të caktuara me sheriat.

Ibn Batal ka thënë: "Ai që vendos të vesh ihramin për haxh dhe umre dhe ka me vete kurban, do ta shenjojë tek në mikat, ngase kështu ka vepruar edhe Muhammedi a.s. në Hudejbij dhe në ditët e Haxhit Lamtumirës;

- shenjimni më i mirë i kurbanit është të jesh personalisht me te, kurse gruaja mund t'ia besojë përcjellësit të vet ose ndonjë tjetri.

## THURJA E QAFOREVE PËR DEVE DHE LOPË

**- të dedikuar për kurban -**

**1697.** - Na ka treguar Musedded të cilit i ka thënë Jahja e ky e ka dëgjuar nga Ubejdullahu të cilit i ka kumtuar Nafi'u nga Ibn Umeri, ky nga Hafsa r.a. e cila ka thënë:

**"O Pejgamber i All-llahut, ç'është me këta njerëz? Ata kanë dalë nga ihrami, e ti jo!".**

- Unë - tha ai - **kam ngjitur flokët e mia dhe i kam varë qaforen kurbanit tim, dhe nuk do të lirohem nga ihrami deri kur të kryej haxhin.**

١٦٩٨ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ حدثنا الليثُ حدثنا ابنُ شهابٍ عن عُروةَ وعن عَمرةَ بنتِ عبدِ الرحمنِ أنّ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت «كان رسولُ اللهِ ﷺ يُهدِي منَ المدينةِ، فأفتِلُ قلائدَ هَدْيِه، ثمّ لا يَجتنبُ شيئاً مما يَجتنبُهُ المحرِمُ»

**1698.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka transmetuar Lejthi, këtij Ibn Shihabi nga Urve dhe Amr b. Abdurrahman, se Aisheja r.a. ka thënë:

"Pejgamberi i All-llahut ka nisë një kurban nga Medineja për Mekke. Unë atij kurbani ia kam thurur qaforen dhe ai pastaj nuk është shmangur nga asgjë, nga të cilat shmanget muhrimi.

باب إشعارِ البُدْنِ

وقال عُروةُ عنِ المِسْوَرِ رضيَ اللهُ عنه «قلّدَ النبيُّ ﷺ الهَدْيَ وأشعَرَهُ وأحرَمَ بالعُمرةِ»

١٦٩٩ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ مَسلمةَ حدثنا أفلحُ بنُ حُميدٍ عنِ القاسمِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت «فتلتُ قلائدَ هَدْيِ النبيِّ ﷺ، ثمّ أشعَرَها وقلّدَها — أو قلّدتُها — ثمّ بعثَ بها إلى البيتِ وأقامَ بالمدينةِ فما حَرُمَ عليهِ شيءٌ كان لهُ حِلٌّ»

## TË PRERIT E GUNGES SË DEVES DHE LYERJA ME GJAK NËPËR GUNGË

Urve, duke transmetuar nga Misveri a.r., ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. në Dhu-l-Hulejfe ia ka varë qaforen deves së vet për kurban, ia ka lyer me gjak që i rridhte nga gunga e prerë e pastaj ka hyrë në ihram për umre".**

**1699.** - Na ka treguar Abdullah b. Mesleme se i ka transmetuar Eflah b. Humejd nga Kasimi, ky nga Aisheja r.a. që ka thënë:

**"Kam thurur qaforen për deven-kurban, të Pejgamberit s.a.v.s. dhe ai, duke e lyer me gjakun e gungës së prerë të saj, ia vari për qafe,** ose - thotë Kasimi - ka thënë: **"I kam varë unë". Pastaj e nisi për në Qabe, kurse ai mbeti në Medine dhe nuk ka pasur asgjë të ndaluar nga ato punë që i ka pasur të lejuara më përpara".**

**باب** مَن قَلَّدَ القَلائِدَ بِيَدِه

١٧٠٠ — **حدثنا** عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن عبدِ اللهِ بنِ أبي بكرِ بنِ عمرِو بنِ حَزمٍ عن عَمرةَ بنتِ عبدِ الرحمٰنِ أنها أخبرَتْهُ «أنّ زيادَ بنَ أبي سفيانَ كتبَ الى عائشةَ رضيَ اللهُ عنها: إنَّ عبدَ اللهِ بنَ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال: مَن أهدَى هَدْياً حَرُمَ عليهِ ما يحرُمُ على الحاجِّ حتَّى يُنحَرَ هَدْيُه. قالت عَمرةُ: فقالت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها: ليس كما قال ابنُ عباسٍ، أنا فتَلْتُ قلائدَ هَدْيِ رسولِ اللهِ ﷺ بيدَيَّ، ثمَّ قلَّدَها رسولُ اللهِ ﷺ بيدَيهِ، ثمَّ بعثَ بها معَ أبي، فلم يَحرُمْ على رسولِ اللهِ ﷺ شيءٌ أحلَّهُ اللهُ لهُ حتى نُحِرَ الهَدْيُ»

## VARJA E QAFORES ME DORË TË VET

**1700.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusufi se i ka transmetuar Maliku nga Abdullah b. Ebi Bekr b. Amr b. Hazm, ky nga Amra bint Abdurrahmani se i ka kumtuar që Zijad b. Ebi Sufjan i ka shkruar Aishes r.a. se Abdullah b. Abbas r.a. ka thënë:

**"Ai që nis kurban për Qabe, i ka të ndaluara të veprojë të gjitha ato që i kanë të ndaluar haxhinjtë, derisa kurbani i tij të prehet".**

Pastaj - ka thënë Amra - Aisheja r.a. ka thënë: **"Nuk është ashtu si ka thënë Ibn Abbasi r.a. Unë personalisht kam thurur qafore deves-kurban të Pejgamberit s.a.v.s., kurse Pejgamberi i All-llahut, gjithashtu personalisht ia vari dhe e nisi (për Mekke) me anë të babës tim dhe derisa kurbani nuk ishte i therur, Pejgamberit të All-llahut nuk i qe ndaluar asgjë nga verpimet që ia kishte lejuar All-llahu më parë".**[5]

5 Ai që nuk e kryen haxhin ose umren për shkak të ndonjë pengese, kurse kurbanin e dërgon përmjet dikujt, sipas mendimit të Aishes nuk është i detyruar të çojë jetë sipas normave të cilave u nënshtrohet haxhiu derisa gjendet në ihram.

باب تقليد الغنم

١٧٠١ – حدثنا أبو نعيم حدثنا الأعمش عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت « أهدى النبي ﷺ مرة غنما »

## VARJA E QAFORES DELES

**1701.** - Na ka treguar Ebu Nuajm se i ka transmetuar Amesh nga Ibrahimi, ky e ka dëgjuar nga Esvedi e ai nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. një herë ka dërguar një dele në Mekke për kurban".**

١٧٠٢ – حدثنا أبو النعمان حدثنا عبد الواحد حدثنا الأعمش حدثنا إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت « كنت أفتل القلائد للنبي ﷺ، فيقلد الغنم ويقيم في أهله حلالا »

**1702.** - Na ka treguar Ebu Nu'aman, të cilit i ka treguar Abdurrahmani që transmeton nga A'meshi të cilit i ka kumtuar Ibrahimi, e ai nga Esvedi kurse ky nga Aisheja r.a.:

**"Kam thurur qarofe për kurbanin e Pejgamberit s.a.v.s. dhe ai këtë ia vari në qafë deles dhe u ndal të rrijë me familjen e vet lirisht".**

١٧٠٣ – حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد حدثنا منصور بن المعتمر. وحدثنا محمد بن كثير أخبرنا سفيان عن منصور عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت « كنت أفتل قلائد الغنم للنبي ﷺ فيبعث بها، ثم يمكث حلالا »

**1703.** - Na ka treguar Ebu Nu'man, këtij Hammedi, duke transmetuar nga Mensur b. Mu'temir, kurse sipas senedit tjetër: Na ka treguar Muhamed

---

Shumë muhaddithë theksojnë se Ibn Abbasi nuk ka qenë i vetmi në këtë mendim. Ibn Umeri kur e nisi kurbanin e vet për Mekke, hoqi dorë nga tërë veprimet nga të cilat heq dorë secili haxhi derisa është në ihram, përveçse nuk këndonte telbijen. Këtë mendim e ka përkrahur edhe Kajs b. Sa'd.

Ibn Ebi Shejbe transmeton me sened, se h. Umeri dhe Aliu i thanë një njeriu i cili kishte nisur deven, për kurban, në Mekke, të heqë dorë dhe të ruhet nga të gjitha ato që ruhet haxhiu i cili në mikat ka veshur ihramin.

b. Kethir, këtij i ka transmetuar Sufjani e ai prej Mensurit, e ai nga Ibrahimi, kurse ky nga Esvedi, ndërsa ai nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

**"I kam thurur qafore deles-kurban të Pejgamberit s.a.v.s. dhe ai me këtë e nisi (për Mekke), kurse vetë mandej ka qëndruar lirisht në (Medine)".**

١٧٠٤ — حدثنا أبو نعيم حدثنا زكرياء عن عامر عن مسروق عن عائشة رضي الله عنها قالت « فتلتُ لهدي النبي ﷺ - تعني القلائد - قبل أن يُحرِم »

**1704.** - Na ka treguar Ebu Nuajm se i ka transmetuar Zekerijja nga Ademi, ai nga Mesruku, ky nga Aisheja r.a. që ka thënë:

**"Kam thurur qafore për kurbanin e Pejgamberit s.a.v.s. para se të hyjë ai në ihram (me rastin e Haxhit Lamturmirës)".**

باب القلائد من العِهن

١٧٠٥ — حدثنا عمرو بن علي حدثنا معاذ بن معاذ حدثنا ابن عون عن القاسم عن أم المؤمنين رضي الله عنها قالت « فتلتُ قلائدها من عِهنٍ كان عندي »

## QAFORET NGA LESHI

**1705.** - Na ka treguar Amr b. Ali se i ka transmetuar Muadh b. Muadh nga Ibn Avni, ky nga Kasimi, ai nga Aisheja r.a. nëna e besëdrejtëve:

**"Kam thurur qafore të kurbanëve nga leshi që kisha në shtëpi".**

باب تقليد النعل

١٧٠٦ — حدثنا محمد أخبرنا عبد الأعلى بن عبد الأعلى عن معمر عن يحيى بن أبي كثير عن عكرمة عن أبي هريرة رضي الله عنه « أن نبي الله ﷺ رأى رجلاً يسوق بدنة قال : اركبها ، قال : إنها بدنة . قال : اركبها ، قال : فلقد رأيته راكبها يساير النبي ﷺ والنعل في عنقها » . تابعه محمد بن بشار

حدثنا عثمان بن عمر أخبرنا علي بن المبارك عن يحيى عن عكرمة عن أبي هريرة رضي الله عنه عن النبي ﷺ

## VARJA E KËPUCES NË QAFË TË KURBANIT

**1706.** - Na ka treguar Muhammedi se i ka kumtuar Abdu-l-A'la b. Abdu-l-A'la, që transmeton nga Ma'ameri, ai nga Jahja b. Ebi Kethir, ky nga

Ikrime e ai nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. e ka parë një njeri që i grahte deves-kurban dhe i tha:

- **Hipi kësaj!**

- **Kjo është deve (për kurban)** - i tha ai.

- **Hipi!** - përsëriti Pejgamberi.

- **Më vonë** e **pata parë** - thotë Ebu Hurejreja - **kaluar se po shkonte afër Pejgamberit s.a.v.s., kurse këpuca (i rrinte varë) në qafë të saj.**

Në senedin tjetër Ma'merit i bashkohet Muhamed b. Beshshar.

Na ka treguar Osman b. Umer se hadithin e lartpërmendur ia ka transmetuar Alij b. Mubarek nga Jahja, ky nga Ikrime, kurse ai nga Ebu Hurejreja r.a. që përcjellë prej Pejgamberit s.a.v.s..

باب الجِلالِ لِلْبُدْنِ

وكان ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما لا يَشُقُّ منَ الجِلالِ إلا مَوْضعَ السَّنامِ
وإذا نحرَها نَزَعَ جِلالَها مَخافةَ أن يُفسِدَها الدَّمُ ثمَّ يتصدَّقُ بها

١٧٠٧ - حدثنا قَبيصةُ حدَّثنا سُفيانُ عنِ ابنِ أبي نَجيحٍ عن مُجاهدٍ عن عبدِ الرحمٰنِ بنِ أبي ليلى عن عليٍّ رضيَ اللهُ عنه قال «أمرني رسولُ اللهِ ﷺ أن أتصدَّقَ بجِلالِ البُدْنِ التي نُحِرتْ وبجُلودِها»

## MBULESAT E DEVEVE

Ibn Umer (Abdullah) r.a. i priste, mbulesat vetëm tek vendi i gungës (deves), dhe kur deshte ta presë deven, ia hiqte mbulesën, për t'i ruajtur të mos stërpiken me gjak, sepse pastaj i shpërndante për sadakë.

**1707.** - Na ka treguar Kabise, të cilit i ka transmetuar Sufjani nga Ibn Ebi Nexhih, e ai nga Muxhahidi, ky nga Abdurrahman Ebi Lejla, kurse ai nga Aliu r.a. i cili ka thënë:

**"Më ka urdhëruar Pejgamberi s.a.v.s. që mublesat e deveve të prera, edhe lëkurat e tyre, t'i ndajë për sadakë".**

باب من اشترى هديه من الطريق وقلدها

١٧٠٨ – حدثنا إبراهيم بن المنذر حدثنا أبو ضمرة حدثنا موسى بن عقبة عن نافع قال « أراد ابن عمر رضي الله عنهما الحج، عام حجة الحرورية في عهد ابن الزبير رضي الله عنهما، فقيل له: إن الناس كائن بينهم قتال، ونخاف أن يصدوك، فقال ﴿ لقد كان لكم في رسول الله أسوة حسنة ﴾، إذاً أصنع كما صنع، أشهدكم أني أوجبت عمرة. حتى إذا كان بظاهر البيداء قال: ما شأن الحج والعمرة إلا واحد، أشهدكم أني جمعت حجة مع عمرة. وأهدى هدياً مقلداً اشتراه، حتى قدم فطاف بالبيت وبالصفا، ولم يزد على ذلك ولم يحلل من شيء حرم منه حتى يوم النحر، فحلق ونحر، ورأى أن قد قضى طوافه للحج والعمرة بطوافه الأول، ثم قال: كذلك صنع النبي ﷺ »

## BLERJA E KURBANAVE NË RRUGË DHE VARJA E QAFOREVE NË QAFË TË KURBANËVE

**1708.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir se i ka transmetuar Ebu Damre se Musa b. Ukbe i ka kumtuar nga Nafi'u sa vijon:

**"- (Abdullah) Ibn Umeri r.a. deshi të kryejë haxhin në vitin kur e kryenin haxhin harixhijtë, në kohën e Ibn Zubejrit r.a., dhe i është thënë (nga ana e djalit të vet): "Është luftë tek ata dhe kam frikë se do të kthehen nga (Qabeja)".**

- Ju - citon Ibn Umeri - te Pejgamberi i All-llahut keni shembullin më të mirë. Unë, pra, do të veproj ashtu si bënte ai. Ju kam dëshmitarë se e kam bërë nijet të kryej umren. Por, kur ishte pikërisht në Bejda, ka thënë: **"Haxh dhe umre janë njëlloj (për kah qëllimi). Ju kam dëshmitarë se e kam bërë nijet ta bashkoj haxhin dhe umren, edhe kurbanin e kam siguruar, i kam varë qafore."**

**Pasi erdhi (në Mekke), e kreu tavafin rreth Qabes, vizitoi Safa dhe Merven dhe këtyre nuk u shtoi asgjë por nuk e kishte të lejuar të bëjë punë që më heret (si muhrim) i ka pasë të ndaluara, deri në ditën e dhjetë dhu-l-hixhe, kur e ka pre kurbanin dhe është rruajtur. Ai konsideronte se tavafin e vet të detyruar (rreth Qabes, Safa dhe Merves) për umre dhe haxh i ka kryer qysh me tavafin e parë.**

Dhe shtoi: **"Kështu ka vepruar Pejgamberi a.s.".**

بَابُ ذَبْحِ الرَّجُلِ الْبَقَرَ عَنْ نِسَائِهِ مِنْ غَيْرِ أَمْرِهِنَّ

١٧٠٩ – حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ أَخْبَرَنَا مَالِكٌ عَنْ يَحْيَى بْنِ سَعِيدٍ عَنْ عَمْرَةَ بِنْتِ عَبْدِ الرَّحْمٰنِ قَالَتْ: سَمِعْتُ عَائِشَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا تَقُولُ «خَرَجْنَا مَعَ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ لِخَمْسٍ بَقِينَ مِنْ ذِي الْقَعْدَةِ لَا نُرَى إِلَّا الْحَجَّ، فَلَمَّا دَنَوْنَا مِنْ مَكَّةَ أَمَرَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ مَنْ لَمْ يَكُنْ مَعَهُ هَدْيٌ إِذَا طَافَ وَسَعَى بَيْنَ الصَّفَا وَالْمَرْوَةِ أَنْ يَحِلَّ. قَالَتْ: فَدُخِلَ عَلَيْنَا يَوْمَ النَّحْرِ بِلَحْمِ بَقَرٍ، فَقُلْتُ: مَا هٰذَا؟ قَالَ: نَحَرَ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ عَنْ أَزْوَاجِهِ. قَالَ يَحْيَى: فَذَكَرْتُهُ لِلْقَاسِمِ فَقَالَ: أَتَتْكَ بِالْحَدِيثِ عَلَى وَجْهِهِ»

## BURRI MUND TË PRES LOPË PËR KURBAN PËR GRATË E VETA PA KËRKESËN E ATYRE

**1709.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka transmetuar Maliku nga Jahja b. Seid, ky nga Amra bint Abdurrahman e cila ka thënë: "E kam dëgjuar Aishen r.a. duke thënë:

- Jemi nisur me Pejgamberin s.a.v.s. kur kishin mbetur pesë ditë nga muaji dhu-l-ka'de, me nijet të kryejmë vetëm haxhin.

Kur u afruam, në Mekke, thotë ajo, Pejgamberi i All-llahut ka urdhëruar që ata që nuk kanë me vete kurbanë të lirohen nga ihrami sapo të kryejnë tavafin rreth Qabes dhe të kryejnë sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves. Më vonë, ditën e dhjetë të dhu-l-hixhes (ditë e kurbanit) na sollën një copë mish lope dhe unë pyeta:

**"Çka është kjo?"**

- **Pejgamberi s.a.v.s. ka prerë kurban për bashkëshortet e veta** - tha ai që na e solli.

Jahja tha: - **Unë pastaj këtë ia përmenda Kasimit**, e ai tha:

**"Besnikërisht ta ka transmetuar Amra këtë rast".**

بَابُ النَّحْرِ فِي مَنْحَرِ النَّبِيِّ ﷺ بِمِنًى

١٧١٠ – حَدَّثَنَا إِسْحَاقُ بْنُ إِبْرَاهِيمَ سَمِعَ خَالِدَ بْنَ الْحَارِثِ حَدَّثَنَا عُبَيْدُ اللَّهِ بْنُ عُمَرَ عَنْ نَافِعٍ «أَنَّ عَبْدَ اللَّهِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ كَانَ يَنْحَرُ فِي الْمَنْحَرِ. قَالَ عُبَيْدُ اللَّهِ: مَنْحَرِ رَسُولِ اللَّهِ ﷺ»

## PRERJA E DEVES NË MINNE NË VENDIN KU E KA PRERË DEVEN PEJGAMBERI I ALL-LLAHUT

**1710.** - Na ka treguar Is-hak b. Ibrahim se ka dëgjuar Halid b. Harith i cili thotë se i ka transmetuar Ubejdullah b. Umer nga Nafi'u se Abdullah (b. Umer) r.a. ka prerë deven në vendin e njohur për prerje, në vendin - tha Ubejdullah - ku e ka prerë deven Pejgamberi s.a.v.s..

١٧١١ — حدثنا إبراهيم بن المنذر حدثنا أنس بن عياض حدثنا موسى بن عقبة عن نافع « أن ابن عمر رضي الله عنهما كان يبعث بهديه من جمع من آخر الليل حتى يدخل به منحر النبي ﷺ مع حجاج فيهم الحر والمملوك »

**1711.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir, të cilit Enes b. Ijad i transmeton nga Musa b. Ukbe, nga Nafi'u, se Ibn Umeri r.a. e ka nisur kurbanin e vet nga Muzdelifeja kah fundi i natës, ashtu që në vendin ku ka prerë deven Pejgamberi s.a.v.s. është futur bashkë me haxhinjtë, ku gjendeshin bashkë i liri dhe robi.

باب من نحر هديه بيده

١٧١٢ — حدثنا سهل بن بكار حدثنا وهيب عن أيوب عن أبي قلابة عن أنس - وذكر الحديث - قال « ونحر النبي ﷺ بيده سبع بدن قياما، وضحى بالمدينة كبشين أملحين أقرنين » مختصرا

## AI QË E PRET KURBANIN ME DORËN E VET

**1712.** - Na ka treguar Sehl b. Buk-kar, këtij Vuhejbi, ky e ka dëgjuar Ejjubin i cili transmeton nga Ebu Kilabi, kurse ky nga Enesi përcjell hadithin ku thuhet:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka pre personalisht shtatë deve kurban, duke qëndruar në këmbë, kurse në Medine i kishte pre edhe dy desh të mëdhenj me brina".**

باب نحر الإبل مقيدة

١٧١٣ — حدثنا عبد الله بن مسلمة حدثنا يزيد بن زريع عن يونس عن زياد بن جبير قال « رأيت ابن عمر رضي الله عنهما أتى على رجل قد أناخ بدنته ينحرها، قال: ابعثها قياما مقيدة سنة محمد ﷺ »
وقال شعبة عن يونس: أخبرني زياد

## PRERJA E DEVES LIDHUR

**1713.** - Na ka treguar Abdullah b. Mesleme, të cilit i ka treguar Jezid b. Zurej nga Junusi, ai nga Zijad b. Xhubejri i cili ka thënë:

- E kam parë (Abdullah) Ibn Umerin r.a. kur iu afrua një njeriu i cili e kishte shtrirë deven e vet ta therë dhe i tha:

**"Vendose horizontalisht të lidhur ashtu siç ka bërë Pejgamberi s.a.v.s."**. Shu'be - duke transmetuar nga Junusi - ka thënë: **"Mua për këtë më ka informuar Zijad (b. Xhubejr)"**.

باب نحرِ البُدْنِ قائمةً

وقال ابنُ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما: سنّةَ محمدٍ ﷺ. وقال ابنُ عبّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما: ﴿صوافَّ﴾ قياماً

١٧١٤ — حدّثنا سهلُ بنُ بكّارٍ حدّثنا وُهَيبٌ عن أيوبَ عن أبي قِلابةَ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه قال «صلى النبيُّ ﷺ الظهرَ بالمدينة أربعاً، والعصرَ بذي الحُلَيفةِ ركعتَين فباتَ بها، فلما أصبحَ ركِبَ راحلتَهُ فجعلَ يُهلِّلُ ويُسبِّحُ. فلمّا علا على البيداءِ لَبّى بهما جميعاً. فلما دخلَ مكةَ أمرَهم أن يَحِلّوا، ونحرَ النبيُّ ﷺ بيدِه سبعَ بُدْنٍ قياماً، وضحّى بالمدينةِ كبشَينِ أملحَينِ أقرنَينِ»

## PRERJA E DEVES DERISA QËNDRON NË KËMBË

Ibn Umeri (Abdullah) r.a. ka thënë: "**... Kjo është synnet i Pejgamberit s.a.v.s.**, kurse Ibn Abbasi r.a. thotë: "**...të renduara rrjesht në këmbë (të lidhura)"**.

**1714.** - Na ka treguar Sehl b. Bekkar se i ka transmetuar Vuhejbi nga Ejjubi, ai nga Ebu Kilabe, kurse ky nga Enesi r.a. i cili ka thënë:

"Pejgamberi s.a.v.s. ka falur katër rekatë namaz të drekës në Medine, e dy rekatë të iqindisë në Dhu-l-Hulejfe dhe aty ka buajtur. Kur gdhini, i hipi deves së vet dhe shqiptoi: **"Nuk ka tjetër zot përveç Një All-llahu - dhe e lartësoi All-llahun me fjalë të denja për te, dhe kur doli në Bejda këndonte telbijen për të dy ceremonitë e haxhit bashkë (haxh dhe umre). Pasi që hyri në Mekke, u dha urdhër haxhinjëve (që nuk kishin kurban) të lirohen prej ihramit (sapo ta kryejnë tavafin rreth Qabes, si edhe Safa dhe Merves). Pejgamberi s.a.v.s. më pastaj i ka prerë në Medine (më përpara) ka prerë dy desh të murrmë me brina"**.

١٧١٥ — حدثنا مُسدَّدٌ حدَّثنا إسماعيلُ عن أيوبَ عن أبي قِلابةَ عن أنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه قال «صلى النبيُّ ﷺ الظهرَ بالمدينة أربعاً، والعصرَ بذي الحُلَيفةِ ركعتين». وعن أيوبَ عن رجلٍ عن أنسٍ رضيَ اللهُ عنه «ثمَّ باتَ حتى أصبحَ فصلَّى الصُّبحَ، ثمَّ ركبَ راحلتَهُ، حتى إذا استوَتْ بهِ البَيداءُ أهلَّ بعُمرةٍ وحجَّة»

**1715.** - Na ka treguar Musedded, këtij Ismaili nga Ejjubi, e ai nga Ebu Kilabe, ky nga Enes b. Malik i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka falur katër rekatë të namazit të drekës në Medine dhe dy rekatë të iqindisë në Đhu-l-Hulejfe".**

Nga Ejjubi është transmetuar se ky po transmeton prej ndonjë njeriu, kurse ai nga Enesi r.a.: **"...pastaj aty ka kaluar natën, e kur ka gdhirë, e ka falë sabahun, i ka hipur deves së vet dhe kur kam arritur me të në Bejda ka kënduar telbijen për umre dhe për haxh".**

باب لا يُعطى الجزّارُ من الهَدْيِ شيئاً

١٧١٦ — حدثنا محمدُ بنُ كثيرٍ أخبرَنا سفيانُ قال أخبرَني ابنُ أبي نَجيحٍ عن مجاهدٍ عن عبدِ الرحمنِ بنِ أبي ليلى عن عليٍّ رضيَ اللهُ عنه قال «بعثَني النبيُّ ﷺ فقمتُ على البُدنِ، فأمرَني فقسمتُ لحومَها، ثمَّ أمرَني فقسمتُ جِلالَها وجُلودَها»

١٧١٦ م — قال سفيانُ وحدَّثني عبدُ الكريمِ عن مجاهدٍ عن عبدِ الرحمنِ بنِ أبي ليلى عن عليٍّ رضيَ اللهُ عنه قال «أمرَني النبيُّ ﷺ أن أقومَ على البُدنِ، ولا أُعطيَ عليها شيئاً في جِزارتِها»

## KASAPIT NUK I JEPET ASGJË NGA KURBANI PËR SHËRBIMIN QË BËNË

**1716.** - Na ka treguar Muhammed b. Kethir se i ka kumtuar Sufjani nga Ibn Ebi Nexhih, ky nga Muxhahidi, e ai nga Abdurrahman b. Ebi Lejla, kurse ai nga Aliu r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. më ka dërguar dhe unë kam qëndruar te devet, pastaj ai (s.a.v.s.) urdhëroi dhe unë e kam shpërndarë mishin e tyre. Pastaj më urdhëroi dhe i shpërndava edhe mbulesat dhe lëkurat e tyre".**

**1716a.** - Sufjani shton edhe këtë: "...Më ka treguar Abdu-l-Kerim i cili transmeton nga Muxhahidi, ai nga Abdurahman b. Ebi Lejla, ky nga Aliu r.a. i cili ka thënë:

**"Më ka urdhëruar Pejgamberi s.a.v.s. të qëndroj tek devet e tij dhe të mos i jap kurrkuj asgjë prej aty për shërbimin që ka bërë (rjepje e prerje të mishit)".**

باب يُتَصَدَّقُ بِجُلُودِ الهَدْيِ

١٧١٧ – حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن ابن جريج قال أخبرني الحسن بن مسلم وعبد الكريم الجزري أن مجاهداً أخبرهما أن عبد الرحمن بن أبي ليلى أخبره أن علياً رضي الله عنه أخبره «أن النبي ﷺ أمره أن يقوم على بُدْنِه، وأن يُقسِمَ بُدْنَه كلَّها لحومَها وجلودَها وجِلالَها، ولا يُعطيَ في جِزارتها شيئاً»

## LËKURËN E KURBANIT, I ZOTI, E JEP PËR SADAKË

**1717.** - Na ka treguar Museddedi të cilit i ka treguar Jahja nga Ibn Xhurejha që i kanë kumtuar Hasan b. Muslim dhe Abdu-l-Kerim Xhezeri duke transmetuar nga Muxhahidi të cilit këtë ia ka treguar Abdurrahman b. Ebi Lejla nga Aliu r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. me të vërtetë i ka urdhëruar të qëndrojë te devet e tij dhe të shpërndajë gjithçka të tyrë: mishin e tyre, lëkurat, mbulesat dhe në emër të shërbimit për therjen e tyre të mos i japë askujt, kurrgjë përej aty.

باب يُتَصَدَّقُ بِجِلالِ البُدْنِ

١٧١٨ – حدثنا أبو نُعيم حدثنا سيف بن أبي سليمان قال سمعت مجاهداً يقول حدثني ابن أبي ليلى أن علياً رضي الله عنه حدثه قال «أهدى النبي ﷺ مائة بدنة، فأمرني بلحومها فقسمتها، ثم أمرني بجلالها فقسمتها، ثم بجلودها فقسمتها»

## MBULESAT E DEVEVE, PRONARI, I JEP PËR SADAKË

**1718.** - Na ka treguar Ebu Nuajm se Sejf b. Ebi Sulejman ka thënë: "E kam dëgjuar Muxhahidin duke thënë:

Më ka treguar Ibn Ebi Lejla se i ka thënë Aliu r.a.: **"Pejgamberi s.a.v.s. ka dërguar njëqind deve (në Minne, për kurban) dhe më ka urdhëruar, dhe unë e kam ndarë mishin e tyre. Pastaj më ka urdhëruar e i kam shpërndarë mbulesat e tyre, e madje edhe lëkurat e tyre, të gjitha me**

**urdhërin e tij. Dhe kur ia përgatitëm Ibrahimit vendin e shtëpisë (tempullin për strehim), i tham: Mua mos ma trajto askë të barabartë dhe pastroje këtë tempull timin për ata që do ta vizitojnë, dhe ata, të cilët aty në afërsi të tij do të banojnë, dhe ata që do të përulen dhe falen dhe shpallu njerëzve haxhin! - do të vijnë më këmbë edhe me deve të rraskapitura; do të vijnë nga largësi të thella, që të kenë dobi dhe që në ditë të caktuara, do të përmendin emrin e All-llahut për atë që i ka furnizuar me kafshë (për kurban). Hani prej tyre dhe ushqeni të varfërit e mjerë! Pastaj, le të hiqen nga vetja ndyrësirën, le t'i plotësojnë premtimet e veta, le ta vizitojnë tempullin e vjetër! Vetëm kaq! E kush i madhëron shejtnitë e All-llahut është mirë për të ndaj Zotit të vet.**[6]

---

6 Pejgamberi a.s me rastin e Haxhit Lamturmirës (Haxhxhetu-l-veda) dërgoi në Minne njëqind deve, dhe 63 i preu personalisht kurse 37 tjerat, me urdhër të tij, i preu Aliu. Tregohet se Muhammedi a.s., i pru një herë 30 deve, pastaj h. Aliu i preu 37, e mandej prapë ai përsonalisht, me dorë të vet i preu edhe 33 deve, që do të thotë se ai personalisht i preu 63 deve, e ky numër është njëkohsisht edhe mosha e tij.

Nga hadithi del përfundimi:

- blerjen e kurbanit, prerjen edhe shpërndarjen e mishit të tij mund t'ia besosh edhe ndonjë tjetri;
- mishi i kurbanit ndahet sipas normave të caktuara me sheriat: një e treta u jepet të varfërve, një e treta miqëve e farefisit kurse një e treta ndalet për nevojat familjare. Lëkura e kurbanit u jepet të varfërve për sadakë. Kasapin duhet paguar në mënyrë të veçant për shërbimin e bërë, por nëse i jep ndonjë copë mish nga kurbani, ose i jep diçka çka tepron, ajo nuk llogaritet si pagesë për prerjen e kurbanit;
- dijetarët janë të një mendimi se mishi i kurbanit nuk mund të shitet, kurse për shitjen e lëkurës ka mendime të ndryshme. Nga ibn Umeri transmetohet deklarata: "Nuk ka pengesë që lëkuara e kurbanit të shitet por parat e lëkurës t'u shpërndahen atyre që u takon sadaka". Këtë mendim e kanë edhe Muhammedi dhe Is-haku.

Ebu Hurejre ka thënë: "Ai që e shet lëkurën e kurbanit të vet e ka njëlloj sikur të mos e kishte prerë kurbanin fare".

Ibn Abbasi ka deklaruar: "Lëkura e kurbanit ndahet si sadakë ose ruhet për nevoja personale, por nuk shitet".

Kasimi dhe Salimi kanë thënë: "Shithlerja e lëkurës së kurbanit nuk është akt i vlefshëm i sheriatit". Po kështu mendon edhe Maliku.

Nehaiu dhe Hakemi kanë thënë: "Me paratë e lëkurës së kurbanit lejohet blerja e sitës, sopatës dhe të ngjashme me to, mjete që janë të nevojshme për punë shtëpie".

Autori i El-Hidajes thotë: "Lëkurën e kurbanit duhet dhënë si sadakë ngase ajo është pjesë përbërse e kurbanit, ose të bëhet diçka me të cilën shërbehen anëtarët e familjes,

باب ما يأكل من البدن وما يتصدق

وقال عبيد الله أخبرني نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما: لا يؤكل من جزاء الصيد والنذر ويؤكل مما سوى ذلك. وقال عطاء: يأكل ويطعم من المتعة

١٧١٩ — حدثنا مسدد حدثنا يحيى عن ابن جريج حدثنا عطاء سمع جابر بن عبد الله رضي الله عنهما يقول «كنا نأكل من لحوم بدننا فوق ثلاث منى، فرخص لنا النبي ﷺ فقال: كلوا وتزودوا، فأكلنا وتزودنا» قلت لعطاء: أقال حتى جئنا المدينة؟ قال: لا

## ÇKA LEJOHET TË HAHET NGA KURBANI DHE ÇKA TË SHPËRNDAHET

Ubejdullahu ka thënë: - Më ka transmetuar Nafi'u nga Ibn Umeri r.a.:

**"Nga kurbani i prerë si dënim për shkak të gjuetisë nuk hahet mishi i tij, si edhe mishi i kurbanit të premtuar, kurse mishi i kurbanëve të tjerë, lejohet të hahet".**

Ata'u ka thënë: "**(fajtori) edhe premtuesi mund të hanë, ndërsa nga kurbani i prerë për umre dhe haxh mund t'u jepet edhe të tjerëve".**

**1719.** - Na ka treguar Musedded se i ka transmetuar Jahja se e ka dëgjuar nga Ibn Xhurejxh se Ata'a i ka thënë se e ka dëgjuar Xhabir b. Abdullahun r.a. duke thënë:

- Ne në Minne nuk kemi hangër mish nga devet tona më tepër se tri ditë, prandaj Pejgamberi s.a.v.s. na ka lejuar, duke thënë: **"Hani dhe furnizohuni (për udhëtim)!"** Dhe ne kemi hangër dhe jemi furnizuar.

---

për shembull: sitë, çantë, lëkurë për shtrojë etj. Mund edhe të shitet por me parat e lëkurës së kurbanit të blehet ndonjë send që mund ta përdorin për kohë të gjatë anëtarët e familjes, ndonjë mjet pune, sopatë, sharrë etj.

Shejhu-l-Islami në komentin e kafisë thotë: "Nuk është e ndaluar ta blesh lëkurën e kurbanit tënd për t'u shërbyer me të anëtarët e familjes tënde, por mos ta shesish më vonë".

Disa dijetarë lejojnë që me mishin e kurbanit të blehet bukë, ngase ajo është ushqim i nevojshëm për njeriun, duke theksuar që me këtë mish nuk mund të merren kurrfarë gjësendesh shtëpiake.

- Kam pyetur - thotë Ibn Xhurejxh - Ata'un:

- A ka thënë Xhabiri: **"...(jemi furnizuar) në atë masë sa kemi ardhur deri në Medine".**

- **Jo** - u përgjegj Ata'u.

١٧٢٠ - حدثنا خالدُ بنُ مَخلَدٍ حدثنا سليمانُ قال حدثني يحيى قال حدثتني عَمرةُ قالت: سمعتُ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها تقولُ: خرَجنا مع رسولِ اللهِ ﷺ لخمسٍ بقينَ من ذي القَعدةِ ولا نَرَى إلاّ الحجَّ، حتى إذا دَنَونا من مكةَ أمرَ رسولُ اللهِ ﷺ من لم يكنْ معهُ هديٌ إذا طافَ بالبيتِ ثمّ يَحِلُّ. قالت عائشةُ رضيَ اللهُ عنها: فدُخِلَ علينا يومَ النحرِ بلحمِ بقرٍ، فقلتُ: ما هذا؟ فقيلَ: ذبحَ النبيُّ ﷺ عن أزواجِهِ. قال يحيى: فذكرتُ هذا الحديثَ للقاسمِ فقال: أتَتكَ بالحديثِ على وجهِهِ

**1720.** - Na ka treguar Halid b. Mahledi, se i ka transmetuar Sulejmani se Jahja ka deklaruar se i ka thënë Amra:

- E kam dëgjuar Aishen r.a duke thënë:

- Kemi dalë me Pejgamberin e All-llahut (nga Medina) kur kishin mbetur edhe pesë ditë nga Dhu-l-ka'de, me nijet që të kryejmë vetëm haxhin. Pasi që iu afruam Mekkes Pejgamberi s.a.v.s. - thotë Aisheja r.a. - ka urdhëruar:

**"Kush nuk ka kurban me vete, ai, pasi të kryej tavafin rreth Qabes (Safa dhe Merves) të lirohet nga ihrami".**

Më vonë, në ditën kur priten kurbanët, na sollën një copë mish lope dhe unë pyeta: **"Çka është kjo?"** Në këtë u dha përgjigjja: **"Pejgamberi s.a.v.s. ka therë lopë për bashkëshortet e veta".**

Jahja ka thënë:

- Këtë deklaratë më vonë ia kam përmendur Kasimit, e ai tha: **"Amra ta ka përcjellë me besnikëri këtë ngjarje".**[7]

---

7 Hadithin e parë që përmendet në këtë kapitull e ka evidentuar edhe Muslimi në Sahihin e vet, dhe thekson se Ata'u iu përgjegj Xhabirit "Po".
Kontradiktën që duket në shikim të parë dijetarët e kanë eliminuar me faktin se Ata'u në pyetjen e parë u përgjegj negativisht, por më vonë, kur e kuptoi gjendjen reale, u përgjegj

باب الذبح قبل الحلق

١٧٢١ — حدثنا محمد بن عبد الله بن حوشب حدثنا هشيم أخبرنا منصور بن زاذان عن عطاء عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « سئل النبي ﷺ عمن حلق قبل أن يذبح ونحوه فقال : لا حرج ، لا حرج »

## PRERJA E KURBANIT PARA SE TË RRUHET HAXHIU

**1721.** - Na ka treguar Muhamed b. Abdullah b. Havsheb, atij i ka transmetuar Hushejmi, duke thënë se i ka transmetuar Mensuri nga Ata'u ky nga (Abdullah) Ibn Abbasi r.a. i cili ka thënë:

- Është pyetur Pejgamberi s.a.v.s. lidhur me rastin e atij që është rruajtur para se ta therë kurbanin dhe ngjashëm me te (hudhja e guralecave), dhe ka thënë: **"Nuk është mëkat! Nuk është mëkat!"**.

---

pozitivisht. Si argument për këtë konkluzion del deklarata e Muhammedit a.s. që e ka shenuar Muslimi, me anë të Abdullah bin Burejdes në këtë variantë: "Më heret ua kam pas ndaluar vizitën varrezave, por tash vizitoni! Ua kam ndaluar të hani mish nga kurbanët tuaj më shumë se tri ditë, por tash leni për vete sa të keni nevojë!".

Alkame b. Mes'ud ka urdhëruar që një e treta e mishit të kurbanit t'u ndahet të varfërve, një e treta t'u jepet dhuratë miqëve e farefsit, kurse një e treta të ndalet për nevojat e familjes së tij. Me këtë mendim janë pajtuar edhe: Ata'u, Shafi'iu, Ahmedi dhe Is-haku.

Thevri thotë: "Pjesën më të madhe të mishit duhet t'ua shpërndash të varfërve". Ebu Hanife ka deklaruar: "Ajo që është nevojë reale për t'iu dhënë të varfërve, është pak më pak se një e treta nga mishi".

Autori i El-Hidajes thekson: "Mishi i kurbanit, hahet, me përjashtim të kurbanit të premtuar. Ai që ka dhënë premtimin nuk guxon të hajë mish nga kurbani i premtuar, qoftë i pasur a i varfër".

Të hash diçka, ca mish, nga kurbani personal që e pret për Bajram është mustehab. Ky është qëndrimi i pjesës dërmuse të dijetarëve, kurse dhahirijtë këtë e konsiderojnë vaxhib.

١٧٢٢ — حدثنا أحمدُ بنُ يونسَ أخبرَنا أبو بكرٍ عن عبدِ العزيزِ بنِ رُفَيعٍ عن عطاءٍ عن ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما « قال رجلٌ للنبيِّ ﷺ: زُرتُ قبلَ أن أرميَ، قال: لا حرَج. قال: حلقتُ قبلَ أن أذبحَ، قال: لا حرَج. قال: ذبحتُ قبلَ أن أرميَ، قال: لا حرَج ». وقال عبدُ الرحيمِ الرازيُّ عن ابنِ خُثَيمٍ أخبرني عطاءٌ عن ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما عن النبيِّ ﷺ. وقال القاسمُ بنُ يحيى حدَّثني ابنُ خُثَيمٍ عن عطاءٍ عن ابنِ عباسٍ عن النبيِّ ﷺ. وقال عفَّانُ أُراهُ عن وُهَيبٍ حدَّثنا ابنُ خُثَيمٍ عن سعيدِ بنِ جُبيرٍ عن ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما عن النبيِّ ﷺ. وقال حمَّادٌ عن قيسِ بنِ سعدٍ وعبَّادِ بنِ منصورٍ عن عطاءٍ عن جابرٍ رضيَ اللهُ عنه عن النبيِّ ﷺ

**1722.** - Na ka treguar Ahmed b. Junus se i ka transmetuar Ebu Bekr nga Abdu-l-Aziz b. Rufej, ky nga Ata'a, kurse ai nga Ibn Abbasi r.a."

- Një njeri i ka thënë Pejgamberit s.a.v.s.: **"E kam kryer tavafin lamtumirës në Qabe para se të hudh guralecat (në Xhemretu-l-Akabe?".**

- **Nuk është mëkat** - tha ai.

- **Jam rruajtur para se të pres kurbanin?** - shtoi ai.

- **Nuk është mëkat** - u përgjegj Pejgamberi.

- **Kam prerë kurbanin para se të hudhi guralecët?** - tha ai.

- **Nuk është mëkat** - u përgjegj Pejgamberi s.a.v.s..

Abdurrahim Razi ka transmetuar të njëtin dialog nga Huthejmi, të cilit i ka transmetuar Ata'a nga Ibn Abbasi r.a., kurse ky nga Pejgamberi s.a.v.s..

Kasim b. Jahja ka thënë: **"Mua hadithin e lartëpërmendur ma ka transmetuar Ibn Huthejm nga Ata'a, ai nga Ibn Abbasi, kurse ky nga Pejgamberi s.a.v.s."**

Afani e ka transmetuar - thotë Buhariu - nga Vuhejbi, ai nga Ibn Huthejmi, e ai nga Seid b. Xhubejr, kurse ky nga Ibn Abbasi r.a. i cili e transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s..

Edhe Hammadi e ka transmetuar të njejtin hadith nga Kajs b. Sa'd dhe Abbad b. Mensur, e këta nga Ata'a, të cilit i ka transmetuar Xhabir r.a. nga Pejgamberi s.a.v.s..

١٧٢٣ — حدثنا محمد بن المثنى حدثنا عبد الأعلى حدثنا خالد عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « سُئل النبي ﷺ فقال: رميتُ بعد ما أمسيتُ، فقال: لا حرج. قال: حلقتُ قبل أن أنحر، قال: لا حرج »

**1723.** - Na ka treguar Muhammed b. Muthennea se i ka transmetuar Ata'a, duke thënë se i ka kumtuar Halidi nga Ikrimeja, ai e ka dëgjuar nga Ibn Abbasi r.a. i cili ka thënë:

- E kanë pyetur Pejgamberin s.a.v.s. (për ritet e haxhxhit). Mandej dikush shtoi:

**"Kam hudhur guralecat pasi më zuri terri?"**

- **Nuk është mëkat** - tha Pejgamberi.

- **Jam rruajtur para se të pres kurbanin?** - tha ky.

- **Nuk është mëkat** - u përgjegj përsëri Pejgamberi.[8]

---

8 Muslimi në Sahihin e vet, me anë të Ibn Abbasit transmeton se Pejgamberi, kur e pyetën për prerjen e kurbanit, rruajtjen e kresë, hudhjen e guralecave si dhe për zhvendosjen e rendit në kryerjen e këtyre veprimeve, është përgjigj: "Haxhiu nuk ka mëkat për këtë". Muslimi thekson se Abdullah b. Amr b. As. prapë, ka thënë: "Pejgamberi i All-llahut në Haxhin Lamtumirës, në Minne, u ndal para njerëzve të tubuar. Në atë moment iu afrua një njeri dhe e pyeti: "O Pejgamber i Zotit, unë me padije jam rruar para se të pres kurbanin?" - Nuk ka mëkat për këtë - tha Pejgamberi, preje më vonë! Pastaj erdhi njeriu tjetër dhe i tha: "O Pejgamber i Zotit, unë me padije e kam pre kurbanin para hudhjes së guralecave?" - Nuk është gabim - tha Pejgamberi - hudhi më vonë! Askush më nuk e pyeti Pejgamberin e All-llahut për ndonjë veprim të kryer më përpara ose pas, e ai të mos i thotë: "Nuk është mëkat, kryeje më vonë!".
Ibn Abbasi ka thënë: "Ai që e prish rendin e kryerjes së këtyre veprimeve e ka për detyrë të presë kurban".. Kështu mendojnë edhe Nehaiu, Hasan Basriu dhe Katade. Për rendin e rrojes ka mendime të ndryshme: nëse haxhiu rruhet para se të presë kurbanin, nuk quhet gabim për të prerë kurban apo ndonjë dënim tjetër. Ky është qëndrimi i Malikut, Thevriut, Evzaiut, Shafi'iut, Ahmedit, Is-hakut, Ebu Thevre, Davudit, dhe Ibn Xheririt, si edhe disa as-habëve.
Ebu Hanife dhe Nehaiu konsiderojnë se për këtë kundërvajtje haxhiu duhet të presë kurban.
Ebu Hanife ka shtuar edhe këtë: "Nëse gabimin konkret e ka bërë haxhiu i cili në mikat ka vendos të kryej umren dhe haxhin në të njëjtën kohë, ai ka detyrë të presë dy kurbanë, e sipas mendimit të Imam Zuferit duhet të pres tre kurbanë: një në emër të kiranit, kurse

١٧٢٤ — حدثنا عَبدانُ قال أخبرَني أبي عن شُعبةَ عن قَيسِ بنِ مسلمٍ عن طارقِ بنِ شِهابٍ عن أبي موسى رضيَ اللهُ عنهُ قال « قَدِمتُ على رسولِ اللهِ ﷺ وهو بالبَطحاءِ فقال : أحجَجتَ ؟ قلتُ : نعم . قال : بما أهلَلتَ ؟ قلتُ : لبَّيكَ بإهلالٍ كإهلالِ النبيِّ ﷺ . قال : أحسنتَ ، انطَلِق فطُفْ بالبيتِ وبالصَّفا والمَروةِ . ثم أتيتُ امرأةً من نساءِ بني قيسٍ ففَلَتْ رأسي ، ثم أهلَلتُ بالحجِّ ، فكنتُ أُفتي به الناسَ حتى خِلافةِ عمرَ رضيَ اللهُ عنه ، فذكرتُهُ له فقال : إنْ نأخُذْ بكتابِ اللهِ فإنه يأمُرنا بالتمام ، وإنْ نأخُذْ بسُنَّةِ رسولِ اللهِ ﷺ فإن رسولَ اللهِ ﷺ لم يَحِلَّ حتى بلغَ الهَدْيُ مَحِلَّه »

**1724.** - Na ka treguar Abdan se i ka kumtuar babai i vet që transmeton nga Shu'be, ky nga Kajs b. Muslim, ai nga Tarik b. Shihabi, kurse ai nga Ebu Musa r.a. që ka thënë:

- E kam arritur Pejgamberin s.a.v.s. kur ishte në Bat-ha dhe aty më pyeti: **"A e ke bërë nijet për haxh?".**

- **Po** - i thash.

- **Si e ke bërë telbijen?** - pyeti ai.

- **Po të përgjigjem me telbije sikurse telbija e Pejgamberit s.a.v.s.** - thash unë.

- **Ke vepruar bukur** - tha ai. - **Shko dhe bën tavaf rreth Qabes, dhe bën sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves!**

Më vonë erdha te një grua e fisit Benu Kajs dhe ajo më krehi flokët, e pastaj hyra në ihram për haxh.

Këtë (temett'u) ua kam rrëfyer njerëzve deri në kohën e hilafetit të Umerit, madje ia përmenda edhe atij, e ai tha: **"Nëse i përmbahemi Librit të All-llahut, ai na urdhëron që haxhin ta plotësojmë (tërësisht), e nëse i përmbahemi praktikës së Pejgamberit të All-llahut, po edhe Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka dalë nga ihrami, derisa i ka arritur kurbani në vendin e vet".**

---

dy tjerët në emër të prishjes së rendit për këto dy ceremoni. Ebu Jusuf dhe Muhammedi, duke u mbështetur në përmbajtjen e haditheve të përmendur, konsiderojnë se prishja e rendit nuk është kurrfar gabimi, dhe nuk duhet prerë kurban fare.

باب من لبّد رأسه عند الإحرام وحلق

١٧٢٥ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن ابن عمر عن حفصة رضي الله عنهم أنها قالت « يا رسول الله ما شأن الناس حلوا بعمرة ولم تحلل أنت من عمرتك ؟ قال : إني لبدت رأسي وقلدت هديي ، فلا أحل حتى أنحر »

## PËR ATË I CILI I KA NGJITUR FLOKËT ME RASTIN E HYRJES NË IHRAM, KURSE ËSHTË RRUAJTUR KUR E KA HEQUR IHRAMIN

**1725.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf, se i ka transmetuar Maliku nga Nafi'iu, ai nga Ibn Umeri, ky nga Hafsa r.a. e cila ka thënë:

**"O Pejgamber i All-llahut! Çka është me këta njerëz? Janë liruar nga ihrami i umres, e ti nuk je liruar!".**

**- Unë** - tha ai - i **kam ngjitur flokët e mia, dhe kurbanit tim ia kam varë qaforen, prandaj nuk e kam të lejuar të dal nga ihrami derisa të pres kurbanin.**

باب الحلق والتقصير عند الإحلال

١٧٢٦ — حدثنا أبو اليمان أخبرنا شعيب بن أبي حمزة قال نافع كان ابن عمر رضي الله عنهما يقول « حلق رسول الله ﷺ في حجته »

## TË RRUARIT DHE TË QETHURIT E KRESË KUR HIQET IHRAMI

**1726.** - Na ka treguar Ebu-l-Jeman se i ka kumtuar Shuajb b. Ebi Hamza se Nafi'u i ka thënë:

- Ibn Umeri r.a. ka thënë: **"Pejgamberi s.a.v.s. është rruar në Haxhin Lamtumirës".**

١٧٢٧ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن نافع عن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما « أن رسول الله ﷺ قال : اللهم ارحم المحلقين . قالوا : والمقصرين يا رسول الله ، قال : اللهم ارحم المحلقين . قالوا : والمقصرين يا رسول الله ، قال : والمقصرين » . وقال الليث حدثني نافع « رحم الله المحلقين مرة أو مرتين » . قال : وقال عبيد الله حدثني نافع « وقال في الرابعة والمقصرين »

**1727.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka transmetuar Maliku nga Nafi'u, ky ka dëgjuar nga Abdullah b. Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. me siguri ka thënë:

**"O Zot! Mëshiroji ata me krye të rruar!"**

- **Edhe ata me krye të qethur, o Pejgamber i All-llahut!** - thanë të pranishmit.

- **O Zot! mëshiroji ata me krye të rruar!** - tha ai.

- **Edhe ata me flokë të shkurtuara, o Pejgamber i All-llahut** - thanë të pranishmit.

- **Edhe ata të qethurit!** - tha Pejgamberi.

Lejthi ka thënë:

- Mua më ka thënë Nafi'u se Pejgamberi një herë apo dy herë ka thënë: **"All-llahu i mëshiroftë ata me krye të rruar!".**

Ubejdullah prap thotë:

- Mua Nafi'u më ka transmetuar se Pejgamberi me uratën e katërt ka thënë: **"... edhe ata të qethurit!".**

١٧٢٨ — حدثنا عَيَّاشُ بنُ الوليدِ حدثنا محمدُ بنُ فُضَيلٍ حدثنا عُمارةُ بنُ القَعقاعِ عن أبي زُرعةَ عن أبي هريرةَ رضيَ اللهُ عنه قال «قال رسولُ اللهِ ﷺ: اللهمَّ اغفِرْ للمحلِّقينَ، قالوا وللمقصِّرينَ، قال: اللهمَّ اغفِرْ للمحلِّقينَ، قالوا وللمقصِّرينَ، قالها ثلاثاً قال: وللمقصِّرين»

**1728.** - Na ka treguar Ajjash b. Velid, këtij Muhammed b. Fudajl që transmeton nga Umre b. Ka'bi, ai nga Ebu Zur'a, e ky nga Ebu Hurejre r.a. i cili ka thënë: Pejgamberi a.s. ka thënë:

**"O Zot! Mëshiroji ata me krye të rruar!"**

- **Edhe ata që janë qethur!** - thanë të pranishmit.

- **O Zot!** tha ai - **mëshiroji të rruarit!**

- **Edhe të qethurit!** - thanë përsëri të pranishmit.

- **O Zot!** tha ai - **mëshiroji të, mirët!**

- **Edhe të qethurit!** - thanë përsëri të pranishmit.

Këtë ai e ka thënë tri herë dhe (të katërtën) tha: **"Edhe të qethurit!".**

١٧٢٩ — حدثنا عبدُ اللهِ بنُ محمدِ بنِ أسماءَ حدثنا جُوَيرِيةُ بنُ أسماءَ عن نافعٍ أن عبدَ اللهِ قال «حلَقَ النبيُّ ﷺ وطائفةٌ من أصحابِهِ وقصَّرَ بعضُهم»

**1729.** - Na ka treguar Abdullah b. Muhammed b. Esma se i ka transmetuar Xhuvejrij b. Esma, nga Nafi'u se Abdullah (b. Umer) ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. është rruar, edhe një grup i shokëve të tij, kurse disa prej tyre vetëm janë qethur".**

١٧٣٠ - حدثنا أبو عاصم عن ابن جريج عن الحسن بن مسلم عن طاوس عن ابن عباس عن معاوية رضي الله عنهم قال « قصرت عن رسول الله ﷺ بمشقص »

**1730.** - Na ka treguar Ebu Asim që transmeton nga Ibn Xhurejxhi, ky nga Hasan b. Muslim, ky nga Tavusi, e ai nga Ibn Abbasi ky nga Muaviu r.a. se ka thënë:

**"E kam qethur (në Xhiran) Pejgamberin s.a.v.s. me majë të shpatës".**[9]

---

9 Të rruarit e kresë ose qethjen Buhariu e trajton si ritual të haxhit që është i lidhur ngusht me heqjen e ihramit. Shumica e dijetarëve konsiderojnë se haxhiu është i detyruar të rruaj kryet, në qoftë se në mikat e ka ngjit me smoll, ashtu si ka vepruar Muhammedi a.s. H. Umeri u ka urdhëruar njerëzve konkretisht për rrojë. Këtë mendim e kanë: Maliku, Thevriu, Shafi'iu, Ahmedi, Is-haku dhe Ebu Thevr.

Në "Kamil" të Ebu Adlit transmetohet se Ibn Umeri ka thënë: "Ai që i ngjitë flokët për ihram, e ka për detyrë që ta rruaj kryet".

Ebu Hanife thotë: "Ai që ngjit flokët ose i thurrë gërshet, mjafton që, në vend të rrojes, vetëm t'i shkurtojë".

Është transmetuar se Ibn Abbasi ka thënë: "Ai i cili para veshjes së ihramit i ngjit flokët ose i thurrë gërshet, me nijet që më vonë të rruhet, duhet të rruhet, por nëse nuk ka bërë asnjëfar nijeti, mund të veprojë si të dojë: ta rruaj kryet ose ta qethë".

Përkitazi me klasifikimin e këtij rituali dijetarët kanë mendime të ndryshme: disa e trajtojnë si pjesë përbërëse të haxhit dhe umrës, ritual pa të cilin haxhi nuk është i vlefshëm të tjerët e fusin në vaxhib, kurse disa mendojnë se kjo është mustehab.

Ka dijetarë të cilët rruarjen, përkatësisht qethjen e konsiderojnë pjesë përbërse dhe themelore të haxhit, kurse për umre është vetëm vaxhib.

Muslimi në Sahih sjell këtë deklaratë të Enesit: "Pejgamberi a.s. ka ardhur në Minne, u afrua në Xhemretu-l-Akabe dhe i hudhi guralecët. Më vonë shkoi te shatori i vet në Minne, preu kurbanin e vet, e mandej i tha berberit: "Merri!" duke i bërë me shenjë kah flokët në anën e djathtë të kokës, pastaj në anën e majtë.

Nga hadithet e përmendur del përfundimi se:

- haxhiu me flokë të ngjitura ose të thurura gërshet duhet të rruaj kryet tërësisht. Maliku dhe Ahmedi thonë se rroja duhet të përfshijë të paktën, pjesën më të madhe të kresë, kurse

باب تقصير المتمتع بعد العمرة

١٧٣١ - حدثنا محمد بن أبي بكر حدثنا فضيل بن سليمان حدثنا موسى بن عقبة أخبرني كريب عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «لما قدم النبي ﷺ مكة أمر أصحابه أن يطوفوا بالبيت وبالصفا والمروة، ثم يحلوا ويحلقوا أو يقصروا»

## QETHJA E "MUTEMETTI'UT"[10]

**1731.** - Na ka treguar Muhammed b. Ebi Bekr se i ka transmetuar Fudajl b. Sulejman nga Musa b. Ukbe i cili ka deklaruar se i ka kumtuar Kurejbi që Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

**"Kur erdhi Pejgamberi s.a.v.s. në Mekke, u dha urdhër shokëve të vet të kryejnë tavafin rreth Qabes, si edhe vizitën në Safa dhe Merve, e pastaj të lirohen nga ihrami dhe të rruhen ose të qethen".**

---

Ata'u ka thënë: "...të paktën më shumë se gjysmën".

Ebu Hanife ka thënë: "E nevojshme është të rruhet së paku një e katërta e kokës", kurse Ebu Jusufi dhe Muhammedi thonë: "... gjysma..." Shafi'iu konsideron se mjafton vetëm disa fije, tri fije.

- flokët e prera të njeriut janë të pastërta. Halid b. Velidi ka mbajtë në helmetën e tij disa fije floku të Muhammedit a.s.

Ibn Ahmedi në Musnedin e tij transmeton se Ubejd Selmani ka thënë: "Kisha dëshiruar që të kem me vete një fije floku, kime, të Pejgamberit, më shumë se të kemë pasurinë e tërë botës, nën tokë dhe mbi tokë;

- është mustehab të rruash së pari anën e djathtë, të jesh i këthyer kah Kibleja dhe pas përfundimit të këndosh tekbir;

- raporte objektive të Pejgamberit ndaj as-habëve;

- obligimi për rruajtjen e përmendur fillon, sipas mendimit të Malikut, kur fillon agimi i ditës 10. dhu-l-hixhes, kurse sipas qëndrimit të hanefijve, pas gjysmës së natës. Më mirë është që ky akt të kryhet në Minne, ditën e 10. dhu-l-hixhe, por kush e shtyen për më vonë, pas Bajrami, ose rruhet jasht Harmeit, është i detyruar të therrë kurban - dele.

Më shumë preferohet rruajtja se qethja.

Normat e qethjes a të rrojes nuk kanë të bëjnë me femrat.

10 "Mutemetti'a" është haxhiu i cili në mikat ka vendos të kryej umren gjatë muajve të haxhit, e pastaj ta kryej edhe haxhin, të njëjtin vit.

باب الزِّيارةِ يومَ النحرِ

وقال أبو الزبيرِ عن عائشةَ وابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهم «أخَّرَ النبيُّ ﷺ الزيارةَ إلى الليلِ»

ويُذكَرُ عن أبي حَسّانَ عنِ ابنِ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما «أن النبيَّ ﷺ كان يَزورُ البيتَ أيامَ مِنىً»

١٧٣٢ — وقال لنا أبو نُعيمٍ حدَّثَنا سفيانُ عن عُبيدِ اللهِ عن نافعٍ عنِ ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما «أنه طافَ طوافاً واحداً، ثم يَقيلُ، ثم يأتي مِنىً» يعني يومَ النحرِ. ورَفَعهُ عبدُ الرزّاقِ أخبرنا عُبيدُ اللهِ

## VIZITA QABES DITËN E PRERJES SË KURBANËVE

Ebu Zubejri - duke transmetuar nga Aisheja, e ajo nga Ibn Abbasi r.a. - ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka shtyrë vizitën lamtumirëse në tavafin rreth Qabes deri në mbrëmje"**. Përmendet nga Ebu Hasani i cili transmeton nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. e ka vizituar Qaben (çdo natë) në ditët e Minnes.

**1732.** - Ebu Nuajmi na ka thënë se i ka transmetuar Sufjan nga Ubejdullahi, ky nga Nafi'u, e ai nga Ibn Umeri r.a. se Pejgamberi ka kryer tavafin njëherësh rreth Qabes, kah dreka ka fjetur pak, dhe pastaj ka ardhur në Minne, (Ibn Umeri mendon) në ditën kur priten kurbanët (10. dhu-l-hixhe).

Abdurezak e lidh këtë rast, thotë Ebu Nuajm, drejtpërsëdrejti me Pejgamberin dhe thotë se ia ka kumtuar Ubejdullahu.

١٧٣٣ — حدَّثنا يحيى بنُ بُكيرٍ حدَّثَنا الليثُ عن جعفرِ بنِ ربيعةَ عنِ الأعرجِ قال حدَّثني أبو سلَمةَ ابنُ عبدِ الرحمنِ أنَّ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت «حَجَجْنا معَ النبيِّ ﷺ فأفَضْنا يومَ النحرِ، فحاضَتْ صفيةُ، فأرادَ النبيُّ ﷺ منها ما يُريدُ الرجلُ من أهلِهِ، فقلتُ: يا رسولَ اللهِ إنها حائضٌ. قال: حابِسَتُنا هي؟ قالوا: يا رسولَ اللهِ أفاضَتْ يومَ النحرِ. قال: اخرُجوا»

ويُذكَرُ عنِ القاسمِ وعُروةَ والأسودِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها «أفاضَتْ صفيةُ يومَ النحرِ»

**1733.** - Na ka treguar Jahja b. Bukejr se i ka transmetuar Lejth nga Xhafer b. Rebi, ai nga A'rexhi të cilit i ka kumtuar Ebu Selem b. Abdurrahman se Aisheja r.a. ka thënë:

**"E kemi kryer haxhin me Pejgamberin s.a.v.s., madje edhe tavafin lamtumirës rreth Qabes ditën e prerjes së kurbanëve. Atëherë Safijes i**

**erdhi menstruacioni, kurse Pejgamberi s.a.v.s. dëshironte atë çka e dëshiron çdo mashkull nga bashkëshortja e vet".**

- **O Pejgamber i All-llahut** - i thash - **ajo ka menstruacion.**

- **Ajo** - tha ai - **do të na vonojë.**

- **O Pejgamber i Zotit** - thanë të pranishmit - **ajo e ka kryer vizitën lamtumirëse rreth Qabes në ditën e prerjes së kurbanëve. - Dilni të shkojmë** - tha ai.

Ndërsa nga Aisheja r.a. transmeton Kasimi, Urve dhe Esvedi: se **"...Safija e ka kryer tavafin lamtumirës në ditën e prerjes së kurbanëve".**

**باب** إذا رمى بعد ما أمسى، أو حلق قبل أن يذبح، ناسيا أو جاهلا

١٧٣٤ — حدثنا موسى بن إسماعيل حدثنا وهيب حدثنا ابن طاوس عن أبيه عن ابن عباس رضي الله عنهما «أن النبي ﷺ قيل له في الذبح والحلق والرمي والتقديم والتأخير فقال: لا حرج»

## HUDHJA E GURALECËVE ME HARRESË APO MOSDIJE (NË XHEMRETU-L-AKABE) PASI ËSHTË TERRUAR DHE TË RRUARIT PARA SE TË PRITET KURBANI

**1734.** - Na ka treguar Musa b. Ismail se i ka transmetuar Vuhejb Ibn Tavus, ai nga babai i vet, e ky nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberit s.a.v.s. i është thënë për prerjen e kurbanit, për rruajtjen e kresë dhe hudhjen e guralecëve, për nxjerrjen e disa ritualeve përpara të tjerave, e ai ka thënë: **"nuk është mëkat".**

١٧٣٥ — حدثنا علي بن عبد الله حدثنا يزيد بن زريع حدثنا خالد عن عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما قال «كان النبي ﷺ يسأل يوم النحر بمنى فيقول: لا حرج، فسأله رجل فقال: حلقت قبل أن أذبح، قال: اذبح ولا حرج. وقال: رميت بعد ما أمسيت، فقال: لا حرج»

**1735.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah se i ka treguar Jezid b. Zubejr, duke transmetuar nga Halidi, ai nga Ikrime se Ibn Abbasi r.a. ka thënë:

- Është pyetur Pejgamberi s.a.v.s. në Minne, në ditën kur theren kurbanët (për zhvendosjen e rendit të riteve) dhe ai është përgjegjur:

**"Nuk është mëkat".**

Pastaj një njeri i tha:

- **Jam rruajtur para se të pres kurbanin?**

- **Preje (më vonë)** - i tha Pejgamberi.

- **Kam hudhur guraleca, pasi ka rënë muzgu?** tha ky.

- **Nuk është mëkat** - u përgjegj përsëri Pejgamberi.

باب الفُتيا على الدابّة عندَ الجَمرة

١٧٣٦ — حدّثنا عبدُ اللهِ بنُ يوسفَ أخبرَنا مالكٌ عن ابنِ شهابٍ عن عيسى بنِ طلحةَ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرٍو أنّ رسولَ اللهِ ﷺ وقفَ في حَجةِ الوَداعِ فجعلوا يسألونهُ، فقال رجلٌ: لم أشعُرْ فحلقتُ قبلَ أن أذبحَ، قال: اذبحْ ولا حرَج. فجاء آخرُ فقال: لم أشعُرْ فنحرتُ قبلَ أن أرميَ، قال: ارمِ ولا حرَج، فما سُئلَ يومئذٍ عن شيءٍ قُدِّمَ ولا أُخِّرَ إلا قال: افعلْ ولا حرَج»

## FETVAJA PËR DEVET NË XHEMRETU-L-AKABE

**1736.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf të cilit i ka transmetuar Malik, ky e ka dëgjuar nga Ibn Shihabi, ai nga Is-hak b. Tal-ha, ky nga Abdullah b. Amra se Pejgamberi i All-llahut s.a.v.s. e ka kryer qëndrimin (vukuf), në Haxhin Lamtumirës e të pranishmit e pyetën (për ritet e haxhit). Një njeri i tha: **"Nuk e kam ditur prandaj jam rruar para se të pres kurbanin?".**

- **Preje dhe nuk është mëkat** - tha Pejgamberi s.a.v.s..

Pastaj erdhi një tjetër dhe tha: "**Nuk e kam ditë, prandaj e kam prerë kurbanin para se të hudhja guralecat?**".

- **Hudhi (më vonë) dhe nuk ka mëkate** - përsëriti ai.

Dhe më nuk është pyetur për ndonjë gjë që është punuar më përpara ose është shtyer për më vonë, e të mos përgjigjet me: **"Kryeje (më pastaj) nuk është mëkat".**

١٧٣٧ — حدّثنا سعيد بنُ يحيَى بنِ سعيدٍ حدّثنا أبي حدّثنا ابنُ جُرَيجٍ حدّثني الزُّهريُّ عن عيسى بنِ طلحةَ عن عبدِ اللهِ بنِ عمرِو بن العاصِ رضيَ اللهُ عنه حدّثهُ أنهُ شهدَ النبيَّ ﷺ يخطُبُ يومَ النحرِ فقامَ اليه رجلٌ فقال: كنتُ أحسِبُ أنّ كذا قبلَ كذا، ثم قام آخرُ فقال: كنتُ أحسبُ أنّ كذا قبلَ كذا، حلقتُ قبلَ أن أنحرَ، نحرتُ قبلَ أن أرميَ، وأشباهَ ذلك، فقال النبيُّ ﷺ: افعلْ ولا حرَجَ لهنّ كلِّهنّ، فما سُئلَ يومئذٍ عن شيءٍ إلا قال: افعلْ ولا حرَج»

**1737.** - Na ka treguar Seid b. Jahja b. Seid se i ka transmetuar babai i vet nga Ibn Xhurejxh, këtij i ka transmetuar Zuhriu nga Isa b. Tal-ha, ai nga Abdullah b. Amr b. Asa r.a. i cili thotë se ka qenë prezent te Pejgamberi s.a.v.s. kur në ditën e prerjes së kurbanëve, mbante hytbe dhe iu qas një njeri e i tha: **"Mendoj se ky (ritual) është përpara këtij".**

Mandej u ngrit një tjetër dhe i tha: **"Kam menduar se ky (ritual) është me siguri përpara këtij: jam rruajtur para se të pres kurbanin, kurse kurbanin e kam prerë para se të hudh guralecat dhe gjëra të ngjashme".**

Atëherë Pejgamberi s.a.v.s. për të gjitha këto ceremoni ka thënë: **"Bëri këto (më vonë) dhe nuk është mëkat".**

Dhe më nuk është pyetur për ndonjë send, e të mos përgjigjet me: **"Kryeje (më vonë) se nuk është mëkat".**

١٧٣٨ — حدثنا إسحاقُ قال أخبرَنا يعقوبُ بنُ إبراهيمَ حدثنا أبي عن صالحٍ عن ابنِ شهابٍ حدثني عيسى بنُ طلحةَ بن عُبيدِ اللهِ أنه سمعَ عبدَ اللهِ بنَ عمرِو بنِ العاصِ رضيَ اللهُ عنهما قال: «وقفَ رسولُ اللهِ ﷺ على ناقتهِ... فذكرَ الحديثَ». تابعهُ معمرٌ عنِ الزُّهريِّ

**1738.** - Na ka treguar Is-hak të cilit i ka transmetuar Jakub b. Ibrahim se i ka tregua baba i tij, ai e kishte dëgjuar nga Salihu, ai nga Ibn Shihabi, e ky nga Isa b. Talha b. Ubejdullah, se ky e ka dëgjuar Abdullah b. Amr b. Asai r.a. duke thënë:

Pejgamberi s.a.v.s. e ka kryer ceremoninë e qëndrimit në deven e vet, e pastaj e ka përmendur hadithin në tërësi".

Në senedin tjetër Salihun e pason Ma'meri i cili transmeton nga Zuhriu.

باب الخطبة أيام منى

١٧٣٩ – حدثنا علي بن عبد الله حدثني يحيى بن سعيد حدثنا فضيل بن غزوان حدثنا عكرمة عن ابن عباس رضي الله عنهما « أن رسول الله ﷺ خطب الناس يوم النحر فقال: يا أيها الناس، أي يوم هذا؟ قالوا: يوم حرام. قال: فأي بلد هذا؟ قالوا: بلد حرام. قال: فأي شهر هذا؟ قالوا: شهر حرام. قال: فإن دماءكم وأموالكم وأعراضكم عليكم حرام كحرمة يومكم هذا، في بلدكم هذا، في شهركم هذا. فأعادها مراراً. ثم رفع رأسه فقال: اللهم هل بلغت؟ اللهم هل بلغت؟ قال ابن عباس رضي الله عنهما: فوالذي نفسي بيده، إنها لوصيته إلى أمته فليبلغ الشاهد الغائب، لا ترجعوا بعدي كفاراً يضرب بعضكم رقاب بعض »

## HYTBEJA NË DITËT E MINES

**1739.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah se i ka rrëfyer Jahja b. Seid, këtij Fudalj b. Gazvan të cilit i ka transmetuar Ikrime nga Ibn Abbasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. ka mbajtur hytben në Ditën kur priten kurbanët dhe ka thënë:

- **O burra! Çfarë dite është kjo?**

- **Ditë e shenjtë dhe fisnike (në të cilën është ndaluar lufta)** - thanë të pranishmit.

- **Po ky, çfarë qyteti është?** - pyeti Pejgamberi.

- **Qytet i shenjtë dhe fisnik** - u përgjegjën ata.

- **Çfarë muaji është ky?** - pyeti prap Pejgamberi.

- **Muaj i shenjtë dhe i paprekshëm** - thanë ata.

- **Me siguri** - vazhdoi ai - **jeta juaj, pasuritë tuaja dhe morali juaj janë të shenjta për të gjith ju, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë e juaj në këtë qytet tuajin dhe në këtë muaj tuajin.** - Mandej këtë deklaratë e ka përsëritur disa herë, e pastaj ngriti kryet dhe tha: **"O Zot! A e komunikova? O Zot! A e komunikova?" (shpalljen).**

- Ibn Abbasi r.a. - ka thënë - pasha atë në dorë të të cilit është jeta ime, porosia e Tij për Pasardhësit e Tij është: **"Këtë, ata që janë prezent, le t'ua**

**përcjellin atyre që nuk janë prezentë! Mos këtheheni, pas meje, në mosbesim, dhe t'i bini njëri tjetrit në qafë".**[11]

١٧٤٠ – حدثنا حفص بن عمر حدثنا شعبة قال أخبرني عمرو قال سمعت جابر بن زيد قال سمعت ابن
عباس رضي الله عنهما قال سمعت النبي ﷺ يخطب بعرفات. تابعه ابن عيينة عن عمرو

**1740.** - Na ka treguar Hafs b. Umeri, këtij Shu'beje i cili thotë se ka dëgjuar Xherir b. Zejdin se ka deklaruar: "Kam dëgjuar Ibn Abbasin r.a. duke thënë:

**"E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. kur mbante hytben në Arefat".**

Në senedin tjetër Shu'ben e pason Ibn Ujejne i cili e transmeton hadithin nga Amri.

١٧٤١ – حدثنا عبد الله بن محمد حدثنا أبو عامر حدثنا قرة عن محمد بن سيرين قال أخبرني عبد
الرحمن بن أبي بكرة عن أبي بكرة ورجل أفضل في نفسي من عبد الرحمن حميد بن عبد الرحمن عن أبي بكرة
رضي الله عنه قال « خطبنا النبي ﷺ يوم النحر قال: أتدرون أي يوم هذا؟ قلنا الله ورسوله أعلم. فسكت
حتى ظننا أنه سيسميه بغير اسمه، قال: أليس يوم النحر؟ قلنا: بلى. قال: أي شهر هذا؟ قلنا: الله ورسوله
أعلم، فسكت حتى ظننا أنه سيسميه بغير اسمه، فقال: أليس ذو الحجة؟ قلنا: بلى. قال: أي بلد هذا؟ قلنا:
الله ورسوله أعلم، فسكت حتى ظننا أنه سيسميه بغير اسمه، قال: أليست بالبلدة الحرام؟ قلنا: بلى. قال:
فإن دماءكم وأموالكم عليكم حرام كحرمة يومكم هذا في شهركم هذا في بلدكم هذا إلى يوم تلقون ربكم، ألا
هل بلغت؟ قالوا: نعم. قال: اللهم اشهد، فليبلغ الشاهد الغائب، فرب مبلغ أوعى من سامع، فلا ترجعوا
بعدي كفارا يضرب بعضكم رقاب بعض »

11 Me hadithet e përmendur vërtetohen ceremonitë e haxhit të Pejgamberit: qëndrimi në Minne gjatë haxhit lamtumirës, mbajtja e hutbes me karakter të përgjithshëm, duke iu tërhequr vërejtjen muslimanëve për domosdoshmërinë e respektimit të jetës në mënyrë të ndërsjellë, në nderin dhe pasurinë si edhe për përhapjen e mësimeve islame, kurse kusht për suksesin e të gjitha aksioneve është: bashkëpunimi i ndërsjellë, uniteti dhe pajtimi i muslimanëve.

**1741.** - Na ka treguar Abdullah b. Muhammed se i ka thënë Ebu Amr duke transmetuar nga Kurret, ky nga Muhammed b. Sirin të cilit i ka transmetuar Abdurrahman b. Ebi Bekr, i cili transmeton nga Ebu Bekri, edhe një burrë sipas bindjes time, më i mirë se Abdurahman b. Abdurahman Humejd b. Abdurahman, që gjithashtu transmeton se Ebu Bekri ka thënë:

- Pejgamberi s.a.v.s. në Ditën e prerjes së kurbanëve na ka mbajtur hytben, duke thënë:

- **A e dini çfarë dite është kjo?**

- **All-llahu dhe Pejgamberi i Tij e dinë më së miri** - u përgjegjëm ne.

Pas kësaj ai heshti aq gjatë, sa që menduam se do ta emërtojë me ndonjë emër tjetër, e mandej tha:

**"A nuk është kjo Ditë Kurbani?".**

- **Po** - i thamë.

- **Çfar muaji është ky?** - pyeti ai.

- **Këtë më së miri e di All-llahu dhe i Dërguari i Tij** - e përsëritëm ne.

- Ai, pas kësaj, heshti aq gjatë sa që menduam se do ta emërtojë me ndonjë emër tjetër, e mandej tha:

**"A nuk është ky Dhu-lhixhe?"**

- **Po** - i thamë.

- **Çfar qyteti është ky?** - pyeti ai.

- **Këtë më së miri e di All-llahu dhe i dërguari i tij** - i tham ne.

Ai, pastaj, heshti aq gjatë sa që menduam se do ta emërtojë me ndonjë emër tjetër, e pastaj tha:

- **A nuk është ky Qytet i Shenjtë?**

- **Po** - i thamë.

- **Gjaku juaj dhe pasuria juaj, tha ai, janë të shenjta ashtu siç është e shenjtë për ju kjo ditë në këtë muaj dhe në këtë qytet tuajin, deri në atë ditë në të cilën do të takoheni me Krijuesin tuaj All-llahun. Veni re! A e kumtova? O Zot!** - tha ai- **Bëmu dëshmitar! Çdokush që prezenton këtë le t'ia përcjellë me besnikëri atij që nuk prezenton, sepse shpesh ndodh që ai të cilit i transmetohet diçka e kupton më mirë se ai që e ka**

**dëgjuar drejtpërdrejt. Pas meje mos ktheheni në mosbesim e t'i bini në qafë njëri-tjetrit".**

١٧٤٢ — حدثنا محمدُ بنُ المُثنّى حدّثنا يَزيدُ بنُ هارونَ أخبرَنا عاصمُ بنُ محمدِ بنِ زيدٍ عن أبيهِ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما قال « قال النبيُّ ﷺ بمنًى : أتدْرونَ أيُّ يومٍ هٰذا ؟ قالوا : اللهُ ورسولهُ أعلمُ ، فقال : فإنَّ هٰذا يومٌ حرام . أفتدرون أيُّ بلدٍ هٰذا ؟ قالوا : اللهُ ورسولهُ أعلم ، قال : بلدٌ حرام . أفتدرون أيُّ شهرٍ هٰذا ؟ قالوا : اللهُ ورسولهُ أعلم ، قال : شهرٌ حرام . قال : فإنّ اللهَ حرّمَ عليكم دِماءكم وأموالَكم وأعراضَكم كحُرمةَ يومِكم هذا ، في شهرِكم هذا ، في بلدِكم هذا » وقال هِشامُ بنُ الغاز : أخبرَني نافعٌ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما « وقفَ النبيُّ ﷺ يومَ النحرِ بينَ الجَمَراتِ في الحجّةِ التي حجَّ بهذا ، وقال : هٰذا يومُ الحجِّ الأكبر . فطفِقَ النبيُّ ﷺ يقولُ : اللّهمَّ اشهدْ . وودَّعَ الناسَ فقالوا : هٰذهِ حجّةُ الوَداع »

**1742.** - Na ka treguar Muhammed b. Muthanna, të cilit i ka thënë Jezid b. Harun nga Asim b. Muhammed b. Zejd nga baba i vet se Ibn Umeri r.a. ka thënë:

"Pejgamberi s.a.v.s. në Minne, duke mbajtur hytben, ka thënë:

- **A e dini çfarë dite është kjo?**

- **Këtë më së miri e di All-llahu dhe i Dërguari i Tij** - tham ne.

- **Kjo është** - tha ai - **pa dyshim ditë e shenjtë dhe fisnike.**

**- A e dini çfar qyteti është ky?**

- **Këtë e di më së miri All-llahu dhe i Dërguari i Tij** - thanë ata.

- **Qytet i shenjtë dhe fisnik** - tha Pejgamberi.

- **A e dini çfar muaji është ky?**

- **Këtë më së miri e di All-llahu dhe i dërguari i tij** u përgjegjën ata.

- **Ky është muaj i shenjtë dhe fisnik** - tha Pejgamberi s.a.v.s. (dhe vazhdoi):

**Pa dyshim All-llahu i ka bërë të shenjtë jetën tuaj, pasurinë tuaj dhe moralin tuaj, ashtu siç e keni të shenjtë dhe fisnik këtë ditë në këtë muaj dhe në këtë qytet".**

Hisham b. Gazi thotë se i ka transmetuar Nafi nga Ibn Umeri r.a. kështu: Pejgamberi në ditën e prerjes së kurbanëve ka qëndruar në intervale të xhemreve për haxh, dhe ka thënë: **"... Kjo është ditë e haxhit më të madh".**

Pastaj Pejgamberi s.a.v.s. vazhdoi: **"... O Zot, dëshmo!"** dhe u përshëndet me njerëzit, e ata thoshin: **"Ky është Haxh Lamtumirës".**[12]

باب هل يبيت أصحابُ السِّقايةِ أو غيرُهم بمكةَ ليالىَ مِنىً ؟

١٧٤٣ — حدثنا محمدُ بنُ عُبَيدِ بنِ ميمونٍ حدثنا عيسى بنُ يونسَ عن عُبيدِ اللهِ عن نافعٍ عن ابنِ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما « رخَّصَ النبيُّ ﷺ . . . »

---

12 Fillimi dhe mbarimi i tekstit të hadithit të fundit është me dy variante, por në tërësi, që të dy tërheqin vërejtjen për drejtimin e paraqitur në hadithin e mëparmë.

Mendimet dallohen lidhur me emrin "haxhi më i madh".

Haxhillëku është dy farësh: mund të jetë vetëm për haxh, që shumica e dijetarëve e quajnë "i madh dhe haxh më i madh", por mund të jetë vetëm për të kryer umren, që e quajnë "haxh i vogël". Mirëpo pjesa më e madhe shkojnë në Qabe, në ditët e haxhit, me qëllim që të kryejnë umren dhe haxhin pa i ndarë, prandaj edhe ky tubim quhet "haxhi më i madh".

Hazreti Aliu, Abdullah b. Ebi Avf, Shafi'iu dhe Muxhahidi kanë thënë: "Haxhi më i madh është dita kur priten kurbanët, e ajo është dita e parë e tubimit në Minne". Qëndrimi i tillë përputhet me tekstin e përmbajtjen e hadithit të përmendur. Dita e parë e tubimit në Minne është ditë në të cilën kryehen më tepër ceremoni të haxhit se në cilëndo ditë tjetër qoftë të Bajramit. Ajo është dita kur priten kurbanët, hudhen guralecët në Xhemretu-l-Akabe, haxhinjtë qethen ose rruhen. Shkojnë në Mekke të bëjnë tavafin lamtumirës rreth Qabes, e pastaj kthehen përsëri për konak në Minne.

Hazreti Umeri dhe i biri i tij Abdullahu konsiderojnë se emërtimi konkret i referohet ditës së Arafatit.

Nga fjalët e fundit të Muhammedit a.s. dhe veprimet e tij lamtumirëse, njerëzit kanë ardhë në përfundim se ai më nuk do të takohet me ata, prandaj këtë haxh e kanë quajtur Haxh Lamtumirës, haxh në të cilin Pejgamberi a.s. ndahet prej tyre dhe këta nga ai.

Bejheki thotë: "Përfundimi i misionit të Muhammedit a.s. ka mund të parandihet edhe nga sureja "Nasr", që iu shpall në ditët e ndërmjeme të këtij Bajrami, ku thuhet: Kur vjen ndihma e fitorja e All-llahut, dhe i sheh njerëzit që po hyjnë në fenë e All-llahut grupe-grupe. T'i madhëroje Zotin tënd me lavdërata dhe kërko falje nga Ai! A me të vërtetë e pranon pendimin. sureja Nasr:

Pas shpalljes së kësaj sureje Muhammedi a.s. ka jetuar vetëm edhe nja dy muaj e gjysmë - tre, rreth 80 ditë.

## A MUND TË BUAJNË NË MEKKE UJËDHËNËSIT (E ZEMZEMIT) OSE TJERË NË NETËT E MINNES

**1743.** - Na ka treguar Muhammed b. Ubejd b. Mejmun dhe thotë se i ka transmetuar Isa b. Junus nga Ubjedullah, ky nga Nafi'u e ai nga Ibn Umeri r.a. i cili ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. e ka lejuar këtë".**

١٧٤٤ – حدثنا يحيى بن موسى حدثنا محمد بن بكر أخبرنا ابن جريج أخبرني عبيد الله عن نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما «أن النبي ﷺ أذن ...» ح

**1744.** - Na ka treguar Jahja b. Musa, këtij i ka treguar Muhammed b. Bekr, atij Ibn Umeri r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. këtë, me të vëretë, e ka lejuar.

١٧٤٥ – حدثنا محمد بن عبد الله بن نمير حدثنا أبي حدثنا عبيد الله قال حدثني نافع عن ابن عمر رضي الله عنهما «أن العباس رضي الله عنه استأذن النبي ﷺ ليبيت بمكة ليالي منى من أجل سقايته، فأذن له». تابعه أبو أسامة وعقبة بن خالد وأبو ضمرة

**1745.** - Sipas një senedi të ndryshuar thuhet na ka treguar Muhammed b. Abdullah b. Numejr nga babai i vet të cilit i ka transmetuar Ubejdullah nga Nafi'u ky nga Ibn Umer r.a. se Abbasi r.a. ka kërkuar leje nga Pejgamberi s.a.v.s. që të bujë në Mekke netëve të Minnes, për shkak të detyrës së tij t'u jap ujë haxhinjve, dhe ai këtë ia lejoi.

Në senedin tjetër pas Muhammed b. Abdullahut qëndron edhe Ebu Usame, Ukbe b. Halid dhe Ebu Damre.[13]

---

13 Pejgamberi i ka lejuar Abbasit që gjatë kryerjes së haxhit në Minne, të bujë në Mekke, në vend se në Minne, në mënyrë që t'iu japë ujë haxhinjëve. Këtë Pejgamberi a.s. ua ka lejuar edhe barinjëve për t'i kullotur natën bagëtitë, por edhe të sëmurëve dhe të pafuqishmëve me qëllim që të vendosen në kushte më të mira.

Buajtjen në Mekke, pa ndonjë arsye të fortë, dijetarët nuk e lejojnë. Maliku konsideron se buajtja e paarsyeshme në Mekke në kohën kur duhet të jenë haxhinjt në Minne, është shkelje e rëndë, dhe fajtori duhet të presë kurban. Ai mendon se për një natë që e ka kaluar në Mekke duhet të ushqejë një të varfër, kurse për të gjitha netët, në kohën e Minnes, duhet të presë kurban.

Ebu Hanife ka thënë: "Nëse haxhiu për çdo ditë kthehet nga Mekka në Minne dhe

باب رَمْيِ الجِمَارِ

وقال جابرٌ : رمى النبيُّ ﷺ يومَ النحرِ ضُحًى ، ورمى بعدَ ذلكَ بعدَ الزوالِ

١٧٤٦ — حدثنا أبو نُعيمٍ حدثنا مِسعرٌ عن وَبَرَةَ قال « سألتُ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما : متى أرمي الجمارَ ؟ قال : إذا رمى إمامُكَ فارمِهْ . فأعدتُ عليهِ المسألةَ ، قال : كنّا نتحيَّنُ ، فإذا زالتِ الشمسُ رمينا » .

## HUDHJA E GURALECAVE

Ebu Xhabir ka thënë:

**"Pejgamberi s.a.v.s. ka hudhur guraleca në ditën kur priten kurbanët, kur kishte le dielli, e pas kësaj përsëri hudhte pas dreke (pas zevalit)"**

**1746.** - Na ka treguar Ebu Nuajm të cilit i ka transmetuar Mis'ar nga Vebre i cili ka thënë:

- E kam pyetur Ibn Umerin r.a.:

- **Kur t'i hudh guralecat?"**

- **Hudhi** - tha ai - **kur t'i hudh ai që të prinë në haxh!**

- Pastaj e kam pyetur përsëri, e ai tha: **"Ne kemi pasë kujdes për kohën, dhe guralecët i kemi hudhur pasi që dielli e kalonte zenitin".**[14]

---

rregullisht kryen hudhjen e guralecave, ai me këtë nuk bën asnjëfar gabimi dhe nuk ka kurrfar dënimi për të". Pokështu mendon edhe Hasan Basriu.

14 Nga hadithet e përmendur rezulton:

- koha për hudhjen e guralecave në Xhemretu-l-akabe fillon prej lindjes së diellit dhe zgjatë deri në perendim, në ditën e 10. të dhu-l-hixhes. Shafi'iu konsideron se hudhja e guralecave mund të bëhet deri në fund të gjysmës së parë të natës, deri në mesnatë, të njëjtës ditë. Te Nihaij theksohet se ky veprim, mund të kryhet vetëm deri në prarim të diellit në ditën e parë të Bajramit.

Në Muhit, përkitazi me hudhjen e guralecëve në Xhemretu-l-Akabe janë theksuar tri periudha kohore:

1.- është synnet që ky veprim të kryhet pas lindjes së diellit,

2.- lejohet që të kryhet pas kalimit të diellit nga zeniti, e,

3.- është mekruh të kryhet ky veprim natën.

Nëse haxhiu nuk ka arritur që këtë ta kryej gjatë ditës, ai do ta kryej natën, pa ndonjë kompenzim.

Imam Ebu Jusufi, e sikur ky mendon edhe Thevrij, thotë: "Nëse haxhiu nuk e ka kryer

باب رمي الجمار من بطن الوادي

١٧٤٧ – حدثنا محمد بن كثير أخبرنا سفيان عن الأعمش عن إبراهيم عن عبد الرحمن بن يزيد قال «رمى عبد الله من بطن الوادي، فقلت: يا أبا عبد الرحمن، إن ناسا يرمونها من فوقها، فقال: والذي لا إله غيره، هذا مقام الذي أنزلت عليه سورة البقرة ﷺ»
وقال عبد الله بن الوليد: حدثنا سفيان حدثنا الأعمش بهذا

## HUDHJA E GURALECAVE NGA ANA E POSHTME E LUGINES

**1747.** - Na ka treguar Muhammed b. Kethir se i ka transmetuar Sufjani nga A'meshi, ai nga Ibrahimi e ky nga Abdurahman b. Jezid i cili ka thënë:

**"Abdullah (b. Mes'ud) i hudhi gurët nga ana e poshtme e luginës.**

**- O Abdurrahman**[15] - thirra - **njerëzit tjerë i hudhin guralecët nga ana e epërme.**

**- Pasha All-llahun që është Një** - tha ai - ky **është vendi i atij (s.a.v.s.) të cilit i është shpallur sureja Bekare.**

Kurse Abdullah b. Velid thotë: **"Këtë na e ka treguar Sufjani i cili transmeton prej A'meshit".**

---

hudhjen e guralecëve në Xhemretu-l-Akabe, ditën, ai nuk do t'i hudhë natën, por për këtë lëshim do të presë kurban.

Ebu Hanife ka deklaruar: "Nëse haxhiu nuk ka hudhur guralecët në Xhemretu-l-akabe ditën e prerjes së kurbanit, dhe kalon natën në Minne dhe aty e gdhin drita, ai do t'i hudhë guralecët prap në mëngjezin e asaj dite, por edhe kurbanin do ta presë". Ebu Jusufi dhe Muhammedi kanë mendim të kundërt me këtë;

- hudhja e guralecëve ditën e dytë dhe të tretë të Bajramit kryhet në orët e pasdrekës. Ky qëndrim është i tëra shkollave tradicionale. Këtë e përkrah edhe Ebu Hanife, me dallim se ai lejon që hudhja e guralecëve ditën e fundit të Bajramit të kryhet edhe para dreke. Mirëpo, nëse haxhiu i ka hudhur guralecët para dite, ditën e dytë dhe të tretë të Bajramit, këtë duhet ta përsërisë në orët e pasdrekës në të njëjtën ditë.

Ata'u dhe Tavusi lejojnë që kjo hudhje e guralecëve të kryhet në orët e paradrekës gjatë tri ditëve të Bajramit. Për moskryerjen e këtij ceremoniali në kohën e caktuar, haxhiu duhet të therë kurban.

15 Abdurrahman është llagap i Abdullah b. Mes'udit.

باب رمي الجمار بسبع حصيات. ذكره ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ

١٧٤٨ - حدثنا حفص بن عمر حدثنا شعبة عن الحكم عن ابراهيم عن عبد الرحمن بن يزيد عن عبد الله رضي الله عنه «انه انتهى إلى الجمرة الكبرى جعل البيت عن يساره ومنى عن يمينه، ورمى بسبع وقال: هكذا رمى الذي أنزلت عليه سورة البقرة ﷺ»

## HUDHJA E GURALECAVE BËHET ME SHTATË GURALECA

Kështu deklaron Ibn Umer r.a., që transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s..

**1748.** - Na ka treguar Hafs b. Umer r.a. të cilit i ka transmetuar Shu'be nga Hakemi, ky nga Abdurahman b. Zejdi, e ai nga Abdullah b. Mes'ud r.a. se ky i është afruar Xhemretu-l-Kubras (Xhemretu-l-Akabe), duke i lënë Qaben në anën e majtë, kurse Minnen në anën e djathtë, dhe hudhi shtatë guraleca, e pastaj tha: **"Kështu ka hudhur ai - s.a.v.s., të cilit i ka zbritur sure Bekare**[16]

16 Në Xhemretu-l-Akabe duhet të hudhen shtatë guralecë. Ky është mendimi i pjesës dërmuese të dijetarëve, kurse Ata'u konsideron se mjafton të hudhen pesë. Muxhahidi ka thënë: "Nëse haxhiu hudh gjashtë guralecë, ky nuk ka asnjëfar dënimi. Këtë mendim e miratojnë edhe Ahmedi dhe Is-haku. Këta mbështeten në deklaratën e Sa'ad b. Malikut, të cilën e përcjell Nesai në këtë formë: "U kthyem me Pejgamberin a.s. nga haxhillëku, dhe dikush prej nesh tha: "Kam hudhur gjashtë guralecë", e tjetri: "kam hudhur shtatë", dhe askush prej nesh nuk ia pamë për gabim këtë".
Ebu Davud dhe Nesaij transmetojnë në Sunene të tyre se Ebu Mixhledh ka thënë:
E kam pyetur Ibn Abbasin për hudhjen e guralecëve në xhemre, e ai më tha: "Nuk e di me siguri. Pejgamberi ka hudhur nga gjashtë ose shtatë guralecë".
Përfaqësuesit e shkollës tradicionale konsiderojnë se në çdo xhemre duhet të hudhen nga shtatë guralecë. Në rast se haxhiu hudh më pak se shtatë, ai sipas mendimit të Malikut dhe Evzaiut, duhet të presë kurban.
Shafi'iu dhe Ebu Thevr thonë: "Kush e lë mangut një guralec ka për detyrë të japë sadakë në ushqim në sasi prej 833 gram, për dy guralecë duhet 1.666 gr., kurse për tre guralecë ose më tepër duhet të presë kurban, dele".
Ebu Hanife, Imam Jusufi dhe Muhammedi kanë thënë: "Nëse haxhiu le më shumë se gjysmën e guralecëve pa i hudhur, në tre xhemret, duhet të pres kurban, por nëse lë mangut më pak se gjysmen e numrit të përgjithshëm, atëherë do të japë për secilin gurë gjysmë sa'a ushqim, që është barazi me 1.666 gram".

باب مَن رمى جمرة العقبة فجعل البيتَ عن يساره

١٧٤٩ – حدثنا آدمُ حدثنا شعبةُ حدثنا الحكمُ عن إبراهيمَ عن عبدِ الرحمنِ بن يزيدَ «أنه حجَّ مع ابنِ مسعودٍ رضيَ اللهُ عنه فرآهُ يَرمي الجمرةَ الكبرى بسبعِ حصَياتٍ، فجعلَ البيتَ عن يسارهِ ومِنًى عن يمينه ثم قال: هذا مَقامُ الذي أُنزِلَت عليه سورةُ البقرة»

## HUDHJA E GURALECAVE DUKE E LËNË QABEN NË ANËN E MAJTË

**1749.** - Na ka treguar Ademi nga Shu'be, të cilit i transmetoi Hakemi nga Ibrahimi, e ai nga Abdurahman b. Jezid i cili ka bërë haxhin me Ibn Mes'udin r.a. dhe e ka parë se si ai i ka hudhë guralecët në Xhemren e Madhe (Xhemretu-l-Akabe) shtatë guraleca, duke i mbetur Qabeja në anën e majtë të tij kurse Minneja në anën e djathtë, e mandej ka thënë:

**"Ky është vendi i atij të cilit iu shpall sureja Bekare".**

---

Hakem dhe Hammadi kanë deklaruar: "Ai që harron të hudh guralecët e njërës xhemre ose në të dyja xhemret, ose dy guralecë prej të dyjave, është i detyruar të presë kurban". Ai që harron të hudhë disa gurë, dhe kujtohet gjatë natës, detyrohet që këtë ta bëjë me vonesë, gjatë ditëve të Bajramit dhe në këtë rast nuk ka obligim kompensimi me të holla. Por nëse nuk e ka bërë këtë as gjatë ditëve të Bajramit, me vonesë, duhet të presë kurban". Këtë mendim e ka pranuar edhe Evzai.

Maliku thotë: "Në rast se haxhiu harron të hudh një guralec në një xhemre, dhe nuk e hudh as me vonesë, gjatë ditëve të Bajramit, dhe i kalon koha e paraparë për këtë veprim, është i detyruar të pres dele për kurban. Por nëse harron t'i hudhë guralecët në tërësi në një xhemre dhe këtë nuk e bën pastaj gjatë ditëve të Bajramit, është i detyruar të presë lopë.

Këta guralecë duhet hudhur në largësi prej 3-4 metrash, ngase vetëm lëshimi i guralecit në xhemre nuk lejohet. Guralecët duhet marrë nga toka, si gurë të vegjël ose pjesë të tullave. Në bazë të kësaj nuk mund të shërbejnë thërmija të materieve tjera, si ar, argjend, xhevahir etj.

Ibn Mubarek lejon përdorimin ekskluzivisht të guralecëve, kurse Imam Ahmedi lejon që për këtë qëllim të përdoren vetëm gurë të vegjël, dhe përjashton përdorimin e gurëve të mëdhenj.

باب يكبر مع كل حصاة. قاله ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ

١٧٥٠ — حدثنا مسدد عن عبد الواحد حدثنا الأعمش قال «سمعت الحجاج يقول على المنبر: السورة التي يذكر فيها البقرة، والسورة التي يذكر فيها آل عمران، والسورة التي يذكر فيها النساء. قال فذكرت ذلك لإبراهيم فقال: حدثني عبد الرحمن بن يزيد أنه كان مع ابن مسعود رضي الله عنه حين رمى جمرة العقبة، فاستبطن الوادي، حتى إذا حاذى بالشجرة اعترضها فرمى بسبع حصيات، يكبر مع كل حصاة، ثم قال: من ها هنا ــ والذي لا إله غيره ــ قام الذي أنزلت عليه سورة البقرة ﷺ»

## HAXHIU MERR TEKBIR PËR SECILIN GUR QË E HUDHË

Këtë e ka thënë Ibn Umer r.a., i cili transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s..

**1750.** - Na ka treguar Musedded që transmeton nga Abdu-l-Vahid të cilit A'mesh i ka thënë:

- E kam dëgjuar Haxhxhaxhin i cili nga minberi citoi:...suren **"Bekare"**, **"Ali Imran"** dhe suren **"Nisa".**

- Më vonë- thotë A'mesh - këtë ia kam përmendur Ibrahimit, e ai tha: **"Më ka treguar Abdurahman b. Jezid se ka qenë me Ibn Mes'udin r.a. kur deshi të hudh guralecët në Xhemretu-l-akabe, dhe është lëshuar në luginë dhe kur erdhi afër një lisi, iu mbështet dhe hudhi shtatë guraleca, dhe merrte tekbir për secilin guralec që e hudhte.** Pastaj, prej aty, tha:

- **Pasha All-llahun që është Një, ka qëndruar (këtu) edhe ai - s.a.v.s. - të cilit i është shpallur sureja Bekare".**

باب من رمى جمرة العقبة ولم يقف، قاله ابن عمر رضي الله عنهما عن النبي ﷺ

## PAS HUDHJES SË GURALECAVE NUK RRIHET NË XHEMRETU-L-AKABE

Këtë e ka transmetuar Ibn Umer r.a. nga Pejgamberi s.a.v.s..

باب إذا رمى الجمرتين يقوم مستقبل القبلة ويسهل

١٧٥١ — حدثنا عثمان بن أبي شيبة حدثنا طلحة بن يحيى حدثنا يونس عن الزهري عن سالم عن ابن عمر رضي الله عنهما «أنه كان يرمي الجمرة الدنيا بسبع حصيات يكبر على إثر كل حصاة، ثم يتقدم حتى يسهل فيقوم مستقبل القبلة، فيقوم طويلا، ويدعو ويرفع يديه، ثم يرمي الوسطى، ثم يأخذ ذات الشمال

فَيَسْهِلُ ويقومُ مستقبِلَ القبلةِ ، فيقومُ طويلا ويَدعو ، ويرفعُ يدَيهِ ويقومُ طويلا ، ثمَّ يرمي جمرةَ ذاتِ العقبةِ من بطنِ الوادي ، ولا يقفُ عندَها ، ثم ينصرِفُ فيقول : هٰكذا رأيتُ النبيَّ ﷺ يفعلُهُ »

## PAS HUDHJES SË GURALECAVE NË DY XHEMRET E PARA, HAXHIU NJËHERË DO TË QËNDROJË PASTAJ, ZBRET NË LUGINË DHE KTHEHET NGA KIBLA

**1751.** - Na ka treguar Osman b. Ebi Shejbe nga Talaha b. Jahja të cilit i ka transmetuar Junusi nga Zuhriu, ky nga Salimi e ai nga Ibn Umeri r.a. se ai ka hudhur nga shtatë guraleca në xhemret më të afërta (Mesxhidu-l-Hajf) dhe pas secilit guralec të hudhur merrte tekbir. Pas kësaj kalonte përpara, deri kur binte në luginë, e aty rrinte, i kthyer kah Kibla. Aty ka qëndruar gjatë, dhe bënte lutje me duar të ngritura lart. Mandej hudhte guraleca në xhemren e mesme, mandej hiqej majtas, zbriste në luginë dhe qëndronte i kthyer kah Kibla. Këtu ka qëndruar gjatë kohë, ngriste duart, dhe ashtu me qëndrim këmbë, bënte dua. Pas kësaj ka hudhur guralecat në Xhemretu-l-Akabe, nga ana e poshtme e luginës. Këtu nuk ka qëndruar fare, por është kthyer dhe ka thënë:

**"Ja, kështu e kam parë Pejgamberin s.a.v.s. duke vepruar.**[17]

---

17 Nga hadithet e përmendura mund të përfundohet:
- në secilën xhemre duhet hudhur nga shtatë guralecë;
- është mustehab që gjatë hudhjes së secilit guralec të këndosh tekbir. Dijetarët hanefitë thonë: "më së miri është të këndosh Bismil-lahi, All-llahu ekber!"

Ibn Mes'ud dhe Ibn Umer, pas hudhjes së guralecëve bënin lutje: "O Zot, pranoje prej meje këtë haxh, më fal mëkatet dhe më shpërble për mundin e bërë!"

Pas hudhjes së guralecëve në xhemren e parë dhe të dytë duhet larguar pak nga xhemreja, të qëndrosh i kthyer kah Kibleja dhe të lusish All-llahun për falje të mëkateve përsonale dhe të familjes, duke kërkuar udhëzim në rrugë të drejtë për të gjithë.

Ibn Mes'udi ndalej, qëndronte, tek xhemre e parë aq sa dy herë mund të këndohej sureja Bekare, kurse Ibn Umeri qëndronte sa mund të këndohej një herë kjo sure. Ibn Umeri po kaq qëndronte edhe në xhemren e dytë.

Ai që nuk e realizon këtë qëndrim dhe nuk e bën këtë lutje, nuk ka gjynah dhe nuk paguan asnjëfar kompenzimi. Vetëm Thevri konsideron se, megjithatë, duhet të jepet sadakë e rëndomtë.

باب رفع اليدين عند جمرة الدنيا والوسطى

١٧٥٢ - حدثنا إسماعيل بن عبد الله قال حدثني أخي عن سليمان عن يونس عن يزيد عن ابن شهاب عن سالم بن عبد الله «أن عبد الله بن عمر رضي الله عنهما كان يرمي الجمرة الدنيا بسبع حصيات، ثم يكبر على إثر كل حصاة، ثم يتقدم فيسهل، فيقوم مستقبل القبلة قياما طويلا، فيدعو ويرفع يديه. ثم يرمي الجمرة الوسطى كذلك، فيأخذ ذات الشمال فيسهل، ويقوم مستقبل القبلة قياما طويلا، فيدعو ويرفع يديه. ثم يرمي الجمرة ذات العقبة من بطن الوادي ولا يقف عندها، ويقول: هكذا رأيت رسول الله ﷺ يفعل»

## NGRITJA E DUARVE TE DY XHEMRET: TË AFËRMES (MESXHIDU-L-HAJF) DHE TË MESMES

**1752.** - Na ka treguar Ismail b. Abdullah, duke thënë se i ka transmetuar vëllau i tij nga Sulejmani, ai nga Junus b. Jezid ky nga Ibn Shihabi, ai nga Salim b. Abdullah, se Abdullah b. Umer r.a. me të vërtetë ka hudhur nga shtatë guraleca. Së pari te xhemra më e afërme (xhamia Hajf), duke marrë tekbir për secilin guralec të hudhur. Pastaj kalonte përpara, lëshohej në luginë dhe qëndronte i kthyer kah Kibla. Në një qëndrim të gjatë këtu, i ngriste duart dhe bënte dua. Mandej gjithashtu hudhte guraleca në xhemren e mesme, kur lëshohej në luginë rrinte në anën e majtë i kthyer kah Kibla. Në një qëndrim të gjatë, ngriste duart dhe bënte dua, lutej. Pastaj hudhte guralecët në Xhemretu-l-Akabe nga ana e poshtme e luginës por nuk qëndronte këtu.

- Ja - thoshte ai - kështu e kam parë Pejgamberi s.a.v.s. duke vepruar.

باب الدعاء عند الجمرتين

١٧٥٣ - وقال محمد حدثنا عثمان بن عمر أخبرنا يونس عن الزهري «أن رسول الله ﷺ كان إذا رمى الجمرة التي تلي مسجد منى يرميها بسبع حصيات، يكبر كلما رمى بحصاة، ثم تقدم أمامها فوقف مستقبل القبلة، رافعا يديه يدعو، وكان يطيل الوقوف. ثم يأتي الجمرة الثانية فيرميها بسبع حصيات، يكبر كلما رمى بحصاة، ثم ينحدر ذات اليسار مما يلي الوادي، فيقف مستقبل القبلة رافعا يديه يدعو. ثم يأتي الجمرة التي عند العقبة فيرميها بسبع حصيات، يكبر عند كل حصاة، ثم ينصرف ولا يقف عندها» قال الزهري «سمعت سالم بن عبد الله يحدث مثل هذا عن أبيه عن النبي ﷺ، وكان ابن عمر يفعله»

## LUTJET - TEK DY XHEMRAT E PARA

**1753.** - Muhammedi ka deklaruar se i ka transmetuar Osman b. Umer nga Junusi, e ai nga Zuhriu:

"Pejgamberi s.a.v.s. ka hudhur guraleca, së pari, te xhemreja që ndodhet menjëherë afër xhamisë në Minne, ku i ka hudhur shtatë guraleca. Sa herë që e hudhte guralecin merrte tekbir. Pastaj kalonte para tij, ndalej i kthyer kah Kibla, ngriste duart dhe lutej.Këtë qëndrim e bënte të gjatë. Pastaj ka ardhur në xhemren e dytë dhe aty i hudhte shtatë guraleca. Sa herë që e hudhte guralecin merrte tekbir. Mandej, anës së majtë, zbriste në luginë, ku qëndronte i kthyer kah Kibla. Ngriste duart dhe bënte dua. Atëherë vinte tek xhemreja në Akabe, i hudhte shtatë guraleca, duke marrë tekbir për secilin gurlasec të hudhur. Pastaj këthehej. Këtu nuk qëndronte aspak.

Zuhriu ka thënë:

- E kam dëgjuar Salim b. Abdullahun i cili e transmeton një lloj këtë nga babai i vet kurse ai nga Pejgamberi s.a.v.s.

- Kështu ka vepruar edhe Ibn Umer - thotë Salimi.

باب الطيب بعدَ رمي الجمار ، والحلقِ قبلَ الإفاضة

١٧٥٤ — حدثنا عليُّ بنُ عبدِ الله حدثنا سفيانُ حدثنا عبدُ الرحمنِ بنُ القاسمِ أنه سمعَ أباه ـ وكان أفضلَ أهلِ زمانِه ـ يقول : سمعتُ عائشةَ رضيَ اللهُ عنها تقول « طيَّبتُ رسولَ الله ﷺ بيديَّ هاتينِ حينَ أحرمَ ، ولحلِّهِ حينَ أحلَّ قبلَ أن يطوفَ . وبَسَطَتْ يدَيها »

## PARFYMOSJA PAS HUDHJES SË GURALECAVE NË XHEMRETU-L-AKABE DHE TË RRUARIT E KOKËS PARA TAVAFIT TË PËRSERITUR RRETH QABES

**1754.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah se i ka transmetuar Sufjani nga Abdurrahman B. Kasim se ky e ka dëgjuar babën e vet, që ka qenë më i miri në kohën e vet, duke thënë:

**- E kam dëgjuar Aishen r.a. që ka thënë: E kam parfymosur Pejgamberin e All-llahut me këto duar (dhe i shtriu duart e veta), kur deshi të hyjë në ihram, edhe kur doli nga ihrami, kur u bë i lirë. Këtë e kam bërë para se të kryente tavafin rreth Qabes".**

باب طواف الوداع

١٧٥٥ — حدثنا مسدد حدثنا سفيان عن ابن طاوس عن أبيه عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « أمر الناس أن يكون آخر عهدهم بالبيت، إلا أنه خفف عن الحائض »

## TAVAFI I LAMTUMIRËS - TAVAFU-L-VEDA'I

**1755.** - Na ka treguar Musedded se i ka transmetuar Sufjan nga Ibn Tavus, ai nga babai i vet, kurse ky nga Ibn Abbasi r.a. i cili ka thënë:

**"Njerëzve u është urdhëruar si detyrë e fundit vizita e Qabes (tavafi), por për lehtësim lirohen femrat me menstruacion".**

١٧٥٦ — حدثنا أصبغ بن الفرج أخبرنا ابن وهب عن عمرو بن الحارث عن قتادة أن أنس بن مالك رضي الله عنه حدثه « أن النبي ﷺ صلى الظهر والعصر والمغرب والعشاء، ثم رقد رقدة بالمحصب، ثم ركب إلى البيت فطاف به » . تابعه الليث حدثني خالد عن سعيد عن قتادة أن أنس بن مالك رضي الله عنه حدثه عن النبي ﷺ

**1756.** - Na ka treguar Esbeg b. Erexh të cilit i ka transmetuar Ibn Vehb nga Amr b. Harth, ai nga Katade, këtij Enes b. Malik r.a. i ka thënë se Pejgamberi s.a.v.s. i ka falë në Muhassab drekën dhe iqindinë, akshamin dhe jacinë, e pastaj ka rënë të flejë. Më vonë i ka hipur deves, është nisur për Qabe dhe ka bërë tavafin rreth saj.

Në senedin tjetër Amr b. Harthin e pason Lejthi, i cili thotë se këtë ia ka transmetuar Halidi nga Enesi, kurse ai nga katade, këtij Enes b. Malik i cili transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s..

باب إذا حاضت المرأة بعد ما أفاضت

١٧٥٧ — حدثنا عبد الله بن يوسف أخبرنا مالك عن عبد الرحمن بن القاسم عن أبيه عن عائشة رضي الله عنها « أن صفية بنت حيي زوج النبي ﷺ حاضت، فذكرت ذلك لرسول الله ﷺ فقال: أحابستنا هي؟ قالوا: إنها قد أفاضت، قال: فلا إذاً »

## MENSTRUACIONI PAS TAVAFIT (TË FUNDIT) NUK PENGON

**1757.** - Na ka treguar Abdullah b. Jusuf se i ka kumtuar Malik, i cili transmeton nga Abdurahman b. Kasim, ai nga babai i vet kurse ky nga Aisheja r.a.:

**"Safija e bija e Hujejjit, bashkëshorte e Pejgamberi s.a.v.s. kishte menstruacion, dhe këtë ia thash Pejgamberit të All-llahut,** e ai tha:

- **Ajo do t'na vonojë?**

- **Ajo** - thanë të pranishmit - **e ka kryer tavafin e fundit rreth Qabes.**

- **Atëherë, pra, s'ka vonesë** - tha ai.

١٧٥٨ ، ١٧٥٩ — حدثنا أبو النعمان حدثنا حماد عن أيوب عن عكرمة « أن أهل المدينة سألوا ابن عباس رضي الله عنهما عن امرأة طافت ثم حاضت ، قال لهم : تنفر ، قالوا : لا نأخذ بقولك وندع قول زيد ، قال : إذا قدمتم المدينة فسلوا . فقدموا المدينة فسألوا ، فكان فيمن سألوا أم سليم ، فذكرت حديث صفية » رواه خالد وقتادة عن عكرمة

**1758. - 1759.** - Na ka treguar Ebu Nu'man, këtij i ka transmetuar Hammadi e ky nga Ejjubi, ai nga Ikrime se medinasit e kanë pyetur Ibn Abbasin r.a. për gruan e cila e ka kryer tavafin dhe pastaj i ka ardhë menstruacioni.

- **Të udhëtojë** - u tha ai.

- **Nuk do ta përfillim** - thanë ata - **deklaratën tënde, e të lejmë deklaratën e Zejdit.**

- **Kur të arrini në Medine** - tha ai - **pyetni ndokë!**

Erdhën në Medine dhe pyetën. Në mesin e atyre të cilët i pyetën ishte edhe Ummi Sulejmi, e cila u përmendi rastin e Safijes.

Këtë e kanë transmetuar edhe Halid dhe Katade nga Ikrime.

١٧٦٠ — حدثنا مسلم حدثنا وهيب حدثنا ابن طاوس عن أبيه عن ابن عباس رضي الله عنهما قال « رُخِّصَ للحائض أن تنفر إذا أفاضت »

**1760.** - Na ka treguar Muslim se i ka transmetuar Vuhejbi nga Tavusi e ai nga babai i vet, kurse ky nga Ibn Abbasi r.a. i cili ka thënë:

**"Gruaja me menstruacion e ka të lejuar të shkojë (kthehet) në shtëpi nëse e ka kryer tavafin e fundit rreth Qabes".**

١٧٦١ — قال « وسمعت ابن عمر يقول : إنها لا تنفر ، ثم سمعته يقول بعد : إن النبي ﷺ رخص لهن »

**1761.** - Por e kam dëgjuar - ka thënë Ibn Tavus - Ibn Umerin duke thënë: **"Ajo nuk do të shkojë në shtëpi"**. Më vonë prap e kam dëgjuar që thotë: **"Pejgamberi s.a.v.s. u ka bërë lehtësime (u ka lejuar të shkojnë)".**

١٧٦٢ – حدثنا أبو النعمان حدثنا أبو عوانة عن منصور عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله
عنها قالت « خرجنا مع النبي ﷺ ولا نرى إلا الحج ، فقدم النبي ﷺ فطاف بالبيت وبين الصفا والمروة ولم
يحل ، وكان معه الهدي فطاف من كان معه من نسائه وأصحابه ، وحل منهم من لم يكن معه الهدي ، فحاضت هي ،
فنسكنا مناسكنا من حجنا . فلما كان ليلة الحصبة ليلة النفر قالت : يا رسول الله كل أصحابك يرجع بحج وعمرة
غيري . قال : ما كنت تطوفين بالبيت ليالي قدمنا ؟ قلت : لا . قال : فاخرجي مع أخيك الى التنعيم فأهلي
بعمرة ، وموعدك مكان كذا وكذا . فخرجت مع عبد الرحمن الى التنعيم فأهللت بعمرة . وحاضت صفية بنت
حيي ، فقال النبي ﷺ : عقرى حلقى ، إنك لحابستنا ، أما كنت طفت يوم النحر ؟ قالت : بلى . قال : فلا
بأس انفري . فلقيته مصعداً على أهل مكة وأنا منهبطة ، أو أنا مصعدة وهو منهبط » . وقال مسدد « قلت :
لا » . تابعه جرير عن منصور في قوله « لا »

**1762.** - Na ka treguar Ebu-sh-Nu'man nga Ebu Avane, që transmeton nga Mensuri, ai nga Ibrahimi, ky nga Esved, e ai nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

- Kemi dalë me Pejgamberin s.a.v.s. (nga Medina), me nijet që të kryejmë vetëm haxhin.

Pejgamberi s.a.v.s. arriti (në Mekke) dhe menjëherë kreu tavafin rreth Qabes dhe sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves. Kishte kurban me vete dhe ihramin nuk e hoqi. Këtë e bënë, njëlloj, edhe bashkëshoretet e tij që ishin me të, si edhe shokët e tij. Ihramin e hoqi, nga ata, ai që nuk kishte kurban me vete.

Më vonë (tha Ebu Esvedi) Aishes i erdhi menstruacioni. Ne i kryem ceremonitë për haxhin tonë dhe kur erdhi nata e Hasbetit - nata e kthimit nga Minne, ajo tha: **"O Pejgamber i All-llahut të gjithë shokët e tu kthehen me haxh dhe me umre të kryer, përveç meje.**

**- A nuk i ke kryer ti - atë natë kur erdhëm dy tavafe rreth Qabes -** tha ai.

- **Jo** - i thash unë.

- **Atëherë pra dil** - tha ai - **me vëllaun tënd deri në Ten'im dhe hyr në ihram për umre, dhe do të takohemi në filan vend.**

Pastaj kam dalë me Abdurrahmanin deri në Ten'im, hyra në ihram për umre. Në këtë moment Safija, bija e Hujejjit u bë me menstruacion, andaj Pejgamberi s.a.v.s. tha:

**"Po ti do t'na vonosh, oj fatbardhë! A e ke kryer tavafin rreth Qabes në Ditën e therrjes së kurbanit?".**

- **Po** - u përgjegj ajo.

- **Atëherë pra s'ka gjë** - tha ai - **këthehu (në shtëpi)!**

- **Mandej** - thotë Aisheja - **e takova Pejgamberin s.a.v.s. kur u ngjit përmbi Mekke, derisa unë zbritja ose (ka thënë) unë ngjitesha e ai zbriste.**

Museddedi (në vend të "**po**") transmeton: "**jo**" - i thash

Në senedin tjetër Museddedin e pason Xherir. Në deklaratën e tij që transmeton nga Mensuri, qëndron "**Jo**".

باب مَن صلَّى العصرَ يومَ النَّفرِ بالأبطحِ

١٧٦٣ — حدثنا محمدُ بنُ المثنَّى حدثنا إسحاقُ بنُ يوسفَ حدثنا سُفيانُ الثَّوريُّ عن عبدِ العزيزِ بنِ رُفَيعٍ قال «سألتُ أنسَ بنَ مالكٍ: أخبِرْني بشيءٍ عقَلتَهُ عنِ النبيِّ ﷺ أينَ صلَّى الظُّهرَ يومَ التَّرويةِ؟ قال: بمِنًى. قلتُ: فأينَ صلَّى العصرَ يومَ النفرِ؟ قال: بالأبطحِ، افعَلْ كما يَفعَلُ أُمراؤُكَ»

## FALJA E IQINDISË DITËN KUR SHKOHET NË AL-ABTAH

**1763.** - Na ka treguar Muhammed b. Muthenna të cilit i ka transmetuar Is-hak b. Jusuf nga Sufjan Thevrij, ky nga Abdul Aziz b. Rufej'a i cili ka thënë:

- I kam thënë Enes ibn Malikut:

**"Më informo për atë çka ke mbajtë mend nga Pejgamberi s.a.v.s.: ku e ka falë ai drekën ditën e tetë dhu-l-hixhes?"**

- **Në Minne** - tha ai.

- **Po iqindinë ku e ka falë në ditën e kthimit nga Minne?** - e pyeta unë.

- **Në Ebtah** - u përgjegj ai. - **Ti vepro si veprojnë prijësit tu për haxh!**

١٧٦٤ - حدثنا عبدُ المتعالِ بنُ طالب حدثنا ابنُ وَهب قال أخبرني عمرُو بنُ الحارثِ أنَّ قتادةَ حدَّثه عن أنسِ بنِ مالكٍ رضيَ اللهُ عنه حدَّثه عنِ النبيِّ ﷺ أنه «صلَّى الظهرَ والعصرَ والمغربَ والعِشاء ورقدَ رَقدةً بالمُحصَّبِ، ثمَّ ركبَ الى البيتِ فطافَ به»

**1764.** - Na ka treguar Abdu-l Muteal b. Talib se i ka transmetuar Ibn Vehb të cilit i ka kumtuar Amr b. Harth se i ka thënë Katade, se si i ka transmetuar Enes b. Malik që Pejgamberi s.a.v.s. e ka falë drekën dhe iqindinë, si edhe akshamin dhe jacinë në Muhassab dhe ka ramë të flejë. Pas kësaj i hipi deves (dhe u nis) për në Qabe, dhe bëri tavaf rreth saj.

باب المُحصَّب

١٧٦٥ - حدثنا أبو نُعيم حدثنا سفيانُ عن هشامٍ عن أبيهِ عن عائشةَ رضيَ اللهُ عنها قالت «إنَّما كان مَنزِلٌ يَنزِلهُ النبيُّ ﷺ ليكونَ أسمحَ لخروجهِ» يعني بالأبطح

## PËR MUHASSABIN (LUGINËN EBTAH)

**1765.** - Na ka treguar Ebu Nujam të cilit i transmeton Sufjani nga Hishami, ai nga babai i vet, kurse ky nga Aisheja r.a. e cila ka thënë:

**"Ebtah ishte vetëm një bujtinë ku ndalej Pejgamberi s.a.v.s. që të jetë më i pushuar për rrugë".**

١٧٦٦ - حدثنا عليُّ بنُ عبدِ اللهِ حدثنا سفيانُ قال عمرٌو عن عطاءٍ عنِ ابنِ عبَّاسٍ رضيَ اللهُ عنهما قال «ليس التحصيبُ بشيءٍ، إنَّما هوَ مَنزِلٌ نزلَهُ رسولُ اللهِ ﷺ»

**1766.** - Na ka treguar Ali b. Abdullah se i ka transmetuar Sufjani nga Amri, ai nga Ata'u, ky nga Ibn Abbasi r.a. që thotë:

**"Të buajsh në Muhassab nuk bën pjesë (në rite të haxhit). Ajo është vetëm një buajtje (konak) ku ka pushuar Pejgamberi a.s.".**

باب النُّزولِ بذى طُوًى قبلَ أن يدخُلَ مكةَ
والنُّزولِ بالبَطحاء التى بذى الحُلَيفةِ إذا رجعَ من مكةَ

١٧٦٧ – حدثنا إبراهيمُ بنُ المُنذِرِ حدَّثنا أبو ضَمرةَ حدَّثنا موسى بنُ عُقبةَ عن نافعٍ « ان ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما كان يَبيتُ بذى طُوًى بينَ الثَّنِيَّتَينِ ، ثمَّ يدخُلُ من الثَّنيةِ التى بأعلى مكةَ . وكان إذا قدِمَ مكةَ حاجًّا أو مُعتمِراً لم يُنِخْ ناقتَهُ إلا عندَ بابِ المسجدِ ، ثمَّ يدخُلُ فيأتى الرُّكنَ الأسودَ فيبدأُ بهِ ، ثم يطوفُ سبعاً : ثلاثاً سَعياً ، وأربعاً مَشياً . ثم ينصرِفُ فيُصلِّي سجدتَينِ ، ثم ينطلِقُ قبلَ أن يرجِعَ الى منزلِهِ فيطوفُ بينَ الصَّفا والمروةِ . وكان إذا صدَرَ عنِ الحجِّ أوِ العمرةِ أناخَ بالبطحاء التى بذى الحُلَيفةِ التى كان النبيُّ ﷺ يُنيخُ بها »

## PUSHIMI I HAXHINJVE NË DHU TUVA PARA SE TË HYJNË NË MEKKE DHE NË BAT-HA, QË GJENDET NË DHU-L-HULEJFE, DUKE U KTHYER NGA MEKKA

**1767.** - Na ka treguar Ibrahim b. Mundhir të cilit i transmeton Ebu Damre nga Musa b. Ukbe, prej Nafi'ut, se Ibn Umeri r.a ka bujtur në Dhu Tuva, ndërmjet dy kodrinave. Pastaj hynte (në Mekke) kah kodrina që është nga ana e epërme e Mekkes, dhe kur arrinte (në Mekke) si haxhi apo mu'temir, deven e vet e ndalte mu para dyerve të Harmeit (Qabes). Mandej hynte (në Harem), i afrohej Gurit të Zi dhe me këtë e fillonte ceremonialin e haxhit; bënte tavaf rreth Qabes shtatë herë: tre tavafët e parë me të shpejtuar, kurse katër tjerët me ecje të zakonshme. Pastaj qethej dhe i falte dy rekate (pas Mekami Ibrahimit), e mandej, para se të ktheheshte në banesën e vet, kryente sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves. Kur kthehej nga haxhi ose umreja, e ndalte deven në Bat-ha që është në Dhu-l-Hulejfe, ku e ndalte deven edhe Pejgamberi s.a.v.s..

١٧٦٨ – حدثنا عبدُ اللهِ بنُ عبدِ الوهاب حدَّثنا خالدُ بنُ الحارثِ قال : سُئلَ عُبيدُ اللهِ عنِ المُحصَّبِ ، فحدَّثنا عُبيدُ اللهِ عن نافعٍ قال « نزلَ بها رسولُ اللهِ ﷺ وعمرُ وابنُ عمرَ »
وعن نافعٍ « إنَّ ابنَ عمرَ رضيَ اللهُ عنهما كان يُصلِّي بها – يعنى المُحصَّبَ – الظُّهرَ والعصرَ – أحسِبُهُ قال : والمغربَ – قال خالدٌ : لا أشُكُّ في العِشاء ، ويَهجَعُ هَجعةً ، ويذكُرُ ذلكَ عنِ النبيِّ ﷺ »

**1768.** - Na ka treguar Abdullah b. Abdu-l-Vehhab se i ka kumtuar Halid b. Harith: Abdullah (b. Umer) në pyetjen për Muhassabin ka thënë:

- Ubejdullahu, përmes Nafi'ut, na ka thënë: **"Aty ka pushuar, ka bërë konak, Pejgamberi i All-llahut, Umeri dhe Ibn Umer (Abdullahu)".**

Nga Nafi'u është transmetuar edhe kjo: **"Ibn Umer r.a. aty - mendonte në Muhassab - me siguri e falte drekën dhe iqindinë.** Më duket (thotë Ubjedullah) se Nafi'u shtoi: **"... edhe akshamin".**

Halidi ka deklaruar: **"...Nuk kam dyshim për jacinë dhe pastaj ka fjetur mirë e mirë..."** - Këte (thotë Halidi) e përmendte edhe Ibn Umeri, duke transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s..

باب مَن نزَلَ بذى طوًى إذا رجعَ من مكة

١٧٦٩ – وقال محمدُ بن عيسى حدثنا حمّادٌ عن أيوبَ عن نافع عن ابن عمرَ رضيَ اللهُ عنهما « انه كان إذا أقبلَ باتَ بذى طوًى ، حتى إذا أصبحَ دخلَ ، وإذا نفرَ مرَّ بذى طوًى وباتَ بها حتى يُصبحَ . وكان يذكرُ أنَّ النبيَّ ﷺ كان يفعلُ ذلك »

## AI QË PUSHON NË DHU TUVA NË TË KTHYER NGA MEKKA

**1769.** - Muhammed b. Isa ka thënë se i ka transmetuar Hammad nga Ejjubi, ai nga Nafi'u kurse ky nga Ibn Umeri r.a. që ai, me rastin e udhëtimit për në haxh, buante në Dhu Tuva, dhe kur agonte, hynte në Mekke. Kur shkonte prap, kalonte afër Dhu Tuva dhe aty përsëri buante, ku e priste agimin.

Ibn Umeri e përmendte se kështu vepronte, pa dyshim, edhe Pejgamberi s.a.v.s..

باب التجارةِ أيامَ الموسمِ والبيعِ فى أسواقِ الجاهلية

١٧٧٠ – حدثنا عثمانُ بنُ الهيثم أخبرَنا ابنُ جُريج قال عمرُو بنُ دينار قال ابنُ عباسٍ رضيَ اللهُ عنهما « كان ذو المَجازِ وعُكاظُ متجرَ الناسِ فى الجاهلية ، فلما جاء الإسلامُ كأنهم كرهوا ذلك حتى نزلت [ ١٩٨ البقرة ] : ﴿ ليس عليكم جُناحٌ أن تبتغوا فضلاً من ربكم ﴾ فى مواسمِ الحجّ »

## TREGËTIA NË DITËT E HAXHIT DHE SHITJA NË TREGJET E PERIUDHËS SË INJORANCËS (Xhahilijjes).

**1770.** - Na ka treguar Osman b. Hejthem se i ka kumtuar Ibn Xhurejuxh se Amr b. Dinar ka thënë:

- Ibn Abbasi r.a ka thënë: "Dhu-l-Mexhaz dhe Ukadh kanë qenë vende tregu në periudhën e Xhahilijjetit. Kur erdhi Feja Islame muslimanët i urrenin këto, prandaj është shpallur: **"Nuk është mëkat të kërkoni mirësitë e Krijuesit tuaj në sezonën e haxhit"**.[18]

باب الادلاج من المحصب

١٧٧١ – حدثنا عمر بن حفص حدثنا أبي حدثنا الأعمش حدثني إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت «حاضت صفية ليلة النفر فقالت: ما أراني إلا حابستكم. قال النبي ﷺ: عقرى حلقى، أطافت يوم النحر؟ قيل: نعم. قال: فانفري»

## UDHËTIMI PARA AGIMIT NGA MUHASSABI

**1771.** - Na ka treguar Umer b. Hafs se i ka transmetuar babai i vet të cilit i ka thënë A'meshi, këtij Ibrahimi nga Esvedi se Aisheja r.a. ka thënë:

---

18 Haxhiu e ka të lejuar tregëtinë në muajt e haxhit, qoftë përpara qoftë pas kryerjes së haxhillëkut.

Në periudhën Xhahilije kanë qenë katër vende të njohura për tregëti: Ukadh, në anën e sipërme të Nexhdit, afër Arefatit. disa mendojnë se ky treg ishte pas Menazilu-l-Karn, në rrugë për në San'a, një konak largësi.

Dhu-l-Mexhaz ishte treg në rrethinë të Arafatit. Ibn Kelbi konsideron se ka qenë një fersah larg Arefatit, që është përafërsisht 8 km. Disa tjerë mendojnë se ka qenë në anë të djathtë nga Arafati, afër Kebkebit.

Mexhennet ka qenë treg në territorin e Merru-z-Zahran, disa mila larg Mekkes. Rreth këtij tregu ishin vendosur me banim fisi Kinane. Përreth i ka kodrat Tafil dhe Shamet.

Tregu Hubashet ndodhej në drejtim të Jemenit, gjashtë konakë larg Mekkes.

Në këto dy tregjet e fundit, nuk mbaheshin panaire në sezonën e haxhit, por vetëm në muajin Rexheb.

Në tregjet e përmendura mbaheshin panaire dhe në ditët e para të përhapjes së fesë Islame, por më vonë ngadal lehen në harresë. Panairi i fundit në Ukadh ka qenë në vitin 129 hixhri, në kohën e Harixhijve, kurse i fundit në Hubashet ishte në vitin 199 sipas Hixhretit, në kohën e Davud b. Isait, e nip i Musait, nga dinastia e Abbasive.

Në "Kitabu-n-Neseb" shenohet se në Ukadh është mbajtur panairi për çdo vjet, prej ditës së parë të dhu-l-ka'de dhe zgjaste nga 20 ditë, pastaj kalohej në Mexhennet dhe këtu bëhej tregëti dhjetë ditë, gjegjësisht deri më 1. dhu-l-hixhe, e pastaj kalonte në Dhu-l-Mexhaz. Këtu këmbeheshin mallërat tetë ditë. Pas përfundimit të këtij panairi, shkonin në Minne, dhe këtu fillonte ceremoniali i haxhit.

**"Atë natë, kur duhej të nisemi nga Minna, Safijes i erdhi menstruacioni. Më duket** - ka thënë ajo - **vetëm ka me na vonuar".**

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: **"E shkreta ajo! A e ka kryer tavafin ditën e prerjes së kurbanëve (rreth Qabes)?**

- **Po** - iu tha.

- **Atëherë ec!** - tha ai.

١٧٧٢ — قال أبو عبد الله : وزادني محمد حدثنا محاضر حدثنا الأعمش عن إبراهيم عن الأسود عن عائشة رضي الله عنها قالت « خرجنا مع رسول الله ﷺ لا نذكر إلا الحج ، فلما قدمنا أمرنا أن نحل . فلما كانت ليلة النفر حاضت صفية بنت حيي ، فقال النبي ﷺ : حلقى عقرى ، ما أراها إلا حابستكم . ثم قال : كنت طفت يوم النحر ؟ قالت : نعم . قال : فانفري . قلت يا رسول الله ، إني لم أكن حللت . قال : فاعتمري من التنعيم . فخرج معها أخوها ، فلقيناه مدلجا . فقال : موعدك مكان كذا وكذا »

**1772.** Abdullah (Buhari) ka thënë: - Muhammedi më ka plotësuar (në dialogun e lartpërmendur) duke thënë se i ka kumtuar Muhadir nga A'meshi, ai nga Ibrahimi, ky nga Esvedi se Aisheja r.a. ka thënë:

- Kemi dalë me Pejgamberin e All-llahut (nga Medina) dhe e bëmë nijet vetëm për haxh. Kur arritëm (në Mekke) na urdhëroi që pas kryerjes së tavafit rreth Qabes, Safa dhe Merves) të lirohemi nga ihrami.

Kur erdhi nata e largimit nga Minne, Safija, bija e Hujejjit ishte me menstruacion, andaj Pejgamberi s.a.v.s. tha: **"E shkreta ajo!".**

- **Nuk shoh (tha Aisheja) për këtë rrugëdalje tjetër, veçse vonesës.**

- **Ke bërë tavaf (rreth Qabes) në ditën e prerjes së kurbanëve?** - pyeti ai.

- **Po** - tha ajo. - **Atëherë, pra, shko (në shtëpi)!** - tha ai.

Unë i thash: **"O Pejgamberi i All-llahut! (thotë Aisheja) Unë nuk kam veshur ihram (për umre)".**

- **Hyn tash në ihram për umre nga Ten'imi!** - tha ai.

Pastaj bashkë me të shkoi vëllau i saj.

- Pejgamberin e kemi takuar më vonë (thotë Aisheja), gjatë udhëtimit pas gjysmës së natës dhe ai tha: **"Vendi për t'u takuar me ty është filan vendi!"**

*"Kush gënjen, me qëllim, në llogari timen le t'ia përgatisë vetes vendin në zjarr"*

*Muhammedi a.s.*

# FJALORTHI TERMINOLOGJIK PËR "SAHÎHU-L-BUHÂRI"

## A

**Âd** - fis arab, i cili përmendet edhe në Kur'an. Ka jetuar në shkretëtirën Ahkaf. Ahkaf shrihet ndërmjet Umanit dhe Hadremevtit

**Âhiret** - bota e ardhshme, pas vdekjes.

**Akabe** - vend në Minne, në periferi të Mekkes.

**Alejhisselam** ose **Sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem** - shprehje urate e bekimi që përdoret kur përmendet emri i pejgamberit Muhammed. Shprehja e parë përdoret edhe me emrat e pejgamberëve të tjerë: Adem, Musa, Isa, etj., kurse e dyta përdoret vetëm për Muhammedin. Shpeshëherë përdoren në format e shkurtuara: e para *a.s.* kurse e dyta *s.a.v.s.* Nëse këto shrpehje hasen pa emrin e ndonjërit nga pejgamberët, atëherë kjo i referohet Muhammedit.

**Arefât** - një vend, kodër, që gjendet nja 10 km larg Mekkes.

**As-hâbë** - shok i Muhammedit a.s.

**Avret** - organe të trupit të njeriut që duhen mbuluar si vende të turpshme. Pjesë të trupit që nuk duhet të shihen.

## B

**Bint** - e bija, shkurtesa për këtë bën vetëm b. Shkurtica b. mund t'i referohet edhe gjinisë mashkullor, ibn - i biri.

**Buâth** - vendluftim për luftërat ndërfisnore të arabëve në periudhën para shpalljes së Kur'anit. Bu'âth gjendet jo fort larg nga Medineja.

**Burda** - lloj veshje, mantil, xhyly, xhybe, kapulaqë.

**Bedâi** - titull i librit.

**Berid** - masë për largësi, përafërsisht 12 mila.

## D

**Dexhâl** - ngatërrestar, krijesë e trishtueshme për të cilin supozohet se do të paraqitet në prag të Kijametit.

**Duha namaz** - namaz nafile që mund të falet pas lindjes së diellit e deri para kohës së drekës.

## DH

**Dhikr** - të përmendurit e emrit të All-llahut ose ndonjë shprehje tjetër devotshmërie me të cilën lartëson Zotin xh.sh.

## E

**E'alâ** - sureja e 87 e Kur'anit.

**Ensâr** - banorët e Medines që ishin vendës, jo të ardhur. E kundërta e termit Muhaxhirë.

**El-Hidâje** - titull libri.

**Evsat** - titull libri.

## F

**Farz-i kifâje** - detyrim i domosdoshëm kolektiv, farz kolektiv. I tillë është namazi i xhenazes.

**Fâtiha** - sureja e parë e Kur'anit (El-hamdu lil-lahi...).

**Fitne** - shtirje; sprovë.

**Fersah** - masë për largësi, përafërsisht 8 km.

## H

**Haxh-i kirân** - kryerja e haxhit dhe umres në muajt e haxhit.

**Haxhxhetu-l-Vedâ** - Haxhi Lamtumirës, haxhi i fundit.

**Hikve** - lloj veshje,

**Halife** - mëkëmbës, sundimtar me autorizim të veçantë.

**Harixhij** - fraksion musliman i njohur në historinë islame.

**Hixhr (El-Hatim)** - vend me mure të lartë dy arshina që gjenden në anën veriore të Qabes.

**Hutbe, hytbe** - ligjëratë, këshillë, që mbahet ditën e xhuma dhe ditëve të bajrameve nga minberi. Ligjëratë specifike.

## I

**Ibn** - i biri, shkurtica ëshët b.

**Ihram** - veshje specifike, mbështjellje e trupit me çarshaf, e haxhiut në kohën kur e kryen detyrën e haxhxhit. Bërja nijet për haxh os umre.

## J

**Jevmi shek** - dita e dyshimit, kur dyshohet a është dita e fundit e ramazanit apo dita e parë e muajit shevval.

**Janâbi'a** - titull libri.

## K

**Kebîr** - titull libri.

**Kâfirûn** - sureja e 109 e Kur'anit.

**Kamfor** - lloj bari, si borziloku.

**Karîn** - haxhiu i cili në të njëjtën kohë, në mikatë, vendos që ta kryej edhe haxhin edhe umren.

**Kefâret** - kompenzim, formë shpagimi për ndonjë gabim.

**Kijâm** - të qëndruarit në namaz në këmbë.

**Kiraet** - të kënduarit Kur'an.

**Kurban** - flijimi i një kafshe, (dele, a lopë...) për festën e bajramit të Kurbanit, bajrami i Vogël.

**Kirât** - që tregon kvalitetin e arit, karat.

**Kâmil** - titull libri.

## L

**Lâmije** - këngë, vargjet e së cilës përfudnojnë me shkronjën L.

**Lejletu-l-kadr** - nata e 27 e ramazanit. (Kadër gexhe).

**Lutja e kunutit** - (kunut dua) është lutja që këndohet në namazin e vitrit, në reqatin e tretë pas tekbirit që mirret duke qëndruar në këmbë pasi ta kemi kënduar Fatihan dhe suren.

## M

**Mekruh** - punë e papëlqyeshme, punë e urrejtur.

**Medhheb** - shkollë juridike në të drejtën islame.

**Mikât** - vend jo fort larg nga Mekka në të cilin haxhinjt veshin ihraimin dhe bëjnë nijet, vendosin, të kryejnë haxhillëkun.

**Minne** - vendbanim në rrugën nga Mekka për Arefat.

**Minber** - vend i ngritur, i ndërtuar me dërrasa..., ku këndohet hytbeja.

**Misvak** - lloj brushe për të larë dhëmbët. Përfitohet nga një lloj druri salvadore persica.

**Mebsût** - titull libri.

**Mehr** - dhuratë që i jepet femrës me rastin e kurorës.

**Mubah** - e lejuar, punë që lejohet të bëhet. As urdhërim as ndalim.

**Musned** - titull libri.

**Mustedrek** - titull libri.

**Musannaf** - titull libri

**Muhassab** - titull libri

**Muxhtehid** - dijetarë i njohur islam i cili në mbëhstetje të Kur'anit dhe hadithit zgjedh probleme fetare.

**Muxhize** - mrekulli, veprim karakteristik i pejgamberëve me të cilin dëshmojnë profetësinë e tyre.

**Mufessir** - komentues i Kur'anit.

**Muhaddith** - njohës i mirë i haditheve.

**Muta** - vend në Siri ku u ndeshën muslimanët me Bizantinët në vitin 8 hixhri (629).

**Muzdelife** - vend ndërmjet Minnes dhe Arefâtit.

**Mu'temir** - vizitor i Mekkes në kohë tjetër, jo të haxhit, i cili në mikat vesh ihramin, kryen tavafin rreth Qabes dhe sa'jin ndërmjet Safa dhe Merves.

**Mutemetti'** - haxhiu i cili në muajt e haxhit kryen umren dhe të njëjtin vit e kryen edhe haxhin.

**Mudd** - është një masë që përmban 50 dkg e 33 gr, gjegjësisht 833 gr.

**Muhrim** - person me të cilin femra përkatëse e ka të ndaluar kurorën

**Muhît** - titull libri.

**Muvatta'a** - titull libri. Vepër e Imam Malik Ibn Enesit.

**Musal-la** - vend i hapur i përshtatshëm për të falë namazin bashkarisht një masë më e madhe se sa në xhami. Hapsirë ku mund të falet namazi i bajramit ose i xhumasë.

## N

**Nâfile** - Namaz nafile, namaz jo i detyruar.

**Nâs (An-nas)** - sureja 110 e Kur'anit.

**Nijet** - vendos, e bën mend.

## R

**Rek'at** - një pjesë e namazit që përbëhet nga qëndrimi në këmbë, (kijam) përkulja, (ruknë) dhe përulja (sexhdeja).

**Ruku'ë** - përkulja e trupit duke formuar këndin 90 shkallësh, duke mbajtur gjunjët me duar.

**Rukne** - pjesë përbërëse të namazit.

## S

## S

**Sadakatu-l-fitr** - sadakë speciale që jepet në ramazan.

**Safa** - vend në Mekke.

**Safer** - muaji i dytë sipas kalendarit hixhri.

**Sexhde** - pjesë përbërëse e namazit që kryeht duke vënë në tokë ballin, hundën, gjunjët, shuplakat e duarve dhe majet e gishtërinjëve të këmbës.

**Sâ'ë** - një masë që përmban 3 332 gr.(tre kgr. e 332 gram). Gjegjësisht një sa'ë i ka 4 mudde.

**Sened** - Vargu i pandërprerë i transmetimëve të hadithit. Ky varg arrin prje transmetuesit deri te folësi.

**Sahîh** - titull libri (Sahîhu-l-Buhâri, Sahîhu-l-Muslim).

**Sunen** - titull libri (Suneni Ebi Davud).

**Sehvi Sexhde** - sexhdeja korrigjuese. Kjo sexhde behet nëse është bërë ndonjë gabim jo i rëndë gjatë namazit.

**Sunnet** - puna, veprimi i Muhammedit a.s. ose pëlqimi i tij.

**Sunnet-i muekkede** - sunnet i fortë, punë të cilën Pejgamberi a.s. e kryente rregullisht.

## SH

**Sham** - Siria. kështu quhet Sria në literaturën arabe.

**Shehid** - luftëtar që vritet për liri të fesë e të atëdheut; i mbyturi pa faj.

**Sheriat** - ligj, norma ligjore të mbështetura në Kur'an e hadith.

**Shirk** - politeizëm.

## T

**Tâbût** - tabuti, sandëku me kapak ose pa kapak, me të cilin bartet i vdekuri deri në varr.

**Tab'în** - gjenerata që ka arritë të mbajë mend e të shoqërohet me shokët e Muhammedit a.s..

**Tavaf** - vizita duke u sjellë rreth Qabes.

**Tekbir** - quhet teksti "All-llahu ekber" - All-llahu është më i madhi.

**Telbije** - quhet teksti: "Lebbejke All-llahumme lebbejke...!" të cilin e këndojnë haxhinjtë gjatë kryerjes së haxhit.

**Telvîh** - titull libri.

**Tervijet** - dita e tetë e muajit dhu-l-hixhe.

**Teshehhund** - teksti "Ettehijjatu lil-lahi..." vetëm, ose bashkë me salevatë që këndohen në namaz kur rrimë ulur më gjunjë.

## U

**Uhud** - kodër një orë larg Medines.

**Ukije** - okë, masë më e madhe se kilogrami.

**Ummijj** - autodidakt, ai që nuk ka mësuar në shkollë ose me mësues, por vetëm nga nëna e vet dhe vetëvetiu.

**Umre** - ceremoniali që kryhet me rastin e vizitës së Mekkes në çfarëdo kohe qoftë gjatë vitit.

## V

**Vaxhib** - detyrim, urdhër i shkallës së dytë, afër farzit.

**Vitr namaz** - namaz trereqatësh që falet gjatë natës, pas jacije.

**Vukûf** - qëndrim i domosdoshëm i haxhinjëve në Arefatë dhe Muzdelife.

**Vesak** - është një barrë deveje. Me fjalë tjera një vesak ka 60 sa'a, gjegjësisht 200 kgr.

## XH

**Xhema'at** - bahskim njerëzish që bashkërisht falin namazin.

**Xhemret** - grumbull guralecash në Minne.

**Xhenaze** - i vdekur; namaz me lutje për të vdekurin, që kryhet zakonisht para vorrimit.

**Xhihâd** - luftë, përpjekje.

**Xhizje** - forëm tatimi që ia paguanin jomuslimanët shtetit islam për t'u liruar nga shërbimi ushtarak.

**Xhum'a** - namazi që falet ditën e xhuma, në drekë, kolektivisht.

**Xhunub** - gjendje e papastër pas kontaktit seksual, ose ejakulimi i shkaktuar në ëndërr etj.

**Xhâmiu-l-fikh** - titull libri.

## Z

**Zekatë** - sadaka e detyrueshme në lartësi prej 2,50% nga kapitali i pashfrytëzuar për një periudhë të caktuar, të cilën muslimani i pasur e jep për çdo vit për musliamanët e varfër.

**Zëndëk** - mosbesimtar, heretik.

# Pasthënie

فَمَن يَعْمَلْ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ خَيْرًا يَرَهُۥ ﴿٧﴾
وَمَن يَعْمَلْ مِثْقَالَ ذَرَّةٍ شَرًّا يَرَهُۥ ﴿٨﴾

*"Ai i cili punon mirë, sa grima - e shesh atë, por edhe kush bën keq, qoftë sa grima - do ta shohë"*

***Kur'an, 99:7-8.***

Jeta, megjithatë, rrjedh binarëve të vet. Të gjithë popujt e botës i kanë, kush më shumë kush më pak, engjujtë dhe djajtë e vet. Populli shqiptar nuk mund të jetë përjashtim. Në këto vite të lëkundjeve të mëdha e të përgjithshme, sidomos në Ballkan, populli shqiptar më shumë se të gjithë popujt e Ballkanit i ka rënë hise të përjetojë më shumë hidhërime sesa gëzime. Në mënyrë të veçantë shqitprët e mbetur jashta kufinjëve të shtetit amë. Pavarësisht se me fajin e kujt.

Megjithatë, edhe këta nuk e lënë pa e vënë nga një gurë në kalanë shqiptare, qoftë në fushë të arsimit, fesë, kulturës, shkencës, etj., e cila kala, edhe pasi të ndërtohet nuk mund të qëndrojë pa angazhimin konkret e me sinqeritet të pjesës më të madhe të faktorit shqiptarë.

Viti 1994 do të mbahet mend për shumëçka, por historia e kulturës shqiptare këtë moment do ta shënojë me prezentimin e veprës *"Sahîhu-l-Buhâri"*, para lexuesve shqiptarë, për herë të parë në gjuhën shqipe, nga e cila vepër së shpejti do të ketë në duarë tetë vëllimet e para. Koleksioni i Buhariut me hadithe të Muhammedit a.s. paraqet kulminacionin e saktësisë së haditheve të Alejhisselamit. Për kriterin e saktësisë flet fakti se prej gjashtëqindë mijë haditheve të mbledhura, pas një shqyrtimi dhe krahasimi të gjithanshëm të burimit dhe përcjelljes deri tek mbledhësi, në nëntë vëllimet e Buhariut kanë gjetë vend vetëm 7563 (shtatëmijë e pesëqind e gjshtëdhjetë e tre) hadithe.

Me këtë botim të *"Sahîhu-l-Buhâri"* lexuesi shqitpar ka në duar dy burimet themelore të Fesë Islame: Kur'anin dhe Hadithin.

Lexues të nderuar, literatura Islame shqitpare zë fill në vitet e njëzeta të këtij shekulli, mirëpo nga lëmi i haditheve, deri në ditët e sotem, ne gjuhën shqipe, nuk kemi pasë ndonje botim të veçantë më vëllimor se "Katërdhet

hadithe" nga Imam Nevevi, që është botuar disa herë anë e kand ku jetojnë shqitarët. Këtë vit, 1994, doli nga shtypi edhe libri "Kështu fliste Muhammedi a.s.", në dy vëllime, por koleksioni *"Sahîhu-l-Buhâri"*, si në origjinal, poashtu edhe përkthimi edhe botimi në gjuhën shqipe, nga shumë aspekte ndryshojnë prej përkthimeve dhe botimeve tjera, e që mund të hetohet edhe nga lexuesi i zakonshëm.

Me sa di, ndër lexuesit shqiptarë është menduar dhe është biseduar individualisht për përkthimin e *"Sahîhu-l-Buhâri"*, mirëpo deri në fund të vitit 1992 nuk kishte asgjë konkrete. Pas disa konsultimeve, në fillim të vitit 1993, me arsimtarët e Degës së Orientalistikës në Prishtinë, me 18 qershor 1993 morëm përsipër detyrën konkrete që ta përkthejmë koleksionin e njohur të hadithevе me titullin *"Sahîhu-l-Buhâri"*. U definua ecuria e punës konkrete në vija të përgjithshme, dhe u morëm vesh që pasi përkthimi duhet të botohet krahas origjinalit, një vëllim të Buhariut, sipas botimit të vitit 1894, ta ndajnë dy vetë dhe në gjuhën shqipe të dalin dy vëllime, kështu siç i keni në duar. Ndarja është bërë pa e cënuar tërësinë tematike.

Puna konkrete filloi menjhëherë sipas marrëveshjes:

1 Mr. Mehdi Polisi, Libri i parë (hadithet 1-348).
2 Mr. Abdullah Hamiti, Libri i dytë (hadithet 349-875).
3 Mr. Ilaz Rexha, Libri i tretë (hadithet 876-1394).
4 Dr. Feti Mehdiu, Libri i katërtë (hadithet 1395-1772).
5 Mr. Ismail Ahmedi, Libri i pestë (hadithet 1773-2259).
6 Ruzhdi Lata, Libri i gjashtë (hadithet 2260-2737).
7 Isa Memishi, Libri i shtatë (hadithet 2738-3325).
8 Bahri Aliu, Libri i tetë (hadithet 3326 ---- .

Afati për kryerjen e kësaj pune ishte një vjet. Në dhjetor të vitit 1993 kolegu Ilaz Rexha hoqi dorë nga përkthimi i librit të tretë dhe pasi që libri i tretë dhe i katërtë janë një vëllim në origjinal, përkatësisht libri i dytë i Buhariut, personalisht m'u shtua edhe një detyrë, që ta përkthej edhe librin e tretë. Ky obligim është njëkohësishte edhe një kënaqësi më tepër, sepse lexuesit shqitpar po i afroj dy vëllime me hadithe të Muhammedit a.s., librin 3 dhe 4.

Nëntë vëllimet e Buhariut me 7563 hadithe të zgjedhura e të mbarshtruara sipas temave boshte për çështjet Islame, si: namazi, agjërimi, zekati, haxhi etj., janë të redaktuara edhe nga filologu Ibn Malik dhe u botuan, përveç

vendeve tjera, edhe në Kairo në vitet 1862, 1887, 1889, 1893, 1894, dhe në literaturën Islame zënë vendin e parë, pas Kur'anit, si spiegim më autentik i normave në besim dhe në veprime në fenë Islame.

Numrimi i haditheve, kështu siç ia prezentojmë lexuesit tonë, është bërë nga muhaddithi i njohur *Ahmed b. Ali b. Haxher Al-Askala-ni* 1371-1448 (773-852 h.) me çka ka dhënë kontribut të madh për funksionalitetin e kësaj vepre të rëndësishme. Edhe ne gjatë përkthimit i përmbahemi besnikërisht kësaj radhitje.

Libri i katërtë përfshinë 37hadithe, përkatësisht këtu janë hadithet prej 1395 deri 1772. Me këto hadithe, në mënyrë më autentike, sqarohet vënia në praktikë e urdhërave të Kur'anit për zekatin me gjitha format e tij dhe haxhin me tëra veprimet që e përcjellin e që të dy këto farze - detyrime, janë të urdhëruara me Kur'an. Ju sigurisht kur e keni lexuar Kur'anin keni mësuar se është detyrim i domosdoshëm dhënia e zekatit dhe kryerja e haxhit, por aty nuk keni gjetë hollësi për kryerjen e këtyre farzeve.

Tani, me Librin e katërtë të Sahihu-l-Buhariut në gjuhën shqipe, nga hadithet që i ka zgjedhur fâkihu dhe muhaddithi i merituar, Buhariu, që kam fatin e kënaqësinë t'ua afroj në gjuhën amëtare, si dhe nga komentimet e nevojshme që janë të zgjedhura nga Ibn Haxher Al-Askalani dhe Hasan Shkapur, ju personalisht njoftoheni dhe infromoheni se si i kryente këta detyra Pejagamberi a.s., si i kryenin shokët e tij dhe familja e tij, çfarë spiegimesh kërkonin ata dhe çfarë përgjigje u jepte Muhammedi a.s. Dhe tani kur këto sqarime i kemi në gjuhën tonë, na mbetet që t'i zbatojmë në mënyrë korrekte këto detyra ashtu siç vepronte, porosiste apo parapëlqente Muhammedi a.s. Në rast të ndonjë paqartësie të leçisim me kujdes kurreshtjen e bashkëkohanikëve të Muhammedit a.s. dhe përgjigjet që u jepte ai për çështje konkrete. Nëse kështu veprojmë kurrë nuk do të gabojmë.

Në kët botim i jemi përmbajtur me besnikëri origjinalit të Buhariut, prandaj lexuesit shqitpar, vargu i emrave në pjesën e parë të secilit hadith "senedi", që jemi përpjekur, sa ka qenë e mundshme ta rreshtojmë në frymën e gjuhës shqipe: *Na ka treguar... na ka rrëfyer... i cili ka dëgjuar... ai nga... nëpërmjet të... të cilit i ka thënë..., këtij..., ndërsa...*, etj., në asnjë mënyrë mos i duket si përsëritje e kotë. Përkundrazi lexuesi të ndiejë kënaqësi, sepse në këtë mënyrë ka arrijt te fjala e Muhammedit a.s., të cilën bashkëkohaniku i tij, për shembull: Ebu Bekri, Enes b. Maliku, Aisheja, Ebu Hurejreja r.a. etj., ia la amanet brezit pas tyre, ndërsa këta brezit tjetër dhe kështu, Buhariu

(810-870), i shenoi, i zgjodhi me kujdes, i verifikoi dhe ua la amanet atyre që dëshirojnë të marrin dituri nga burimi. Nëse ndonjërin nga hadithet që i lexoni këtu nuk mund ta kuptoni lehtë, atëherë përpiquni ta veni vehten në shekullin e shtatë, në radhë të parë në rrethanat histroike, sociologjike e kulturore, por edhe ato gjeografike. Në këtë mënyrë asgjë nuk do të mbetet e paqartë.

Përmendja e emrave, "senedi" që fillon nga ai më i afërti për mbledhesin e hadítheve, dhe shkon kah ai më i largëti, i cili gjendet tek burimi, Buhariut i ka shërbyer të verifikojë kvalitetet e nevojshme, morale, psiqike, fizike, të atyre nëpër gojën e të cilit ka kaluar hadithi konkret. Sëkëndejmi, në këtë vëllim, do të hasni hadithe të ngjashme, me ndyrshime minimale, dhe kjo është garancë e saktësisë në vijën e përgjithshme të haditheve që i keni para vetes. Sepse evidentimi i hadithit që bënë fjalë për një çështje nga disa transmetues, pa asnjë ndryshim, ose me ndryshime krejtësisht të vogla, flet për transmetimin besnik të haditheve duke i ruajt detalet më të imta.

Buhariu na thotë: *"Hadithet që i kam shënuar i kam mbledhur mbase edhe nga më tepër se 1000 dijetarë, dhe nuk kam shënuar asnjë hadith për të cilin nuk e kam vargun e transmetuesve "senedin" të pashkëputur deri në burim".*

Këtë mënyrë të prezentimit para lexuesit tonë e kemi parë të arsyeshme sa për lexuesit e zakonshëm, aq edhe për kategorinë e lexuesëve të cilët janë të kyçur në rrejdhat e burimeve dhe literaturës islame, posaçërisht të hadithit. Ky prezentim besnik, me sened të plotë sipas origjinalit, dhe me tekstin e hadithit origjinal përballë përkthimit në gjuhën shqipe, është mbështetja më e fortë që shërben për evitimin e hamendjes eventuale të ndonjë lexuesi laik apo edhe profesional.

*Sahîhu-l-Buhâri* është botuar dhe ribotuar sa e sa herë. Është botuar me komentime e pa komentime, madje edhe është përkthyer në gjuhë të ndryshme të botës. Ka disa përkthime në gjuhën turke, kurse në gjuhën frenge është botuar ndërmjet viteve 1903-1914 me titullin "El-ehadisu-l-islamijje", e më vonë edhe në anglisht. Në njërin nga botimet në gjuhën turke, botimi i tretë, i përkthyer nga Kamil Miras, nuk është respektuar tërësia e kolekcionit. Përveç kësaj, këtu është hequr edhe senedi, si pjesë përbërëse dhe e pandashme e hadithit sipas kriterit që ka zbatuar Buhariu për besueshmërin e haditheve. Një veprim të tillë nuk e kemi parë të arsyeshëm për ta përfillur

në punën tonë, pavarsisht nga përsëritja e shpeshtë e emrave të transmetuesve të haditheve.

Lexuesi shqiptar në Sahihu-l-Buhari, në librat: 1,2,3,4 etj. do të vërejë ndonjë laramani metodologjike që është rrjedhojë e dy faktorëve. Njëri është fakti se secili nga përkthyesit ka stilin e vet të punës e të shprehurit. Madje edhe në zgjedhjen e komentimit bashkëpuntorët kanë qenë të pavarur të vendosin personalisht, kurse në tekstin e haditheve të gjithë janë obliguar të respektojnë me besnikëri senedin dhe metnin në bazë të Buhariut, me numrim të Ibn Haxher al-Askalaniut.

Faktori i dytë është si rrjedhojë e kushteve objektive në të cilat kanë punuar arsimtarët e Degës së Orientalistikës gjatë kësaj periudhe. Në mungesë të hapësirës për punë kaq serioze, siç është projekti në përkhtimin e koleksionit të Buhariut, fillimisht në tetë vëllime, me 3000 faqe, realizuesit e këtij projekti nuk kanë pasë mundësi të konsultohen për të gjitha çështjet që kërkonin harmonizim gjatë punës njëvjeçare. Kemi qenë të shtrënguar që çështjet konkrete të përpiqemi t'i harmonizojmë në biseda të improvizuara në vend jo të përshtatshëm për këtë qëllim. Kjo gjendje ka qenë e kushtëzuar sa nga rrethanat e përgjithshme të vështira që përjetojnë punojnësit shkencorë, aq edhe nga fakti se, All-llahu xh.sh. ka krijuar edhe aso njerëz që kanë mundësi të afrojnë kushte më të mira për punë, por u mungon kapitali shpirtëror.

Megjithatë, çka do All-llahu xh.sh. bëhet, dhe vetëm Ai është i denjë për adhurim. I dërguari i Tij, Muhammedi a.s. meriton çdo respekt, kurse për punën e bërë deri tash kanë të drejtë dhe detyrë, të gjithë ata që dinë, të marrin pjesë në evitimin e gabimeve të mundshme për botimet e ardhshme.

E ndjej si obligim por edhe nderë e kënaqësi që posaçërisht kolegëve të Degës së Orientalistikës, edhe bashkëpunëtorëve të tjerë t'u shpreh falënderim e mirënjohje të sinqertë për angazhimin e tyre të pakursyer që kjo punë të kryhet me faqe të bardhë. U shrpeh mirënjhoje të sinqertë të gjithë atyre që kanë kontribuar në mirëvajtjen dhe efikasitetin e realizimit të këtij projekti, si redaktorët porfesionalë, redaktorët gjuhësorë, korrektorët, realizuesit teknikë dhe të gjithë të tjerëve të cilët kanë marrë pjesë dhe kanë kontribuar në çfarëdo mënyrë qoftë.

All-llahu i shpërbleftë të gjithë si di Ai!

Ndihmo Zot që puna të vazhdojë deri në fund!

Prishtinë, shtator, 1994.

***Dr. Feti MEHDIU***

## Literatura


- *Al-Muntehab fî tefsîri-l-Kur'ani-l-Kerîm,* at-tabatu-l-hâmise, al Kahire, 1975. (Lexhnetu-l-Kur'an vessunneti).
- *Al-Mu'xhemu-l-Vesît, 1,2,* "Daru-l-Mearif bi Misr, 1972 (1392 h.).
- **Abdulah Škaljić,** *Turcizmi u srpskohrvatskom jeziku,* Sarjevo, 1973. ("Svjetlost" - treće izdanje).
- *Arabsko - ruskii slovar,* Moskva, 1962, Sastavil prof. **H.K. Baranov.**
- **Dr. Ahmed Shelebi,** *Târîhu-t-teshri il-islâmî ve târîhinnadhmi-l-kadaijjeti Fi-l-islâm,* al-Kahire, 1976.
- **Fet-hu-l-Bâri, bisherhi Sahîhi-l-Buhâri,** *al-xhuz'uth-thani, al-xhuz uththalith, "Dâru-l-ma'rife"* Bejrut, s.a.
- *Fjalor serbokroatisht-shqip* (grup autorësh) Prishtinë, 1986. (bot. Instituti Albanologjik i Prishtinës).
- *Fjalor i gjuhës shqipe,* Tiranë, 1954 (Rilindja, Prishtinë, 1965).
- *Islam Ansiklopedisi,* 2. cilt, Istanbul, 1961.
- **Ibn Hisham,** *assîretunnebevijje,* 1-4, Al-Kahire, 1974.
- *Kur'an-i,* përktheu **Feti Mehdiu,** Prishtinë 1985.
- *Kitabu rijadi-s-salihîn min kelâmi Sejjidi-l-murselîn,* el-Kahire (Mektebetu-l-gjumhûrijjeti-l-arabijjeti) s.a.
- *Fjalor i gjuhës së sotme shqipe,* 1,2, Prishtinë, 1981 (ribotoi "Rilindja") sipas botimit te Akademisë së Shkencave të RPSSH Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë-Tiranë).
- **Nerkez Smailagić,** *Leksikon Islama,* Sarajevo, 1990 (I.K."Svjetlost")
- **Sahihu-Ebi Abdil-lah al-Buhâri,** *al-xhuz'uththani,* "Mektebetu-l-gjumhûrijjeti-l-arabijjeti" Al-Kahire, s.a.
- *Sahîh-i Buhâri muhtasari Tecrid-i Sarih tercemesi ve Şerhi,* dördüncü cilt, (sekizinci baski) Ankara, 1985, Mütercimi ve Sarihi **Kâmil Miras.**
- *Sahîh-i Buhâri, tecrîd-i Sarih Muhtasari,* cild 2, Mütercimi **Konyali Mehmet Vehbi;** Bab-i Ali; 1966.
- *Sahihul-Buhari, Buharijina zbirka hadisa,* druga knjiga, Prijedor, 1975, prijevod i komentar **Hasan Škapur.**
- **Teufik Muftić,** *Arapsko-srpskohrvatski rječnik,* 1-2, Sarajevo, 1973 (Udruženje Ilmije u SRBiH - Sarajevo.
- *Tefsîru-l-Xhelâlejn bihamishi-l-Kur'ani-l-Kerîm, Bejrut, 1987 (1407 h) (Kaddeme lehu* **Shejh Abdulkadr al-Arnavut**).

## Përmbajtja:

